Titulli i origjinalit turqisht:

Rahmet Peygamberi'nden
RAHMET ESİNTİLERİ
ve KUR'ÂN MÛCİZESİ

E përktheu nga origjinali:
Mithat Hoxha
Stamboll, nëntor 2007

PROGRESI BOTIME
Progresi Sh.p.k

Adresa:L: Vasil Shanto Rr: Çajupi
Shkodër / Shqipëri
Tel: +355 69 20 76 768
Design: Bledar Xama

# PARATHENIE

*Lavdëruar dhe falenderuar qoftë Allahu i Lartë e i Shenjtë që na e ka mundësuar neve, robve të Tij të dobët, të përjetojmë gëzimin dhe kënaqësinë e besimit!*

*Lusim që Allahu ta rrethojë gjithmonë me paqen dhe mëshirën e vet Krenarinë e Përjetshme të Gjithësisë, Profetin Muhammed (s.a.s.), i cili, duke e shpëtuar njerëzimin nga errësira sterrë e injorancës dhe herezisë, është bërë pretekst që njerëzimi të nderohet me dritën e diturisë, kulturës dhe besimit!*

Shkaku themelor i përpjekjes sonë për ta shprehur jetën shembullore e të zgjedhur të të Dërguarit të Allahut qoftë edhe brenda kufijve të ngushtë të rreshtave, ka qenë gjetja e mundësisë për t'u ofruar një rreze drite nga fryma shpirtërore e Tij zemrave të turbulluara, të lodhura e të drobitura në ditët tona, kur njerëzimi i nënshtruar përgjithësisht ndaj materies dhe forcës, po jeton nën sundimin e egos, dëshirave dhe pasioneve të ulta! Veç kësaj, ka qenë dëshira për të mund të marrë pjesë nga virtytshmëria dhe përkryershmëria e Profetit tonë të dashur, të cilin e kanë përshëndetur edhe drurët dhe gurët, të cilin e kanë lartësuar Krijuesi i Lartë i Gjithësisë së bashku me engjëjt e Tij të panumërt, duke e përshëndetur me **salat dhe selam**, pra, duke u lutur për paqe e mëshirë për të!

Njëra prej enigmave të evenimentit ***dashuri*** që është shkaku i ekzistencës së gjithësisë, është hyrja e dashuruesit në rrugën e tjetërsimit thelbësor me anë të shndërrimeve në tipare sipas tipareve të të dashuruarit. Pavarësisht se në ç'masë janë mundësia dhe kapaciteti i dashuruesit, është e padiskutueshme se ***dashuria*** jep një rezultat në çfarëdo niveli sasior e cilësor sipas vlerave sublime të subjektit ose objektit për kah i cili priret!

Tërë njerëzimi është nevojtar për pretekstualitetin dhe ndërmjetësimin[1] e Profetit. Edhe mundësia për ta konceptuar në mënyrë të për-

1 Në origjinal, përkatësisht: **tevessul** (*arab.*), çdo lloj rruge dhe mjeti që e afron robin në qëllimin dhe synimin e krijimit të vet, është një **pretekst** (vesile) dhe kapja pas këtyre preteksteve për t'iu afruar Allahut, është emërtuar **pretekstu-**

kryer të vërtetën e tij me anë të aftësisë njohëse njerëzore, edhe mundësia për ta shpjeguar me anë të fjalëve këtë konceptim të arritur, është e pamundur. Në të vërtetë, deklarimi mbi entitetin e Tij të lartë nuk ka mundësi tjetër veç mbylljes në pafundësinë e heshtjes! Ndërkaq që në përshkrimin e jetës së Tij të shquar, gjuhët paraqiten absolutisht të dobëta e të paafta, edhe shprehja jonë e reflektuar nga zemra jonë, në gjuhën tonë, është vetëm e vetëm sa një pikë uji në krahasim me detin! Pavarësisht nga gjithçka, çdo gjë që flet për Të dhe që na e kujton Atë, ka një realitet më vete, një frymë shpirtërore më vete, një poetikë më vete dhe një hijeshi më vete! Një mijë e një ornamente dhe rrjedha të fuqisë hyjnore në gjithësi janë një asociacion, një jehonë dhe një buzëqeshje prej dritës dhe bukurisë sublime të Tij!

Në këtë veprën tonë që, me favorin e Zotit, ka patur fatin e lumtur të arrijë disa botime, u përpoqëm të paraqesim sipas mundësive tona të njohjes, përballimit dhe kapacitetit që kemi, edhe një kapitull nga mrekullitë kur'anore të cilat, duke vazhduar gjer në kiamet, do t'i ndriçojnë zemrat, nga mrekullitë e Kur'anit që ka qenë dhe mbetet pishtari orientues i rrugës së drejtë i Profetit tonë, Krenarisë së Gjithësisë (*sal'lallahu alejhi ve sel'lem* – paqja dhe mëshira e Allahut qofshin mbi Të!). Kur'ani i Shenjtë i cili, me urtësitë dhe të vërtetat e tij të pafundme, i ndriçon zemrat besimtare dhe e thellon meditimin, është një mrekulli hyjnore, ndaj së cilës janë dhe do të jenë nevojtare për mbështetje dhe vërtetim edhe të gjitha zbulimet shkencore që do të bëhen gjer në kiamet. Nisur nga kjo, në këtë ribotim të veprës sonë, nën dritën edhe të zbulimeve të reja të bëra në shekullin tonë, bëmë disa shtesa mbi shumë urtësi për të cilat aludohet ose theksohet në ajetet e Kur'anit.

Veç kësaj, në këtë ribotim, me anë të një sërë korrekturash, thjeshtimesh, shtesash të reja dhe shpjegimesh, bëmë disa parashtrime e spostime brenda temave dhe çështjeve. Me këtë rast, falenderojmë studiuesin Dr. Murat KAJA dhe nxënësit tanë të tjerë që kontribuan në korrekturën dhe zgjerimin e kësaj vepre dhe i lutemi Zotit që përpjekjet e tyre të sinqerta t'u bëhen sadaka xharije, mirësi me veprim të përhershëm.

**alitet** (tevessul) – shih O.N.TOPBASH, *Tasavvufi ose mistika islame nga besimi në mirësi*, përkthimi shqip nga M. Hoxha, kapitulli "Disa çështje mistike", kreu "A. Pretekstualiteti (Tevessul)"; **shefaat** (*arab.*), pozitë e premtuar nga Allahu Profetit Muhammed, ndërmjetësim pranë Zotit për falje për një person ose bashkësi. Përkthyesi. Për t'u dalluar nga ato të autorit, shënimet e përkthyesit janë në çdo rast të theksuara si të tilla.

**Lexues i dashur!**

Duket sikur pothuaj s'ka mbetur asgjë nga mrekullitë si dhe parimet e sjella prej profetëve të kaluar dhe të përcjella gjer në ditët tona. Kurse mrekullia kur'anore do të mbetet gjer në kiamet si një favor i posaçëm për ummetin, bashkësinë e lumtur të Profetit Muhammed (s.a.s.).

Kjo dhunti hyjnore[2] na kujton neve rëndësinë e njohjes dhe adhurimit të Allahut si Zoti i vetëm i gjithësisë, si dhe lartësinë sublime të dhuntive, në përgjithësi, për të cilat jemi konsideruar të merituar!

Ashtu siç mbahet dhe ruhet teksti i nderuar i Kur'anit në vende të larta e të zgjedhura, edhe Zoti na e qëndistë atë amanet të lartë në zemër që e kemi pozitën më të lartë të ndjeshmërisë, dhe na e bëftë burim shërimi e shëndeti për shpirtin, pretekst shpëtimi të jetës sonë në këtë botë e pas ringjalljes!

Çdo farë jep produkt pavarësisht nga embrioni i saj si dhe në vartësi të kapacitetit të tokës ku mbin dhe bleron. Edhe në zemrën tonë, po qe se *"Frymëra mëshire"* kaq ka mundur të hedhë shtat në njohjen dhe shprehjen e të vërtetave profetike dhe ka mbetur shtatshkurtër, të metën ia dedikojmë vetes. Por s'ka gjë; sado e metë dhe e mangët, këtë vepër të marrë në dorë për ta shkruar me lutjen që të na bëhet ndihmëtare në dashurinë ndaj të Dërguarit të Allahut, Zoti na e bëftë trëndafilishte dhe burim frymëzimi e begatie të zemrave!

Ç'lumturi për ata besimtarë që ia japin zemrën **Allahut** dhe të **të Dërguarit** dhe ushqejnë dashuri për ta, si dhe që munden ta mbajnë këtë dashuri mbi të gjitha dashuritë!

Edhe ne, duke u lutur vazhdimisht për paqe e mëshirë për të Dërguarin e Allahut, le ta forcojmë lidhjen shpirtërore me të! Sepse në ditën më të frikshme jemi nevojtarë për pretekstin dhe ndërmjetësimin e tij…

**Zoti i Lartë pastë mirësinë për të na e mundësuar një pjesë sublime zemrave nga klima ideore e Hz. Muhammedit (s.a.s.) i cili është udhëzuesi i vetëm i udhës së drejtë, sirati mustakim, për të na spërkatur pika vese frymëzimi e begatie zemrave nga fryma shpirtërore e gjerë e Tij! Zemrat na u bëfshin mjedis i përjetshëm për dashurinë**

2 Dhuntia kur'anore së bashku me të gjitha repekursionet konstruktive dhe sht - tëse drejt së vërtetës absolute që çojnë në lumturinë e të dy botëve. Përkthyesi.

**ndaj Allahut dhe Profetit! Zoti na bëftë të gjithëve të merituarit e shefaatit të madh të Profetit!**

**Amin, ashtu qoftë!**

**Të përgjërohemi, o i Dërguari i Allahut!**

**Na eja në ndihmë, o i Dërguari i Allahut!**

**Ndërmjetëso për shpëtimin tonë, o i Dërguari i Allahut!**

**Osman Nuri TOPBASH**
**Dhjetor, 2007**
**YSKYDAR**

# *Jeta model e pashembullt e Profetit të mëshirës*




*"Ne të dërguam ty (Muhamed)*
*vetëm si mëshirë për të gjithë krijesat."*
*(el-Enbija, 107)*

# KRENARIA E GJITHESISE
*- paqja dhe mëshira e Allahut qofshin mbi të! -*
# E NDERON BOTEN ME ARDHJEN E TIJ

*Salavat*[3] ***Muhammed Mustafait**, zotërisë së të dy botëve!*[4]

*Salavat **Muhammed Mustafait**, profetit të njerëzve e xhindve!*[5]

*Salavat **Muhammed Mustafait**, imamit të dy qyteteve të shenjtë!*[6]

*Salavat **Muhammed Mustafait**, gjyshit të dy Hasanëve!*[7]

اَللّٰهُمَّ صَلِّ عَلَى مُحَمَّدٍ وَ عَلَى آلِهِ وَ صَحْبِهِ وَ بَارِكْ وَ سَلِّمْ

(Allahumme sal'li alá Muhammedin ve alá álihi ve sahbihi ve bárik ve sel'lim!)[8]

❀

Allahu Famëmadh që e ka rrethuar gjithësinë me mëshirën e Tij hyjnore, i ka favorizuar njeriut, veprës më të përsosur të kësaj mëshire, të jetë maja e hierarkisë së qenieve dhe e ka pajisur atë me një sërë cilësish që do ta bënin të denjë për këtë pozitë.

Ndërkaq, edhe këto favore hyjnore, si arsyeja, aftësia perceptuese, njohëse e konceptuese, nuk janë të mjaftueshme që njeriu të mund të

3 Kështu në origjinal. Fjala **salavat** (arab). që është edhe term, për ç'shkak ne po e lëmë siç është, do të thotë *lutje për paqe e mëshirë*. Në kontekstin e mësipërm, fjalia e filluar me këtë fjalë, do të thotë: "Paqe e mëshirë (nga Zoti) Muhammed Mustafait…". Përkthyesi.

4 Në origjinal: Sejjidul Kevnejn. Përkthyesi.

5 Në origjinal: Resulu Thekalejn. Përkthyesi.

6 Në origjinal: Imamu Haramejn; haramejn: dy qytetet e bekuara, të paprekshme (haram), Meka dhe Medina. Përkthyesi.

7 Në origjinal: Xheddul Hasenejn; Hasenejn: dy Hasanët, nipërit e Profetit, Has - ni dhe Hyseni. Përkthyesi.

8 "Allahu im! Rrethoji me paqen dhe mëshirën Tënde dhe bekoji Muhammedin, familjen dhe shokët e tij!" Është në etikën islame që kjo lutje të thuhet në raste të posaçme kur përmendet Profeti Muhammed. Përkthyesi.

arrijë të vërtetën e lartë me kuptimin e vërtetë të fjalës, domethënë, që të mund të bëhet kompetent në gradë të konsideruar të pranueshme në lartësinë e Allahut. Eshtë për këtë arsye që, si shtesë ndaj këtyre dhuntive, Zoti ynë e ka përkryer, me anë të dërgimit të profetëve, ndihmën e Tij për njeriun në rrugën për t'u bërë "konfident i Allahut"[9]. Dhe kulmi i kësaj ndihme të përkryer është Drita Muhammediane e para në krijim dhe e fundit në dërgimin në botën njerëzore, si dhe personifikimi i saj i dhuruar botës sonë, profeti i kohës së fundit, Hz. Muhammed Mustafai (s.a.s.)!

Profeti Muhammed (s.a.s.), shkaku dhe maja e zinxhirit të qenieve e ka nderuar botën tonë duke zbritur në universin e dukshëm pak para se të agojë dita e hënë 12 rebiulevvel që përkon me datën 20 prill 571 e.r.

Eshtë një e vërtetë e njohur se gjëja e parë e krijuar është drita e tij. Të gjitha qeniet janë krijuar për nder të kësaj drite.

Me nderimin e botës prej tij, mëshira e Allahut shpërtheu mbi këtë gjithësi. Mëngjeset dhe mbrëmjet pothuaj ndërruan ngjyrë. Ndjenjat fituan thellësi. Fjalët, bisedat, shijet fituan gjerësi. Çdo gjë fitoi një kuptim të ri, një delikatesë të re. Idhujt u lëkundën dhe u shembën. Në pallatet e Medainit, qendër banimi e Kisrave persianë shtyllat dhe kullat u shembën, kurse liqeni Save[10] u tha si baltovinë dhune.[11] Zemrat u mbushën me begati.

Kjo shfaqje e realizuar në kohën dhe hapësirën e kësaj bote, ishte begatia e parë e shfaqjes së Profetit të Fundit.

Siç na njoftojnë burimet bibliografike, njëra prej mëndeshave të Profetit ka qenë e lumtura zonja Thuvejbe, ish skllavja dhe shërbëtorja e Ebu Lehebit, armikut të Profetit.

Kur Thuvejbe i dha Ebu Lehebit lajmin e gëzuar të lindjes së të nipit, Ebu Lehebi i dha lirinë asaj vetëm për shkak të gëzimit që kishte burim lidhjen e gjakut. Edhe vetëm ky gëzim i shkaktuar nga kjo afërsi gjaku, madje, pati mjaftuar që Ebu Lehebit netëve të hëna t'i lehtësoheshin dhimbjet!

---

9 Në origjinal: Vasil-i Il'lallah. Përkthyesi.

10 Save ka qenë një liqen mes Hemdanit dhe Kumit, 125 km. në jugperëndim të Teheranit. Kur uji u tërhoq, në vend të tij u ngrit qyteti Save.

11 Shih. Ibni Kethir, *el-Bidaje*, II, 273.

Lidhur me këtë ngjarje, më vonë, i vëllai Abbas (r.a.) tregon kështu:

Një vit pas vdekjes, e pashë Ebu Lehebin në ëndërr. Ndodhej në një gjendje të keqe!

"Si të kanë trajtuar?" – E pyeta.

Ebu Lehebi m'u përgjigj:

"Meqë e pata liruar Thuvejben duke u gëzuar për lindjen e Muhammedit, ditët e hëna vuajtja më lehtësohet pak. Atë ditë freskohem me ujin që më del nga kjo vrimë e vogël mes gishtit të madh dhe gishtit tregues!" (Ibni Kethir, *el-Bidaje*, II, 277; Ibn-i Sa'd, I, 108, 125)

**Ibni Xheziri** thotë kështu:

"Duhet menduar se, po qe se Zoti i bën favore të tilla një qafiri si Ebu Lehebi, kush e di se ç'dhuntira i fal, se ç'favore dhe dhurata i bën për respekt të të Dërguarit të Allahut (s.a.s.) një besimtari i cili e gdhin natën e lindjes së Profetit me ziqër dhe adhurime.

Atëherë, besimtarëve u ka hije që ta kalojnë ditën e lindjes së të Dërguarit të Allahut (s.a.s.) duke u dhënë ndihma të ndryshme të varfërve. Ata që veprojnë kështu, shpëtojnë atë vit prej të këqijave dhe, po të kenë dëshira, u plotësohen!" (Kastalani, *Mevahib-i Ledunnije*, I, 39)

Pra, gjatë muajit të lindjes së të Dërguarit të Allahut, besimtarët të bëjnë me shumicë biseda shpirtërore për ta freskuar frymëzimin, të japin gosti për ummetin, bashkësinë, me qëllim për të përfituar nga atmosfera shpirtërore e këtij muaji të bekuar duke i hapur zemrat dhe sofrat për hir të dashurisë për Krenarinë e Përjetshme të Gjithësisë, t'i gëzojnë zemrat e dëshpëruara duke u bërë mirësi të ndryshme të varfërve, të vetmuarve, jetimëve, të sëmurëve, dhe të organizojnë këndime Kur'ani.

I ati i nderuar i Dritës së Ekzistencës pati shkuar në Damask për tregti dhe, në kthim, qe sëmurë në Medinë dhe pati vdekur dy muaj para kësaj lindjeje të shenjtë.

Fëmija i bekuar, ashtu siç e kërkonin zakonet dhe traditat arabe, në përputhje me kushtet klimatike, qëndroi gjer më katër vjeç pranë mëndeshës, gruas fatlume Halime.

Kur qe gjashtë vjeç, nëna Hz. Amine, e shoqëruar nga skllavja e të shoqit, Ummu Ejmen, e çoi Krenarinë e Gjithësisë në Medinë për ta vizituar varrin e të atit, Hz. Abdullah. Në këtë mes, Hz. Amine u sëmur dhe vdiq në rrugë në vendin e quajtur Ebva ku dhe u varros.

Poeti e këndon kështu këtë:

*O ti e vdekur që shtrihesh në Ebva,*
*Në bahçen tënde çeli*
*Më i bukuri i botës trëndafili...*

I mbetur, kështu, jetim edhe për nënë, Drita e Qenies u kthye në Mekë së bashku me Ummu Ejmenin. Tashmë ndodhej pranë të gjyshit. Por kur qe tetë vjeç, i vdiq edhe i gjyshi Abdylmuttalib. Pastaj atë e mori i ungji Ebu Talib, i cili e mbrojti në mënyrë vetëmohuese. Por pikërisht atëherë kur Profeti ynë (a.s.v.s.) filloi detyrën e kumtimit profetik dhe qe më shumë se kurrë nevojtar për mbrojtje, edhe ky ungj vetëmohues i vdiq. Në këtë mënyrë, të gjitha mbështetjet formale e të përkohshme morën fund. Pas kësaj, kujdestari, mbrojtësi dhe edukuesi i tij mbeti vetëm Zoti i tij.

Në të njëjtën kohë, mbështetjet formale e të përkohshme të dukura në periudhën më të dobët të jetës së profetit të ardhshëm, ngriheshin vetëm mbi urtësinë që ai, me të gjitha qëndrimet dhe sjelljet e tij, të bëhej për njerëzimin një shembull i përsosur dhe mundësisht i imitueshëm.

Fëmijëria dhe rinia e tij prej bonjaku kalonte nëpër një pastërti morale dhe një nivel sublim që ishte shprehje e denjësisë për një të ardhme të shkëlqyer.

### Martesa

Kur arriti moshën njëzetepesëvjeçare, Hz. Muhammedi u martua me një nga personalitetet femërore fisnike Kurejshe, Hz. Hatixhe (r.anha). Me pasurinë dhe jetën e saj, zonja fisnike Hz. Hatixhe u bë për të një burim i ri force. Nëna jonë Hatixhe ishte pesëmbëdhjetë vjeçe më e madhe se Drita e Qenies, grua e vejë dhe me fëmijë. Me të, Hz. Muhammedi (s.a.s.) kaloi një jetë moralisht të pastër dhe model për njerëzimin. Kur Profeti, tejet i shqetësuar për çka i kishin ndodhur në malin Hira, e pati pyetur Hz. Hatixhenë se *kush kishte për ta besuar kur*

*të fliste*, ajo bashkëshorte e bekuar i qe përgjigjur zotërisë së saj, Dritës së Qenies:

*"Kurrë mos ki frikë! Vallahi, Allahu i Lartë kurrë nuk ka për të turpëruar ty! Sepse ti e mbron të afërmin, thua të drejtën, merr përsipër barrën e të dobëtit, e ushqen të varfërin, u fiton të tjerëve atë që s'mund t'ua fitojë e t'ua japë askush. Ti e gostit mikun e vizitorin dhe i ndihmon njerëzit në rrugën e të vërtetës. Ti e respekton amanetin. Morali yt është shumë i bukur!"* Kështu, ajo u bë njeriu i parë që e besoi, e vërtetoi dhe e mbështeti atë! (Buhari, *Bedu'l-Vahj*, 1; Muslim, *Iman*, 252; Ibni Sa'd, I, 195)

Profeti, Hz. Muhammedi (s.a.s.), kurrë nuk e harroi thellësinë, delikatesën dhe bukurinë shpirtërore të saj. Pas vdekjes së Hz. Hatixhesë, sa herë që të therte ndonjë kurban, ai do t'u çonte gjithmonë pjesë edhe të afërmve të saj.[12] Me çdo gjë të saj, ajo do të vazhdonte të mbetej për Profetin një kujtim i shenjtë e i paharruar!

24 vjetët e parë të jetës martesore të Hz. Muhammedit, që përkojnë me kohën më të bukur të rinisë dhe burrërisë së tij, kanë kaluar vetëm me Hz. Hatixhenë (r.anha). Kurse martesat e tjera të mëpasme u ngritën plotësisht mbi synime islame e politike. Shumica e atyre grave qenë më të mëdha në moshë se ai dhe të veja. E vetmja vajzë e re dhe virgjëreshë mes tyre qe Hz. Aisheja (r.anha). Edhe shkaku i kësaj martese qe çështja e qartësimit dhe fiksimit të statusit juridiko-fetar të grave të martuara.

Me të vërtetë, me zgjuarsinë e saj, Hz. Aisheja (r.anha) i pati konceptuar në formën më të përsosur çështjet juridiko-fetare që i përkisnin femrës; me njohuritë e veta dhe me përvojën e vet, i pati orientuar, pas vdekjes së Profetit (s.a.s.), për vite të tëra femrat muslimane si dhe pati ngritur një nga themelet më të shëndosha të së drejtës juridiko-fetare islame. Në fakt, vetë Profeti (s.a.s.) pati porositur kështu duke e theksuar këtë të vërtetë:

*"Gjysmën e fesë mësojeni nga Aisheja!"*[13]

Një urtësi tjetër e kësaj martese qe edhe dëshira për ta forcuar me lidhje krushqie[14] afërsinë me Hz. Ebu Bekrin (r.a.) të cilësuar në shpellën Thevr si **"i dyti i të dyve"**[15].

12 Buhari, *Menakibu'l-Ensar*, 20; Muslim, *Fedailu's-Sahabe*, 74-76.

13 Dejlemi, II, 165/2828.

14 Në origjinal, termi **sihrijet** (arab.), farefisni mbi bazën e martesës (krushqisë). Përkthyesi.

15 Shih. et-Tevbe, 40.

Vetëm njeriu i kulturuar e i ndërgjegjshëm, i pajisur me logjikën e besimit, mund ta kuptojë dhe ta miratojë faktin se këto martesa ishin rrjedhojë e synimeve dhe urtësive të mëdha![16]

Po qe se shkaku i këtyre martesave do të ishte epshi, ashtu siç pretendojnë ata që e trajtojnë këtë çështje me pasion armiqësor të sëmurë, i Dërguari i Allahut (s.a.s.) nuk do ta kalonte kohën më të bukur të rinisë dhe pjekurisë me një grua pesëmbëdhjetë vjeçe më të madhe, të vejë e me fëmijë!

Mendjet e varfra e mëngjarashe që janë mësuar ta shohin martesën vetëm nga këndvështrimi i epshit, janë të paafta për ta kapur këtë të vërtetë. Konkluzionet e padrejta dhe trashanike të atyre që e kanë të mbushur mendjen dhe zemrën me prirje dhe përfytyrime egoiste e sensualiste, janë reflektim i botës së tyre të errët.

**Hira dhe vahji ose revelacioni i parë hyjnor**

Pasi shkaku i ekzistencës së gjithësisë kaloi një rini të pastër dhe një jetë familjare të lartë, në moshën dyzetvjeçare meritoi gradën e profetësisë. Gjashtë muaj para se të mbushte të dyzetat, fuqia hyjnore hapi për të në shpellën Hira një shkollë hyjnore.

Në këtë shkollë praktike dhe frymëzimi ku mësimi hyjnor u zhvillua fshehurazi, ai mori mësime me karakter të përkohshëm dhe të përhershëm. Më në fund, në moshën dyzet vjeç, me argumentin e parë hyjnor të zbritur atij, iu dha kompetenca e orientimit dhe akt-vërtetimi i profetësisë:

“**Lexo me emrin e Zotit tënd që të ka krijuar!**”[17]

Periudha e parë gjashtëmujore e kësaj dhënieje ka kaluar në formën e “ëndrrave besnike” sipas aspektit të mundshëm për t’u rrokur me mendjen tonë.

Enigma dhe urtësia e Hira-s i përngjet aventurës së farës nën tokë, ndërkaq që ai mjedis i bekuar është një mjedis formësimi që do të mbetet përjetësisht i fshehtë për njerëzimin. Faktorët që e çuan aty Profetin

16 Në lidhje me këtë specifikë, shih edhe Osman Nuri TOPBASH, *Hazret-i Muha - med Mustafa – sallallahu aleyhi ve sellem-*. I. 130-140. Shih edhe përkthimin shqip të kësaj vepre nga M. Hoxha, me titull *“Hz. Muhammed Mustafa 1-2”*.

17 el-Alak, 1.

(s.a.s.), qenë, në pamje të jashtme, vuajtja dhe dhimbja e ndjerë në zemër për shkak të perversitetit dhe mjerimit ku pati rënë populli si dhe mëshira e tij gjithëpërfshirëse. Kurse, në të vërtetë, ajo që e çoi atë atje, ishte periudha përgatitore që do të bënte të mundur që Kur'ani, pishtari i përjetshëm i njerëzimit, të kalonte nga lartësia hyjnore për në njohjen njerëzore me ndërmjetësimin e zemrës së pastër muhammediane. Kjo qe skenë e një harku që i përngjet shkarkimit në tokë të një rryme elektrike me tension të lartë. Pra edhe mbetja fshehtë e saj mes Allahut dhe njeriut të dashur për Të, kërkonte që ajo të zhvillohej në një shpellë, larg syve të njerëzve.

Periudha e Hiras ishte stina kur, në lidhje me bartjen e barrës së rëndë të bashkëbiseduesit të komunikimit hyjnor, të pamundur për njerëzit e zakonshëm, dolën në dukje mundësitë dhe kapacitetet e fshehta të favorizuara nga Zoti në procesin e krijimit. Krejt si kthimi në çelik i hekurit të papërpunuar duke u mbështetur në kapacitetet esenciale të tij... Sepse nuk mund të përfytyrohet ndonjë aftësi njohëse e konceptuese që do të mund të arrinte në kufirin e kësaj enigme.

Ata që nuk janë të aftë për të parë në këtë botë fshehtësie nga dritarja e zemrës, janë tufa e të pafatëve të grumbulluar nën flamurin ngjyrëkatrani të Ebu Xhehlit dhe Ebu Lehebit.

## Hixhreti dhe Thevri

Pas trembëdhjetë vjetësh lufte e përpjekjesh në Mekë për orientimin e njerëzve në rrugën e së vërtetës, Profetit iu tregua një shpellë e dytë. Kjo ishte shpella Thevr ndanë udhës së hixhretit, emigrimit për çështjen e fesë. Kjo shpellë nuk qe për mësim; ajo qe shkolla për rrokjen e të fshehtës hyjnore dhe e zhvillimit të ndjenjës.

Bujtja aty zgjati tri ditë e tri net. Profeti nuk ishte vetëm. Atë e shoqëronte Hz. Ebu Bekri, njeriu më i çmuar i gjithësisë pas profetëve. Hz. Ebu Bekri kishte arritur vlerën dhe kishte merituar nderin për ta shoqëruar atë në atë shpellë për tri ditë e tri net. Sipas shprehjes së Kur'anit, ai qe bërë "**i dyti ndër të dy**". Drita e Qenies i pati thënë atij në shpellë kështu:

"**Mos u dëshpëro, Allahu është me ne!**" (et-Tebve, 40)

Duke iu shprehur kështu, Profeti i sugjeronte cilësinë e situatës se, në të njëjtën kohë, ai ndodhej aty së bashku me Allahun. Ky ishte fillimi i mësimit të zikrit të fshehtë dhe arritjes së ngopjes së zemrave duke iu hapur Allahut.

Kështu, pra, shpella Thevr është bërë mjedisi i fillimit të edukimit themelor afektiv që e çon robin nga hapësira e pafundme e enigmës, në bashkimin hyjnor, si dhe etapa e parë e këtij udhëtimi hyjnor.

Fakti që Hz. Muhammedi (s.a.s.) ia zbuloi ummetit, bashkësisë së vet enigmën e botës së zemrës, e cila është burim drite, nisi për herë të parë me Hz. Ebu Bekrin (r.a.) në këtë shpellë dhe, kështu, u bë hallka e parë e Vargut të Artë[18], skaji i të cilit do të zgjatet gjer në kiamet.

Besimi e ka marrë forcën te dashuria dhe afërsia ndaj Zotit. Motivi themelor i të gjitha udhëtimeve sublime është dashuria dhe afërsia ndaj Tij dhe rruga e vetme për të arritur gjer te Individualiteti Hyjnor është finalizuar me dashurinë dhe afërsinë ndaj Tij. Sepse kushti i dashurisë, ligji i pasionit, është afërsia e ndjerë ndaj të dashurit dhe, për rrjedhojë, ndjenja e pëlqimit dhe dashurisë edhe për gjërat që pëlqen dhe do i dashuri. Ne e kemi të pamundur ta rrokim këtë dashuri dhe afërsi hyjnore me aftësinë tonë njohëse të trashë e mëngjarashe.

Ndërkaq, jemi të mendimit se tregimi i mëposhtëm do të ndikojë mbi çdo zemër në raport me mundësinë dhe kapacitetin e vet.

Gjatë gjithë jetës, Hz. Ebu Bekri Besnik pati ndjerë një shije dhe kënaqësi të re pas çdo bisede të Profetit (s.a.s.) dhe, duke u bërë dëshmitar i shfaqjeve nga më të ndryshmet ngaqë ishte konfidenti më i drejtpërdrejtë i të fshehtës profetike si i merituar i shfaqjeve të ndryshme, pati ndjerë mall për të edhe duke qenë pranë tij.

Kështu, Profeti (s.a.s.) pati thënë:

*"Nga pasuria e askujt s'kam përfituar aq sa kam përfituar nga pasuria e Ebu Bekrit..."*

Para një pohimi dhe vlerësimi të tillë, Hz. Ebu Bekri (r.a.), me lot në sy, i qe përgjigjur:

18 Vargu i Artë i njerëzve të zgjedhur të emërtuar në terminologjinë përkatëse "meshajih" (miqtë e Allahut), të përkushtuar ndaj kauzës profetike të orientimit të njerëzimit në rrugën e drejtë qysh pas Profetit gjer në ditët tona dhe gjer në kiamet. Përkthyesi.

*"A nuk të përkasim vetëm ty unë dhe pasuria ime, o i Dërguari i Allahut?"* (Ibni Maxhe, Mukaddime, 11)

Me këto fjalë Hz. Ebu Bekri (r.a.) tregonte se i qe kushtuar me gjithçka të Dërguarit të Allahut (s.a.s.) duke e shkrirë veten për të. (Në tasavvuf ose misticizmin islam, kjo situatë është niveli i cilësuar si "fenâ fi'r-Rasûl", "humbje në Profetin"). Ai e pati shpenzuar tërë pasurinë në rrugën e Allahut dhe të të Dërguarit të Tij. Për më tepër, kur Hz. Muhammedi (s.a.s.) e pati inkurajuar të jepte sadaka, ai e pati sjellë para Profetit tërë pasurinë. Atëherë i Dërguari i Allahut e pati pyetur:

*"Po fëmijëve ç'u le, o Ebu Bekr?"*

Dhe Ebu Bekri i qe përgjigjur me një ekstazë të thellë besimi:

"Allahun dhe të Dërguarin e Tij! " (Ebu Davud, *Zekat*, 40/1678; Tirmidhi, *Menakib*, 16/3675)

Për të, Muavije Ebi Sufjan thotë kështu:

"Bota nuk e deshi Ebu Bekrin; as ai nuk e deshi botën..."

Ndërkaq, duhet bërë e qartë se fakti që Hz. Ebu Bekri (r.a.) e dha tërë pasurinë si sadaka dhe fakti që Profeti (s.a.s.) nuk e pengoi për këtë, përbën një situatë përjashtimore. Gjithashtu, Hz. Ebu Bekri dhe familja e tij kishin një durim të përsosur dhe ndjenjën e një nënshtrimi dhe dorëzimi të fuqishëm.

Ndihmësi, mbështetja, strehimi dhe banesa e përbashkët e këtyre dy udhëtarëve të vyer ishte Zoti i Lartë. Fatkeqët që vinin para shpellës nuk shihnin gjë tjetër veç një rrjete merimange. Siç thotë poeti,

*Merimanga nuk ishte as në ajër,*
*As në ujë e as në dhe...*
*Ajo ishte në syrin*
*Që Zotin dot s'e sheh!*[19]

Nën kujdesin dhe mbrojtjen hyjnore, këta dy udhëtarë të vyer arritën në vendin e quajtur Kuba në afërsi të Medinës. Vendi që priste me nxehtësi miqtë e shquar, zjente, njerëzia ishin në festë!

Fjalët prekëse të këngës **"Lindi hëna e re mbi ne"**[20] jehonin dallgë-dallgë nëpër qiell dhe i ngrinin peshë zemrat. Kalendari tregonte për-

19 Ârif Nihat Asya, *Duâlar ve Âminler*, İstanbul 1973, f. 122.
20 Në origjinal: **Talea'l-bedru aleynâ** (arab.). Përkthyesi.

sëri 12 rebiulevvel. Duke nisur nga ai çast, historia fillonte një **"kalendar hixhreti"** që indeksonte të gjitha ngjarjet që do të ndodhnin gjer në kiamet!

Pas asaj dite, Medina e Ndritshme u bë vendi ku Islami mori zhvillim dhe përparim, si dhe pasqyra e tij. Me këtë emigrim, fytyra e errët e mohimit u zbeh. Duke fituar një kuptim të lartë, Faltorja Profetike dhe Faltorja Kuba u bënë kujtime të shenjta të këtij emigrimi të bekuar, të cilat do të vazhdojnë të mbeten të tilla gjer në kiamet.

I Dërguari i Allahut (s.a.s.) i vëllazëroi ensarët, muslimanët medinas, me muhaxhirët, muslimanët mekas që emigruan tek ta nga Meka. Duke ua treguar vëllezërve muhaxhirë gjithë ç'kishin si pasuri, ensarët u thanë atyre: **"Ja, malli im, merre gjysmën, le të jetë e jotja!"**

Nga ana tjetër, edhe muhaxhirët, zemrat e të cilëve u shndërruan në thesare maturie, shpalosën pjekurinë për t'u thënë atyre:

"Malli dhe pasuria të qofshin të bekuara, o vëlla, ti mjafton të më tregosh mua rrugën e tregut!"[21]

Kështu u hodh themeli i një vëllazërie islame të paaritshme në sakrificën dhe vetëmohimin e vet!

Medina mori në histori pozitën e saj të pavdekshme dhe nderin e patjetërsueshëm. Në Medinë, ezanët, ramazanët, bajramet, zeqatet, luftërat, me një shfaqje krejt të veçantë e me një lartësi sublime krejt tjetër, u bënë model dhe ideal për ummetin, bashkësinë!

**Bedri, Uhudi dhe Hendeku**

Lufta e Bedrit përfundoi si fitorja e qëndresës së parë të besimit para mohimit. Afërsia fetare e zbriti në zero afërsinë e gjakut. Hz. Ebu Bekri (r.a.) u vu me shpatë ballëpërballë me të birin, Ebu Ubejde bin Xherrah (r.a.) me të atin, Hz. Hamzai (r.a.) me të vëllanë. Zoti i shtoi kësaj panorame të tmerrshme edhe ushtrinë e engjëjve. Edhe engjëjt që morën pjesë në këtë shpuzë emocioni të lartë, fituan vlerë ndaj engjëjve të tjerë.[22]

21 Shih. Buhari, Buju, 1.
22 Shih. Buhari, *Megazi*, 11.

Pas kësaj fitoreje madhështore, me qëllim që muslimanët të mos i përfshinte vetëkënaqësia, Zoti zbriti ajetin-argument të 17 të sures Enfal:

"(O i Dërguar!) **Ti nuk i vrave ata, po i vrau Allahu. Edhe kur gjuajte, nuk gjuajte ti, por Allahu. Dhe këtë, për t'i vënë në provë besimtarët. Pa dyshim, Allahu dëgjon dhe di!**"

Kurse lufta e Uhudit që pasoi fitoren e Bedrit, u ngjye me gjakun e Hz. Hamzait. Me të, numri i dëshmorëve u ngjit në shtatëdhjetë. Falja e namazit të dëshmorëve u bë në grupe me nga dhjetë, ku në secilin grup ndodhej edhe kufoma e Hz. Hamzait. Pas faljes, nëntë dëshmorët e falur varroseshin dhe silleshin nëntë të tjerë. Kështu, i Dërguari i Allahut (s.a.s.) e pati përsëritur disa herë namazin e xhaxhait, kryedëshmorit dhe njeriut më të dashur![23]

Ja, pra, të tilla pamje të tmerrshme hidhërimi shpaloseshin në luftën e Uhudit që erdhi pas fitores së Bedrit. Të gjitha faqet e hidhura e të ëmbla të jetës jetoheshin mes ndjenjës së madhe të adhurimit ndaj Zotit. Nënshtrimi, dorëzimi dhe pajtimi me kaderin ishin në kulm.

Në Uhud, i cili ishte një nga provat më të rënda për muslimanët, në një çast, politeistët iu afruan mjaft pranë të Dërguarit të Allahut (s.a.s.). Nga shigjetat dhe gurët me të cilët e qëllonin, Profetit iu thye një dhëmb i mesëm[24]. Balli i bekuar që u shpërndante dritë botëve, fytyra e trëndafiltë dhe buzët e bekuara që u përcillnin lajme përgëzuese mëshire tërë njerëzve, iu plagosën dhe nisën t'i rrjedhin gjak. Fytyra filloi t'i përgjakej.

Dy nga unazat metalike të parzmores iu ngulën të Dërguarit të Allahut (s.a.s.) në anën e sipërme të faqes. Profeti u rrëzua në njërën prej gropave që kishte hapur mëkatari Ebu Amr me qëllim që të binin muslimanët në to. Hz. Aliu (r.a.) e zuri të Dërguarin e Allahut (s.a.s.) për dore, Talha bin Ubejdullah e ngriti në këmbë dhe të dy e nxorën Profetin prej grope.[25]

Hz. Ebu Bekri (r.a.) tregon kështu:

23 Shih. Ibni Maxhe, *Xhenaiz*, 28.
24 Në origjinal: Rebaije (arab.). Përkthyesi.
25 Shih. Ibni Hisham, III, 26-27.

"Ditën e Uhudit, kur politeistët iu drejtuan të Dërguarit të Allahut (s.a.s.), unë ndodha i pari ndër ata që vrapuan pranë tij. Ndërkaq, pashë se pas meje dikush që pothuaj fluturonte si zog, përpiqej t'i shkonte pranë të Dërguarit të Allahut. Ai kishte qenë Ebu Ubejde bin Xherrah.

Kur pa se të Dërguarit të Allahut (s.a.s.) i qenë ngulur në tëmtha dy nga hallkat metalike të parzmores, Ebu Ubejde më shprehu dëshirën që t'i mbetej atij nderi për atë shërbim, duke më thënë:

"Të lutem shumë, për dashuri të Allahut, a po largohesh prej mes meje dhe të Dërguarit të Allahut? Më lejo t'ia heq unë të Dërguarit të Allahut unazat nga tëmthat!"

Për të mos e munduar të Dërguarin e Allahut (s.a.s.), unazën e ngulur nuk ia hoqi duke e kapur me duar, por me dhëmbë. Në këtë mes, edhe atij vetë iu thye një dhëmb. Pastaj e kontrolloi të Dërguarin e Allahut (s.a.s.) në faqen tjetër dhe më tha përsëri:

"Të lutem shumë, për dashuri të Allahut, a po largohesh prej mes meje dhe të Dërguarit të Allahut?"

Edhe unazën tjetër ia nxori duke e kapur me dhëmbët e përparëm dhe në atë mes iu thye edhe një dhëmb tjetër. Prandaj Ebu Ubejde bin Xherrah (r.a.) kishte dy dhëmbë mangët. (Vakidi, I, 246-247; Ibni Sa'd, III, 410; Hakim, III, 29/4215; Bejhaki, *Delailu'n-Nubuvve*, III, 263)

Në atë çast, të gjithë sahabet dhe engjëjt u mbuluan në zi të thellë. Ngjarjet që kishin ndodhur i kishin lënduar shumë. Sahabet i thanë Profetit:

"O i Dërguari i Allahut, a s'po i mallkon politeistët?"

Kurse i Dërguari Bujar (s.a.s.) u lut:

***"Allahu i Lartë s'më dërgoi si mallkimtar dhe fjalëkeq, përkundrazi, më dërgoi për t'i ftuar njerëzit te Zoti dhe si mëshirë! Allahu im, udhëzoje popullin tim se nuk dinë!"*** (Bejhaki, *Shuab*, II, 164; Kadi Ijadh, *esh-Shifa*, I, 95. Shih. Muslim, *Birr*, 87; Hejthemi, VI, 117; Ibni Hibban, III, 254/973)

Lidhur me moralin e lartë të papërshkrueshëm të Profetit tonë, të Dërguarit të Allahut (s.a.s.), Hz. Omeri (r.a.) është shprehur kështu në elegjinë[26] e tij:

*"Nënë e babë t'u bëfshin fli, o i Dërguari i Allahut!*

26 Në origjinal: **mersije** (arab.) poezi lirike vajtimi e quajtur elegji. Përkthyesi.

*Nuhu (a.s.) e pati mallkuar kështu popullin e tij:*

***"Zoti im, mos lër askënd nga mohuesit mbi tokë!"***[27]

*Po qe se edhe ti do të na mallkoje kështu, ne do të ishim shkatërruar të gjithë, gjer te njeriu i fundit!*

*Ty të shtypën shpinën, fytyra t'u përgjak, dhëmbi t'u thye, por, megjithatë, ti nuk fole veçse për të mirë! Vetëm u lute:*

*"Allahu im, fale popullin tim se nuk dinë!"* (Kadi Ijadh, *esh-Shifa*, I, 95)

Ja, të tilla skena që të tërheqin vëmendjen qenë zhvilluar në luftën e Uhudit, provës së vështirë së besimtarëve!

Në Bedër, sahabet qenë të lidhur pa kushte pas të Dërguarit të Allahut. Dhe i thoshin atij:

"O i Dërguari i Allahut! Ne të besuam ty, treguam bindje me sinqeritet se Kur'ani që solle ti nga ana e Zotit, është i vërtetë dhe lidhëm besën për të t'u bindur e për të të ndjekur pa lëkundje. Ti vepro si të dëshirosh, na jep urdhër dhe ne do të jemi me ty. Për hir të Allahut që të ka dërguar ty, po të hidhesh në det, edhe ne do të hidhemi bashkë me ty, pa mbetur askush pas!.."[28]

Kurse në Uhud, një çast lëkundjeje për ta çuar në vend urdhrin e të Dërguarit të Allahut (s.a.s.) dhe një prirje e shkurtër ndaj mallit të kësaj bote e ndërruan fatin e luftës; u shfaq paralajmërimi hyjnor që shkaktoi ndërprerjen e fitores.

Për shkak të të gjitha këtyre shfaqjeve të përjetuara, Uhudi fitoi një vlerë të veçantë në zemrën e të Dërguarit të Allahut (s.a.s.). Ai i pati vizituar paprerë gjer në fund të jetës Uhudin dhe dëshmorët e Uhudit. Kohë pas kohe ai thoshte:

*"Ne e duam Uhudin dhe Uhudi na do ne!.."*[29]

Uhudi si ekspozitë dëshmorësh, i bekuar me shprehje të tilla si kjo, duke mbetur gjer në kiamet si një mjedis i ngrohur ngushtë me dashurinë e të Dërguarit të Allahut, është bërë vend vizitash dhe prehër për ummetin, bashkësinë!

27 Nuh, 26.
28 Muslim, *Xhihad*, 83; Vakidi, I, 48-49; Ibni Hisham, II, 253-254.
29 Buhari, *Xhihad*, 71; Muslim, *Haxh*, 504.

Para luftës së Hendekut, gjatë hapjes së hendeqeve mbrojtëse përreth Medinës, duke thyer një shkëmb që askush nuk mundi ta thyente, në goditjen e parë me tokmak mbi shkëmb, Drita e Qenies thoshte se i ishin dhënë çelësat e Damaskut (Bizantit), në të dytën, se i ishin dhënë çelësat e Iranit dhe, në të tretën, se i ishin dhënë çelësat e Jemenit dhe se i shihte prej aty ku ndodhej, pallatet e atyre vendeve.[30] Kështu, duke dhënë sihariqin dhe premtimin se në të gjitha ato vende do të ngrihej lart Fjala Hyjnore[31], me anë të emocioneve të fitoreve të ardhshme, u injektonte shpresë zemrave pa shpresë, jepte lajmin e lumtur se, në një të ardhme të afërt, drita e së Vërtetës do ta asgjësonte me siguri errësirën e gënjeshtrës dhe përvijonte një hartë botërore të së drejtës ku të pamundurat, duke u shndërruar në gjëra të mundura, do të përbënin paralelet dhe meridianet e saj.

Hendeku qe një kohë ankthi, lodhjeje, urie, të ftohti dhe errësire, një qerthull prej mijra vështirësish dhe brengash të papërballueshme. I Dërguari i Allahut (s.a.s.) lutej:

"*Allahu im! Jeta e vërtetë është vetëm jeta e ahiretit!*[32] *Ndihmoji ensarët dhe muhaxhirët!..*" (Buhari, *Megazi*, 29) Me këtë lutje, ai, duke e patur fjalën se të gjitha mundimet dhe lodhjet e kësaj bote nuk kanë asnjë vlerë ndaj amshueshmërisë së jetës së pasme, u tregonte shokëve të tij si synim jetën e pasme të amshuar, ahiretin!

## Triumfi i Mekës

Në përfundim të fitoreve të përjetuara një pas një dhe me një fitore shpirtërore ku ndërthureshin falja, paqja, siguria dhe orientimi i drejtë, si një sihariq i Hudejbijes, Meka ua hapi prehrin të zotërve të saj të vërtetë. Mori fund malli për Mekën, i mbushur plot vuajtje, padrejtësi dhe vështirësi. Dëshpërimi shumëvjeçar u shndërrua në gëzim. Si shenjë falenderimi ndaj kësaj dhuntie të madhe të Allahut, u shpalos amnistia më e madhe në histori, si rrjedhojë e të cilës, edhe njerëz të njohur si kriminelë të cilët dikur patën vrarë shumë muslimanë, madje, e gjetën rrugën e vërtetë dhe u bënë muslimanë!

30 Shih. Ahmed, IV, 303; Ibni Sa'd, IV, 83-84.

31 Në origjinal: **i'lâ-yı kelimetullâh**, lartësim i Fjalës së Allahut, përpjekje me të gjitha mundësitë për lartësimin dhe përhapjen e fesë së Allahut. Përkthyesi.

32 Jeta e pasme, pas vdekjes dhe ringjalljes. Përkthyesi.

Në këtë mes, ensarët e shquar, duke u nisur nga fakti që, tashmë, i Dërguari i Allahut e kishte çliruar Mekën, atdheun, vatanin dhe vendlindjen e vet, nisën të bisedojnë mes tyre:

"Allahu (xh.xh.) ia mundësoi të Dërguarit (s.a.s.) triumfin e Mekës! Tani ai do të mbetet aty, s'ka për t'u kthyer në Medinë!"

Megjithëse këto biseda bëheshin vetëm mes tyre, i Dërguari i Allahut (s.a.s.) ua tha se ç'mendonin. Dhe medinasit, të turpëruar, e pohuan ç'kishin biseduar. Atëherë, i Dërguari i Allahut (s.a.s.) i siguroi ensarët duke shpalosur një shembull besnikërie të pamatë:

*"O ensarë! Mbështetem te Allahu nga një veprim i tillë! Unë emigrova në atdheun tuaj. Edhe jeta, edhe vdekja ime pranë jush do të jenë!.."*

Dhe u kthye sërish në Medinën e Ndritshme! (Muslim, *Xhihad*, 84-86; Ahmed, II, 538)

❀

**Haxhi i Lamtumirës**

Më në fund, në haxhin e lamtumirës u njoftua se feja ishte plotësuar dhe përsosur. Në të njëjtën kohë, ky ajet linte të nënkuptohej se Profeti i dërguar si mëshirë për botët e kishte plotësuar detyrën dhe i kishte ardhur koha për t'u kthyer pranë Zotit të vet. Atëherë, ai i pyeti shokët tri herë:

*A e plotësova kumtesën?*
*A e plotësova kumtesën?*
*A e plotësova kumtesën?*

Dhe mori tri herë vërtetimin e tyre. Pastaj, duke ngritur duart drejt qiellit, iu lut Zotit të vet të dëshmonte:

*Ji dëshmitar, o Zot!*
*Ji dëshmitar, o Zot!*
*Ji dëshmitar, o Zot!*

Kështu, amaneti i shenjtë i ardhur në 23 vjet iu dorëzua si një mëshirë bashkësisë gjer në kiamet!

❀

Ky profet i lartë që kurrë më parë nuk pati marrë shpatë në dorë, që nuk pati bërë mësime e stërvitje ushtarake, me përjashtim të një rasti

kur pati vëshguar një luftë nga afër, u bë një ushtar që nuk u shmang as nga betejat më të ashpra kur iu desh që, me gjithë mëshirën e tij të gjerë që përfshinte gjithë njerëzimin, të detyrohej të luftonte për hir të besimit monoteist e të paqes shoqërore. Brenda nëntë vjetëve, me forca ushtarake në shumicën e rasteve inferiore ndaj armikut, triumfoi mbi Arabinë. Ai arriti suksese të jashtëzakonshme në luftën për triumfin e së vërtetës duke u dhënë mësim ushtarak dhe duke u frymëzuar forcë shpirtërore njerëzve bashibozukë e të padisiplinuar të kohës gjer atje sa pasardhësit e tij e të tyre t'u shkaktonin disfatë perandorive të Persisë dhe Bizantit, dy shteteve më të fuqishëm e madhështorë të kohës duke realizuar premtimin që u pati dhënë ai shumë kohë më parë shokëve të tij në Hendek.

Kështu, i Dërguari i Allahut (s.a.s.) i cili, pavarësisht nga të gjitha kushtet negative, i pati dhënë sendërtim transformimit më të madh të historisë së njerëzimit, i mposhti mizorët e tiranët, i heshti lotët e të shtypurve e të të vuajturve. Duart e Tij të bekuara u bënë krëhër për flokët e jetimëve, drita ngushëlluese e Tij ua fshiu brengën zemrave.

Sa bukur e përshkruan këtë pamje poeti Mehmet Akif Ersoj:

*Ja ku u rrit dhe arriti të dyzetat Jetimi*
*Kur këmbët e përgjakura ranë në ujë!*
*Me një frymë e shpëtoi njerëzimin ai i Pafajshmi,*
*Me një të rënë i shtriu për tokë mbretërit, perandorët!*
*U ringjall e drejta e të dobëtit që shtypej,*
*Padrejtësia që nuk e shkonte ndërmend rënien, ngordhi!*
*Mëshirë qe për botët ligji i tij i drejtë, vërtet!*
*Hapi krahët për në tokën e atij që donte drejtësi.*
*Ç'të ketë bota, është krejt e dhëna e tij,*
*E detyruar ndaj tij shoqëria, i detyruar individi,*
*I detyruar ndaj atij të Pafajshmit i gjithë njerëzimi...*
*O Zot, me këtë besim na bashko në atë jetë!..*

Po qe se Hz. Muhammedi (s.a.s.) i cili bashkonte në vetvete të gjitha vlerat dhe virtytet, nuk do të kishte ardhur në botë duke e nderuar atë me ardhjen e tij, njerëzit do të vazhdonin të jetonin në egërsi e padrejtësi gjer në kiamet, të dobëtit do të vazhdonin të mbeteshin robër të të fortëve, drejtpeshimi do të prishej në favor të së keqes, bota do t'u përkiste të fuqishmëve dhe mizorëve. Poeti e ka shprehur kështu këtë:

***O Resulallah, tëndafilat në botë s'do të çelnin po të mos vije ti,***
***Bilbilat s'do të këndonin, Ademi për emrat s'do të kish dijeni,***[33]
***Qenia s'do të kish kuptim, do të mbytej në zi...***

**Ndarja dhe bashkimi më i madh**

I Dërguari i Allahut (s.a.s.) mori pjesë në 29 beteja dhe në 91 ekspedita si dhe në shumë veprimtari të tjera ushtarake. Islami i cili zuri rrënjë me triumfin e Mekës, arriti përsosmërinë me ajetin kur'anor:

"**... sot përsosa për ju fenë tuaj, plotësova dhuntinë time për ju dhe zgjodha Islamin si fe për ju!..**" (el-Maide, 3)

Më në fund, kishte ardhur koha e ndarjes dhe bashkimit më të madh!

Një ditë para se të sëmurej, i Dashuri i Allahut vizitoi varrezat e Medinës të quajtura "Xhenneti i përjetshëm" ku u lut për të vdekurit:

"*Allahu im i madh! Mos e kurse faljen për ata që shtrihen këtu!*" (Ahmed, III, 489)

Në këtë mënyrë, ai pothuajse përshëndetej me të vdekurit.

Pas kthimit nga varreza, kishte ardhur radha të përshëndetej me të gjallët, me shokët e tij. U dha atyre këshillat dhe porositë e fundit dhe u tha:

"*Allahu Famëlartë e la një robin e Tij të zgjedhë ose këtë botë me stolitë e saj, ose dhuntitë pranë Tij. Dhe robi zgjodhi dhuntitë pranë Tij...*"

Nga këto fjalë, Hz. Ebu Bekri (r.a.) zemërbutë e i ndjeshëm e kuptoi se Profeti (s.a.s.) po u jepte lamtumirën. U dëshpërua thellë dhe nisën t'i rrjedhin lot nga sytë e zemrës e të ballit. I ngashëryer, mezi mundi të thotë:

"T'u bëfshin kurban nënë e babë, o i Dërguari i Allahut! Për ty jemi gati të flijojmë prindët, fëmijët, pasurinë dhe jetën tonë!.." (Ahmed, III, 91)

Askush mes atyre që ndodheshin të pranishëm nuk e kishte rrokur ndjenjën e thellë të Profetit (s.a.s.), nuk e kishte ndjerë atë delikatesë,

33 Allahu s'do t'ia kishte mësuar Hz. Ademit (a.s.) emrat e të gjitha sendeve, pra ato do të mbeteshin të panjohura për të. (Shih. el-Bakara, 31)

sepse mes tyre vetëm Hz. Ebu Bekri qe "**i dyti i të dyve**" të shpellës së Thevrit, siç cilësohet në ajetin kur'anor.

Kur sahabet, shokët e të Dërguarit të Allahut (s.a.s.), panë shokun e shtrenjtë të tij të qante, iu drejtuan me habi të madhe njëri-tjetrit:

"A s'ju vjen çudi kur shihni këtë plak duke qarë vetëm pse i Dërguari i Allahut (s.a.s.) foli për një njeri të mirë që pëlqeka të bashkohet me Zotin e vet?" (Buhari, *Salat*, 80)

Kurse zemra e ndjeshme e Hz. Ebu Bekrit (r.a.) e kishte ndjerë ndarjen e madhe dhe kishte nisur të vajtonte si fyelli që ankohet për ndarjen.

Zonja e zonjave të xhennetit, nëna jonë Fatime, u hidhërua aq shumë nga ndarja prej atit të saj të bekuar, Profetit të mëshirës, saqë pasi mori një grusht dhé nga varri i bekuar, e nuhati dhe e fërkoi pas fytyrës, u shpreh kështu:

مَاذَا عَلَى مَنْ شَمَّ تُرْبَةَ أَحْمَدٍ
أَلاَّ يَشُمَّ مَدَى الزَّمَانِ غَوَالِيَا
صُبَّتْ عَلَىَّ مَصَائِبُ لَوْ أَنَّهَا
صُبَّتْ عَلَى الْأَيَّامِ صِرْنَ لَيَالِيَا

*Ç'ndodh me atë që nuhat dheun e Ahmedit?*
*Aroma të mira gjithë jetën nuhat…*
*Me vajtjen e tij në botën e amshimit,*
*Më ra një fatkeqësi që do ta bënte ditën natë...*

(Ibnu'l-Xhevzi, *el-Vefa*, II, 803, 813; Ibni Sejjid, *Ujunu'l-Eser*, II, 451; Kastalani, II, 501; Dijarbekri, II, 173)

I Dërguari i Allahut (s.a.s.) na la neve dy udhëzues të mëdhenj: Kur'anin dhe Sunnetin!

Kur'ani dhe Sunneti janë receta e lumturisë së kësaj bote dhe të jetës tjetër, ahiretit, si dhe kujtimi i përjetshëm i Dritës së Qenies.

Pas kthimit në Medinë, në përfundim të një sëmundjeje të vështirë që vazhdoi gjer më trembëdhjetë ditë, të hënën më 12 rebiulevvel të vitit XI të hixhrit (8 qershor 632 e.r.), Profetit iu hapën horizontet e bukurisë hyjnore dhe ai u bashkua me Mikun e tij të Madh!

Profeti kishte mes dy shpatullave një shenjë hyjnore të profetësisë së tij. Shumë sahabe, shokë të tij, jetonin me ashkun dhe mallin për ta puthur atë shenjë. Kur i Dërguari i Madh (s.a.s.) emigroi në botën e përjetësisë, në fytyrën e tij nuk u duk asnjë ndryshim, kështu që sahabet dyshuan për vdekjen e tij. Atëherë, Esma binti Umejs (r.anha) nga njerëzit e afërt të Profetit, kërkoi t'ia shihte të bekuarën Vulën Profetike në shpinë. Vula ishte zhdukur! Dhe u kuptua se me të vërtetë ai e kishte nderuar botën e përjetësisë! (Ibni Sa'd, II, 272; Ibni Kethir, *el-Bidaje*, V, 231)

Feja ishte përsosur, Profeti kishte marrë personalisht nga shokët e tij vërtetimin se e kishte plotësuar kumtesën profetike dhe për këtë kishte kërkuar edhe dëshminë e Zotit. Atëherë Drita e Qenies u thirr në botën e përjetësisë.

Tani ai është duke pritur ummetin, bashkësinë e tij, në mahsher, në sirat e në havdi keuther.[34]

**Të përgjërohemi, o i Dërguari i Allahut!**
**Na eja në ndihmë, o i Dërguari i Allahut!**
**Ndërmjetëso për shpëtimin tonë, o i Dërguari i Allahut!**

❁

Profeti lindi dhe e nderoi botën me ardhjen e tij **ditën e hënë më 12 rebiulevvel**.

Ishte përsëri **ditë e hënë** kur nga ana e Allahut iu dha detyra e profetësisë. Hz. Ebu Katade rrëfen kështu:

"E pyetën Profetin për agjërimin e ditës së hënë dhe ai u përgjigj:

"*Është dita kur kam lindur unë dhe dita kur jam dërguar si profet...*" (Muslim, *Sijam*, 197, 198)

Përsëri një mëngjes **të hëne** hyri në Medinë dhe hodhi themelet e shtetit të ri islam që do të vazhdojë gjer në kiamet!

Dhe, më në fund, prapë një ditë **të hënë**, kaloi në botën e përjetësisë!

Ibni Abbasi (r.anhuma) ka thënë kështu:

"Hz. Muhammedi (s.a.s.) lindi ditën e hënë, ditën e hënë u bë profet, ditën e hënë emigroi nga Meka në Medinë, ditën e hënë arriti në

34 Mahsher: vendgrumbullimi i njerëzve të ringjallur në ditën e kiametit; sirat: rruga e vështirë e kalimit për në xhennet; havdi keuther: hauzi i begative në xhennet. Përkthyesi.

Medinë, ditën e hënë ndërroi jetë. Ishte ditë e hënë kur, duke gjykuar në Qabe, e vuri në vend Gurin e Zi. Ditën e hënë e fitoi betejën e Bedrit. Ditën e hënë zbriti ajeti اَلْيَوْمَ اَكْمَلْتُ لَكُمْ دينَكُم **"Sot përsosa fenë time për ju."** (el-Maide, 3) (Ahmed, I, 227; Hejthemi, I, 196)

Si një shfaqje hyjnore, lindja, hixhreti në Medinë dhe emigrimi i tij për në botën e përjetësisë kanë ndodhur po **ditën e hënë**, gjë që është edhe shenjë e shenjtërisë dhe rëndësisë së kësaj dite. Si shfaqje të butësisë dhe ashpërsisë, emocioni i gëzimit dhe ndrydhja e hidhërimit jetojnë së bashku. Në klimën e zemrës, hareja e festës me dhimbjet e vdekjes janë brenda një uniteti ndjeshmërie kontradiktore.

Kalimin e të Dërguarit të Allahut nga kjo botë në botën e lumturisë dhe pabesinë e kësaj bote të mbetur pa Të, Aziz Mahmud Hudaji e përshkruan me këto vargje:

*Kush shpreson prej teje besë,*
*Botë e gënjeshtërt, a s'je ti?*
*Muhammed Mustafanë*
*Që na e more, botë, a s'je ti?*

# Portreti shembullor dhe vendi i tij mes profetëve të tjerë



*"Ju keni shembullin më të lartë*
*në të dërguarin e Allahut..."*
*(Ahzab, 21)*

# PORTRETI SHEMBULLOR I PROFETIT TE MESHIRES

Figura e të Dërguarit të Allahut (s.a.s.) është për të gjithë shembulli më i përsosur.

Ai është shembull si prijës fetar. Është shembull si kryetar shteti. Është shembull për ata që hyjnë në rrethin e intimitetit hyjnor. Është shembull në ndjenjën e falenderimit dhe thjeshtësisë para dhuntive të panumërta të Zotit për të!

Ai është shembull me durimin dhe nënshtrimin e tij në kohët dhe rrethanat më të vështira. Është shembull bujarie dhe zemërgjerësie para mallit dhe pasurisë materiale e njerëzore të fituar me luftë. Është shembull i dhembshurisë ndaj familjes. Është shembull i mëshirës ndaj njerëzve të dobët, të vetmuar, ndaj shërbëtorëve, robërve e skllevërve. Është shembull me ndjenjën e mirëkuptimit dhe faljes ndaj mëkatarëve.

*Nëse ti je një njeri i pasur, mendo për thjeshtësinë dhe bujarinë e atij* ***profeti të lartë*** *që sundoi mbi tërë* ***Gadishullin Arabik****, që i bëri për vete të gjithë njerëzit e mëdhenj të kombit arab!*

*Nëse ti je njëri prej të dobtëve, merr shembull prej jetës së* ***Profetit*** *që ka jetuar* ***në Mekë*** *nën regjimin e padrejtë dhe mizor të politeistëve!*

*Nëse ti je një fitimtar, merr shembull nga jeta e* ***Profetit të guximit dhe nënshtrimit*** *që doli fitues mbi armiqtë në* ***Bedr*** *dhe* ***Hunejn****!*

*Dhe, nëse, Zoti mos e dhëntë, pëson humbje, edhe atëherë kujto* ***Profetin*** *e dorëzuar Zotit që përsillej me guxim dhe trimëri mes shokëve të rënë dëshmorë apo të shtrirë të plagosur në sheshin e* ***luftës së Uhudit****!*

*Nëse ti je mësues, mendo për* ***Profetin*** *që u mësonte* ***shokëve të sofatit*** *urdhrat hyjnorë duke u përcjellë atyre frymëzimet e zemrës së vet të hollë e të ndjeshme!*

*Nëse ti je nxënës, përfytyro* ***Profetin*** *që rri para* ***Xhebrail Eminit*** *që i ka sjellë zbulesën!*

*Nëse ti je një predikues që jep këshilla ose një prijës i besueshëm, dëgjo **Profetin** që u spërkat urtësi shokëve të vet brenda **Xhamisë Profetike** dhe vërja veshin e jepja zemrën zërit të **Tij** të ëmbël.*

*Nëse kërkon ta mbrosh të vërtetën, ta kumtosh të vërtetën, ta kapësh të vërtetën e ta ngresh në këmbë dhe, për ta bërë këtë, nuk të ndodhet ndonjë ndihmës, shih e mëso nga jeta e **Profetit** që, tek ndodhej në **Mekë** pa asnjë lloj ndihme, ua shpalli mizorëve të vërtetën dhe i ftoi në rrugë të drejtë!*

*Nëse ti je një fitimtar që e ke thyer armikun, nëse e ke thyer inatin e kundërshtarit duke dalë epror mbi të, nëse e ke shkatërruar gënjeshtrën dhe e ke shpallur të vërtetën, mbaje të gjallë para syve **Profetin** i cili, ditën e fitores së Mekës, megjithëse ishte një komandant fitimtar, hynte aty me ndjenjë falenderimi, me një thjeshtësi të madhe, i përkulur mbi deve sikur po përkulej në sexhde!*

*Nëse je pronar çifliku dhe kërkon t'i vësh në rrugë të mbarë punët e atyshme, merr si shembull **Profetin** i cili, pasi u bë pronar i tokave Beni Nadr, Hajber dhe Fedek, vuri në krye të punëve njerëzit që do t'i përmirësonin ato dhe do t'i administronin në rrugën më të mirë.*

*Nëse je njeri pa njeri, mendo për jetimin e vogël të **Abdullait** dhe **Amines**!*

*Nëse je një i ri i rritur, shih me kujdes kah jeta e të riut-kandidat për profet që punon si çoban i tufës së të ungjit **Ebu Talib**!*

*Nëse je një tregtar që merr rrugën e tregtisë me karvane, kupto situatën e personit më të urtë të karvanit që shkon nga Siria në Busra!*

*Nëse je gjykatës, mendo zgjidhjen e tij të zgjuar e të drejtë për të vendosur **Gurin e Zi në Qabe** ndërsa fiset mekase janë gati t'ia këpusin kokën njëri-tjetrit për këtë gjë!*

*Dhe, duke i kthyer sytë sërish kah historia, shih **Profetin** i cili, **në Medinë**, **në Faltoren Profetike** rri e, duke i trajtuar para vetes si të barabartë të varfërin me të pasurin, vendos mes njerëzve në formën më të drejtë!*

*Nëse je një bashkëshort, shih me kujdes karakterin e pastër të atij personi të bekuar, bashkëshort i **Hz. Hatixhesë** dhe **Hz. Aishesë**, botën ndjesore të thellë dhe dhembshurinë e tij!*

*Nëse je baba fëmijësh, shih mënyrën e sjelljes së tij ndaj vajzës **Fatime** e ndaj nipërve **Hasan** dhe **Hysen**!...*

*Kushdo që të jesh e në cilatdo kushte që të ndodhesh, mëngjes e mbrëmje e në çdo çast ke për ta gjetur* ***Hz. Muhammedin*** *(s.a.s.) si prijësin më të mirë dhe udhërrëfyesin më të drejtë!*

*Ai është një prijës i tillë, me anë të sunneteve, traditave, të të cilit mund të rregullosh çdo gabim, të vësh në udhë punët që të janë çrregulluar, të ringjallësh shpresën. Në saje të dritës dhe udhëzimit të tij mund të shpëtosh nga pengesat e të arrish lumturinë!*

Siç u pa, jeta e Profetit (s.a.s.) është modeli më i përkryer për ata që ndodhen në pozita shoqërore të ndryshme, madje, në pika të kundërta me njëra-tjetrën. Etapat e ndryshme që ka përjetuar Profeti ynë gjatë gjithë jetës së vet, përmbajnë shumë modele ideale qëndrimesh dhe sjelljesh për çdo lloj shfaqjesh batice e zbatice në jetën e njeriut. Prandaj, jeta e tij përbën kriterin praktik më të përkryer për të gjithë njerëzit në çdo shkallë dhe gjendje ku mund të ndodhen.

Me të vërtetë, figura e tij i ngjan një buqete lulesh të rralla e delikate, një buqete prej trëndafilash erëkëndshëm. Në figurën e Profetit tonë, çdo njeri mund të gjejë më të bukurën e më të përsosurën e qëndrimeve dhe sjelljeve që mund ta marrë për shembull dhe model për veten e vet!

❀

Po qe se ju bie në sy se në një vend çfarëdo të botës ka një drejtësi që sundon mes njerëzish, po qe se ekziston mëshira dhe dhembshuria që i lidhin zemrat e njerëzve me njëra-tjetrën ose shihni se në një bashkësi njerëzish të pasurit vrapojnë në ndihmë të të varfërve duke u sjellë me dhembshuri ndaj tyre, se të fuqishmit dalin në mbrojtje të viktimave, se të shëndoshët ndihmojnë të sëmurët, se ata që kanë kapital kujdesen për bonjakët dhe ushqejnë të vejat, ta dini pa lëkundje se të gjitha këto virtyte janë përcjellë gjithmonë dhe vazhdimisht prej profetëve dhe prej njerëzve të mirë (salih) që kanë ecur dhe ecin në gjurmën e tyre.

Kjo e vërtetë shfaqet në jetën e **Profetit** (s.a.s.) në një mënyrë më të qartë, sepse ai është pika kulmore e profetësisë. Përsosmërinë e tij kanë qenë të detyruar ta vërtetojnë dhe miratojnë edhe jomuslimanët korrektë. Dijetari dhe filozofi anglez **Karlajl** ka shkruar një vepër me titull "Heronjtë" ku ka përcaktuar se cilët kanë qenë njerëzit më të shquar të çdo fushe dhe ka analizuar jetën dhe veprat e tyre. Për shembull, ai është përpjekur të përcaktojë se kush ka të drejtë të quhet i parë ndër poetë, kush ka qenë komandanti më i shquar, etj. Dhe i krishteri Karlajl

që e pohon të qenit krishter në veprat e veta, e ka vlerësuar, cilësuar dhe analizuar Hz. Muhammedin si personalitetin më të përplotësuar ndër profetët!

Në mesin e shekullit të kaluar, një këshill dijetarësh dhe mendimtarësh i mbledhur në qytetin Hagë të Hollandës, pati përcaktuar njëqind njerëzit më të mëdhenj të botës dhe zgjedhësit krishterë që të gjithë patën mbetur të detyruar ta zgjidhnin në krye të atyre njëqind njerëzish të shquar, Hz. Muhammedin!

Vlerë e vërtetë është ajo që ta pohon edhe armiku, me dashje a pa dashje! Vlera dhe intelekti i Hz. Muhammedit janë pohuar, madje, edhe nga ata që s'i kanë besuar!

Figura e veçantë e Hz. Muhammedit (s.a.s.) ka bashkuar në vetvete përsosmërinë moralo-etike që është në gjendje t'u japë përgjigje të gjitha kërkesave. Vetëm figura e tij është biografia që mund t'u bëhet prijës dhe udhëzues të gjitha etapave të jetës të njerëzve të ndodhur në situata të ndryshme. Ai përbën momentin bazë të edukimit të të gjithë njerëzve mbi botë. Ai spërkat dritë mbi rrugën e atyre që kërkojnë dritë. Orientimi i tij është një dritë ndriçuese dhe e pagabueshme për çdo njeri që kërkon rrugën e drejtë. Ai është prijësi dhe mësuesi i vetëm i të gjithë njerëzimit!

*Rrethi mësimor i tij* përbënte një kompleks që mblidhte individët më të ndryshëm të çdo shtrese njerëzore. Aty mblidheshin dhe bashkoheshin të gjitha kombësitë pavarësisht nga ndryshimet në gjuhë, ngjyrë, klasë shoqërore, gjendje ekonomike e kulturë. Nuk ekzistonte asnjë lloj kushti që të pengonte hyrjen e ndonjë njeriu çfarëdo aty. Ai rreth s'i përkiste vetëm një fisi apo kombësie; ai ishte si një gosti diturie dhe kulture që e trajtonte njeriun vetëm si njeri për ta bërë njeri! Aty s'dalloheshin i forti nga i dobëti!

Pa hidhuni një sy atyre që e ndoqën Profetin dhe do të shihni mes tyre personalitete të zgjedhur si mbreti etiopian **Nexhashi**, i madhi i fisit Mean, **Ferve**, prijësi i fisit Himjer, **Dhulkila**, një nga të mëdhenjtë jemenas, **Merakebud**, një nga guvernatorët e Omanit, **Ubejd**, **Firuz Dejlemiun**, **Xhaferin**, etj.

*Ndërkaq*, pranë këtyre prijësve dhe sundimtarëve do të shihni njerëz të vetmuar si skllevërit dhe të dobëtit **Bilal**, **Jasir**, **Suhejb**, **Habbab**, **Ammar**, **Ebu Fukehje** si dhe robëreshat, skllavet, shërbëtoret dhe gratë pa mbrojtje, **Thumejje**, **Lubejne**, **Dhinnire**, **Nehdijje**, **Ummu Ubejs**, etj.

Mes shokëve të tij të shquar ndodheshin edhe njerëz me mendim të lartë, ide të shkëlqyer dhe opinion të shëndoshë, edhe njerëz të denjë për punët më delikate, kompetentë të enigmës së kësaj bote, njerëz që i administronin vendet e veta me arsye dhe dinjitet!

Ndjekësit e Hz. Muhammedit (s.a.s.) administruan qytetet, qeverisën provincat. Në saje të tyre njerëzit u bënë të lumtur, shijuan kënaqësinë e drejtësisë. Ata përhapën në popull paqen dhe qetësinë dhe i bënë njerëzit të përshkohen me njëri-tjetrin si vëllezër!

Filozofi **Lafajet** si njëri prej atyre që kanë hedhur themelet ideore të revolucionit të madh francez të vitit 1789, pati marrë në shqyrtim, para se të botohej e famshmja **Deklaratë e të Drejtave të Njeriut,** të gjitha sistemet e së drejtës dhe, duke konstatuar epërsinë e së drejtës islame, pati thënë:

**"O arab i famshëm, sadoqë të vlerësohesh ti, është pak! Ti ke gjetur vetë drejtësinë!"** (Miras, *Tecrid-i Sarih Tercemesi*, IX, 289)

Edukata e jashtme dhe ndikimi i brendshëm i Profetit (s.a.s.) ishin një eliksir i tillë i cili e ngriti një shoqëri injorante gjysmë të egër, shumica e individëve të së cilës nuk dinin se ç'është njerëzorja, në një nivel të papërfytyrueshëm të përfaqësuar me cilësinë e **sahabeve** që ende shihen me zili nga historia e njerëzimit! Ai i bashkoi ata si një e tërë nën një fe, flamur, drejtësi, kulturë, qytetërim dhe administrim të vetëm.

Ai i shndërroi njerëzit injorantë e vrasës, në njerëz të kulturuar, njerëzit e egër, në njerëz të qytetëruar, njerëzit me karakter mëkatar e të zvetënuar, në njerëz të bindur, në njerëz jashtëzakonisht të mirë që jetonin me dashurinë dhe frikën ndaj Allahut!

Megjithëse brenda një kohe të shkurtër arriti mundësi të paarritshme për asnjë sundimtar në botë, megjithëse ngadhnjeu zemrat si një edukator ideal i njerëzve, i Dërguari i Allahut (s.a.s.) vazhdoi të jetojë po aq i thjeshtë sa dhe më parë pa treguar as dhe interesimin më të vogël për asnjërën prej të mirave të mëdha të kësaj bote që i qenë shtruar ndër këmbë! Ashtu si dhe më parë, vazhdoi të jetonte në mënyrë të thjeshtë e të varfër në koliben e bërë prej qerpiçi! Fjeti mbi një shilte të mbushur me gjethe hurmaje, veshi rroba të zakonshme dhe jetoi, madje, nën nivelin e njerëzve më të varfër! Edhe pse disa herë nuk gjeti asgjë për të ngrënë, e falenderoi Zotin dhe lidhi gur mbi bark për ta shtypur

urinë. Megjithëse i qenë falur të gjitha mëkatet që mund të kishte bërë e mund të bënte, vazhdoi t'i lutej Zotit e ta falenderonte. I kaloi netët me namaz gjersa iu enjtën këmbët! Vrapoi në ndihmë të të vetmuarve! Ai qe ngushëllimi i bonjakëve dhe i njerëzve pa njeri! Megjithë pozitën e vet tejet të lartë, Ai u muar personalisht me njerëzit më të thjeshtë, më të zakonshëm e më nevojtarë duke i ndihmuar ata më shumë me mëshirën dhe dhembshurinë e tij të gjerë!

Në ditën e ngadhnjimit të Mekës, kur në sytë e njerëzve dukej si më i fuqishëm se kurrë, një bashkëqytetar i drejtohej tërë frikë dhe emocion Ai e qetësonte njeriun e trembur duke ia kujtuar të kaluarën e vet për t'i treguar se nuk kishte ndryshuar aspak:

"*Qetësohu, or vëlla! Unë s'jam ndonjë mbret apo sundimtar! Unë jam jetimi i një gruaje të thjeshtë kurejshe, fqinja jote, që ka pasë ngrënë mish të tharë në diell!*" (Ibni Maxhe, *Et'ime*, 30; Hakim, III, 50/4366; Bejhaki, *Delailu'n-Nubuvve*, V, 69)

Po atë ditë, i dashuri i zemrës[35], Hz. Ebu Bekri, i pati shkuar me të atin plak në shpinë që Profeti t'i tregonte atij se ç'është islami e ta ftonte në besim. Dhe Profeti i qe përgjigjur në mënyrë të virtytshme kështu:

"*O Ebu Bekr! Pse e lodhe babanë plak gjer këtu? A nuk mund të shkoja unë te ai?!*" (Hejthemi, VI, 174; Ibni Hisham, IV, 25; Ibni Sa'd, V, 451)

Kështu, ai i dhuroi historisë së njerëzimit modele thjeshtësie pamundësisht të përshkrueshme.

❀

Të gjitha vendet hynë me dëshirë nën mbrojtjen e Tij. Ai qe bërë zotërues i Gadishullit Arabik skaj më skaj. Ai mund të bënte ç'të donte! Megjithatë, ai nuk hoqi dorë nga thjeshtësia. Ai thoshte se vetë nuk zotëronte asgjë dhe se çdo gjë ishte në dorën e fuqisë së Allahut! Erdhën kohë që të shtinte në dorë pasuri të mëdha. Karvane devesh të ngarkuara me thesare u zbrazën në Medinë. Por Ai ua shpërndau të gjitha këto nevojtarëve duke vazhduar të jetonte i thjeshtë si më parë! Ai shprehej:

35 Në origjinal: Yâr-i Gâr. Përkthyesi. Kjo shprehje që do të thotë "miku i shpellës", shpreh shoqërinë mes Profetit tonë, Dritës së Ekzistencës, dhe Hz. Ebu Bekrit në shpellën e Thevrit. Me kohë, kjo shprehje është përdorur edhe për të shprehur, në përgjithësi, miqësinë e ngushtë e të sinqertë mes personave. Autori.

*"Edhe sikur të kisha flori sa mali i Uhudit, nuk do të kisha hequr mënjanë, përveç borxheve, jo më shumë se tri ditë shpenzim!"* (Buhari, *Temenna*, 2; Muslim, *Zekat*, 31.)

Kishte ditë kur në shtëpinë e të Dërguarit të Allahut (s.a.s.) nuk ndizej zjarr për gatim. Shpesh ai pati rënë të flerë pa ngrënë!

Një ditë, Hz. Omeri i shkoi Profetit në shtëpi. Pasi hyri brenda, hodhi një sy përreth: dhoma e zbrazët! Vetëm në një skaj të dhomës një rrogoz i thurur me gjethe hurmaje ku shtrihej Profeti! Rrogozi i thatë kishte lënë shenja mbi trupin e bekuar të tij! Në një skaj tjetër një masë miell elbi dhe, në mur, varur në një gozhdë, një calik uji. E gjitha kaq! Në një ditë kur i ishte nënshtruar gjithë Gadishulli Arabik, kjo ishte tërë pasuria që zotëronte Profeti! Hz. Omeri u ngashërye.

*"Pse po qan, Omer?"* - E pyeti Profeti.

Dhe Omeri i tha kështu:

"E si të mos qaj, o i Dërguari i Allahut? Kisra dhe Kajser notojnë mes të mirave të botës, kurse i Dërguari i Allahut jeton mbi rrogoz!"

Kurse i Dërguari i Allahut mendonte ndryshe. Ai ia qetësoi dhe ia kënaqi zemrën Omerit me këto fjalë:

*"**O Omer, a s'do që kjo botë të jetë e tyrja, kurse ahireti, bota tjetër, e jotja?**"* (Muslim, *Talak*, 31; Buhari, *Nikah*, 83)

Po kështu, një ndodhi të ngjashme me këtë, Abdullah bin Mes'ud (r.a.) e tregon kështu:

I Dërguari i Allahut (s.a.s.) kishte fjetur i shtrirë mbi një rrogoz. Kur qe zgjuar, rrogozi i pati lënë gjurmë në të gjitha anët e trupit. Ne i thamë:

"O i Dërguari i Allahut, sikur të bënim një dyshek për ty?"

Kurse ai na tha:

*"Ç'më duhet mua kjo botë? Lidhjes sime me këtë botë i ngjan rasti i udhëtarit në një ditë vere që fle pak nën hijen e një peme, pastaj zgjohet dhe vazhdon në rrugën e tij!"* (Tirmidhi, *Zuhd*, 44/2377; Ibn Maxhe, *Zuhd*, 3)

Jeta e Profetit qe një model për të gjithë individët e ummetit, bashkësisë së tij, të varfër a të pasur, të dobët a të fuqishëm!

Kur po vdiste, Profeti nuk zotëronte as ndonjë para, as ndonjë skllav a shërbëtor dhe as ndonjë dele. Prej tij mbeteshin pas vetëm një

mushkë e bardhë, një armë lufte si dhe parcela e quajtur Fedek[36] që e dhuroi. Ai nuk u la gjë trashëgimtarëve të vet. Për më tepër, ai ndaloi që pasardhësit e gjakut të tij të pranonin zeqat nga frika se mos muslimanët ua jepnin atyre zeqatet![37] (Buhari, *Zekat*, 57; *Buju*, 4; Muslim, *Zekat*, 161, 164; Ahmed, I, 200)

Kur vdiq, Hz. Muhammedi (s.a.s.) i pati lënë Aishesë (r.anha) gjysmë masë elb. Duke e shprehur begatinë e asaj sasie elbi, Aisheja (r.anha) thotë kështu:

"Kur vdiq i Dërguari i Allahut (s.a.s.), në shtëpi nuk kisha gjë tjetër si ushqim përveçse gjysmë mase elbi që rrinte në raft. Me të kalova shumë kohë. Kur një ditë, duke u bërë kureshtare, e mata, brenda një kohe të shkurtër ajo u kthye në gjendjen e fillimit!" (Buhari, *Humus*, 3)

Të gjitha këto janë treguesit më të qartë e domethënës se ai njeriu i pashkrim e këndim i ardhur në botë para mëse 1400 vjetësh në kohën e një injorance tejet të thellë, ishte lideri i vërtetë, pamundësisht i imitueshëm e i përsëritshëm, i të gjitha kohëve!

Ai kurrë nuk u dha rëndësi pasurisë dhe luksit, sundimit, famës dhe popullaritetit, rehatisë dhe bollëkut. Mes emocionit të luftës dhe përpjekjeve për besimin monoteist (tevhid), gjithë pasuria dhe shkëlqimi i kësaj bote mbeteshin para tij plehra!..

Siç rrëfen Hz. Aisheja, një grua medinase që i shkon për vizitë në shtëpi, me të parë se shtrati i të Dërguarit të Allahut (s.a.s.) s'ishte veçse një shilte e zakonshme e palosur aty një një kënd, kthehet me vrap për në shtëpinë e vet dhe sjell një dyshek të mbushur me lesh. Por kur kthehet dhe e sheh se i është ndërruar shtrati, Profetit (s.a.s.) nuk i vjen mirë dhe i thotë Aishesë:

"*O Aishe, kthema shtratin tim! Betohem në Allahun se, po të doja, Allahu më vinte nën urdhër male të tërë ari dhe argjendi!..*" (Ibni Sa'd, I, 465; Ahmed *Kitabu'z-Zuhd*, f. 30)

Kjo ndodhi është e mjaftueshme për të treguar se Profeti (s.a.s.) kurrë nuk i jepte vlerë kësaj bote.

Njëra prej cilësive të zgjedhura të tij krahas këtyre veçorive të larta, është dashuria e tij legjendare për ummetin, bashkësinë e vet. Kjo specifikë pohohet kështu në Kur'an:

36 Shih. Buhari, *Megazi*, 83.
37 Shih. Buhari, *Zekat*, 57; *Buju*, 4; Muslim, *Zekat*, 161, 164; Ahmed, I, 200.

"**Nga mesi juaj ju erdhi një pejgamber i tillë që dëshpërohet për dështimet tuaja dhe e dëshiron fort lumturinë tuaj, zemra e të cilit rreh me hov dhe mëshirë për besimtarët!..**" ( et-Tevbe: 128)

Personaliteti i bekuar i të Dërguarit të Allahut (s.a.s.), edhe vetëm me shfaqjet e tij të mundshme për t'u rrokur nga njohja njerëzore si ajo pjesa e dukshme e ajsbergut, përbën kulmin më të paarritshëm të spektrit të sjelljeve dhe reagimeve njerëzore, sepse Zoti e krijoi atë qenie të bekuar si "**krijim të përsosur**"[38], domethënë, si modelin më të përkryer për të gjithë njerëzimin. Eshtë për këtë arsye që Zoti e kaloi atë nëpër të gjitha shkallët dhe nivelet e jetës duke nisur nga **fëmijëria prej bonjaku** si niveli më i ulët i gjendjes shoqërore përsa i përket dobësisë, pafuqisë dhe mjerimit, gjer në nivelin më të lartë përsa i përket fuqisë, kompetencës dhe autoritetit, në **detyrën profetike dhe të udhëheqësit të shtetit**, në mënyrë që kushdo, sipas nivelit të hierarkisë së gjendjes shoqërore-ekonomike ku ndodhet, të ketë mundësi ta marrë shembull atë si modelin më të përkryer të qëndrimit, sjelljes dhe reagimit në kushtet përkatëse, për ta realizuar atë model në përputhje me mundësitë e veta!

Populli turk që e ka rrokur në formën më të mirë këtë ide, duke i dhënë atij emri të bekuar trajtën zvogëluese e përkëdhelëse **Mehmetçik**, e ka përdorur për çdo individ dhe besimtar duke përfytyruar tek secili një model të vogël të tij ose, me anë të një emërtimi të tillë, e ka nxitur dhe inkurajuar çdo njeri për t'u bërë, brenda kushteve të veta, një **Muhammed** i vogël!

Në ndryshim nga çdo njeri që ka pretenduar ose pretendon për t'iu bërë udhërrëfyes njerëzimit, duke filluar që me filozofët, Hz. Muhammedi (s.a.s) e pati filluar jetën me një maturitet të përkryer në sajë të paracaktimit dhe mbështetjes hyjnore dhe jo si, pa përjashtim të gjithë të tjerët, që e kanë ndërtuar dhe përplotësuar personalitetin, domethënë, janë maturuar dalëngadalë. Qysh në fëmijëri ai pati shpalosur përsosmëri qëndrimesh, sjelljesh e reagimesh që shprehnin denjësinë e tij për detyrën që kishte për të marrë përsipër në të ardhmen!

38 Në origjinal: **usve-i hasene**. Përkthyesi.

Meqë filozofët, me mendjet të paedukuara nga revelacioni hyjnor, nuk kanë pasur një detyrë të tillë mbarënjerëzore e mbarëkohore, idetë e tyre pozitive apo negative të predikuara në emër të paqes dhe qetësisë shoqërore përgjithësisht kanë mbetur nëpër libra, kurse jetëgjatësia e atyre që kanë kaluar në jetë, ka qenë mjaft e shkurtër.

Nga ana tjetër, modelet praktike të parimeve të predikuara prej tyre për përsosmërinë e sjelljeve njerëzore, filozofët nuk i kanë konkretizuar dot me shembuj as nga jeta e vet, as dhe nga jeta e njerëzve të tjerë. Kurse aktet e Profetit të cilat janë nga një etalon praktik më vete për qëndrimet dhe sjelljet moralo-etike, përbëjnë tërësinë më të përsosur të modeleve për njeriun.

Për shembull, filozofi **Niçe** (Nietzsche) ka mbushur faqe të tëra me konsiderata dhe përshkrime për modelin e tij njerëzor të preferuar, të quajtur *mbinjeri*, por nuk ka mundur ta mbështesë këtë koncept të mbinjeriut me akte praktike të vërtetuara në jetë, për pasojë, mbinjeriu i tij ka mbetur vetëm si një teori në letër!

Ndërkaq, në moral-etikën islame, me aktet e tij që përbëjnë kulmin e pjekurisë në qëndrimet, sjelljet dhe reagimet njerëzore, Hz. Muhammedi (s.a.s.) është bërë gjer tani udhërrëfyes për të gjithë njerëzimin dhe do të vazhdojë të bëhet gjer në kiamet!

Megjithëse **Aristoteli** pati hedhur themelet e një sërë ligjeve dhe rregullave të filozofisë së moralit, nuk mund të gjejmë një njeri që t'i ketë besuar filozofisë së tij, ta ketë zbatuar atë në jetë dhe të ketë arritur lumturinë, sepse ai ka qenë larg revelacionit hyjnor! Kështu ka ndodhur me të gjithë filozofët, zemrat e të cilëve nuk kanë njohur pastrim, egot e të cilëve nuk kanë marrë pafajësinë, idetë dhe aktet e të cilëve nuk janë maturuar me anë të ndihmës përjashtimore të revelacionit hyjnor, prandaj dhe sistemet e tyre nuk kanë dalë dot jashtë sallave të konferencave ose rreshtave të librave!

Kurse Hz. Muhammedi (s.a.s.) e pati bërë veten të dashur për njerëzit dhe qe mbiquajtur prej tyre **Emin**, **i Besueshmi,** para se të fillonte detyrën profetike. Kur Muhammedi pati marrë detyrën profetike, personaliteti i tij ishte i padiskutueshëm!

Populli i njihte karakterin e tij të bukur, mirësinë, drejtësinë dhe ndershmërinë e tij shumë kohë para se t'i vinte profetësia dhe e donte atë. Fisi i tij që e kishte mbiquajtur **Emin**, i qe nënshtruar pa kundër-

shtim **gjykimit** të tij në rastin e konfliktit ndërfisnor mekas për vendosjen e Gurit të Zi në muret e Qabes!

Profeti ynë (s.a.s.) edhe para profetësisë, në periudhën pagane paraislamike të injorancës, është ruajtur me forcë nga çdo lloj padrejtësie dhe dhune ndaj njerëzve. E vetmja organizatë që e pati pranuar dhe në të cilën pati marrë pjesë para profetësisë, qe "Hilfu'l-fudul"[39], sepse ajo ishte një organizatë drejtësie dhe se parimi mbi të cilin merreshin vendimet atje, ishte ky:

"Po qe se një mekas ose një person kushdoqoftë i ardhur nga jashtë pëson padrejtësi, menjëherë do të kundërshtohet bashkë me të kryerësi i padrejtësisë gjersa t'i kompensohet dëmi dhe, me vendosjen e të drejtës dhe drejtësisë, do të sigurohet rendi dhe qetësia e shoqërisë!"

Kjo marrëveshje që synonte të parandalonte dhunën dhe padrejtësinë, e pati lënë shumë të kënaqur të Dërguarin e Allahut (s.a.s.) dhe ai qe shprehur për këtë organizatë, edhe pas profetësisë, në këtë mënyrë:

*"Kam marrë pjesë së bashku me ungjit e mi në Hilful Fudul në shtëpinë e Abdullah bin Xhuda-së. Aq i kënaqur mbeta nga ai kuvend, sa nuk do të mbetesha i kënaqur e i gëzuar edhe sikur të më falnin deve të kuqe në vend të tij! Edhe sikur të thirresha përsëri sot për një marrëveshje të tillë, do të merrja pjesë!"* (Ibni Kethir, *el-Bidaje*, II, 295)

Kjo dhe shfaqje të tjera të panumërta drejtësie, mëshire e bamirësie të ngjashme me këtë, në emër të njerëzimit, në jetën e të Dërguarit të Allahut (s.a.s.), janë për të gjithë njerëzimin modele shembullore gjer në kiamet. Asnjë sy i matur i cili mundet ta vëzhgojë dritën e shkëlqyer të shpërndarë botës nga ai kandil i pashoq, nuk mundet ta mohojë të vërtetën e tij të paktën qoftë edhe për ndërgjegje! Kështu ka ndodhur që edhe shumë dijetarë apo shkencëtarë të huaj të cilët, megjithëse nuk i kanë besuar Hz. Muhammedit si profet, por, si domosdoshmëri e arsyes së shëndoshë, e kanë miratuar me ndërgjegje virtytshmërinë dhe suksesin e tij. Njëri prej këtyre, **Tomas Karlajl (**Thomas Carlyle), ka thënë:

"Lindja e tij është shkëputja dhe çlirimi i dritës prej errësirës!"

39 **Hilfu'l-Fudul**: Një marrëveshje e organizuar nga disa persona prej parësisë së Kurejshve me qëllim për t'u ardhur në ndihmë personave të dëmtuar nga padrejtësia në Mekë, dhe ku pati marrë pjesë edhe i Dërguari i Allahut (s.a.s.). (Shih. Ibni Kethir, *el-Bidaje*, II, 295; Ahmed, 190, 193).

Si dhe:

"Asnjë perandor me kurorë mbi kokë nuk është respektuar aq shumë sa Muhammedi i cili vishte pelerinën që e arnonte me duart e veta!"

Kurse **Sër Muir** është shprehur:

"Kurrë reformimi i njerëzimit nuk është bërë më i vështirë se nga koha kur pati ardhur Hz. Muhammedi, por, gjithashtu, nuk njohim reformim dhe kënaqësi më të përkryer sesa qetësia dhe kënaqësia që la ai kur vdiq!"

Në **Ana Britanica**, si miratim i vlerave dhe virtytshmërisë së Profetit, shkruhen këto:

"Suksesin e arritur nga Muhammedi nuk e ka arritur, gjatë gjithë kohëve, as ndonjë profet, as dhe ndonjë klerik reformist!"

**B. Smith** thotë:

"Muhammedi është, pa kushte dhe unanimisht, më i madhi i reformistëve!"

**Stanley Lane-Poole** e pohon kështu këtë të vërtetë:

"Dita kur Muhammedi arriti fitoren më të madhe mbi armiqtë e vet, është dita kur ai arriti fitoren më të madhe të vlerave dhe virtyteve edhe ndaj vetvetes! Atë ditë ai i fali Kurejshët pa asnjë shpërblim dhe e shndërroi këtë në një amnisti të përgjithshme për të gjithë popullsinë e Mekës!"

Dhe, **Arthur Gilman** thotë:

"Në triumfin e Mekës vëmë re lartësinë e tij sublime. Ndikimi i të këqijave që i qenë bërë në të kaluarën, mund ta shtynte atë fort mirë për të marrë shpagim. Kurse Muhammedi e shmangu ushtrinë e vet nga çdo lloj gjakderdhjeje, tregoi një dhembshuri të madhe dhe e falenderoi Zotin!"

### Miratimi i figurës shembullore të Profetit të Mëshirës nga politeistët

Aq shumë e kishte fituar Hz. Muhammedi (s.a.s.) besimin e arabëve politeistë, saqë edhe armiku i pamëshirshëm i tij, Ebu Xhehli, i pati thënë një ditë:

"O Muhammed, ne nuk të përgënjeshtrojmë ty, ti je për ne një njeri jashtëzakonisht besnik. Ne përgënjeshtrojmë vetëm ajetet që ke sjellë ti!" (Vahidi, *Esbabu Nuzuli'l-Kur'an*, f. 219; Tirmidhi, *Tefsir*, 6/3064)

Megjithëse edhe armiqtë më të tërbuar me ndërgjegje e pranonin se Hz. Muhammedi (s.a.s.) ishte profet i vërtetë, e patën kundërshtuar vetëm e vetëm për egoizëm!

Me të vërtetë, në ajetin kur'anor thuhet kështu:

"**E dimë se thëniet e tyre me të vërtetë të dëshpërojnë ty. Në të vërtetë, ata nuk të përgënjeshtrojnë ty; ata mizorë mohojnë hapur argumentet e Allahut!**" (el-En'am: 33)

Ishte pas paktit të Hudejbijes. Perandori bizantin Heraklius që i mundi persët, në kthim, në kohën kur ndodhej në Siri, mori letrën me të cilën Profeti (s.a.s.) e ftonte në Islam. Në vend që të zemërohej me këtë letër, perandori ndjeu interesim për të. Perandori bizantin që ishte kureshtar të mësonte përmbajtjen dhe cilësinë e kumtesës islame, dha urdhër t'i sillnin pranë disa prej bashkëvendasve të të Dërguarit të Allahut (s.a.s.) me qëllim për t'u bërë pyetje.

Në atë mes, në Siri ndodhej njëri prej armiqve të tërbuar të Profetit (s.a.s.), Ebu Sufjani, në krye të një karvani tregtarësh mekas. Njerëzit e perandorit e gjetën Ebu Sufjanin dhe e nxorën para tij. Perandori ndodhej në Jerusalem. Ai e priti Ebu Sufjanin së bashku me shokët e vet në prani të parësisë. Herakliusi i pyeti ata me anë të përkthyesit:

"Cili prej jush është më i afërt në fis me këtë person që thotë se është profet?"

"Më i afërti jam unë!" - U përgjigj Ebu Sufjani.

Herakliusi iu drejtua përkthyesit:

"Sillini këtu edhe shokët e këtij!"

Pastaj, kur u sollën aty edhe shokët e Ebu Sufjanit, Herakliusi e porositi sërish përkthyesin:

"Thuaju këtyre se do ta pyes këtë njeri për disa gjëra. Po të gënjejë, shokët të thonë se gënjen!"

Duke e treguar vetë këtë ngjarje më vonë, Ebu Sufjani thotë kështu: "Vallahi, po të mos harroja se shokët do të thoshin se kam gënjyer, do të kisha gënjyer për të!" Dhe vazhdon:

"Pyetja e parë që më bëri Herakliusi, qe kjo:

"Ç'vend zë prejardhja e tij mes jush?"

"Prejardhja e tij është shumë e fisme!" – I thashë unë.

"A pati më parë ndër ju ndonjë që të ketë pretenduar si ky?" - Më pyeti Herakliusi.

"Jo..." - I thashë unë.

"A pati sundimtarë mes të parëve të tij?" – Më pyeti Herakliusi.

"Jo!" - I thashë.

"Ata që e ndjekin atë, a janë parësia, apo shtresa e ulët?" - Më pyeti Herakliusi.

"Shtresa e ulët." - I thashë unë.

"Ata që e ndjekin, shtohen apo pakësohen?" - Më pyeti Herakliusi.

"Shtohen..." - Iu përgjigja unë.

"A ka mes tyre që, pasi ta kenë pranuar fenë e tij, të kenë ndërruar mendje?" - Më pyeti Herakliusi.

"Jo!" - I thashë unë.

"Para se të dilte me këtë pretendim, a pati ndodhur ndonjëherë ta keni akuzuar për gënjeshtër?" - Më pyeti Herakliusi.

"Jo!" - Iu përgjigja unë.

"A pati ndodhur ndonjëherë të mos e ketë mbajtur fjalën?" - Më pyeti Herakliusi.

"Jo! Ai e mban fjalën që jep, por tani ne jemi në armëpushim dhe nuk e dimë se ç'do të bëjë gjatë kësaj kohe!" – Vetëm sa e sqarova unë duke mos gjetur fjalë tjetër për të shtuar me qëllim që të flisja keq për të.

"A keni luftuar me të?" - Vazhdoi të më pyesë Herakliusi.

"Po!" - Iu përgjigja unë.

"Si përfunduan këto luftëra?"- Më pyeti Herakliusi.

“Disa herë na mundi ai, disa herë e mundëm ne!” – I thashë unë.

“Mirë, po ç’kërkon prej jush?” - Më pyeti Herakliusi.

“Na thotë: *Faliuni vetëm Allahut, mos i bëni shok asgjë Atij dhe braktisini idhujt të cilëve iu janë falur etërit tuaj!* Pastaj na porosit të falim namaz, të jemi të drejtë e të ndershëm si dhe të kujdesemi për prindërit dhe të afërmit!”

Pas kësaj, Herakliusi i tha përkthyesit kështu:

“Thuaji atij: “Të pyeta për prejardhjen e tij dhe më the se është shumë i fismë. Të tillë janë profetët; ata zgjidhen mes fisnikëve të fisit.

Të pyeta nëse pati para tij ndonjë që të ketë dalë me këtë pretendim dhe më the se jo. Po të kishte pasur, do të thosha se e merr si shembull atë.

Të pyeta nëse ka mes të parëve të tij sundimtarë dhe m’u përgjigje se jo. Po të kishte, do të thoja se përpiqet ta rifusë në dorë sundimin e të parëve të vet.

**Të pyeta nëse pati ndodhur më parë të shihni se po gënjen dhe më the se jo. Unë e di se njeriu që nuk thotë gënjeshtra për njerëzit, nuk thotë gënjeshtra as për Zotin!**

Të pyeta nëse ata që e ndjekin, janë prej parisë apo shtresës së ulët dhe më the se janë të shtresës së ulët. Kështu ndodh në fillim me profetët; ata që i ndjekin, janë njerëz të shtresës së ulët.

Të pyeta nëse ata që e ndjekin, shtohen, apo pakësohen dhe më the se shtohen. E veçanta e feve të vërteta është se, gjer në plotësimin e kumtesës, numri i ndjekësve vjen gjithmonë duke u shtuar.

Të pyeta nëse ka mes tyre që, pasi kanë hyrë në fe, nuk u ka pëlqyer dhe kanë dalë, më the se jo. Kështu ndodh kur kënaqësia dhe prehja që shfaqet në sajë të besimit, hyn në zemër dhe hedh rrënjë aty.

Të pyeta nëse pati ndodhur të mos e ketë mbajtur fjalën dhe më the se jo. Të tillë janë profetët, nuk e kthejnë fjalën!

Të pyeta nëse keni luftuar me të dhe më the se keni luftuar, se disa herë e keni mundur ju e, disa herë, ai. Kështu janë profetët: pësojnë humbje, pastaj, fundi i lumtur bëhet i tyre!

Të pyeta se ç'kërkon prej jush dhe më the se ju kërkon të adhuroni vetëm Allahun duke mos barazuar asgjë tjetër me Të, të largoheni prej idhujve, të falni namaz, të jeni të drejtë e të ndershëm.

**Po qe se këto që the janë të vërteta, ai njeri do të sundojë shumë shpejt në këtë vend ku më shkel këmba. Unë e kam ditur se ka për të dalë ky profet, por nuk e parashikoja se do të ishte prej jush. Po ta dija se mund të takohesha me të, do të merrja parasysh të gjitha vështirësitë dhe, po t'i ndodhesha pranë, do t'ia laja këmbët!**"

Pastaj Herakliusi kërkoi t'ia sillnin letrën që i ishte dërguar guvernatorit të Busras me anë të Dihjes (r.a.) dhe që ia kishin përcjellë atij. Në letër shkruhej kështu:

**"Bismil'lahir-rahmanir-rahim! Me emrin e Allahut Mëshirues e Shpërblyes!**

*Nga robi dhe i dërguari i Allahut, Muhammedi, të madhit të romakëve, Heraklius!*

*Paqe atyre që janë në rrugë të drejtë! Po të ftoj ty në Islam! Hyr në Islam që të shpëtosh dhe Allahu të të shpërblejë shumëfish! Po qe se s'pranon, mëkati i bujqve që ke nën sundim do të rëndojë mbi qafën tënde!*

**"Thuaju: O ndjekës të Librit! Ejani në një fjalë të përbashkët mes nesh: të mos i falemi askujt tjetër veç Allahut, të mos barazojmë asgjë me Të e të mos hyjnizojmë njëri-tjetrin!" Po qe se të kundërshtojnë, thuaju: "Dëshmoni se ne jemi muslimanë!"** (Al-i Imran: 64)"

Ebu Sufjani tregon:

"Pas këndimit të letrës u krijua një zhurmë dhe një rrëmujë e madhe. Ne na nxorën jashtë. Unë u thashë shokëve:

"Pa shihni, puna e Ibni Ebi Kebshe-s[40] u bë e madhe! Edhe Herakliusi po ka frikë prej tij!.."

40 **Ibni Ebi Kebshe** (Biri i Ebu Kebshes): Kohë më parë, një person me emrin Ebu Keshbe nga fisi Hudhaa, i kishte dalë kundër fisit të vet në adhurimin e idhujve. Duke e përngjasuar Profetin me të, politeistët e Mekës e thërrisnin atë Ibni Ebi Kebshe. Gjithashtu, është thënë se Ebu Kebshe ka qenë pseudonimi i njërit prej gjyshërve të Profetit nga i ati ose e ëma, ose pseudonimi i të atit të Profetit në gji.

Ja, pra, qysh prej asaj kohe kurrë nuk e humba bindjen se Ai së shpejti do të arrinte sukses dhe, më në fund, edhe mua Allahu ma mundësoi Islamin!..”

Herakliusi e ftoi parësinë në audiencë, e cila u zhvillua në një nga pallatet e tij. Ai u tha atyre:

“O romakë, a doni të shpëtoni përjetësisht dhe mbretërimi juaj të vazhdojë gjithmonë?” (U propozoi të hynin në Islam). Pas këtyre fjalëve, parësia, të trembur, si tufë gomerësh të egër, të gjithë së bashku vrapuan te dyert. Por panë se të gjitha dyert qenë të mbyllura. Kur e kuptoi se burrat e shtetit që kishte përreth nuk donin të hynin në Islam, i thirri të ktheheshin prapë dhe, duke e ndryshuar të vërtetën e fjalëve që do të thoshte, u tha:

“Unë ju provova për të parë vendosmërinë tuaj në fenë e krishterë. Kjo që pashë në sjelljen tuaj, më pëlqeu!”

Atëherë, burrat e shtetit ranë në gjunjë para tij dhe mbetën të kënaqur prej tij. (Buhari, *Bedu'l-Vahj*, 1, 5-6, *Iman*, 37, *Shehadat*, 28, *Xhihad*, 102; Muslim, *Xhihad*, 74; Ahmed, I, 262)

Ndërsa e pati parë me sytë e vet dhuntinë e Islamit që i kishte ardhur mu para dhe e pati rrokur plotësisht të vërtetën, perandori i Bizantit Heraklius, si rezultat i rëndimit të interesave materiale të kësaj bote, duke e humbur këtë rast të madh orientimi, e çoi dëm për vete një lumturi të përjetshme.

Sjellja e matur që tregoi në fillim perandori Heraklius para gjërave që mësoi mbi Islamin, mendojmë se nuk buronte thjesht prej vlerave të veta njerëzore.

Në atë kohë, degjenerimi i krishterizmit, në origjinë një fe e vërtetë dhe e mbështetur në parimin e unitetit hyjnor, ishte ende mjaft i ri. Debatet e ashpra që kishin vazhduar për afro dy shekuj dhe për të cilat flitet në histori si “lufta e ikonave”, sapo kishte përfunduar dhe kishat ishin mbushur me piktura dhe statuja. Duke u larguar prej monoteizmit, krishterizmi i ishte nënshtruar pa kushte sistemit besimor trinist dhe, si domosdoshmëri e natyrshme dhe tradicionale e humbjes nga një fe e vërtetë e origjinalitetit të saj, ishte dërguar Islami për të ripërtëritur besimin e vërtetë. Ndërkaq, është një e vërtetë historike se edhe

në këto kushte ekzistonin njerëz që ruanin ende besimin e vjetër monoteist. Kështu, edhe mbreti etiopian Nexhashi që patën takuar ata shokë të Profetit që patën emigruar në atë vend për shkak të persekutimeve të padurueshme të politeistëve mekas, pati treguar një qëndrim të tillë të matur dhe, duke vizatuar për tokë një vijë me shkop, u pati thënë atyre:

"Ato që thoni ju, me besimin tim, i ndan vetëm një vijë si kjo!" (Shih. Ibni Hisham, I, 356-361; Ahmed, I, 202-203, V, 290-291; Hejthemi, VI, 25-27)

Sepse edhe ai ishte anëtar i shkollës "Arios" që mbronte besimin monoteist të krishterizmit.

Ka mundësi që edhe Herakliusi të ketë pasur një besim të tillë, vetëm se për këtë nuk ka ndonjë provë historike. Me këtë vërtetohet edhe një herë tjetër se besimi është çështje dhuntie.

Nga ana tjetër, kjo çështje që ka lidhje me Herakliusin, tregon se edhe ata që s'e miratonin profetësinë e Hz. Muhammedit (s.a.s.), e miratonin drejtësinë dhe ndershmërinë si dhe pjekurinë e personalitetit të tij. Kur do të emigronte për në Medinë, te ai ndodheshin të depozituara disa amanete të politeistëve, për dorëzimin e të cilave ai pati ngarkuar Hz. Aliun duke e lënë si përfaqësuesin e vet në Mekë. Sepse në Mekë pothuaj s'ndodhej njeri i cili të kishte ndonjë send me vlerë të çmuar që të mos ia linte në ruajtje në besim Hz. Muhammedit (s.a.s.), të cilin që të gjithë e njihnin për njeri të besueshëm e të sigurt. (Ibni Hisham, II, 98)

**Vendi i Profetit të Mëshirës mes profetëve të tjerë**

Ashtu siç e kemi thënë edhe më parë, **profetësia Muhammediane** ka filluar me një shfaqje të shenjtë, atëherë kur familja e **Ademit** ende nuk ishte formuar. Me fjalë të tjera, elementi ekzistencial që ka ndriçuar i pari, është **Drita Muhammediane**.

Duke u shfaqur me anë të dritës së vet para **Hz. Ademit** dhe, me anë të anës materiale (kurmit) të vet, pas të gjithë profetëve, **Profeti Muhammed** është bërë fleta e parë dhe e fundit e kalendarit profetik. Në kohë, ai është profeti i fundit, kurse në krijim, i pari. Kalendari i misionit profetik ka nisur me **Dritën Muhammediane,** si drita e parë e

qenies, dhe është mbyllur me **kurmin Muhammedian**, fletën e fundit të tij. Duke u nisur nga kjo, mund të thuhet se:

pasi **Ademi** (a.s.), para të cilit engjëjt u urdhëruan të binin në sexhde,

**Idrisi** (a.s.) që bartte të fshehtën e mahnitjes qiellore,

**Nuhu** (a.s.), me anë të përmbytjes së të cilit u pastrua faqja e tokës prej mohimit dhe herezisë,

**Hudi** (a.s.), profeti i fisit Ad të përmbysur me anë të furtunave,

**Salihu** (a.s.), profeti i fisit Themud të shkatërruar duke u lëkundur nga rrënjët me anë të tërmeteve për shkak të mburrjes dhe teprimit të së keqes,

**Ismaili** (a.s.) i shndërruar në simbol me anë të principialitetit, sinqeritetit, besnikërisë, dorëzimit dhe nënshtrimit të tij ndaj Zotit, rrëfimet mbi të cilin do të vazhdojnë t'u kujtohen tërë besimtarëve në adhurimin e haxhit gjer në kiamet,

**Hz. Luti** (a.s.), profeti i dëshpëruar i popullsisë së Sodom-Gomorres të fundosur nën tokë dhe të hedhur në plehërishten e historisë për shkak të teprimeve në mendjemadhësi dhe imoralitet,

**Dhulkarnejni** (a.s.) që e barti flamurin e tevhidit, besimit monoteist islam mbi Allahun si Zoti i vetëm i gjithësisë, nga lindja, në perëndim,

**Jakubi** (a.s.) i cili u përvëlua nga dashuria dhe malli dhe u bë monument durimi,

**Jusufi** (a.s.) i cili, pasi vuajti për një kohë si skllav, pastaj në vetminë e burgut, pasi luftoi me vetminë, përkorësinë dhe dëshirat e nefsit (vetvetes, egos), sundoi Egjiptin dhe zemrat, i cili e zbehu hënën me bukurinë e tij,

**Hz. Shuajbi** (a.s.) i cili, për oratorinë me të cilën i dalldiste zemrat, u quajt "Ligjëruesi i Profetëve",

**Hizri** (a.s.) i cili ia mësoi dhe praktikoi Hz. Musait të fshehtën hyjnore,

**Musai** (a.s.) i cili e përmbysi mbretërimin e Faraonit, i cili hapi rrugë përmes Detit të Kuq me shkopin e tij të magjishëm,

**Hz. Haruni** (a.s.), vëllai i mirë (salih) i Musait (a.s.), i cili e pati ndihmuar atë kurdo dhe në çdo vend,

**Daudi** (a.s.) i cili, me zikrin e tij, i dalldisi malet, gurët, kafshët e egra,

**Sulejmani** (a.s.) i cili mundi ta bartte jashtë zemre mbretërimin e tij madhështor,

**Uzejri** (a.s.) i cili, duke u ringjallur pas një vdekjeje njëqindvjeçare, u bë shembull i ringjalljes pas kiametit,

**Ejjubi** (a.s.) i cili, me meditimin e tij të thellë, u bë guri mprehës i durimit,

**Junusi** (a.s.) i cili, duke u thelluar në të vërtetën e pendesës, lutjes dhe zikrit në gjendje ekstaze të thellë, i kapërceu errësirat,

**Hz. Iljazi** (a.s.) i cili pati merituar konsideratën hyjnore "Paqe Iljasit!",

**Hz. Eljesa** (a.s.) i cili është konsideruar epror mbi botët,

profeti i mirë (salih), **Hz. Dhulkifli** (a.s.), i cili u mbulua nga mëshira hyjnore,

**Hz. Lukman Hekimi** (a.s.), prijësi i mjekëve të trupit dhe ndjenjave, i cili u bë legjendar me këshillat dhe porositë e tij,

profeti i masakruar, **Zekerija** (a.s.), i cili, edhe kur po e ndanin më dysh me sharrë, e ruajti dorëzimin dhe nënshtrimin te Zoti pa rënkuar as edhe me "ah!",

**Jahja** (a.s.) i cili, ashtu si i ati, e priti vdekjen si dëshmor,

profeti qiellor, **Isai** (a.s.), i cili pati si karakteristikë dalluese pastrimin e nefsit (vetvetes, egos), i cili, me anë të lutjeve dhe përgjërimeve drejtuar Zotit, i shëronte të sëmurët dhe i ringjallte të vdekurit, pra, mund të thuhet se këta dhe mbi njëqind e njëzet mijë profetë si dhe këto rryma shfaqjesh hyjnore tek ta, pasi arritën pjekurinë e misionit dhe pikëngopjen e tyre, u zbrazën detyrimisht në tokën ndjesore të njerëzimit duke u bërë pararendës dhe pothuaj si shenja paralajmëruese pranverore të ardhjes së **Hz. Muhammedit** (s.a.s.) të dërguar si mëshirë për botët…

Ibni Abbasi (r.a.) rrëfen:

Zoti e krijoi nënën tonë, Hava, prej brinjës së majtë të Hz. Ademit. Në atë kohë, Hz. Ademi po flinte. Kur u zgjua dhe pa pranë vetes Havanë si një filiz, i rrahu zemra për të dhe zgjati dorën drejt saj. Engjëjt i thirrën:

"O Adem, mos e prek se akoma nuk të është lidhur kurora me të!"

Pastaj u lidh kurora mes Hz. Ademit dhe Hz. Havasë duke vënë si kusht që pagesa e kurorës të jetë tri herë **salavat** për Hz. Muhammed Mustafanë. Ky kusht, në prani të Allahut dhe para të vërtetës Muhammediane, u bë fillimi i kurorës së parë.[41] Kështu, me anë të salavatit, lutjes për paqe e mëshirë për Hz. Muhammed Mustafanë, akti i lidhjes së kurorës fitoi një kuptim të lartë e sublim, u mbush me shfaqje mëshire, begatie e frymëzimi!

Sipas rrëfimit të Hz. Omerit (r.a.), më pas, Ademi (a.s.) e pati përdorur si pretekst Hz. Muhammedin për t'iu lutur Zotit që ta falte për gabimin[42] i cili u bë shkak që të nxirrej nga xhenneti:

"*O Zot! Për hir të Muhammedit, të lutem të më falësh!..*"

Allahu i Lartë e pyeti:

"*O Adem, e si e njohe ti Muhammedin kur unë atë s'e kam krijuar ende?!*"

Ademi (a.s.) iu përgjigj:

"*O Zot, kur më krijove mua me dorën tënde të fuqisë hyjnore dhe më fryve shpirt nga shpirti yt, ngrita kokën dhe pashë të shkruar mes shtyllave qiellore fjalinë, "La ilahe il'lallah, Muhammed Resulullah", "Nuk ka zot tjetër veç Allahut, Muhammedi është i dërguari i Allahut", dhe e kuptova se Ti e vë përkrah emrit tënd vetëm emrin e krijesës më të dashur për ty!*"

Atëherë, Zoti i tha:

"*Drejt fole, O Adem! Ai është krijesa më e dashur për mua! Kur të më lutesh, m'u lut vetëm për hir të tij, sepse unë të fala tani për hir të tij! Dije*

41 Shih. Kastalani, *Mevahib-i Ledunnije*, Stamboll, 1984, I, 24; Ismail Haki Bursevi, *Ruhul Bejan*, VIII, 430, (Duhan, 54); M. Sami Ramazanoğlu, *Musahâbe*, IV, 9.

42 Sipas konceptualitetit islam dhe terminologjisë përkatëse, gabimi i profetëve quhet *dhel'le,* rrëshqitje, lapsus, gabim i pavullnetshëm. Përkthyesi.

*se, po të mos ishte Muhammedi, s'do të të kisha krijuar!"* (Hakim, II, 672/4228; Bejhaki, *Delail*, V, 488-489)

Jeta e Profetit Muhammed (s.a.s.) është e mbushur plot me shfaqje të lavdërueshme përtej përfytyrimit, që nuk u kanë takuar profetëve të mëparshëm.

Me përjashtim të Hz. Muhammedit, detyra e të gjithë të gjithë profetëve të tjerë ka qenë e kufizuar në një kohë dhe vend të caktuar. Prandaj prej tyre nuk na është përcjellë ndonjë komplet sjelljesh i pasur. Kurse profeti Muhammed (s.a.s.) është dërguar për të gjitha vendet dhe kohrat gjer në kiamet, prandaj të gjitha qëndrimet dhe sjelljet e tij gjer në imtësitë më të vogla na janë përcjellë ne me një rrëfim besnik dhe kjo përcjellje zotëron mundësinë të vazhdojë në mënyrë të pandërprerë gjer në kiamet! Eshtë një dëshirë dhe vullnet hyjnor që atij i është dhënë **krijimi i bukur** si shembull për të gjithë njerëzit e kohës së fundit![43]

**Hz. Musai** pati sjellë disa ligje. **Hz. Daudi** qe zgjedhur për t'i bërë lutje Allahut dhe për t'i kënduar përgjërimet. **Hz. Isai** qe dërguar për t'u mësuar njerëzve moralin bujar dhe përkushtimin fetar. Kurse profeti islam, **Hz. Muhammedi** (s.a.s.) i solli të gjitha këto. Ai solli një sistem ligjor. Ai u mësoi njerëzve se si duhet t'i luteshin Allahut me zemër të kulluar pasi ta kishin pastruar veten prej papastërtive egoiste dhe mëkateve. Ai tregoi se ç'qe morali më i bukur dhe, me mënyrën e tij të jetesës, u bë shembull për të tjerët. Ai këshilloi për të mos u mashtruar nga dukja tërheqëse, e shkëlqyer, por gënjeshtare e kësaj bote. Shkurt, ai bashkoi në personalitetin dhe veprën e tij të gjitha kompetencat dhe detyrat e të gjithë profetëve. Finsikëria e prejardhjes dhe edukatës, lumturia e bukurisë dhe përsosmërisë gjithë te ai qenë mbledhur.

Prandaj, ndërsa Zoti në Kur'an nuk betohet për asnjë profet, betohet mbi jetën e Muhammedit duke u shprehur, "**le-amruke!**", "betohem mbi jetën tënde!" (el-Hixhr, 72) Poeti mistik **Sheh Galib** e shpreh këtë specifikë poetikisht kështu:

*Mbret i profetëve, sundimtar i përlavdëruar je, imzot!*
*Për të pashpresët, pasuri e pashtershme je, imzot!*

43 Në origjinal: ahirzaman, koha e fundit, epoka gjeologjike dhe historike e fundit e tokës, pas së cilës do të ndodhë kiameti dhe ringjallja. Përkthyesi.

*I mbështetur me dekretin* ***"Betohem në jetën tënde"****,*
*Në lartësinë hyjnore i parë je, imzot!*

*Ti je Ahmed, Mahmud dhe Muhammed,*[44] *imzot,*
*Nga Zoti për ne mbret, imzot!*

Një nga veçoritë e profetit Muhammed (s.a.s.) që e dallojnë nga profetit e tjerë është se, ndërsa Kur'ani u drejtohet atyre me "o, ti", si "o, ti, Adem", "o, ti, Musa", "o, ti, Isa", etj., atij i drejtohet jo kështu dhe as në emër, por me atribute, si "o nebi", "o resul", "o muzemmil", "o mudeththir".[45] Në këtë mënyrë ne na janë dhënë kriteret e domosdoshme të edukatës dhe etikës ndaj Profetit.

Në lidhje me këtë specifikë, Zoti na urdhëron kështu:

**"**(O besimtarë!) **Mos i thërrisni të Dërguarit siç i thërrisni njëri-tjetrit mes jush!"** (en-Nur, 63)

Ibni Abbasi (r.a.) ka bërë këtë shpjegim për këtë ajet:

"Njerëzit e thërrisnin të Dërguarin e Allahut "O Muhammed, o Ebul Kasem". Allahu i Lartë, për t'ia lartësuar dinjitetin të Dërguarit të Tij, i ndaloi njerëzit t'i drejtoheshin në atë mënyrë. Pas kësaj njerëzit filluan t'i drejtohen Profetit me shprehjet "O Profeti i Allahut, o i Dërguari i Allahut"! (Ebu Nuajm, *Delail*, I, 46)

Kështu, fakti që Zoti ynë i drejtohet Profetit në Kur'an jo në emër, por me atribute të larta, na mëson neve respektin, edukatën dhe etikën e domosdoshme ndaj Tij dhe na tregon një kriter në këtë specifikë.

Veç kësaj, Allahu (xh.xh.) vetëm Profetit tonë i është drejtuar me apelativin "Habibi (i Dashuri) im".[46]

Gjithashtu, me kryerjen nga Profeti në Faltoren Aksa të detyrës së imamit[47] për të gjithë profetët, është fiksuar epërsia dhe pozita e privilegjuar e tij.

---

44 (Si koncepte) ahmed: shumë falenderues dhe lavdërues (i Allahut) dhe shumë i lavdëruar; mahmud: i lartësuar, i ngritur lart; muhammed: shumë herë i lavdëruar, i lavdëruar në mënyrë të përsëritshme. Përkthyesi.

45 nebi: lajmëtar, profet; resul: i dërguar, përfaqësues, ambasador; muzemmil: i mbështjellë; mudeththir: i mbuluar, i veshur. Përkthyesi.

46 Shih. Tirmidhi, Menakib, I, 3616; Darimi, *Mukaddime*, 8; Ahmed, VI, 241; Hejthmi, IX, 29.

47 Shih. Muslim, *Iman*, 278; Nesai, *Salat*, I, 448.

Mes profetëve, Miraxhi vetëm atij i ka takuar! Në krahasim me të fshehtën لَنْ تَرٰينِي **“len terani”**[48] që i përket profetit Musa, te ai u shfaq e fshehta فَكَانَ قَابَ قَوْسَيْنِ اَوْ اَدْنٰى **“Fe kâne kâbe kavsejni ev edna”**[49].

48 لَنْ تَرٰينِي ***“len terani***, **mua kurrsesi s’mund të më shohësh”** (el-A’raf, 143): Në malin Sina, për të folur me Allahun e Lartë, profeti Musa (a.s.) u mbajt në një periudhë përgatitjeje. U vu të agjëronte tridhjetë ditë, pastaj edhe dhjetë ditë të tjera duke u plotësuar dyzet ditë agjërim. Kjo përgatitje kishte për qëllim ta shkëpuste atë nga jeta materiale për ta përgatitur për bisedën hyjnore. Zoti bisedoi me profetin Musa (a.s.) jo me një gjuhë materiale ose zë, por me atributin e Tij eternal të quajtur “kelam”, “fjalë”. Kështu, shtatëdhjetë vetë të sjellë aty si dëshmitarë pranë Hz. Musait, si dhe engjëlli Xhebrail (a.s.), as e dëgjuan këtë bisedë hyjnore e as ndjenë gjë. Përballë shfaqjes hyjnore të fjalës së Zotit, Musai (a.s.) ra në ekstazë. Duke mos e kuptuar dot nëse ndodhej në këtë botë apo në tjetrën (ahiret), profeti Musa doli jashtë kohës e hapësirës. Mes një pasioni, ekstaze dhe ndjeshmërie të jashtëzakonshme, te ai u zgjua një dëshirë e fuqishme për ta parë Zotin. Në përgjigje të kësaj, atij iu shfaq urdhri hyjnor, **“len terani”**, “mua kurrsesi nuk mund të më shohësh”. Pasi Musai (a.s.) nguli këmbë në mënyrë të pavullnetshme në dëshirën e tij, Zoti i njoftoi që të hidhte shikimin te mali përballë dhe, nëse do ta shihte po në atë në vend, do të mund ta shihte edhe Atë vetë. Sipas rrëfimeve, një dritë nga Zoti, duke kaluar nëpër pengesa të panumërta, u reflektua te mali i cili shpërtheu në flakë. Përballë asaj pamjeje të tmerrshme, Musait (a.s.) i ra të fikët. Dhe, kur erdhi në vete, e madhëroi Zotin dhe shfaqi pendesë pse e kishte kaluar kufirin.

Nga ky rrëfim i Kur’anit mund të nxjerrim këto mësime: Në këtë gjithësi nuk ka ndonjë mjedis që të mund ta durojë shfaqjen e individualitetit të Allahut. Ky realitet cilësor është fiksuar me hedhjen në erë të malit i cili nuk e duroi dot as një thërrime të shfaqjes së individualitetit hyjnor. Për sa i përket individualitetit, Zoti është i padukshëm e i papërceptueshëm, kurse për sa u përket atributeve, është i dukshëm, i dëshmueshëm, i vëzhgueshëm. Është për këtë arsye që, në Kur’an, gjatë karakterizimit të besimtarëve, është deklaruar hyjnërisht se **“Ata i besojnë së fshehtës”** (el-Bakara, 3).

Kurse një e vërtetë tjetër është që njohja njerëzore e ka të pamundur të formojë konsideratë konkrete mbi shfaqjen e individualitetit të Zotit. Edhe kjo e vërtetë është e fiksuar me mpakjen dhe rrëzimin përtokë të Musait (a.s.). Prandaj, në botën tonë nuk ka *shfaqje të individualitetit hyjnor*. Kjo e vërtetë ka për shkak intensitetin jashtëzakonisht të lartë të shfaqjes së individualitetit hyjnor dhe paaftësinë përceptuese të njerëzve dhe xhindve.

49 فَكَانَ قَابَ قَوْسَيْنِ اَوْ اَدْنٰى, pra, **“sa mes dy harqeve** (të bashkuara)**, madje, më afër”** (en-Nexhm, 9). Natën e Miraxhit, Profeti Muhammed (s.a.s.) u lejua të kalonte dhe u bart përtej nivelit “sidretu munteha”, kufirin e të cilit nuk e ka kaluar asnjë qenie përfshirë edhe Xhebrailin (a.s.). Kështu, ndodhi një takim konfidencial i pamundur për konsideratën njerëzore në një afërsi që, sipas shrehjes së ajetit kur’anor për mundësinë njohëse njerëzore, është përcaktuar si “largësi mes dy harqeve të bashkuara ose edhe më afër”.

Këto përbëjnë shprehjen e zbritur në nivelin e njohjes sonë të të dy shfaqjeve të mëdha të përjetuara nga Hz. Musai (a.s.) dhe Hz. Muhammedi (s.a.s.).

Namazi si adhurimi që e afron më shumë njeriun me Allahun, në fenë e tij iu dha si një dhuratë e vogël bashkësisë, ummetit të tij.

Sa bukur i orienton dhe i paralajmëron me këto dy vargje poeti Kemâl Edib Kurkçuoğlu besimtarët indiferentë të mbetur larg nga Sunneti i të Dërguarit të Allahut i cili ka grumbulluar në vetvete edhe sa e sa bukuri dhe veçori të tjera përveç atyre të përmendura e të papërmendura këtu:

*Mbetja larg konsideratës së tij, sa keq, sa keq;*
*I mjafton indiferentit në të dy botët si disfatë!*

Sepse mundësia për të mund ta rrokur të vërtetën e Kur'anit dhe Sunnetit varet vetëm nga mundësia për t'iu afruar moralit shembullor të Hz. Muhammed Mustafait (s.a.s.) dhe thellësisë ndjesore të tij!

Zoti na bëftë ne një ummet, bashkësi besnike të lidhur me dashuri pas tij, sepse ai ishte një horizont i paarritshëm mëshire dhe dhembshurie!

**Paqja dhe mëshira e Allahut qofshin gjithmonë mbi Krenarinë e Përjetshme të Gjithësisë, sepse, në ditën më të frikshme, ne do të jemi nevojtarë për pretekstualitetin dhe ndërmjetësimin e tij!**

# Shembuj nga veçoritë e Profetit të mëshirës



*"Ti je në një shkallë të lartë të moralit"*
(el-Kalem, 107)

# SHEMBUJ NGA VEÇORITE E PROFETIT TE MESHIRES

Në histori, njeriu i vetëm dhe profeti i vetëm, jeta e të cilit të mund të jetë shënuar dhe njohur gjer në imtësitë më të vogla, është Hz. Muhammed Mustafai (s.a.s.)! Duke iu shënuar të gjitha aktet, fjalët, qëndrimet dhe sjelljet çast për çast, ai ka kaluar si një tabelë nderi në histori!

Jeta e tij është shembull për brezat që do të vijnë gjer në kiamet. Në Kur'an thuhet kështu për të:

"**Pa dyshim, ti je krijuar mbi një moral të lartë!**" (el-Kalem, 4)

A nuk qe vetëm një mësues verbal i Kur'anit, por, në të njëjtën kohë, një model i gjallë që e jetonte atë!

Profeti (s.a.s.) ka thënë:

"*Unë jam dërguar për ta plotësuar moralin e bukur!*" (Muvatta, *Husnu'l-Hulk*, 8; Bejhaki, *es-Sunenul Kubra*, X, 192)

Sapo e pa për herë të parë Profetin (s.a.s.), dijetari hebre, Abdullah Ibni Selam, u rrethua nga drita dhe thellësia kuptimore e fytyrës së tij dhe, i mahnitur, tha:

"*I zoti i kësaj fytyre nuk mund të jetë gënjeshtar!*"

Dhe besoi!

Ai tregon kështu:

"Kur i Dërguari i Allahut erdhi në Medinë, njerëzit vrapuan dhe e rrethuan nga të gjitha anët duke njoftuar:

"Erdhi i Dërguari i Allahut, erdhi i Dërguari i Allahut!"

Edhe unë u futa mes njerëzve për ta parë atë. Dhe, sapo e pashë fytyrën e bekuar të të Dërguarit të Allahut (s.a.s.), **e kuptova se fytyra e tij nuk mund të ishte fytyrë gënjeshtari!** Fjalët e para që kam dëgjuar prej tij, janë:

يَا أَيُّهَا النَّاسُ! أَفْشُوا السَّلَامَ وَأَطْعِمُوا الطَّعَامَ وَصِلُوا الْأَرْحَامَ وَصَلُّوا بِاللَّيْلِ وَالنَّاسُ نِيَامٌ تَدْخُلُوا الْجَنَّةَ بِسَلَامٍ

*"O njerëz! Përhapeni selamin, ushqeni të tjerët, vazhdojeni interesimin dhe ndihmën për të afërmit!* ***Ndërsa njerëzit flenë, ju falni namaz! Si rrjedhojë, keni për të hyrë me paqe në xhennet!****"* (Ibni Maxhe, *Et'ime*, 1; *Ikamet*, 174; Tirmidhi, *Kijamet*, 42/2485)

## Përkorësia, devocioni dhe pastrimi i vetvetes te Profeti i Mëshirës

Ashtu siç e kemi thënë edhe me një rast tjetër, profeti Muhammed (s.a.s.) është një dhuratë hyjnore dhe një model i përsosur për të gjithë njerëzimin! Për të mirën dhe lumturinë e vet, çdo njeri është i detyruar ta imitojë dhe ndjekë atë me aq sa ka mundësi dhe fuqi. Të gjitha qëndrimet dhe sjelljet e të Dërguarit të Allahut (s.a.s.) janë nga një shembull praktik më vete për ta jetuar Islamin ashtu siç duhet. Ndërkaq, për të përfituar nga e Vërteta Muhammediane, duhen bërë kujdes disa specifika:

1. Disa akte mund të realizohen vetëm me një mundësi që është e posaçme vetëm për profetët. Të tjerëve nuk u mjafton fuqia për to. Në fakt, edhe Profeti ua pati tërhequr vëmendjen atyre që e rrethonin për situata të tilla, si kalimi jo i rrallë, por i vazhdueshëm i netëve me namaz gjer në enjtjen e këmbëve, agjërimi pa iftar, etj.

2. Disa akte të Profetit (s.a.s.) patën lindur nga një sërë urtësish dhe interesash të posaçme për individualitetin e tij, si martesa me më shumë se katër gra, ndalimi gjer në kiamet i marrjes zeqat dhe sadaka nga vetë ai dhe familja e tij, etj.

Njëri nga shembujt e panumërt që tregojnë se familja profetike nuk pranonte zeqat dhe sadaka, është kjo ngjarje mjaft domethënëse:

Një ditë, Hz. Hasani (r.a.) e bëri Qaben Tavaf, pastaj shkoi te Posti i Ibrahimit ku fali dy reqate namaz. Pastaj e mbështeti faqen aty dhe filloi të qajë duke i përsëritur shumë herë këto fjalë:

"O Zot, robi yt i vogël e i dobët të erdhi në portë; Allahu im, shërbëtori yt i ngratë të erdhi në portë; o Zot, lypsari yt të erdhi në portë, i varfëri yt të erdhi në portë!"

Pastaj u largua. Gjatë rrugës hasi në disa njerëz të varfër që përpiqeshin të mbushnin barkun me copa buke të thatë. I përshëndeti ata me selam. Dhe ata e ftuan Hz. Hasanin në bukë. Hz. Hasani (r.a.) u ul bashkë me të varfërit dhe u tha:

"Do të haja bashkë me ju po ta dija se kjo bukë s'është sadaka!"

Dhe i ftoi:

"Ngrehuni të shkojmë në shtëpinë tonë!"

Të varfërit u nisën bashkë me të për në shtëpinë e tij. Hz. Hasani (r.a.) u dha gjellë, u veshi rroba dhe u futi ndër xhepa pak para." (Ebshihi, *el-Mustatraf*, Bejrut, 1986, I, 31)

Sa domethënës është fakti që i Dërguari i Allahut (s.a.s.) i dhuronte brenda një kohe të shkurtër ganimetet e veta dhe që këtë ndjeshmëri dhe kujdes e tregoi edhe në çastet e vdekjes:

I Dërguari i Allahut (s.a.s.) ishte shumë i sëmurë dhe pothuajse i qe afruar koha për t'u takuar me Zotin e vet. Një çast, u kthye nga Hz. Aisheja (r.anha) dhe e urdhëroi që t'ua ndante të varfërve 6-7 dinarët që i ndodheshin në shtëpi. Pasi kaloi një farë kohe, pyeti se ç'ishte bërë me dinarët dhe kur e mësoi se Hz. Aisheja kishte harruar, në telash e sipër, t'i shpërndante dinarët, ia kërkoi, i mori në pëllëmbën e bekuar dhe i tha:

*"Pejgamberi i Allahut, Muhammedi, nuk e sheh të përshtatshme të takohet me Zotin e vet gjersa të mos ua ketë shpërndarë këto të varfërve, por t'i ndodhen me vete…"*

Pastaj ua dhuroi të gjitha pesë familjeve ensare. Dhe, pas kësaj, tha:

*"Ja, tani u qetësova…"*

Dhe u kredh në një gjumë të lehtë. (Ahmed, VI, 104; Ibni Sa'd, II, 237-238)

Ubejdullah bin Abbas tregon:

Një ditë, Ebu Dheri (r.a.) më tha duke dashur të më tregonte një ngjarje:

"O biri i tim vëllai! Një herë ndodhesha pranë të Dërguarit të Allahut (s.a.s.). Ma kapi dorën dhe më tha:

*"O Ebu Dher! Edhe sikur të kisha ar dhe argjend sa mali i Uhudit, do t'i shpenzoja të gjitha në rrugën e Allahut dhe s'do të desha që ditën e vdekjes të më ndodhej pranë as edhe një kirat*[50] *prej tyre!"*

Unë e pyeta:

"O i Dërguari i Allahut! Nuk do të lije një kirat, apo një kandar?"

Ai m'u përgjigj:

*"O Ebu Dher! Unë e zbres në më të paktën, ti e lëshon te e shumta! Unë kërkoj ahiretin, kurse ti, këtë botë! Unë s'do të lija as edhe një kirat prej tyre! As edhe një kirat, as dhe një kirat!"* (Hejthemi, X, 239)

Ky qëndrim i lartë i të Dërguarit të Allahut përbën një kriter yjor! Ummeti, bashkësia e tij që e kanë për detyrë dhe përgjegjësi ta imitojnë dhe ndjekin atë, nuk mbajnë përgjegjësi për këto kritere. Tentativa e tyre për të vepruar sipas kritereve në fjalë është e parregullt, sepse besimtarët as nuk kanë fuqi për këtë! Synimi në këtë çështje është i posaçëm vetëm për të...

Qëndrimet dhe sjelljet e Hz. Muhammedit (s.a.s.) të lindura nga synimi në fjalë s'përbëhen vetëm nga këto që u përmendën. As qëndrimi i Profetit në lidhje me çështjen e trashëgimisë nuk mund të merret si referim për të tjerët. Fakti që Profeti pati thënë se *profetët nuk lënë trashëgim* (Buhari, *Fardu'l-Humus*, 1) dhe se i pati shpërndarë të gjitha gjërat që kishte më të gjallë, nuk mund të përbëjë shembull për të tjerët.

Po kështu, është një e vërtetë shumë e njohur që Profeti ka jetuar si i varfër, ka porositur jetën e thjeshtë dhe përkorësinë dhe është krenuar me këto. Mirëpo ky qëndrim ka të bëjë me qëllime dhe interesa të posaçme vetëm për personin e tij. Nuk duhet pandehur se me këtë, feja islame mbështet dhe nxit varfërinë. E kundërta, mund të thuhet se, me anë të parimit, *dora që jep është më e lartë se dora që merr,*[51] nxit ardhjen e njeriut në gjendjen që mund të japë, domethënë pasurimin me rrugë legale.

Prandaj, konkluzionet mbi varfërinë nuk kanë cilësi nxitëse; ato synojnë nënshtrimin ndaj paracaktimit hyjnor, dorëzaninë dhe pëlqimin e Zotit!

50 **Kirat**: masë peshimi sa pesë kokrra elbi me madhësi mesatare që përkojnë me afro 0.2125 gram.

51 Shih. Buhari, *Zekat*, 18, 50; *Nafakat*, 2; Muslim, *Zekat*, 94-97, 107, 124.

3. Jetesa në dimensione asketike (në përkorësi dhe duke iu përkushtuar adhurimit dhe devocionit) është virtyt, vlerë, qëndrueshmëri si dhe afërsi ndaj Profetit (s.a.s.). Por nuk mund të detyrohen të gjithë individët e shoqërisë të bëjnë këtë lloj jetese, sepse kjo cilësi varet nga kapaciteti dhe mundësia njerëzore që është e ndryshme në njerëz të ndryshëm. Pra, nuk duhet menduar se, për shkak të asketizmit dhe devocionit si pozicionim ndaj të mirave të kësaj bote, do të cënohet dinamizmi i jetës shoqërore dhe kombi do të mbetet pas zhvillimit të përgjithshëm ose do të bjerë në pozita të ulta e poshtëruese. Dinamizmi dhe iniciativa që përmbajnë këshillat dhe rregullat fetare të detyrueshme për t'u zbatuar nga të gjithë individët e shoqërisë islame e asgjësojnë një rrezik të tillë. Veçanërisht, parimi se *kush e ka një ditë (rezultative) sa një ditë më parë, është në humbje*, nuk bie në kundërshtim me dimensionet asketike të devocionit që shprehin mosvlerësim dhe mosinteresim ndaj të mirave materiale të kësaj bote, sepse veçimi nga bota, në kuptimin e tij esencial, është më tepër ndjesor dhe mendor sesa formal dhe praktik.

Poeti *Mevlana*, Xhelaleddin Rumi, shprehet kështu:

*"Bota është veçim nga Allahu! Bota nuk është para, femër, veshje; dije mirë këtë!"*

Sipas kësaj, kjo e vërtetë del në pah në mënyrë më të kthjelltë po të mbajmë parasysh se, ndërsa zotërimi i pasurive të ndryshme të tundshme e të patundshme me kusht që të mos zënë vend në zemër, domethënë që të mos kthehen në diçka pasionante e të adhurueshme si dhe me kusht që gjatë përdorimit të tyre të mos kalohet në teprim, nuk bie në kundërshtim me asketizmin dhe devocionin, edhe zotërimi i një pasurie të pakët, madje, do të binte në kundërshtim me asketizmin dhe devocionin nëse dashuria për të do të zinte vend në zemër dhe do të shfaqte prirje idhujtarizimi. Shembuj të qëlluar të këtij dimensioni janë qëndrimet e profetit Sulejman (a.s.) dhe të shokëve të Profetit, Ebu Bekr, Osman, Talha dhe Abdurrahman bin Avf (r.anhum).

Nga ana tjetër, disa shfaqje përkorësie, asketizmi dhe devocioni mund të kenë lindur më shumë nga pamundësi materiale sesa nga një veçim i vullnetshëm nga të mirat e kësaj bote. Këtu, ndërsa pranimi me zemër i paracaktimit hyjnor duke mos ngritur krye ndaj pamundësive materiale përbën thelbin e vërtetë të këtij qëndrimi, sjellja sikur

mungojnë kushtet materiale kur ato ekzistojnë praktikisht, lind nga një kuptim i gabuar i devocionit.

Për shembull, aktet cilësore të kryera në disa kohë nga Profeti (s.a.s.), si lidhja gurë në stomak përballë urisë së pamundur për t'u eliminuar, janë esencë e përkorësisë (zuhd) dhe devocionit (takva). Nga ana tjetër, realizimi, veçanërisht me anë të dhurimit të bollshëm, i asaj që quhet **"tahdisi nimet"** që do të thotë pohim falenderues ndaj dhuntive hyjnore, me qëllim për t'i nxitur dhe inkurajuar edhe njerëzit indiferentë drejt së mirës, është më në përshtatje me përkorësinë dhe devocionin. Përkundër kësaj, ta tregosh veten të privuar me qëllim për t'i fshehur të mirat dhe dhuntitë që zotëron, është njëlloj si ta interpretosh koprracinë për devocion! S'është kurrsesi e drejtë dhe e pranueshme që njeriu t'i mashtrojë veten apo të tjerët në këtë mënyrë!

Kur çështja shqyrtohet brenda këtyre dimensioneve, shihet se Profeti ka qenë më i binduri[52] ndër njerëzit ndaj Allahut. Ai pati jetuar si të varfërit si rrjedhojë e devocionit të tij. Aisheja (r.anha) ka thënë:

"Profeti (s.a.s.) kaloi në ahiret pa u ngopur edhe dy ditë njëra pas tjetrës me bukë elbi gjatë gjithë jetës!" (Buhari, *Ejman*, 22; Ibni Maxhe, *Et'ime*, 48)

Enesi (r.a.) tregon:

"Disa herë, Profeti ynë (s.a.s.) ftohej të hante bukë elbi të shoqëruar me dhjamë bishti ose të brendshmesh, pothuaj të bajatuar, dhe ai njeri i madh i përgjigjej pozitivisht kësaj ftese!" (Ibni Sa'd, I, 407; Hejthemi, IX, 20. Veçanërisht shih. Buhari, *Buju*, 14)

Profeti e pati lënë parzmoren peng te një çifut dhe, ngaqë dhuronte me shumicë, gjersa vdiq nuk pati gjetur dot mundësi materiale për ta marrë![53]

Të gjitha këto janë shembuj të bukur të bujarisë dhe sakrificës të përjetuara përmes emocionit të besimit.

Megjithëkëtë, Profeti (s.a.s.) e pati ndaluar që ushqimet dhe pijet e konsideruara hallall, të lejuara e të bekuara të konsideroheshin haram, domethënë, të privoheshin dëshirat dhe kënaqësitë njerëzore në emër të asketizmit dhe devocionit. Profeti i hante dhe pinte gjërat hallall, vetëm se kurrë nuk e mbushte stomakun me të rrasur vetëm se ushqimi

52 Në origjinal: Muttakî; i bindur, i devotshëm, që ruhet me kujdes të madh për të mos dalë kundër urdhrave të Allahut dhe që ndodhet shumë afër Tij.

53 Buhari, *Xhihad*, 89; *Buju*, 14.

që po hante ishte hallall! Një herë, gjatë një udhëtimi, ai ia pati tërhequr kështu vëmendjen një njeriu që po gogësinte nga të ngrënit në sy të tij:

"*Mos gogësi, sepse ata që dënden duke ngrënë në këtë botë, janë ata që do të mbeten të uritur më gjatë se të tjerët ditën e kiametit!*" (Tirmidhi, *Kijamet*, 37/2478)

Kurse në një hadith tjetër, duke porositur si në vijim në lidhje me kriteret e të ngrënit të matur, Profeti ka nxitur dhe inkurajuar gjendjen e përkorësisë:

"*Askush nuk ka mbushur ndonjë enë më të rrezikshme se stomakun e vet! Kurse njeriut i mjaftojnë disa kafshata për ta mbajtur në këmbë. Po qe se i duhet të hajë më shumë, një të tretën e stomakut duhet t'ia lërë ushqimit, një të tretën, lëngjeve dhe një të tretën tjetër, ajrit!*"[54]

Këto kritere të bukura janë një kompleks masash të mrekullueshme për ta mbajtur nën fre pasionin njerëzor! Nisur nga kjo, shkolla e Hz. Muhammedit (s.a.s.) ka edukuar, në kuadrin e një përmbajtjeje dhe stili të përkryer, njerëz nga çdo shtresë, nga personat më të varfër, gjer te burrat e mëdhenj të shtetit dhe zemrat kanë fituar qetësi e lumturi në vartësi të lidhjes pas tij!

Në këtë shkollë profetike janë përgatitur sa e sa të varfër të cilët e kanë kaluar jetën me falenderim sikur të ishin të pasur dhe, nga ana tjetër, sa e sa të pasur e pushtetarë, të cilët kanë jetuar sikur të ishin të varfër, duke bërë jetë të thjeshtë dhe duke dhuruar vazhdimisht për bamirësi. Në historinë islame janë të njohura ngjarje të tilla kur kalifi, udhëheqësi i shtetit, ka mbajtur në shpinë si hamall ushqime për t'ia çuar një familjeje të varfër dhe pastaj është ulur në shtëpinë e tyre e u ka gatuar supë! Raste të tilla unikale në historinë e drejtësisë juridike, si ai kur Sulltan Mehmeti II Ngadhnjimtari është nxjerrë para trupit gjykues për një ankesë të një krishteri dhe është konsideruar fajtor, janë rrjedhoja të frymëzimit dhe mëshirës së dhuruar njerëzimit nga shkolla e përkorësisë dhe devocionit e Hz. Muhammedit (s.a.s.)!

Sa bukur e ka përshkruar dhe përkufizuar i Dërguari i Allahut (s.a.s.) përkorësinë:

"*Përkorësia në këtë botë s'është as ndalimi i asaj që është e lejuar (bërja haram e asaj që është hallall), as braktisja e kamjes dhe pasurisë!.. Përkorësia në këtë botë është besimi më shumë te ajo që ka në dorë Allahu* (domethënë, në

54 Tirmidhi, *Zuhd*, 47; Ibni Maxhe, *Et'ime*, 50.

fuqinë e Allahut) *se sa te ajo që ke në dorë vetë ti, është shpresa e pafundme në shpërblimin e Tij edhe kur të bie në kokë ndonjë fatkeqësi, përsa kohë nuk heq dorë prej Tij!"* (Tirmidhi, *Zuhd*, 29/2340)

Edhe në çështjen e ndjenjës së ngopjes me atë që ke dhe në përkorësi, i Dërguari i Allahut (s.a.s.) është një model i bukur për tërë njerëzimin!

Përkorësia që do të thotë të mënjanosh dëshirat dhe ambicjet materiale të skajshme, të mos lejosh që kjo botë të ta pushtojë zemrën, të mos mashtrohesh nga kënaqësitë relative e të përkohshme të kësaj bote, të mos vësh tjetërkënd në vend të Allahut dhe të Dërguarit të Tij, të heqësh dorë nga gjërat që të shmangin nga adhurimi dhe që s'kanë ndonjë dobi për jetën tjetër është një cilësi që, me anë të një jete të lartë, sendërton edhe lumturinë trupore, edhe atë shpirtërore! Në antagonizëm me këtë, të shtënët pas kësaj bote është një fatkeqësi e mbushur plot mjerim e dhimbje që e konsumon edhe jetën ndjesore, edhe atë trupore!

Kështu, Profeti (s.a.s.) ka thënë:

*"Përkorësia në këtë botë i jep qetësi edhe zemrës, edhe trupit, kurse prirja ndaj kësaj bote e shton shqetësimin dhe dëshpërimin!.."* (Ahmed, *Kitabu'z-Zuhd*, f. 24, Bejhaki, *Shuab*, VII, 347)

Kurse në një porosi tjetër të tij, ka thënë:

*"Bëhu i përkorë në këtë botë që të të dojë Allahu dhe hiqi sytë nga duart e njerëzve që të të duan njerëzit!.."* (Ibni Maxhe, *Zuhd*, 1)

Ashtu siç kuptohet edhe nga këto hadithe, porosi profetike, në krye të masave të këshilluara përballë rreziqeve të kësaj bote, vjen përkorësia.

Në hadithet profetike, duke u shprehur si më poshtë, i Dërguari i Allahut (s.a.s.) ka treguar se i vetmi kriter vlere në lartësinë e Zotit është devocioni:

*"Ti nuk je më i dobishëm as nga i kuqi, as nga i ziu! Ti mund të bëhesh më i lartë se ta vetëm me devocion!"* (Ahmed, V, 158)

Kështu, edhe në ajetin kur'anor është urdhëruar:

**"… Më i çmuari juaj në lartësinë e Allahut është ai që është më i devotshëm…"** (el-Huxhurat, 13)

**Devocioni** (takva) është zbehja dhe ndrydhja e dëshirave trupore dhe zhvillimi i kapaciteteve shpirtërore, është mundësia për t'i përçuar

Kur'anin dhe Sunnetin në çdo etapë të jetës, është mundësia për t'i plotësuar urdhrat fetare me dashuri, zell, përpjekje, sakrificë dhe ekstazë, është mundësia që, duke e edukuar botën e brendshme, të arrish kënaqësinë e adhurimit dhe veprimit, është takimi afektiv (me zemër) i robit me Zotin, shfaqja në zemër e atributeve të butësisë, si dhembshuria dhe mëshira. Gjithashtu, është bashkëveprimi i njëkohshëm i gjuhës dhe zemrës së robit në pendim, domethënë, sinqeriteti i robit ndaj Zotit. Më në fund, është urrejtja ndaj vaniteteve, është shndërrimi i ndjenjës së faljes në natyrë bazë, është, duke i falur vazhdimisht të tjerët, arritja e vetëdijshmërisë së denjësisë për faljen (amnistinë) hyjnore.

Si konkluzion, fitimi i vlerës dhe dinjitetit në lartësinë e Zotit mund të arrihet duke i përjetuar tërë këto bukuri e mirësi, pra, duke u bërë i devotshëm!

Gjithashtu, Profeti (s.a.s.) urdhëron e thotë:

*"Allahu i Lartë nuk më zbriti mesazh për të grumbulluar pasuri e për t'u bërë tregtar! Vetëm më komunikoi:* **"Tashmë madhëroje Zotin tënd me lavdërim dhe falenderim dhe bëhu nga ata që bien në sexhde! Dhe adhuroje Zotin tënd gjersa të të vijë fakti** (vdekja)**!"**[55] (Ebu Nuajm, *Hilje*, II, 131; Ajni, *Umdetu'l-Kaari*, XIX, 14)

Kurse në një hadith tjetër porosit kështu:

*"Kur të qëndrosh në namaz, fale atë sikur të ishte namazi yt i fundit! Mos e thuaj fjalën për të cilën nesër ke për t'u penduar! Dhe prije shpresën nga gjërat që ndodhen në duar të njerëzve!"* (Ibni Maxhe, *Zuhd*, 15; Ahmed, V, 412)

Profetin e patën pyetur:

"Kush është njeriu më i dobishëm?"

Dhe ai qe përgjigjur:

*"Personi i cili bën xhihad në rrugën e Allahut me pasurinë dhe jetën e vet, i cili ulet e falet në një vend të hapur e të qetë dhe që s'u bën keq të tjerëve* (pra, që njerëzit gjejnë jo dëm, por dobi prej tij)*!"* (Buhari, *Rikak*, 34; Ebu Davud, *Xhihad*, 5/2485)

Dijetarët janë të mendimit se, në pjesën e dytë të hadithit aludohet për të këqijat e kohëve të intrigave, ngatërresave dhe luftës, si dhe të marrëdhënieve të këqija me të tjerët.

55 el-Hixhr, 98-99.

Siç tregohej shumë i kujdesshëm ndaj gjërave hallall dhe haram, Profeti (s.a.s.) ruhej gjer në fund edhe nga gjërat e dyshimta, nga gjërat që mund të hidhnin dyshim mbi të. Një herë, i nipi Hasan i qe ulur në prehër tek Profeti po ndiqte në faltore ndarjen e hurmave zeqat. Një çast dhe i vogli Hasan mori një hurmë nga ato që i ndodheshin para dhe e kafshoi. I Dërguari i Allahut (s.a.s.) ndërhyri menjëherë duke i thënë:

"*Hidhe, hidhe! Hidhe atë hurmë! A s'e di ti se ne nuk hamë sadaka?*" (Muslim, *Zekat*, 161)

Në lidhje me çështjen e ngrënies hallall, poeti Mevlana thotë kështu:

"*Kafshatat janë si fara, kurse fruti i tyre janë mendimet, idetë dhe qëllimet!*

*Kafshatat që të japin frymëzim dhe begati ty duke të zgjuar dëshirë dhe etje për adhurimet, të janë hallall, kurse kafshatat që zgjojnë tek ti përtaci dhe bëhen shkak për shqetësime të zemrës, të janë haram.*

*Shtoji ti kafshatat hallall në jetën tënde dhe shmangu nga kafshatat e dyshimta dhe haram në mënyrë që duke shijuar kënaqësinë e adhurimit dhe bindjes, të arrish përshpirtshmërinë!*"

Një mik i Allahut thotë kështu:

"Mos harro se ndjerja e kënaqësisë nga adhurimi dhe bindja janë dhuntia më e madhe!"

Në ajetin kur'anor thuhet:

"**Pa dyshim, besimtarët që i falin namazet me përshpirtshmëri, kanë shpëtuar!**" (el-Mu'minun: 1-2)

Në kohën tonë është bërë sunduese pikëpamja sipas së cilës feja është një institucion që i përfton njeriut vetëm lumturinë e jetës tjetër, ahiret. Mirëpo feja nuk është një institucion i kushtuar vetëm lumturisë së përjetshme, por edhe një atmosferë besimi e cila, duke rregullar në mënyrën më të përkryer edhe jetën shoqërore, formon kushte e mjedise të sigurta e të qeta për njerëzit.

Sa shembull i bukur për këtë të vërtetë është kjo ngjarje:

Ishte natë. Siç e kishte bërë rregull, kalifi Hz. Omer (r.a.) po shëtiste nëpër rrugët dhe rrugicat e Medinës, kur nga shtëpia pranë së cilës po kalonte, dëgjoi pa dashur grindjen mes nënës dhe vajzës dhe, meqë subjekti i grindjes e tërhoqi, qëndroi për ta dëgjuar. Nëna po i thoshte të bijës:

"Moj bijë, hidhi pak ujë qumështit që kemi për të shitur nesër!"

Kurse vajza ia ktheu:

"Nënë, a nuk ka thënë kalifi që të mos i përzjejmë qumështit ujë, a nuk e ka ndaluar ai një gjë të tillë?"

Duke iu kundërvënë ashpër të bijës, e ëma i tha:

"Moj bijë, e ku do ta marrë vesh kalifi në këtë orë të natës se po i hedhim ujë qumështit?"

Vajza me zemrën të fortë në sajë të frikës nga Allahu dhe dashurisë ndaj Tij, përsëri s'e pranoi dredhinë e nënës për t'i hedhur ujë qumështit:

"Moj nënë, le të themi se kalifi s'ka si e merr vesh këtë punë, po Allahu? Ta fshehësh nga njerëzit është e lehtë, po nga Allahu, a e fsheh dot?"

Përgjigjja që i dha s'ëmës përmes një ndjenje frike dhe, njëkohësisht, dashurie të thellë ndaj Allahut, ajo vajzë e pafajshme me zemër të mbushur plot me të vërteta hyjnore, e preku thellë kalifin Omer (r.a.)! Udhëheqësi i muslimanëve, duke e konsideruar atë vajzë jo si një njeri të thjeshtë të popullit e cila rronte me shitjen e qumështit, por, në sajë të devocionit të thellë që kishte në zemër, një dhunti të shquar e përjashtimore, e kërkoi nuse për të birin. Dhe, nga ai brez i pastër, erdhi në botë një fëmijë me natyrë të pastër, i quajtur Omer bin Abdulaziz i cili, kur do të vinte dita, do të bëhej kalifi i pestë në historinë islame.[56]

Kjo ngjarje tregon se jetesa duke e respektuar vazhdimisht hallallin përbën për njeriun edhe gradën e krijimit të bukur për sa i përket lumturisë së të dy botëve, të veprosh në të kundërtën, domethënë, të mos kënaqesh me këto e të kthehesh nga gjërat haram ose të dyshimta, është një qëndrim që nuk i ka hije njeriut të vërtetë si rob i Zotit! Në lidhje me braktisjen e gjërave për të cilat dyshohet se mund të jenë haram, Profeti (s.a.s.) porosit kështu:

56 Shih. Ibnu'l-Xhevzi, *Sifatu Safve*, II, 203-204.

*"Lëre gjënë që të jep dyshim dhe drejtohu tek ajo gjë për të cilën nuk ke dyshim!"* (Tirmidhi, *Kijamet*, 60/2518)

Edhe poeti Mevlana Xhelaleddin Rumi (k.s.), duke u shprehur si në vijim, ka pohuar domosdoshmërinë e ruajtjes me korrektesë të lartë nga gjërat haram (të ndaluara, të pabekuara) dhe të dyshimta:

*"Mbrëmë frymëzimi na u shfaq ndryshe, sepse disa kafshata të dyshimta që na zbritën në stomak, ia zunë rrugën frymëzimit!"*

Krahas kësaj, sigurisht është gabim që, me pretekstin e ruajtjes nga gjërat e dyshimta, të shmangesh ose ta privosh veten nga të mirat hallall ose të vihesh në dyshime të panevojshme mbi të mirat hallall duke zgjuar lëkundje të paqena.[57]

Si në çdo specifikë, edhe në këtë fushë, feja islame urdhëron maturinë dhe rrugën e mesme. Sepse qëllimi final i Islamit nuk është t'i shkaktojë krizë shpirtërore njeriut, ta turbullojë atë, por, përkundrazi, t'i japë mundësi të jetojë prehje, gëzim dhe qetësi, gjë që e arrin me anë të rregullimit të pallatit të zemrës, sepse të gjitha bukuritë ndodhen në thesaret e zemrës. Dhe kjo është e mundur duke i ndjerë dhe jetuar veçoritë ndjesore të të Dërguarit (s.a.s.)!

✿

Megjithëse krejtësisht i pamëkat, i Dërguari i Allahut (s.a.s.) netëve falte namaz gjersa t'i enjteshin këmbët dhe këndonte Kur'an për orë të tëra gjersa binte i lodhur. Ai ishte që e donte më shumë Allahun, që e përmendte më shumë Atë dhe që kishte frikë më shumë prej Tij.

Namazi është takimi i robit me Zotin e vet, është dalja para Tij. Për të dashurit e të Vërtetës është një emocion i pangopur miraxhi dhe bashkimi hyjnor, për vazhdimin e të cilit falin namaze suplementare.

Në namaz ka nënshtrim ndaj Zotit, prandaj i vjen rëndë egos. Edhe vetëm kaq gjë është e mjaftueshme për të treguar se islami është i vërtetë dhe namazi, një adhurim absolut. Në ajetin kur'anor thuhet:

**"Me anë të durimit dhe namazit, mbështetuni tek Allahu dhe kërkoni ndihmë prej Tij; sigurisht namazi i vjen i rëndë tjetërkujt përveç atyre që shpresojnë të kthehen te Zoti i tyre e të takohen me Të, si dhe atyre të përshpirtshmëve!"** (el-Bakara, 45)

57 Shih. Buhari, *Buju*, 5.

Ata që i janë nënshtruar egos, nuk ia nisin dot namazit, kurse ata që s'e kapërcejnë dot pengesën ego, mbeten në anën formale të namazit, kështu që namazi i vërtetë u mundësohet pak vetëve. Kjo e vërtetë është shprehur kështu:

*"Dy vetë falin dy reqate namaz në të njëjtin vend e në të njëjtën kohë, kurse ndryshimi mes tyre është sa mes tokës e qiellit!"*

Prandaj, miqtë e Zotit kanë thënë:

إِنَّ الْمُصَلِّينَ كَثِيرٌ وَالْمُقِيمِينَ لَهَا قَلِيلٌ

"Ata që falin namaz janë shumë, kurse ata që e kryejnë atë ashtu siç duhet, janë pak!"

Abdullah bin Shihhir (r.a.) e përshkruan kështu gjendjen e përshpirtshmërisë[58] së Profetit në namaz:

"Një radhë, kisha shkuar te i Dërguari i Allahut (s.a.s.). Po falte namaz dhe, nga e qara, nga gjoksi i dilnin zhurma si të një kazani që zjen!" (Ebu Davud, *Salat*, 156-157/904; Nesai, *Sehv*, 18; Ahmed, IV, 25, 26)

Shumë herë, Profeti e fillonte agjërimin i pangrënë. Disa herë mbante agjërim pa iftar. Kur edhe sahabet, shokët e tij deshën të bënin kështu, ai u tha:

*"Ju s'keni fuqi për këtë!"* (Buhari, *Savm*, 48)

Sipas rrëfimit të Ibni Abbasit (r.anhuma), i Dërguari i Allahut (s.a.s.) kalonte disa mëngjese njëri pas tjetrit pa ngrënë, kurse njerëzit e shtëpisë, në shumicën e kohës, mbrëmjeve nuk gjenin gjë për të ngrënë. Edhe buka që hanin, qe prej elbi. (Ibni Sad, I, 400.)

Siç na bën të ditur Enes b. Maliku (r.a.), Fatimeja i kishte çuar të atit, Profetit, një copë nga buka që kishte pjekur dhe ai e kishte pyetur:

*"Ç'është kjo?"*

"Çoreku që poqa! S'më bëri zemra të ha pa të sjellë ty!" - I ishte përgjigjur ajo.

58 Në origjinal: **hushu**, përshpirtshmëri. Përkthyesi.

*"Kjo do të jetë kafshata e parë që do të hyjë në gojë të tyt eti pas tri ditësh!"* - I kishte thënë Profeti. (Ibni Sa'd, I, 400, Hejthemi, X, 312)

Gjithashtu, siç mësojmë nga shumë rrëfime (rivajete), ndodhte që i Dërguari i Allahut (s.a.s.) të lidhte gur mbi bark nga uria.[59]

Profeti (s.a.s.) i cili asnjëherë nuk kërkonte për vete më shumë se atë që ishte e mjaftueshme, bënte një jetë të shkëlqyer përkorësie dhe dhurimi. Nuk donte t'i ndodhej pranë ndonjë mall i tepërt, prandaj, tepricën nga nevojat e dhuronte menjëherë. Kështu, Hz. Omeri (r.a.) i cili na e bën të ditur këtë, një ditë kishte shkuar te i biri dhe ishte ulur në sofër. Kur e kishte vënë re se, veç mishit, ishte shtuar edhe një yndyrë tjetër në gjellë, kishte thënë si më poshtë dhe s'e kishte ngrënë gjellën:

"Në sofrën e të Dërguarit të Allahut (s.a.s.) kurrë nuk ndodheshin bashkë këto dy gjëra! Po ta hante njërën, tjetrën i Dërguari i Allahut e jepte si sadaka!" (Ibni Maxhe, *Et'ime*, 57. Veçanërisht shih. Ibni Sa'd, I, 406)

Nëna jonë Hz. Aishe thotë:

"I Dërguari i Allahut (s.a.s.) vdiq pa u ngopur dy herë në një ditë me bukë dhe yndyrë!" (Muslim, *Zuhd*, 29; Ibni Sa'd, I, 405)

Përsëri, Hz. Aisheja (r.anha) tregon kështu:

"Familja e tim eti, Ebu Bekrit, na kishte dërguar një natë plënc qengji. Më duket se i Dërguari i Allahut e mbajti dhe unë e preva ose e mbajta unë dhe e preu ai."

Njëri nga dëgjuesit e pyeti:

"A po e bënit këtë punë pa llambë, në errësirë?"

Hz. Aisheja iu përgjigj kështu:

"Po të kishim aq vaj sa për t'ia hedhur llambës, do ta përdornim për ushqim. Kalonte një muaj kur familja e Muhammedit (a.s.) nuk gjente bukë për të ngrënë, nuk vinte tenxhere në oxhak…" (Ahmed, VI, 217; Ibni Sa'd, I, 405)

Profeti (s.a.s.) e kishte me shumë dëshirë të jepte. Ai i pati thënë Hz. Bilalit:

59 Shih. Buhari, *Megazi*, 29; *Rikak*, 17; Tirmidhi, *Zuhd*, 39/2371; Ibni Sad, I, 400.

*"O Bilal! Jep dhe mos ki frikë se, duke dhënë, i Zoti i Arshit ka për të ta pakësuar mallin!"* (Bejhaki, *Shuab*, II, 172; Hejthemi, III, 126)

I Dërguari i Allahut (s.a.s.) nuk ishte aspak i dhënë pas grumbullimit të mallit. Ai pati zgjedhur për vete **"profetësinë e robit"**. Për ta treguar këtë të vërtetë, ai pati thënë:

*"U lashë i lirë të zgjidhja mes profetësisë prej robi dhe profetësisë prej sundimtari. Xhebraili ma bëri me shenjë që të tregohesha modest. Dhe unë zgjodha profetësinë prej robi dhe thashë: "Le të ngopem një ditë e le të mbetem i uritur tri ditë!"* (Hejthemi, IX, 192)

Në një hadith tjetër, i Dërguari i Allahut (s.a.s.) ka porositur kështu:

*"Zoti më propozoi ta bënte fushën e Mekës flori për mua. Kurse unë i thashë:*

*"Jo, o Zot! Mjafton të ngopem një ditë dhe të mbetem i pangrënë një (ose tri) ditë! Se, kur të uritem, të përmend dhe të përgjërohem ty! Kurse kur të ha dhe të ngopem, të falenderoj e të lavdëroj!"* (Tirmidhi, *Zuhd*, 35/2362)

Profeti nuk pati hyrë te e bija Fatime që e kishte stolisur shtëpinë. Ndërkaq, dikush kishte çuar gjellë në shtëpinë e Hz. Aliut. Fatimja (r.a.) i tha:

"Sikur ta thërrisnim të Dërguarin e Allahut (s.a.s.), të hante edhe ai bashkë me ne!"

Dhe i çuan fjalë të Dërguarit të Allahut duke e ftuar për të ngrënë. Sapo e vuri dorën në anë të derës, pa të vendosur në një kënd të dhomës një copë të hollë leshi të qëndisur me ngjyra dhe menjëherë u kthye dhe iku. Kur e pyetën për shkakun e kësaj sjelljeje, tha:

*"Nuk i ka hije një pejgamberi të hyjë në një shtëpi të stolisur!"* (Ebu Davud, *Et'ime*, 8/3755; Ibni Maxhe, *Et'ime*, 56)

Por Profeti (s.a.s.) kurrë nuk qe vetëlavdëruar me këtë ndjenjë të lartë përvujtnie prej robi që pati jetuar. Duke numëruar të mirat e Allahut për të, thoshte me një mënyrë të thjeshtë e të përulur: **"lá fahra"** (s'ka lavdërim).[60]

Sa domethënëse është kjo ngjarje që tregon për jetën e përkorë të Profetit dhe të familjes së tij.

---

60 Darimi, *Mukaddime*, 8, Veçanërisht, shih. Tirmidhi, *Menakib*, I, 3616.

Aiu (r.a.) tregon:

“Një natë patëm rënë të flinim pa ngrënë darkë. Kur gdhiu, dola jashtë. Kur u ktheva pas pak pranë Fatimesë (r.anha), e gjeta të mërzitur.

“Ç’ke?” – E pyeta.

“Mbrëmë darkë s’hëngrëm, as mëngjes nuk bëmë dhe s’kemi gjë për të ngrënë as përsëri për darkë!” – M’u përgjigj.

Dola, kërkova një punë dhe fitova para sa për të marrë ca ushqime dhe pak mish. Pastaj ato ia çova Fatimes. Ajo gatoi gjellë dhe më tha:

“Shko e ftoje babanë!”

Kur shkova te i Dërguari i Allahut (s.a.s.), e gjeta tek ish shtrirë në faltore dhe thoshte:

*“Mbështetem te Allahu nga shoqëria me urinë!”*

Unë i thashë:

“Nënë e babë t’u bëfshin fli, o i Dërguari i Allahut! Tek ne ka pak gjellë, urdhëro, të hamë!”

Gjersa shkuam në shtëpi, eci duke u mbështetur tek unë. Kur hymë brenda, tenxherja zjente akoma. Ai i tha Fatimes:

*“Jepi një qepshe gjellë Aishes!”*

Fatimja hodhi gjellë në një enë.

*“Jepi një qepshe edhe Hafsasë!”*

Fatimja hodhi gjellë në një enë edhe për Hafsanë. Kështu, i Dërguari i Allahut (s.a.s.) u dërgoi gjellë të gjitha grave.

Pastaj i Dërguari i Allahut (s.a.s.) i tha:

*“Vër gjellë edhe për tët atë dhe burrin!”*

Dhe Fatimja na vuri gjellë edhe neve.

*“Tani vër një pjatë edhe për vete dhe ha!”* – I tha, më në fund, Fatimes. Pasi vuri gjellë edhe për vete, Fatimja (r.anha) e ngriti tenxheren. Gjella na begatohej dhe shtohej vazhdimisht. Prej saj hëngrëm, sa deshi Allahu, edhe disa herë të tjera. (Ibni Sa’d, I, 186-187)

Hz. Aisheja (r.anha) thotë kështu:

"I Dërguari i Allahut (s.a.s.) kurrë nuk i ruajti ushqimet e mbetura prej mëngjesit, për darkë dhe ato të mbetura prej darke, për mëngjes! Kurrë nuk pati dy copë prej një rrobe. S'iu bënë as dy këmishë, as dy pelerina, as dy palë këpucë… Dhe kurrë nuk u pa të rrinte në shtëpi kot, pa bërë gjë! Ose meremetonte këpucën e ndonjë të varfëri, ose qepte rrobën e ndonjë njeriu të panjeri!" (Ibnu'l-Xhevzi, *Sifatu's-Safve*, I, 200)

**Thjeshtësia te Profeti i Mëshirës**

Burimi i krenarisë është lavdërimi dhe miratimi nga të tjerët. Kjo gjendje është njëra prej shenjave të njerëzve të përkëdhelur. Megjithëse qe njeriu më i nderuar dhe i merituari i lavdërimit të Allahut, Profeti (s.a.s.) u thoshte shokëve:

"*Për mua thoni: "Është robi dhe i dërguari i Allahut!*" (Buhari, *Enbija*, 48)

Duke e vënë në mënyrë të posaçme dhe me këmbëngulje fjalën "**abduhu**" (robi i Tij, i Allahut) në fillim të fjalisë që vërtetonte profetësinë e vet, Profeti kërkonte të siguronte që bashkësia e tij të mos binte në perversitetin e bashkësive të së kaluarës që i hyjnizonin njerëzit!

Gjithashtu lidhur me këtë çështje, ai thoshte:

*"Mos më ngrini lart mua mbi gradën që e meritoj, sepse Allahu i Lartë më pati bërë rob para se të më bënte të dërguar!"* (Hejthemi, IX, 21)

Me të vërtetë, ata njerëz që i karakterizonin pa u lëkundur **Krishnën** dhe **Budën** si Zot dhe Isain, si bir të Zotit, si dhe që i pranonin pa u mërzitur aspak Faraonin dhe Nemrudin si Zot, ata njerëz të mjerë që u faleshin, madje, kafshëve apo zjarrit, forcave të natyrës si uji apo ajri, një njeri të tillë të jashtëzakonshëm e pranonin me gjithë dëshirë për Zot!

Kurse ai e shpallte veten kështu:

"**Edhe unë jam njeri si ju... Mua vetëm më zbulohet...**" (el-Kehf: 110)

I Dërguari i Allahut (s.a.s.) e pohonte vazhdimisht dobësinë e tij. Kështu, një ditë pati thënë:

*"Askush (përfshi edhe mua) nuk mund të hyjë në xhennet në sajë të adhurimeve...!"*

Ata që e dëgjuan, e pyetën me habi:

*"A edhe ti, o i Dërguar i Allahut?"*

Ai iu përgjigj:

*"Po, edhe unë! Vetëm nëse më vjen në ndihmë favori hyjnor i Zotit tim!..* (Buhari, *Rikak*, 18; Muslim, *Munafikun*, 71-72)

Me fjalë të tjera, Profeti u thoshte: "Pa më mbështjellë virtyti, mëshira dhe falja e Allahut të Lartë, as unë nuk mundem të hyj në xhennet! Adhurimi që kam bërë s'më shpëton dot as mua!"

Kjo tërheqje vëmendjeje është tregues jashtëzakonisht domethënës i vetëdijes së nënshtrimit dhe adhurimit, i thjeshtësisë, ndershmërisë dhe besnikërisë ndaj Zotit.

Ebu Usame (r.a.) tregon:

"Fjalët e të Dërguarit të Allahut (s.a.s.) qenë Kur'an. Bënte shumë ziqër, hutbet i mbante të shkurtra, namazin e falte gjatë. Për t'i kryer punë një të varfëri, një të mjeri, nuk druhej të ecte së bashku me të gjersa t'i kryhej puna dhe nuk mbahej më të madh (përkundrazi, ndjente kënaqësi prej kësaj)." (Hejthemi, IX, 20. Veçanërisht, shih Nesai, *Xhuma*, 31)

Enesi (r.a.) thotë:

"I Dërguari i Allahut (s.a.s.) i vizitonte të sëmurët, merrte pjesë në ngushëllime e varrime, shkonte te skllevërit kur e ftonin, hipte në gomar. Ditën e fitores së Hajberit dhe të marshimit mbi Beni Kurejdhat, pati hipur në një gomar me samar dhe mbulesë të bëra prej fijesh druri të hurmës." (Tirmidhi, *Xhenaiz*, 32/1017; Hakim, II, 506/3734)

I Dërguari i Allahut (s.a.s.) ulej mes sahabeve. Për këtë shkak, kur vinte ndonjë i huaj, nuk mund ta njihte Profetin pa pyetur. (Nesai, *Iman*, 6)

Në kohë të ndryshme, kur e kanë pyetur Hz. Aishenë (r.anha) se me ç'merrej Profeti në shtëpi, ajo ka dhënë këto përgjigje:

"I Dërguari i Allahut (s.a.s.) merrej me punët e shtëpisë, kurse kur dëgjonte ezanin, dilte menjëherë për në namaz!" (Buhari, *Nafakat*, 8)

"Edhe i Dërguari i Allahut (s.a.s.) ishte njeri. Ai i qepte vetë rrobat e veta, milte dhentë, kryente punët vetiake." (Ahmed, VI, 256)

"Ai i qepte dhe i arnonte vetë rrobat e veta, i meremetonte këpucët dhe bënte po ato punë që bënin njerëzit e tjerë në shtëpitë e veta!" (Ahmed, VI, 121, 106)

Me sjelljen e sinqertë e të thjeshtë si dhe me modestinë e tij, Profeti (s.a.s.) pati përfaqësuar trajtën më të përshtatshme të natyrës së lartë krijimore të posaçme për njeriun. Qëndrimet dhe sjelljet e tij shfaqeshin jo si situata artificiale, të shtira, të rastit, por si tipare të jashtëzakonshme në thellësi të shpirtit të tij të lartë.

Adij bin Hatim tregon:

"Ende s'isha bërë musliman. I shkova për vizitë të Dërguarit të Allahut (s.a.s.). Më ftoi në shtëpi. Në rrugë e ndaloi një grua e moshuar dhe e dobët. I Dërguari i Allahut (s.a.s.) priti për një kohë të gjatë në këmbë gjersa gruaja e mbaroi fjalën. Unë thashë me vete:

"Vallahi, ky s'është sundimtar!"

Pastaj shkuam te shtëpia e tij. Mori një jastëk lëkure të mbushur me fije druri dhe ma zgjati mua duke më thënë:

*"Urdhëro, ulu!"*

"Jo, ulu ti!" – I thashë dhe, sadoqë këmbëngula, ai vazhdoi të më thotë:

*"Ti ulu!"*

Atëherë, për të mos ia kundërshtuar fjalën, u ula. Ai vetë u ul përtokë. Unë përsëri mendova me vete:

"Vallahi, kjo s'është punë që mund ta bëjë një sundimtar!"

Pastaj filluam të bisedojmë. Profeti (s.a.s.) më tha se i përkisja doktrinës rekusi[61], se merrja një të katërtën e zeqatit të mbledhur dhe se, sipas doktrinës sime, ky veprim ishte haram (i ndaluar, i pabekuar). Unë mbeta i çuditur. Dhe pikërisht atëherë e kuptova mirë se ai ishte profet. Sepse njihte të gjitha gjërat që i preokuponin njerëzit.[62]

Të gjitha këto ndodhi parashtrojnë me tërë qartësinë e saj, natyrën e lartë të Profetit (s.a.s.).

Amr bin Rebia (r.a.) tregon:

Ndërsa po e bënte Qaben tavaf, Profetit (s.a.s.) iu këput lidhësja e këpucës. Një person[63] e nxori menjëherë lidhësen e këpucës së vet dhe

61 **Rekusi**: Botëkuptim fetar i përzjerë sebaist dhe krishter.

62 Shih. Ibni Hisham, IV, 246-249; Ibni Kethir, *el-Bidaje*, V, 62; Ibni Abdilber, *el-Istiab*, III, 1057; Ibni Ethir, *Usdu'l-Gabe*, IV, 9.

63 Këtu shohim një shembull të modestisë së sahabeve. Me ç'mësojmë prej rivajet -

ia lidhi këpucës së Profetit. Atëherë, i Dërguari i Allahut (s.a.s.) e nxori lidhësen dhe tha kështu:

*"Kjo është përpjekje e personit i cili, duke parapëlqyer veten, kërkon të duket mbi shokët. Parapëlqimi i vetes mua s'më pëlqen!"* (Hejthemi, III, 244; IX, 21)

I Dërguari i Allahut i cili parashtronte rrugën e drejtë dhe u falte njerëzve një lumturi të pafundme, nuk priste për këtë ndonjë shpërblim material të kësaj bote dhe, në këtë drejtim, tregohej shumë indiferent.

**Pastërtia, delikatesa, dhembshuria dhe mëshira në jetën e Profetit të Mëshirës**

Sipas rrëfimit të shumë shokëve të Profetit (s.a.s.), ai qe më i sjellshmi ndër njerëzit, njeriu që sillej me më shumë delikatesë. Ai qe gjithmonë i buzëqeshur. Në fytyrën e tij kishte një dritë dhe bukuri që shkëlqente!

Profeti kishte një zemër tejet të ndjeshme. Një ditë ai pa një njeri që pështyu në tokë. Fytyra iu skuq menjëherë dhe mbeti si i ngrirë. Sahabet vrapuan dhe e mbuluan pështymën. Pastaj i Dërguari i Allahut (s.a.s.) vazhdoi rrugën.

Profeti (s.a.s.) ka thënë se pastërtia e rrobës është shenjë e vlerës së lartë të muslimanit te Allahu, ka porositur të vishen rroba të bardha dhe po kështu të qefinosen edhe të vdekurit, sepse rroba e bardhë është më e pastër, më e bukur dhe më e dobishme.[64]

Profeti (s.a.s.) që porosiste që rrobat dhe veshja të ishin të rregullta, nuk e pëlqente çrregullimin e veshjes, flokëve, mjekrës, përgjithësisht, paraqitjes së jashtme. Një herë, ndërsa i Dërguari i Allahut ndodhej në faltore, i pati dalë para një njeri me flokë dhe mjekër të çrregullt, të ngatërruara me njëra-tjetrën. Profeti (s.a.s.) i pati bërë shenjë me dorë të rregullohej e, pastaj, kur njeriu qe kthyer i rregulluar, i pati thënë:

*"A nuk është më mirë kështu sesa vërtitja poshtë e lart e kujtdo prej jush me flokë e mjekër të hallakatur si shejtan?!"* (*Muvatta*, Shaar, 7; Bejhaki, *Shuab*, V, 225; Alijjul Kaari, *Mirkat*, VIII, 261)

---

ve të tjera, personi që ia ka lidhur këpucën Profetit është vetë ai që e rrëfen ngjarjen, por, për modesti, shprehet në mënyrë të papërcaktuar. Në rivajetet (rrëfimet e haditheve) hasen shpesh shembuj të këtyre lloj sjelljeve modeste.

64 Tirmidhi, *Edeb*, 46/2810.

Përsëri një ditë tjetër Profeti (s.a.s.) pati parë një njeri me flokë dhe mjekër të shkatërruar dhe pati thënë:

*"Pse ky njeri nuk i lan flokët e pastaj t'i krehë?"*

Edhe kur pati parë një njeri me rroba të fëlliqura, qe shprehur si në vijim duke theksuar domosdoshmërinë që muslimanët të jenë të rregullt e të pastër:

*"A nuk gjen ujë ky njeri për t'i larë rrobat?"* (Ebu Davud, *Libas*, 14/4062; Nesai, *Zinet*, 60)

Sa i bukur është ky rrëfim që shpalos delikatesën dhe hijeshinë e Profetit tonë:

Ebu Kursafe (r.a.) thotë:

"Unë, nëna dhe tezja kishim shkuar te i Dërguari i Allahut (s.a.s.) për t'i dhënë besën. Kur u larguam, nëna dhe tezja më thanë:

"More bir, s'kemi parë kurrë njeri si ky! Nuk njohim njeri me fytyrë më të bukur, me rroba më të pastra dhe me fjalë më të buta! Sikur i shpërndahej dritë nga goja e bekuar!" (Hejthemi, VIII, 279-280)

Omer bin Hattab (r.a.) tregon:

"Një beduin pa edukatë i pati bërë zë tri herë Profetit (s.a.s.) pa patur ndonjë shkak. Megjithë qëndrimin shqetësues të beduinit, i Dërguari i Allahut (s.a.s.) i qe përgjigjur që të tri herët "urdhëro!" duke u sjellë vazhdimisht me delikatesë ndaj sjelljetrashësisë së bashkëbiseduesit." (Hejthemi, IX, 20)

Për shkak të delikatesës dhe thellësisë së shpirtit, Profeti (s.a.s.) shqetësohej shumë nga sjellja dhe reagimi i ashpër.

Një radhë tjetër, kur përsëri i pati shkuar një njeri me veshje dhe flokë të çrregullt, Profeti e pati pyetur:

*"A ke mall e gjë? Si i ke hallet? Si përshkohesh?"*

Dhe, kur e pati marrë vesh se njeriu ishte në gjendje të mirë, e pati paralajmëruar me këto fjalë:

*"Atëherë, kur Allahu të jep pasuri, kjo gjë duhet të duket në pamjen tënde!"* (Ebu Davud, *Libas*, 14/4063; Nesai, *Zinet*, 54; Ahmed, IV, 137)

Ndërkaq, edhe kur i përdorim për vete dhuntitë që na ka favorizuar Allahu, duhet ta ruajmë masën dhe maturinë; me fjalë të tjera, duke u ruajtur nga koprracia e skajshme, nuk duhet të rrëshqasim në

një skajshmëri tjetër siç është shpenzimi i tepërt dhe shpërdorimi, sepse në ajetin kur'anor thuhet:

**"Pa dyshim, ata që shpenzojnë me të tepërt dhe shpërdorojnë, janë miq të shejtanëve..."** (el-Isra, 27)

Sa bukur e shprehin këto të vërteta faktin se, në Islam, pastërtia e jashtme dhe estetika e matur dhe harmonike me pastërtinë dhe bukurinë e zemrës janë përplotësues të njëri-tjetrit! Muslimani që vesh një rrobë të re e të bukur, për të mos u kapur nga krenaria dhe mendjemadhësia, duhet të lutet si Profeti (s.a.s.), i bindur se e mira dhe favori vijnë prej Allahut. Kur i Dërguari i Allahut (s.a.s.) vishte një rrobë të re, duke u lutur si më poshtë, dëshironte që çdo gjë të përdorej në rrugën e Zotit:

اَللَّهُمَّ لَكَ الْحَمْدُ أَنْتَ كَسَوْتَنِيهِ أَسْأَلُكَ مِنْ خَيْرِهِ وَخَيْرِ
مَا صُنِعَ لَهُ وَأَعُوذُ بِكَ مِنْ شَرِّهِ وَشَرِّ مَا صُنِعَ لَهُ

*"E falenderoj Allahun që ma veshi këtë mua që s'kam asnjë fuqi! Allahu im! Prej Teje e kërkoj begatinë e kësaj rrobe dhe të punëve të dobishme për të cilat përdoret kjo dhe tek Ti strehohem nga e keqja e kësaj rrobe e të punës së keqe për të cilën mund të përdoret kjo!"* [65]

Gjithashtu, duke pohuar se ata që vishen me qëllim për t'u krenuar dhe u mbajtur më të madh para njerëzve, ditën e kiametit kanë për të veshur rrobën e turpit, Profeti (s.a.s.) ia ka tërhequr vëmendjen ummetit, bashkësisë së vet, për t'u ruajtur nga zjarri i xhehennemit!

Profeti (s.a.s.) i cili nuk përdorte asnjë lloj fjale të trashë e të pahijshme të bërë traditë, thoshte:

*"Ditën e kiametit, në peshoren e robit s'do të ketë gjë që të peshojë më rëndë se morali i bukur! Allahu i Lartë ka neveri ndaj personit që bën veprime të shëmtuara, që thotë fjalë të shëmtuara!"* (Tirmidhi, *Birr*, 62/2002)

Profeti (s.a.s.) i pati thënë kështu Ebu Dher Gifariut i cili e pati fyer zezakun abisinas Bilal duke i thënë "i biri i gruas së zezë":

*"O ti, Ebu Dher! Me të vërtetë, ti paske qenë një njeri që mbake akoma zakone të kohës së injorancës!"* (Buhari, *Iman*, 22; *Itk*, 15; Muslim, *Ejman*, 40)

65 Ebu Davud, *Libas*, 1/4020; Tirmidhi, *Libas*, 29/1767.

Pas këtij qortimi të të Dërguarit të Allahut (s.a.s.), për të kërkuar falje, Ebu Dheri (r.a.) pati vënë kokën në prag dhe i pati thënë Bilalit duke u shprehur si më poshtë për të kërkuar falje për fyerjen që i kishte bërë:

"O Bilal, pa kaluar ti këtej duke shkelur me këmbë mbi kokën time, unë s'e ngre atë nga toka!"

Me delikatesën dhe hijeshinë e sjelljeve që e karakterizonin, i Dërguari i Allahut (s.a.s.) u shërbente vetë miqve e i gostiste ata! (Bejhaki, *Shuab*, VI, 518, VII, 436)

As në fëmijëri s'i pati ndodhur që ai të sillej ashpër ndaj dikujt ose të bënte ndonjë veprim me një mënyrë të pahijshme.

Profeti njihej për afërsinë dhe dhembshurinë ndaj të varfërve, jetimëve, të vetmuarve dhe të vejave. (Buhari, *Nafakat*, 1; Muslim, *Zuhd*, 41-42)

Një ditë, Enesi (r.a.) tha kështu:

"Nuk kam nuhatur aromë më të këndshme se aroma e të Dërguarit të Allahut (s.a.s.) dhe nuk kam prekur atllas dhe mëndafsh më të butë se trupi i Tij!"

Nxënësi i vet, Thabiti, që po e dëgjonte, i tha:

"O Ebu Hamza, ti jeton sikur çdo çast e sheh të Dërguarin e Allahut (s.a.s.) dhe ia dëgjon zërin e bekuar, apo jo!"

Hz. Enesi (r.a.) i dha këtë përgjigje:

"Po, ashtu! Vallahi, shpresoj edhe që, në ditën e kiametit, të takohem me të! Kur t'i shkoj pranë, do t'i them:

"O i Dërguari i Allahut, të erdhi shërbëtori yt i vogël!"

Dhjetë vjet i shërbeva të Dërguarit të Allahut (s.a.s.) në Medinë. Atëherë unë isha një fëmijë i vogël dhe jo çdo punë që i kryeja, ishte ashtu siç e donte ai, megjithatë, i Dërguari i Allahut (s.a.s.) kurrë nuk bëri "uf!" nga mërzitja prej ndonjë sjelljeje time, kurrë nuk më qortoi duke më thënë: "*Sikur ta kishe bërë kështu këtë punë!*" (Ahmed, III, 222. Veçanërisht shih. Buhari, *Savm*, 53, *Menakib*, 23; Muslim, *Fedail*, 82)

Mëshira e Profetit (s.a.s.) përfshinte të gjitha krijesat. Kur shihte ndonjë fëmijë, fytyrën ia mbulonte gëzimi dhe dashuria; fëmijët e sahabeve i merrte në krahë dhe i përkëdhelte. Kur takonte në fëmijë, i

përshëndeste me selam. Ai i donte shumë fëmijët dhe, herë-herë bënte shaka me ta. Madje, një herë pati parë një grup fëmijësh që po bënin garë vrapimi dhe qe futur edhe ai në garë bashkë me ta!

Ai që ishte Mëshirë për Botët, kur ndodhej mbi deve dhe haste në fëmijë, i hipte edhe ata për t'i kënaqur, tregonte interes për ta. Këtë cilësi të veçantë të tij, Enesi (r.a.) e shpreh duke thënë kështu:

"Nuk kam parë njeri më të dhembshur për njerëzit e shtëpisë sesa të Dërguarin e Allahut (s.a.s.)! I biri Ibrahim ndodhej te nëna e qumështit në një fshat të Medinës. Kur Profeti shkonte për ta parë të birin, shkoja edhe unë. I Dërguari i Allahut hynte brenda, e merrte të birin, e puthte, pastaj kthehej." (Muslim, *Fedail*, 63)

Siç tregon Hz. Aisheja (r.anha), një herë te Profeti kishte shkuar një beduin që e kishte gjetur atë duke përkëdhelur të nipërit. I habitur me dashurinë e të Dërguarit (s.a.s.) ndaj fëmijëve, që po vinte re, beduini i tha:

"O i Dërguari i Allahut! A i puthni ju fëmijët? Ne nuk i përkëdhelim, nuk i puthim fëmijët!"

Kurse Profeti (s.a.s.) ia ktheu:

"*Po qe se Allahu e ka hequr mëshirën dhe dhembshurinë nga zemra jote, ç'mund të bëj unë?..*" (Buhari, *Edeb*, 22)

Këto fjalë e tregojnë bukur mëshirën dhe dhembshurinë islame për fëmijët!

Profeti (s.a.s.) mbante mbi njërin gju Usame bin Zejdin, mbi gjurin tjetër, të nipin Hasan (r.a.) dhe, duke i shtrënguar në gjoks, lutej:

"*Allahu im! Dhuroju këtyre mëshirë dhe lumturi, sepse unë dëshiroj të mirën dhe lumturinë e tyre!*" [66]

Gjithashtu, Profeti e ndalonte që fëmijët të mallkoheshin. Të gjitha këto janë shembuj të bukur të dashurisë, mëshirës dhe dhembshurisë së tij.

Xhabir bin Themure (r.a.) e tregon kështu një kujtim të fëmijërisë:

"E fala namazin e drekës së bashku me të Dërguarin e Allahut (s.a.s.). Pastaj ai doli për të shkuar pranë familjes. Edhe unë dola bashkë me të. Ndërkaq, disa fëmijë i dolën të Dërguarit të Allahut (s.a.s.) para. Ai filloi t'ua lëmonte faqet secilit një e nga një. Ai ma lëmoi faqen

66 Buhari, *Edeb*, 18; Muslim, *Fezail*, 64.

edhe mua. Në dorën e tij ndjeva një freski të këndshme dhe një aromë të mirë. Sikur e kishte nxjerrë dorën nga një sepet me parfume!" (Muslim, *Fedail*, 80)

Fakti që Profeti lejonte shkurtimin e këndimit në namaz[67] për nënën që i qan fëmija, që shumë net lutej me lot në sy për ummetin, bashkësinë e tij, që e sakrifikoi tërë jetën për shpëtimin e njerëzve nga xhehennemi, janë treguesi më i thellë e më i spikatur i dhembshurisë së tij!

Gjithashtu, mëshira e të Dërguarit të Allahut (s.a.s.) zgjatej gjer tek të vdekurit.

Shqetësimi më i madh në emër të të vdekurit është borxhi që mund ta ketë lënë pas vetes pa paguar. Kur kishte për të falur namazin e ndonjë të vdekuri, i Dërguari i Allahut (s.a.s.) më parë pyeste nëse mbi të vdekurin rëndonte ndonjë detyrim i pashlyer dhe nuk ia falte namazin gjersa t'i shlyhej detyrimi. (Buhari, *Feraiz*, 4, 15, 25; Muslim, *Feraiz*, 14; Tirmidhi, *Xhenaiz*, 69/1069; Nesai, *Xhenaiz*, 67)

Hyrja e të vdekurve në varr me detyrime të pashlyera e shqetësonte shumë të Dërguarin e Allahut (s.a.s.), sepse ai ishte profet i madh dhembshurie e mëshire!

**Profeti i Mëshirës ishte falës**

Zoti e do faljen. Allahu i Madh garanton se, po qe se njeriu pendohet për gabimet duke vuajtur me zemër, do t'ia falë pendimin. Meqë është vetë falës i madh, kërkon që edhe robtë e vet të jenë falës. Të jesh falës ndaj njerëzve është rruga më e mirë për ta merituar faljen hyjnore.

Shembujt më të bukur të faljes janë në jetën e Profetit (s.a.s.) të dërguar si mëshirë për botët.

Në Hudejbije kishte arritur një njësit me qëllim që, me anë të një bastisjeje të befasishme, ta vriste të Dërguarin e Allahut (s.a.s.), dhe ishte kapur. Profeti (s.a.s.) i fali. (Muslim, *Xhihad*, 132, 133)

I Dërguari i Allahut (s.a.s.) i pati njohur me anë të revelacionit hyjnor hipokritin **Lebid** i cili i kishte bërë magji, ishte bërë shkak që të vuante, si dhe personat që e kishin nxitur dhe inkurajuar në atë punë. Por as ia pa fytyrën Lebidit, as e nguliti në mendje fajin e tij. Dhe nuk

67 Buhari, *Ezan*, 65.

ndëshkoi as Lebidin i cili ia kishte kërcënuar jetën, as ndonjë tjetër nga fisi Beni Zurajk të cilit i përkiste ai![68]

Hz. Aisheja (r.anha) i pati thënë:

“O i Dërguari i Allahut! A s’bën ta demaskosh atë që të ka bërë magji?”

Kurse Profeti i pati dhënë këtë përgjigje të shkëlqyer:

*“Allahu i Lartë mua më dha shërim dhe shëndet dhe unë s’dua ta përhap të keqen ndër njerëz e t’u bëj keq atyre!”* (Buhari, *Edeb*, 56)

Megjithëse zotëronte forcë ndëshkimi, i Dërguari i Allahut (s.a.s.) e fali personin që i bëri një të keqe të madhe, për më tepër, nuk e demaskoi atë. Sepse i Dërguari i Allahut (s.a.s.) nuk ia donte të keqen askujt, musliman qoftë apo mohues, dhe i trajtonte të gjithë me edukatë dhe moral të lartë.

Pas triumfit të Hajberit, një grua i pati futur të Dërguarit të Allahut helm në gjellë. I Dërguari i Allahut (s.a.s.) e diktoi këtë gjë sapo e futi mishin në gojë. Dhe megjithëse gruaja çifute e pohoi se i kishte hedhur helm gjellës, Profeti (s.a.s.) e fali. (Buhari, *Tibb*, 55; Muslim, *Selam*, 43)

Me t’u bërë musliman, sundimtari i Jemames, Thumame bin Usal i pati prerë marrëdhëniet tregtare me politeistët mekas. Mirëpo të gjitha llojet e ushqimeve dhe nevojat e tjera, Kurejshët i merrnin gjithmonë prej Jemames. Të hutuar, mekasit e rënë në krizë ekonomike dhe uri, iu drejtuan Hz. Muhammedit (s.a.s.) dhe i Dërguari i Allahut (s.a.s.) i shkroi letër Thumames ku i thoshte ta vazhdonte tregtinë me mekasit. (Ibni Abdilber, *el-Istiab*, I, 214-215; Ibni Ethir, *Usdu’l-Gabe*, I, 259)

Mirëpo ishin vetë ata politeistë që i patën munduar muslimanët tre vjet me radhë me anë të urisë! Kurse, kur erdhi dita, i Dërguari i Allahut (s.a.s.) i fali pa e marrë parasysh të kaluarën!

Për më tepër, në vitin e 7 të hixhretit, pas triumfit të Hajberit, i Dërguari i Allahut (s.a.s.) e ndihmoi popullsinë e Mekës që po vuante nga thatësira dhe kriza ushqimore, me elb dhe produkte të tjera ushqimore. Ebu Sufjani i mori në dorëzim të gjitha, ua shpërndau të varfërve dhe tha duke shprehur miratimin dhe kënaqësinë e tij:

68 Shih.Ibni Sa’d, II, 197; Buhari, *Tibb*, 47, 49; Muslim, *Selam*, 43; Nesai, *Tahrim*, 20; Ahmed, IV, 367, VI, 57; Ajni, XXI, 282.

"Allahu e shpërbleftë birin e tim vëllai, i cili u kujdes për të drejtat e farefisit!" (Ja'kubî, II, 56)

Dhe populli i Mekës që i ishte zbutur zemra përballë virtyteve të tilla të mëdha, pas një farë kohe u bë i tëri musliman!

Në ditën e triumfit të Mekës, i Dërguari i Allahut (s.a.s.) e pati falur gruan e quajtur Hind, armike e muslimanëve, atë që pati kafshuar me kënaqësi të egër mëlçinë e të ungjit Hamza, vetëm pse ajo qe bërë muslimane.

Së bashku me gra të tjera që deshin t'i japin besën Profetit, Hindi shkoi te i Dërguari i Allahut (s.a.s.). Për të mos u njohur, e kishte mbuluar fytyrën me perçe dhe i kishte ndërruar rrobat. Ajo kishte frikë nga vdekja, prandaj qëndronte larg. Megjithatë, meqë gratë e tjera nuk folën, Hindi e mori vetë fjalën:

"O i Dërguari i Allahut! Lavdi Allahut që e bëri ngadhnjimtare fenë që e zgjodhi për vete! Pa dyshim që mëshira jote do të më përfshijë edhe mua! O Muhammed, unë tashmë jam një grua që i kam besuar Allahut dhe e kam vërtetuar atë!"

Pastaj e hapi perçen dhe i tha:

"Unë jam Hind binti Utbe! Allahu i fal mëkatet e kaluara! Falmë ti mua që edhe Allahu të të falë ty!"

I Dërguari i Allahut (s.a.s.) buzëqeshi, e thirri pranë Hindin dhe i tha:

*"Domethënë ti je Hindi, ë?"*

"Po!" – I tha ajo.

*"Merhaba, mirë se erdhe!"* – I tha i Dërguari i Allahut (s.a.s.).

Hindi i tha:

"Vallahi, o i Dërguari i Allahut, dje s'kishte njeri që t'ia doja të keqen më shumë se ty dhe njerëzve të shtëpisë tënde, kurse kur u gdhiva sot në mëngjes e kuptova se s'ka njeri që t'ia dua të mirën më shumë se ty dhe njerëzve të familjes tënde!"

I Dërguari i Allahut (s.a.s.) i tha:

*"Kjo gjendja dhe dëshira jote do të forcohet akoma më shumë!"* (Shih. Vakidi, II, 850; Taberi, XXVIII, 99; Zemahsheri, VI, 107; Dijarbekri, II, 89)

I Dërguari i Allahut (s.a.s.) fali edhe sa e sa të tjerë për hir të Fjalës së Dëshmisë!

Nga ana tjetër, Profeti i Mëshirës (s.a.s.) e pyeti atë ditë popullsinë e Mekës që priste me padurim të dinte se ç'do të bënte ai me ta pas fitores:

*"O Kurejshë? Ç'mendoni se kam për të bërë unë tani për ju?"*

Kurejshët iu përgjigjën:

"Ne kemi shpresë se ti do të na bësh të mira sepse ti je një vëlla i mirë e bujar! Sepse ti je biri i një vëllai të mirë e bujar!"

Atëherë, Profeti (s.a.s.) u tha:

*"Edhe unë, ashtu siç u tha Hz. Jusufi të vëllezërve, po ju them: "**Sot s'ka asnjë qortim për ju!**" Shkoni, jeni të lirë!"*

Kurse në një rast tjetër, po atë ditë, tha:

*"Sot është ditë mëshire! Sot është dita kur Allahu do t'i fuqizojë e lartësojë Kurejshët me Islamin!"* (Shih. Ibni Hisham, IV, 32; Vakidi, II, 835; Ibni Sad, II, 142-143)

Mekasit i dhanë besën Profetit si muslimanë. Ata i dhanë fjalën se, me të gjitha forcat dhe mundësitë, do t'ia dëgjonin urdhrat të Dërguarit të Allahut (s.a.s.) dhe do t'i bindeshin. Në këtë mes, i Dërguari i Allahut (s.a.s.) e pyeti të ungjin Hz. Abbas:

*"Ku mbetën të bijtë e tët vëllai, Ebu Lehebit, Utbe dhe Muattib? Nuk i pashë dot ata!"*

Hz. Abbasi (r.a.) i tha:

"Siç duket, edhe ata janë larguar së bashku me politeistët e tjerë Kurejshë!"

*"Gjeji ata dhe silli tek unë!"* – E urdhëroi i Dërguari i Allahut.

Abbasi (r.a.) ia hipi kalit dhe shkoi t'i kërkojë. Kur i gjeti, u tha:

"I Dërguari i Allahut (s.a.s.) ju thërret!"

Atëherë, edhe ata ua hipën kuajve dhe, me shpejtësi, së bashku me Hz. Abbasin, shkuan te i Dërguari i Allahut.

Sapo Profeti i ftoi në Islam, ata u bënë menjëherë muslimanë. Profeti u gëzua shumë që ata u bënë muslimanë. I kapi për dore, i çoi në

Myltezem[69] dhe atje, iu lut një copë herë Allahut për ta. Pastaj u kthye. Në fytyrën e të Dërguarit të Allahut (s.a.s.) vihej re një gëzim i madh.

Hz. Abbasi i tha:

"O i Dërguari i Allahut! Allahu të gëzoftë! Në fytyrën e bekuar po të shoh një gëzim të madh!"

Profeti (s.a.s.) i tha:

*"Po, iu luta Zotit të m'i falte të bijtë e tim ungji dhe Ai i fali!"* (Ibni Sad, IV, 60; Sujuti, *Hasaisu'l-Kubra*, II, 82; Halebi, *Insanu'l-ujun*, III, 48)

Ebu Lehebi bashkë me të bijtë ishte armiku më i egër i Profetit. Nuk pati lënë torturë dhe mundim pa ia bërë Profetit. Por i Dërguari i Allahut (s.a.s.), për hir të Fjalës së Njësisë, i fali edhe ata. Po qe se edhe Ebu Lehebi do të ishte gjallë e do të bëhej musliman, pa dyshim që i Dërguari i Allahut (s.a.s.) do ta falte edhe atë dhe do të gëzohej shumë që do të bëhej musliman! Por kaderi ose paracaktimi i Zotit është një botë e të fshehtave që janë mbi fuqitë tona!

I biri i Ebu Xhehlit, Ikrime, ishte ndër armiqtë e njohur të islamit. Pas triumfit të Mekës, iku në Jemen. Gruaja e tij muslimane e solli atë para Profetit (s.a.s.). Ai e priti Ikrimen me kënaqësi duke i thënë:

"*Mirëse erdhe, o kalorës i arratisur!*"

Profeti nuk ia përplasi syve Ikrimes të këqijat që u kishte bërë muslimanëve dhe pa ia kujtuar të kaluarën, e fali. (Tirmidhi, *Isti'zan*, 34/2735)

Edhe Hebbar bin Esved ishte një ndër armiqtë e shquar të Islamit. Ai qe që e pati rrëzuar me qëllim nga deveja të bijën e Profetit (s.a.s.), Zejnepin (r.anha), tek po emigronte nga Meka për në Medinë. Zejnepi shtatzënë e pati dështuar fëmijën dhe qe plagosur rëndë. Ajo plagosje i shkaktoi asaj një sëmundje që i shkaktoi vdekjen.

Hebbar bin Esved pati bërë edhe shumë faje të tjera si ky. Ai iku bashkë me të tjerë gjatë triumfit të Mekës dhe s'u kap dot. Më pas ai u kthye, doli para Profetit (s.a.s.) kur ai po rrinte bashkë me sahabet, dhe i deklaroi se ishte bërë musliman. Profeti (s.a.s.) e fali edhe atë dhe, njëkohësisht, i ndaloi sahabet që ta qortonin ose ta fyenin. (Vakidi, II, 857-858)

---

69 **Myltezem**: Quhet pjesa mes portës së Qabes dhe Gurit të Zi. Në Myltezem, Pr - feti qëndroi me gjoksin dhe fytyrën drejtuar nga Qabja dhe duke i vendosur hapur krahët dhe duart në murin e Qabes, u lut. (Ebu Davud, *Menasik*, 54/1899) Kurse në një hadith tjetër thuhet: *"Vendi mes Gurit të zi dhe Pozitës së Ibrahimit është Myltezemi. Të sëmurët që bëjnë lutje aty, gjenë shërim."* (Hejthemi, III, 246)

Sepse në Kur'an urdhërohej:

"(O i Dërguar!) **Ti zër rrugën e faljes, mëshiro, urdhëro më të mirën dhe mos shih se ç'thonë injorantët!"** (el-A'raf, 199)

Profeti (s.a.s.) i lutej shpesh Allahut që t'ia falte ummetin. (Ibni Maxhe, *Menasik*, 56; Ahmed, IV, 14)

❁

I Dërguari i Allahut (s.a.s.) ishte një shembull i gjallë i moralit kur'anor. Ai i falte pa asnjë lëkundje e me gjithë zemër të gjitha fajet e kryera ndaj tij. Mirëpo askush nuk mund ta qetësonte atë kur ishte fjala për faje të kryera ndaj të tjerëve gjersa e drejta të gjente vendin e vet!

Usame (r.a.) të cilin Profeti e donte shumë, pati ndërmjetësuar te ai për faljen e vajzës së një familjeje të njohur, e cila kishte bërë një vjedhje. Me fytyrën të zverdhur nga dëshpërimi i një ndërmjetësimi të tillë, Profeti (s.a.s.) i qe përgjigjur ashpër:

*"Po qe se këtë vjedhje do ta kishte bërë ime bijë Fatime, edhe asaj do t'ia kisha prerë dorën!.."* (Buhari, *Hudud*, 12)

❁

Kapitulli i zemërimit në librin e jetës është një histori tragjike. Rrugëzgjidhja për shpëtimin nga ky rrezik i rëndë është përdorimi i armës së vëllazërimit dhe durimit përballë furisë së zemërimit dhe qetësimi pa e prishur ekuilibrin.

Ndjenja e papërshkrueshme e sakrificës dhe faljes në çështjet vetiake të sahabeve të orientuar sipas edukimit të të Dërguarit të Allahut (s.a.s.) qëndron mbi çdo lloj vlerësimi dhe miratimi. Një rast tipik i kësaj dukurie ka ndodhur me Hz. Aliun.

Në një luftë në rrugën e Allahut, Aliu (r.a.) rrëzoi përtokë një armik të fuqishëm dhe ishte duke ia ngulur shpatën kur armiku e pështyu në fytyrë. Përballë këtij veprimi të neveritshëm, Hz. Aliu e futi shpatën në mill.

Armiku që kishte shpëtuar nga vdekja e sigurt, u shtang i tmerruar përballë mëshirës së pakuptueshme të kundërshtarit dhe e pyeti Hz. Aliun (r.a.) për shkakun e këtij veprimi të tij që ai s'e kuptonte dot kurrsesi!

Poeti Mevlana e përshkruan kështu poetikisht dialogun mes atyre të dyve:

“Personi i tha:

*“O Ali! Kishe ngritur mbi mua shpatën tënde të mprehtë! Mu sa do të më vrisje, hoqe dorë nga kjo dhe ma fale jetën! Pse veprove kështu? Çfarë pe që zemërimi yt i fuqishëm që më pati shtrirë mua përdhe, u qetësua?*

*O hero i pamposhtur i shesheve të luftës! Ki mirësinë e më trego diçka nga gjendja jote! Ç'qe kjo punë me ty?*

***O Ali, tani e kuptova se kjo është nga të fshehtat e Zotit! Sepse vrasja pa shpatë është vetëm punë e Zotit! Tregoma mua këtë të fshehtë!”***

Pas këtyre fjalëve të armikut, Hz. Aliu foli kështu:

*“O njeri! Ta dish se unë shpatën e përdor për pëlqim të Zotit! Sepse unë jam rob i Zotit, jo i nefsit, i dëshirave dhe i pasioneve të mia!..*

*Unë e njoha nefsin, egon time. Mua më erdhi e rëndë t'i nënshtrohesha pështyrjes tënde. Dhe e futa shpatën në mill pikërisht pse u frikësova prej të keqes së nefsit tim! Dhe e largova fytyrën prej çdo gjëje tjetër përveç pëlqimit të Zotit!*

***Unë jam i mbushur plot me margaritarë besimi ashtu si një shpatë e stolisur me gurë të çmuar! Prandaj, në luftë përpiqem më shumë jo për t'i vrarë njerëzit, por për t'i ringjallur ata!***

*Eshtë për këtë arsye që, kur u krijua një situatë krenarie vetiake për shkak se më pështyve kur po luftoja me ty, e pashë me vend ta fusja shpatën në mill me qëllim që të bëhesha nga ata të lumturit që duan për hir të Allahut dhe urrejnë për hir të Allahut!*

*Sa për atë i cili bëhet rob i vetes dhe i epshit të vet, ai ndodhet në një gjendje më të keqe se robi dhe skllavi! Sepse skllavi, me një fjalë të të zot, çlirohet dhe fiton lirinë, kurse skllavi i dëshirave dhe epsheve të veta, i dehur me shijet e përkohshme që përjeton, zgjohet në disfatën e përjetshme të një mynxyre të hidhur!*

*Ja, prandaj, unë, duke mos i shkuar pas nefsit tim, hoqa dorë nga vrasja jote!*

*O njeri! Tek unë nuk ka ndonjë cilësi tjetër veç cilësive të Zotit. Po që se edhe ti dëshiron t'ia arrish kësaj lumturie të rrugës së drejtë, kthehu mbrapsht dhe afromu mua!*

*Kthehu mbrapsht, Allahu të të çlirojë edhe ty me virtytin dhe mëshirën e vet! Sepse mëshira e tij e kalon ndëshkimin e tij!"*

Më në fund, Aliu i foli kështu njeriut të lumtur të nderuar me dritën e besimit pas këtyre fjalëve:

*"Ja, tani shpëtove nga rreziqet! E njohe vetveten! Tani, në sajë të dritës së besimit, u shndërrove në një margaritar të rrallë!*

***O njeri i nderuar me dritën hyjnore! Tashmë ti je unë dhe unë jam ti! Pra, edhe ti je një Ali! Dhe nëse ka ndodhur kështu, si të mos e përqafoj unë Aliun!"***

**Bujaria e Profetit të Mëshirës**

Ibni Abbas (r.a.) e tregon kështu bujarinë e Profetit (s.a.s.):

"I Dërguari i Allahut (s.a.s.) ishte më bujari ndër njerëzit. Bujaria e tij shtohej edhe më shumë në ramazan kur takohej me Xhebrailin (a.s.). Çdo natë të ramazanit, Xhebraili (a.s.) takohej me Profetin dhe këndonin Kur'an me radhë. Prandaj, kur i Dërguari i Allahut (s.a.s.) takohej me Xhebrailin, sillej më bujar se frymërat e mëshirës që frynin pa njohur asnjë pengesë!" (Buhari, *Bedu'l-Vahj*, 5-6; Savm, 7; Muslim, *Fedail*, 48-50)

Ibni Abbasi dhe Hz. Aisheja (r.anhuma) rrëfejnë kështu:

"Kur hynte muaji i ramazanit, i Dërguari i Allahut (s.a.s.) i linte të lirë të gjithë robërit dhe ia plotësonte nevojën çdokujt që kërkonte diçka prej tij!" (Ibni Sa'd, I, 377)

Sipas deklaratës së Hz. Xhabirit (r.a.):

"Nuk ndodhte që t'i thoshte "jo" dikujt që kërkonte diçka prej tij!" (Muslim, *Fedail*, 56)

Një shfaqje tjetër e moralit profetik të të Dërguarit të Allahut (s.a.s.) ishte edhe moskundërshtimi i kërkuesit. Edhe sikur të mos ndodhet asgjë në dorë për t'ia dhënë, të bëhen përpjekje për t'ia fituar zemrën me buzëqeshje.

Ja një shembull i bukur i kësaj nga i Dërguari i Allahut (s.a.s.):

"Një djalë i vogël shkoi te i Dërguari i Allahut dhe ia paraqiti kërkesën e nënës për t'i dhënë një këmishë. Në atë çast Profeti s'kishte këmishë tjetër veç asaj që kishte në trup. Ai i tha djalit të vinte një herë tjetër. Djali shkoi por u kthye menjëherë me kërkesën e nënës për t'ia dhënë këmishën që kishte në trup. Profeti (s.a.s.) hyri në shtëpi, e nxori këmishën dhe ia dha djalit.

Në atë mes, Hz. Bilali (r.a.) po këndonte ezan. Por i Dërguari i Allahut (s.a.s.) nuk doli të falej sepse nuk kishte këmishë në trup. Një pjesë shokësh u shqetësuan, hynë në shtëpi te Profeti dhe e gjetën pa këmishë." (Vahidi, f. 294-295)

Profeti (s.a.s.) e cilësonte veten si një njeri i ngarkuar me detyrën për të dhënë, kurse thoshte se Allahu ishte pronari i çdo gjëje dhe Ai që e jepte çdo gjë!

Safvan bin Umejje nga parësia e politeistëve Kurejshë, megjithëse s'ishte musliman, nuk u nda nga i Dërguari i Allahut si në luftën e Hunejnit, ashtu dhe në rrethimin e Taifit.

Kur i Dërguari i Allahut (s.a.s.) vëzhgonte dhe kontrollonte mallrat e plaçkës së luftës të grumbulluara në Xhirane, edhe Safvani i ndodhej pranë duke e parë me mahnitje tërë atë luginë plot me deve, bagëti të imta dhe çobanë. Profeti i ndiqte me bisht të syrit lëvizjet e tij. Dhe një çast e pyeti:

*"Po të pëlqen shumë kjo pamje, apo jo?"*

"Po!" – Iu përgjigj ai.

*"Merri, le të jenë të gjitha të tuat!"* – I tha Profeti (s.a.s.).

Duke mos e përmbajtur dot veten, Safvani iu përgjigj:

"Zemra e askujt përveç se e profetit s'mund të jetë kaq bujare!"

Dhe, shprehu dëshminë dhe u bë musliman! (Vakidi, II, 854-855)

Pastaj, më vonë, duke u kthyer te fisi, u tha:

"O populli im! Vraponi e bëhuni muslimanë! Vallahi, Muhammedi bën dhurata të tilla, që nuk frikësohet aspak nga e papasja dhe varfëria!" (Muslim, *Fedail*, 57-58; Ahmed, III, 107-108)

Te Profeti shkoi përsëri dikush që i kërkoi diçka. Në atë çast Profeti s'kishte asgjë ç't'i jepte. Ai i tha njeriut të hynte në borxh dhe e siguroi se do t'ia paguante borxhin.[70]

Ashtu si stërgjyshi i tij Ibrahim (a.s.), Profeti nuk hante asgjë vetë, pa vizitorë e miq. Ai ua paguante borxhet të vdekurve ose ndërhynte që t'u paguheshin dhe nuk ua falte namazin e të vdekurit pa iu paguar borxhet.

70 Hejthemi, X, 242. Veçanërisht shih. Ebu Davud, *Haraxh*, 33-35/3055; Ibni Hibban, *Sahih*, XIV, 262-264).

Në një hadith, Profeti thotë:

*"Neriu bujar është pranë Allahut, xhennetit dhe njerëzve dhe larg zjarrit të xhehennemit. Kurse njeriu koprrac është larg Allahut, xhennetit dhe njerëzve dhe pranë zjarrit të xhehennemit!"* (Tirmidhi, *Birr*, 40/1961)

Në një hadith tjetër, Profeti (s.a.s.) ka thënë:

*"Te besimtari i vërtetë kurrë nuk ndodhen këto dy cilësi: Koprracia dhe sjellja e keqe!"* (Tirmidhi, *Birr*, 41/1962)

Profeti nuk qetësohej gjersa ta shpërndante pjesën e plaçkës së luftës që i binte. Ebu Said (r.a.) thotë kështu:

"Disa nevojtarë nga ensarët kërkonin disa gjëra nga i Dërguari i Allahut (s.a.s.). Edhe ai i jepte nga mallrat që i ndodheshin pranë, çdo kërkuesi atë që kërkonte, gjersa mbarohej çdo gjë. Dhe pasi i kishte dhuruar me dorën e vet çdo gjë që kishte pasur, thoshte kështu:

*"Nuk fsheh nga ju asgjë që më ndodhet! Kush dëshiron të jetë i ndershëm, Allahu e bën të ndershëm. Kush dëshiron të jetë i durueshëm, Allahu ia lehtëson durimin. Kush dëshiron të jetë i ngopur, Allahu e bën të ngopur, i fal pasuri zemre. Juve s'ju është falur diçka më e dobishme dhe më e mirë se durimi!"* (Buhari, *Rikak*, 20)

**Bujaria e sahabeve**

Sahabet pothuajse bënin garë me njëri-tjetrin për të arritur moralin e personalitetit shembullor të Profetit (s.a.s.). Të gjithë sahabet përpiqeshin të shkriheshin në moralin profetik.

Mes sahabeve, shokëve të Profetit (s.a.s.), secili zemërpasur si njeri i ngopur e i kënaqur me atë që i kishte dhënë Zoti, kishte edhe të pasur ekonomikisht. Ata patën merituar lavdërimin e Profetit (s.a.s.) sepse mallin, pasurinë dhe jetën e tyre e patën vënë në shërbim të rrugës së Allahut. Në mënyrë të veçantë, ata janë përgëzuar nga Allahu me këtë ajet:

"**Allahu ka blerë nga besimtarët pasurinë dhe jetën e tyre në shkëmbim të xhennetit!**" (et-Tevbe: 111)

Njëri prej këtyre ishte shoku më i afërt i Profetit (s.a.s.), Ebu Bekri (r.a.), i cili cilësohet në Kur'an si **"i dyti i të dyve"** dhe i cili bënte një jetë mjaft të thjeshtë e të përkorë megjithëse ishte tregtari më i madh ndër Kurejshët dhe një ndër njerëzit më të pasur. Ai nuk pati lënë ndonjë gjë

të tepërt si trashëgim. Duke e përdorur mallin dhe pasurinë e kësaj bote në mënyrën më të frytshme, ai ia pati kushtuar të gjitha të Dërguarit të Allahut, pasurinë e pati shpenzuar në rrugën e Zotit, veçanërisht, në vitet e para e më të vështira të Islamit, pati shpëtuar shumë skllevër nga keqtrajtimi dhe torturat duke i blerë dhe u dhënë lirinë!

I pakënaqur që ai e shpenzonte pasurinë në këtë mënyrë, një ditë, i ati, Ebu Kuhafe, i pati thënë:

"O bir, ti s'bën gjë tjetër veçse blen skllevër të dobët e të pafuqishëm dhe i çliron. Meqë kërkon të çlirosh skllevër, blij skllevër të fuqishëm që të të mbrojnë përballë rreziqeve dhe të këqijave!"

Dhe Hz. Ebu Bekri (s.a.s.) i pati dhënë këtë përgjigje të shkëlqyer:

"O im atë, synimi im i vetëm që sillem kështu është të fitoj pëlqimin e Allahut! Duke i çliruar ata, unë kërkoj vetëm shpërblim te Allahu!"

Për t'i lavdëruar këtë dhe bujaritë e tjera si kjo të Hz. Ebu Bekrit, zbriti ky ajet:

**"Edhe Ne e bëjmë të suksesshëm në rrugën më të lehtë atë që e shpenzon mallin në rrugën e Allahut, që, duke ndjerë respekt për Të, ruhet nga haramet dhe e vërteton fjalën më të bukur** (Fjalën e Njësisë)**!"** (el-Lejl, 5-7)[71]

Pasuria nuk i qe bërë pengesë atij në devocion dhe thjeshtësi. Përkundrazi, duke e përdorur pasurinë ashtu siç duhej, ai qe bërë një ndër modelet më të shquar të jetës së përkorë mes kamjes së madhe. Nisur nga kjo, Profeti (s.a.s.) ka thënë për të dhe pasurinë e tij në formë bekimi dhe konsiderate të lartë:

"*Me përjashtim të Ebu Bekrit, kujtdo që na ka bërë një të mirë, ia kemi shpërblyer. Kurse e mira e tij për ne është e tillë që ka për ta shpërblyer Allahu në ditën e kiametit! Malli i askujt nuk na ka dhënë dobi neve sa malli i Ebu Bekrit! Po të më duhej të bëja mik dikë, pa dyshim, Ebu Bekrin do ta bëja!*" (Tirmidhi, *Menakib*, 15/3661)

Edhe shembujt e mëposhtëm e reflektojnë bukur këtë garë virtyti të sahabeve.

Hz. Omeri (r.a.) tregon:

71 Ibni Hisham, *Siretu'n-Nebi*, Bejrut 1937, Daru'l-Fikr, I, 341; Taberi, *Xhamiu'l-Bejan an Te'vili Aji'l-Kur'an*, Bejrut 1995, XXX, 279 [në tefsirin e el-Lejl, 5-7]; Sujuti, *Lubabu'n-Nukul*, Bejrut 2006, f. 257-258.

"Një ditë, Profeti (s.a.s.) na tha që të jepnim sadaka. Atëherë më ndodhej një sasi malli prandaj mendova se nëse e kaloja Ebu Bekrin (r.a.), atë ditë mund ta kaloja. Dhe ia çova të Dërguarit të Allahut gjysmën e mallit.

I Dërguari i Allahut më pyeti:

*"Çfarë le për familjen?"*

"Kaq sa solla këtu tek ti!" - Iu përgjigja unë.

Kurse Ebu Bekri (r.a.) solli të gjithë mallin. Dhe pyetjes së të Dërguarit të Allahut se *ç'i kishte lënë familjes*, iu përgjigj:

"Allahun dhe të Dërguarin u lashë!"

Pas përgjigjes së Ebu Bekrit (r.a.), mendova me vete:

"Unë kurrë s'kam për ta kaluar dot Ebu Bekrin (r.a.)!" (Ebu Davud, *Zekat*, 40/1678; Tirmidhi, *Menakib*, 16/3675)

Ndihmësi i Hz. Omerit (r.a.), Eslemi, tregon:

"Një ditë kisha dalë në pazar me Omer bin Hattabin (r.a.). Një grua e re iu afrua Omerit (r.a.) nga pas dhe i tha:

"O emiri i besimtarëve! Burri më ka vdekur duke më lënë pas me fëmijë të vegjël. Vallahi, as unë vetë s'di ç'të bëj! Ata janë aq të vegjël sa s'i shërbejnë dot as vetes! S'kemi as të mbjella, as kafshë për të mjelë. Kam frikë se do të m'i rrëmbejë varfëria dhe e pangrëna si t'i rrëmbenin hienat! Unë jam vajza e Hufaf bin Ijma el-Gifarit. Im atë pati marrë pjesë në ngjarjen e Hudejbijes…"

Kur e dëgjoi këtë, Omeri (r.a.) tha:

"Ç'nder i madh!"

Pastaj shkoi në vendin ku ndodheshin kafshët e grumbulluara nga zeqati. Atje ngarkoi dy thasë të mëdhenj plot me ushqime mbi një deve të fuqishme. Veç kësaj, mes thasëve vuri ushqime të ndryshme dhe veshmbathje. Pastaj ia dha në dorë gruas kërpeshin e devesë dhe i tha:

"Hiqe devenë dhe shko! S'kam dyshim se Allahu ka për t'ju hapur një portë mirësie pa mbaruar ende këto!"

Njëra nga të pranishmit tha:

"O emiri i besimtarëve, shumë i dhe gruas!"

Hz. Omeri (r.a.) iu përgjigj:

"I ati pati marrë pjesë në Hudejbije me të Dërguarin e Allahut (s.a.s.). Betohem në Allahun (xh.xh.) se unë i kam parë vëllanë dhe të atin e saj që e patën mbajtur të rrethuar gjatë një kala dhe e patën marrë! Me ta marrë ata kalanë, edhe ne patëm marrë pjesën që na takonte nga plaçka e luftës!" (Buhari, *Megazi*, 35)

Edhe ngjarja e mëposhtme është një shkëndijë drite që reflekton përbërjen e zemrës së Hz. Omerit.

Prapë, ndihmësi i tij, Eslem, tregon:

"Një natë, së bashku me Omerin (r.a.), ndërsa po përsilleshim andej nga kodrat Vakim, pamë një shtëpi ku fëmijët i vinin rrotull një gruaje duke qarë. Në oxhak ishte një tenxhere plot me ujë.

Hz. Omeri (r.a.) e pyeti gruan se pse qanin fëmijët.

"Nga uria!" – Iu përgjigj ajo.

Veçanërisht kur Hz. Omeri (r.a.) mësoi se, për t'i gënjyer fëmijët sikur po u bënte supë, gruaja kishte kishte futur gurë në tenxhere dhe se do të vazhdonte t'i gënjente gjersa t'i zinte gjumi, iu mbushën sytë me lot. Menjëherë shkuam te depoja e grumbullimit ku ndodheshin mallrat e zeqatit. Atje mori një thes miell dhe ushqime të ndryshme dhe i ngarkoi në shpinë. Thesin desha ta marr unë, por Hz. Omeri (r.a.) më tha:

"O Eslem! Unë do ta mbaj, sepse në ahiret unë do të jap llogari për ata fëmijë!"

Edhe pasi arritëm në shtëpinë e gruas, ai e mori vetë përsipër ta përgatiste gjellën. Nga njëra anë trazonte tenxheren, nga ana tjetër i frynte zjarrit. E vura re se tymi i hynte e dilte përmes mjekrës! Pasi zjeu gjella, mori t'i ushqejë fëmijët dhe, pasi u ngopën, u tërhoq pas dhe u ul përballë tyre. Ishte i madh dhe impresionues si luan! Dhe unë u druajta të thosha diçka! Ai qëndroi ashtu gjersa fëmijët nisën të luajnë e të qeshin!

Pastaj u ngrit dhe më tha:

"O Eslem, a e di se pse ndenja përballë tyre? I gjeta duke qarë, prandaj s'desha të largohesha duke e marrë me vete atë përshtypje, por vetëm pasi t'i shihja të qeshur. Dhe kur filluan të qeshnin, atëherë u qetësova!.." (Ali el-Muttaki, XII, 648/35978)

Ebu Bekri dhe Omeri (r.anhuma) të cilët edhe në periudhën e kalifatit të tyre, duke mos u prirur ndaj kënaqësive dhe shkëlqimit të kësaj bote, por duke jetuar me rroba të arnuara dhe duke tërhequr, kështu, mahnitjen dhe admirimin e sundimtarëve iranas dhe romakë, kanë qenë trashëgimtarë të denjë të Hz. Muhammedit!

Pa dyshim, qëndrimi dhe sjellja e tyre e denjë reflektohej edhe te sahabet e tjerë. Një ditë, një lypsar qëndroi para Hz. Aliut (r.a.) dhe i kërkoi diçka. Hz. Aliu (r.a.) u tha të bijve Hasan dhe Hysen:

"Shkoni në shtëpi te nëna, merrni gjashtë dërhemët që ndodhen aty dhe sillini këtu!"

Hasani me Hysenin shkuan, i sollën gjashtë dërhemët dhe ia dorëzuan të atit. Hz. Aliu (r.a.) ia dha të gjitha lypsarit, ndërkohë që ata kishin nevojë për vete; me ato para, Hz. Fatimja do të merrte miell!

Hz. Aliu nuk kishte hedhur ende hapin për të hyrë në shtëpi, kur erdhi dikush që deshte ta shiste devenë që kishte me vete. Duke i thënë Hz. Aliut se paratë mund t'ia jepte më vonë, ia la devenë për njëqind e dyzet dërhemë, e lidhi te porta dhe u largua. Nuk kaloi shumë dhe se nga doli dikush që erdhi, e bleu devenë për dyqind dërhemë duke i paguar paratë në dorë dhe iku.

Hz. Aliu (r.a.) ia pagoi njëqind e dyzet dërhemët personit që ia kishte blerë devenë, kurse gjashtëdhjetë dërhemët që tepruan ia dorëzoi Hz. Fatimesë duke i thënë:

"Ky është shpërblimi që na ka premtuar Allahu me anë të të Dërguarit të Tij, se **"për atë që bën një të mirë, ka një shpërblim prej dhjetëfish"**![72] (Ne dhamë gjashtë dërhemë dhe morëm gjashtëdhjetë!) (Ali el-Muttaki, VI, 572-573/16976)

Edhe kjo ngjarje e treguar nga Hz. Hudhejfe është mjaft interesante përsa i përket faktit që shpalos vetëmohimin e sahabeve.

Ishim në luftën e Jermukut. Përleshja pothuaj kishte marrë fund, kurse muslimanët e plagosur me goditjet e heshtave dhe shigjetave kishin filluar të jepnin shpirt mbi rërën e nxehtë ku kishin rënë. Në këtë mes, edhe unë, duke e mbledhur veten me vështirësi, fillova ta kërkoj djalin e tim ungji. Pasi u përsolla për një farë kohe mes të plagosurve që jetonin çastet e fundit, më në fund e gjeta atë që kërkoja. Por ç'e do! Biri

72 el-En'am, 160.

i tim ungji që shtrihej mbi një det gjaku, edhe me shenja sysh e kishte të vështirë të bisedonte! Duke ia treguar calikun e ujit që e kisha përgatitur që më parë, i thashë:

"A do ujë?"

Dukej qartë që dëshironte, sepse buzët i ishin përzhitur nga nxehtësia. Por s'kishte pikë fuqie për të më dhënë përgjigje, vetëm se sytë sikur i shprehnin se në ç'gjendje ndodhej!

Unë e hapa grykën e calikut dhe, ndërsa po ia zgjatja, nga të plagosurit më tej u dëgjua një rënkim: "Ah!"

Sapo e dëgjoi rënkimin, biri i tim ungji, duke sakrifikuar veten, ma bëri shenjë me sy që t'ia çoja ujin atij tjetrit!

Dhe unë vrapova mbi rërën e nxehtë te të plagosurit e tjerë dhe pashë se ai që kishte rënkuar, ishte Hisham bin As. E pyeta:

"A do ujë?"

Edhe ai më tha "po" duke ma bërë me shenjë me sy. Mirëpo pikërisht kur do të niste të pinte ujë, u dëgjua të rënkonte një i plagosur tjetër "Ah" dhe Hishami ma bëri me shenjë t'ia çoja ujin atij.

Mirëpo kur arrita te ai, kishte vdekur! Prandaj, menjëherë u ktheva te Hishami dhe, sapo ia zgjasja calikun, pashë se edhe ai kishte vdekur!

Dhe mendova të paktën të rikthehesha te biri i tim ungji dhe shkova me vrap për tek ai. Por ç'e do se edhe ai e kishte dorëzuar shpirtin duke u përpëlitur mbi rërat e nxehta! Dhe caliku në dorë më mbeti mes tre dëshmorëve![73]

Hudhejfe (r.a.) e përshkruan kështu gjendjen e tij shpirtërore të atyre çasteve:

"Kam parë shumë ngjarje në jetë, por asnjëra s'më ka prekur kaq shumë. Dhembshuria, sakrifica dhe vetëmohimi ndaj njëri-tjetrit i atyre njerëzve që s'kishin asnjë lidhje farefisnore mes tyre, të cilët edhe frymën e fundit e jepnin me të njëjtën virtytshmëri që jetonin dhe që i jepnin lamtumirë jetës të vetëdijshëm për urdhrin kur'anor **"vdisni**

73 Shih. Kurtubi, XVII, 28; Zejlai, *Nasbu'r-Raje*, II, 318; Hakim, III, 270-5058.

**vetëm si muslimanë"**[74], më kanë lënë mbresa në kujtesë si një heroizëm i madh besimi që e pata soditur me zili dhe admirim..."

### Sinqeriteti, drejtësia dhe ndershmëria te Profeti i Mëshirës

I Dërguari i Allahut (s.a.s.) hidhërohej shumë për hallin e njerëzve që nuk e njihnin mëkatin, mirësinë, urdhrat dhe ndalimet. Ndërsa shkonte derë më derë për të kumtuar fenë e Allahut, disa herë ia përplasnin derën fytyrës. Mirëpo ai prekej jo nga ky veprim i rëndë kundër tij, por nga injoranca dhe indiferentizmi i njerëzve.

Njerëzve të tillë ai ua bënte të qartë se u drejtohej vetëm për hir të Allahut, duke u thënë:

**"Unë për këtë nuk dua asnjë shpërblim prej jush!"** [75]

Askush nuk ka qenë aq i drejtë e i ndershëm sa Hz. Muhammedi (s.a.s.)! Ai ishte jetim. Tregtinë e filloi pranë të ungjit Ebu Talib. Çdo njeri e njohu atë me ndershmërinë dhe drejtësinë e tij në tregti. Duke fituar respekt dhe konsideratë, ai mori atributin el-Emin, i Besueshmi. Çdokush, i pasur a i varfër, e kujtonte dhe e thërriste atë me atributin *Emin*.

Gruaja e nderuar e Mekës, Hz. Hatixheja (r.anha), pati mbetur e mahnitur pas drejtësisë dhe ndershmërisë së tij dhe i pati propozuar për martesë. Sa qe gjallë, ajo iu bë Profetit mbështetja më e madhe. Ajo i dha forcë Profetit të hutuar kur i erdhi zbulesa e parë dhe e qetësoi gjithmonë në çastet e rrezikshme.

I Dërguari i Allahut (s.a.s.) ka bërë një jetë krejt të pastër. Atë e patën miratuar si njeri edhe ata që nuk e pranonin profetësinë e tij për arsye subjektive e egoiste.

Qysh nga lindja e Islamit e gjer më sot, domethënë qysh prej 1400 vjetësh, nuk ka pasur njeri që të mos e pranojë me ndërgjegje drejtësinë dhe ndershmërinë e tij. Edhe çifutët, armiq të Islamit, shkonin tek ai për t'i zgjidhur mosmarrëveshjet mes tyre. Dhe i Dërguari i Allahut (s.a.s.) ua zgjidhte mosmarrëveshjet! I Dërguari i Allahut (s.a.s.) është sjellë jashtëzakonisht me drejtësi edhe ndaj krishterëve dhe çifutëve!

74 Al-i Imran, 102.
75 Sad, 86.

Në lidhje me drejtësinë e dhënies së një vendimi, Hz. Aliut (r.a.) i ka dhënë këtë këshillë:

*"Mos merr vendim pa dëgjuar të dy palët në mosmarrëveshje. Vendim të drejtë mund të japësh vetëm pasi të dëgjosh të dy palët!"* (Ahmed I, 90)

Kur Profeti (s.a.s.) do të emigronte për në Medinë, caktoi si dorëzanës Hz. Aliun për t'ua dorëzuar të zotërve amanetet në formë gjërash të çmueshme, që ia kishin lënë në ruajtje. Edhe armiqtë patën mbetur të mahnitur në drejtësinë dhe ndershmërinë e tij![76]

**Ndjenja e turpit te Profeti i Mëshirës**

Siç pohojnë sahabet, Hz. Muhammedi (s.a.s.) qe më i turpshëm se një vajzë e re e mbuluar. Ai kurrë nuk fliste me zë të lartë. Pranë njerëzve kalonte ngadalë e me buzëqeshje. Kur dëgjonte ndonjë fjalë të papëlqyeshme, nuk u thoshte gjë njerëzve në fytyrë. Meqë fytyra ia reflektonte ndjenjat, njerëzit përreth përpiqeshin të tregoheshin të kujdesshëm në fjalë e lëvizje. Për shkak të ndjenjës së lartë të turpit, Profeti kurrë nuk ka qeshur me të madhe duke u gajasur. Ai vetëm buzëqeshte. Në një hadith, ai thotë:

*"Ndjenja e turpit rrjedh nga besimi dhe njeriu që ka ndjenjën e turpit është në xhennet. Kurse paturpësia rrjedh prej zemrës së ngurtë e të ashpër dhe njerëzit me zemër të tillë janë në xhehennem!.."* (Buhari, *Iman*, 16)

Në një hadith tjetër, Profeti (s.a.s.) ka tërhequr vëmendjen mbi rëndësinë e ndjenjës së turpit dhe ka thënë:

*"Ndjenja e turpit dhe besimi janë bashkë; po shkoi njëri, shkon dhe tjetri!"* [77]

*"Ndjenja e turpit veçse të jep fitim!"* (Buhari, *Edeb*, 77)

*"Ndjenja e turpit është e gjitha dobi dhe mbarësi!"* (Muslim, *Iman*, 61)

*"Në një punë, prania e së keqes dhe shëmtisë, e njollos atë, kurse prania e ndjenjës së turpit, e stolis!"* (Tirmidhi, *Birr*, 47/1974)

Një ditë, i Dërguari i Allahut (s.a.s.) pati parë dikë të lahej në mjedis të hapur dhe, për këtë, kur qe ngjitur në minber, pasi e kishte lavdëruar dhe falenderuar Allahun, u pati thënë sahabeve:

---

76 Ibni Hisham, II, 95,98.

77 Taberani, *Evsat*, VIII, 174; Bejhaki, *Shuab*, VI, 140; Sujuti, *el-Xhamiu's-Sagir*, I, 53/1963.

*"Allahu i Lartë e i Madhërishëm është shumë i mbuluar e shumë i fshehtë, prandaj e do ndjenjën e turpit dhe mbulimin. Prandaj, kur dikush nga ju ka për të bërë gusl (ka për të larë trupin), të mbulohet (të lahet në vend të mbyllur e të fshehtë)!"* (Ebu Davud, *Hammam*, 1/4012)

I Dërguari i Allahut (s.a.s.) nuk e shihte kërkënd në fytyrë me vëmendje të posaçme. Vështrimi përtokë ishte më i shpeshtë se vështrimi lart drejt qiellit. Si rrjedhojë e ndjenjës së turpit dhe personalitetit të lartë, askujt s'ia përplaste gabimin syve!

Ndjenja e vërtetë e turpit fitohet "duke kujtuar vdekjen", gjë që bëhet pretekst për ta nxjerrë prej zemre dashurinë për këtë botë. Profeti u thoshte gjithmonë shokëve që të kishin turp ashtu siç duhej prej Allahut. Kur një herë ata i thanë se gjithmonë e falenderojnë Zotin me drojtje dhe turp, i Dërguari i Allahut (s.a.s.) ua theksoi se ndjenja e vërtetë e turpit është ruajtja e të gjitha gjymtyrëve të trupit nga gjërat e ndaluara (haram) dhe kujtimi i vdekjes pa e hequr kurrë nga mendja. Pastaj ai shtoi se personi që e dëshiron jetën e pasme, ahiretin, duhet ta braktisë dashurinë për botën dhe se vetëm ata që veprojnë kështu mund të kenë turp nga Allahu me të vërtetë.[78]

## Ndjeshmëria e Profetit të Mëshirës në dëshirimin e të mirës së njerëzve

Hz. Muhammedi (s.a.s.) jo vetëm vuante për shkak të vuajtjeve të njerëzve, por tregohej shumë i ndjeshëm për të mirën e tyre, dëshironte me të madhe të mirën dhe suksesin e tyre! Kur'ani flet për këtë veçori të tij:

"**Me të vërtetë, juve ju erdhi një i dërguar nga mesi juaj, të cilin e bëjnë të vuajë mundimet tuaja. Ai është i dhënë shumë pas jush, ai është shumë i mëshirshëm ndaj besimtarëve dhe dëshiron të mirën e tyre!**" (et-Tevbe: 128)

Në këtë ajet, Allahu i Lartë e shpreh miratimin dhe konsideratën për Profetin duke e cilësuar me fjalët **Rauf** (dhurues) dhe **Rahim** (mirëbërës) që janë atribute hyjnore.

Ai dëshironte gjithmonë sukses për njerëzit dhe kurdo që t'i shihte të bënin punë të mira e të virtytshme, gëzohej e lumturohej.

78 Tirmidhi, *Kijamet*, 24/2458.

Ai nuk ishte, si ndonjë udhëheqës i zakonshëm, vetëm një sigurues të mirash; ai ishte një udhëzues që e mbështeste me të gjitha forcat ummetin, bashkësinë e vet!

Një shok e pyeti Profetin (s.a.s.) se si mund ta dallonte nëse gjendja e vet ishte e mirë apo e keqe. I Dërguari i Allahut (s.a.s.) i tha kështu:

*"Po qe se dëshiron të bësh një punë nga ato të ahiretit dhe të vjen e lehtë dhe po qe se dëshiron të bësh një punë nga ato të kësaj bote dhe të vjen e vështirë, dije se, pa dyshim, ti je në gjendje të mirë! Por po qe se dëshiron të bësh një punë nga ato të ahiretit dhe të vjen e vështirë dhe po qe se dëshiron të bësh një punë nga ato të kësaj bote dhe të vjen e lehtë, dije se, pa dyshim, ti je në gjendje të keqe!.."* (Abdullah bin Mubarek, *Kitabu'z-Zuhd*, f. 29; Ibni Ebi'd-Dunja, *Mevsu'a*, I, 48)

Me veprimet, fjalët dhe jetesën e tij morale, Profeti ishte një mëshirë që rrethonte tërë njerëzimin, ishte një udhërrëfyes. Në rrugën e së drejtës, çdo lloj vështirësie dhe vuajtja më e madhe ishin mbi shpinë të tij. Një herë është shprehur kështu:

*"Në rrugën e Allahut më kanë frikësuar ashtu siç nuk kanë frikësuar askënd, në rrugën e Allahut iu nënshtrova mundimeve që s'i është nënshtruar askush. Kalonin tridhjetë ditë dhe buka e përbashkët e imja me të Bilalit ishte një copë gjë që e bartte Bilali nën sqetull!"* (Tirmidhi, *Kijamet*, 34/2472)

Ai e kryente në mënyrën më të përsosur detyrën hyjnore që kishte marrë. Ai ishte aq i vendosur për këtë, saqë disa herë shfaqej paralajmërimi hyjnor për ta mbrojtur nga shkatërrimi i vetvetes.

Ky virtyt i lartë që tregoi Profeti (s.a.s.) për shpëtimin dhe paqen e njerëzve, shprehet kështu në Kur'an:

"(O i Dërguar!) **Je gati të shkatërrosh veten pse s'besojnë ata!..**" (esh-Shuara, 3)

Këtë gjendje shpirtërore të tij, Profeti (s.a.s.) e shpreh kështu:

*"Gjendja midis meje dhe jush i përngjet kësaj: Një njeri ndez një zjarr. Pasi zjarri e ndriçon mjedisin përreth, fluturat e natës dhe disa kafshë të tjera që e pëlqejnë ndriçimin, fillojnë ta hedhin veten në zjarr. Njeriu i shkretë mundohet t'u bëhet pengesë, por shumica e kafshëve, duke dalë fitues mbi përpjekjet e tij, bien në zjarr. Edhe unë ju kap për mesi juve që të mos bini në zjarr, kurse ju vraponi për t'u hedhur!"* (Buhari, *Rikak*, 26)

Ajeti kur'anor dhe hadithi si më sipër janë argument shumë i qartë i faktit se, si rrjedhojë e mëshirës dhe dhembshurisë së tij, Hz. Muham-

medi (s.a.s.) dëshironte që çdo njeri që jetonte në botë, të besonte në Allahun dhe të shpëtonte nga ndëshkimi i zjarrit të xhehennemit!

Hz. Hamzai që kishte dëgjuar se Ebu Xhehli e kishte sulmuar Profetin, ishte prekur thellë në ndjenjat e afërsisë së gjakut dhe e kishte goditur me hark Ebu Xhehlin. Pastaj i ishte kthyer Profetit duke i thënë:

"O Muhammed, qetësohu se të mora shpagim nga Ebu Xhehli!"

Kurse i Dërguari i Allahut (s.a.s.) e vlerësoi ndryshe:

*"Unë s'kam punë me shpagime! Unë qetësohem po të bëhesh ti musliman!"*

Hz. Hamzai e kapi kuptimin e hollë të këtyre fjalëve dhe u kredh në meditim.

Pasi Hz. Hamzai (r.a.) e kaloi atë natë pa gjumë duke u përpjekur dhe lëkundur për të vendosur në lidhje me çështjen e besimit, të nesërmen në mëngjes herët u takua me të Dërguarin e Allahut (s.a.s.), ia tregoi një për një dyshimet dhe lëkundjet që e kishin lënë pa gjumë dhe i tha:

"O biri i tim vëllai! Kam rënë në një gjendje të pashpresë, të tillë që nuk gjej dot rrugëdalje. Të lutem, më thuaj ndonjë gjë, më trego një rrugëdalje!"

Atëherë, i Dërguari i Allahut (s.a.s.) i dha këshilla e porosi. Duke ia përshkruar vuajtjet dhe të mirat e ahiretit, jetës tjetër, e frikësoi me ndëshkim dhe e gëzoi me xhennet. Në përfundim të këshillave dhe porosive të Profetit, Luani i Allahut, Hz. Hamzai shprehu besimin dhe e arriti të vërtetën.[79]

Meqë hyrja në Islam është kushti themelor i arritjes së shpëtimit dhe paqes, i Dërguari i Allahut (s.a.s.) dëshironte me pasion të madh që çdo njeri të bëhej musliman dhe gëzohej jashtëzakonisht për çdo njeri që hynte në rrugën e drejtë. Siç dihet, në Taif Profeti iu nënshtrua dhunës dhe fyerjeve të rënda, por ai i harroi të gjitha dhimbjet kur një skllav i atyshëm, i quajtur Addas, u bë musliman! Pastaj, kur u kthye nga Taifi në Mekë, pa se aty kishin ardhur shumë fise të afërta e të largëta për të bërë haxhin e asaj kohe që i përkiste paganizmit dhe injorancës para Islamit. Profeti shkonte nëpër vendet ku fiset kishin bërë konak dhe i ftonte ata në Islam. Ai u kërkonte atyre ta miratonin si profet dhe ta

79 Shih. Ibni Hisham, I, 312-313; Hakim, III, 213; Ibni Kethir, *el-Bidaje*, III, 84.

ndihmonin për kryerjen e detyrës së profetësisë që ia kishte ngarkuar Zoti.[80] Ai u thoshte:

*"Unë jam Resuli, i Dërguari i Allahut! Kur të vij tek ju, a do të më mbroni gjersa t'ua përcjell njerëzve urdhrat e Zotit dhe gjersa ta kryej detyrën e përfaqësimit? Unë s'kam për ta detyruar asnjërin prej jush!"*[81]

Dhe, duke u folur kështu, emocionohej shumë dhe përpiqej me të gjitha forcat që njerëzit të ktheheshin në rrugë të drejtë!

Edhe Hz. Aliut (r.a.) i pati thënë:

*"Betohem në Allahun se futja e një njeriu në rrugë të drejtë nga Allahu nëpërmjet teje është për ty më e mbarë e më e dobishme sesa të bëhesh pronar i deveve të kuqe (që quhen si pasuritë më të çmuara të kësaj bote)!"* (Buhari, *As'habu'n-Nebi*, 9)

Kur rob të Allahut si Ebu Dheri[82], Halid bin Zejdi[83], Hubejb bin Jesafi[84] dhe Rejhane binti Amr[85] hynin në Islam dhe gjenin shpëtim e paqe, në fytyrën e Profetit dukej një gëzim i madh, hare dhe buzëqeshje. Prehjen dhe lumturinë e të Dërguarit të Allahut (s.a.s.), Adij bin Hatim (r.a.) e ka shprehur në këtë mënyrë:

"Kur u bëra musliman, pashë se fytyra e të Dërguarit të Allahut shkëlqeu me një gëzim të madh!" (Ahmed, IV, 378)

I Dërguari i Allahut (s.a.s.) i pati falur edhe armiqtë e tij më të tërbuar kur ata patën shqiptuar Fjalën e Dëshmisë dhe patën merituar lumturinë e përjetshme, ndërkaq që, veç kësaj, ua pati tërhequr vëmendjen sahabeve që të shmangeshin nga fjalët dhe sjelljet që do t'ua kujtonin atyre kohën e shkuar të injorancës dhe sjelljeve të këqija.[86] Hebbar bin Esved i cili ia pati rrëzuar të bijën Hz. Zejneb nga deveja dhe, për pasojë qe bërë shkaktar për vdekjen e saj, Vahshiu që ia pati vrarë ungjin e dashur Hz. Hamza, dhe biri i Ebu Xhehlit, Ikrime (r.a.) i cili pati ushtruar çdo lloj dhune kundër muslimanëve për vite me radhë, janë vetëm disa

80 Shih. Ibni Sa'd, I, 216-217; Ahmed, III, 322, 492; Ibni Kethir, III, 183-190.
81 Ibni Hisham, II, 33-34; Ibni Kethir, *el-Bidaje*, III, 184; Ibni Haxher, *el-Isabe*, IV, 353. Veçanërisht, shih. Ebu Davud, *Sunnet*, 19-20/4734.
82 Hakim Mustedrek, III, 385/5459.
83 Ibni Kethir, *el-Bidaje*, III, 83.
84 Vakidi, *Megazi*, I, 47.
85 Ibni Kethir, *el-Bidaje*, IV, 128.
86 Vakidi, II, 857-858.

prej atyre që qenë pranuar në karvanin e të falurve për hir të Fjalës së Dëshmisë!

Sjelljet fisnike dhe morali i tij i lartë jo vetëm s'kishin të bënin me çështje materiale dhe ndjenjën e shpagimit, por s'niseshin as dhe nga dëshira personale.

Në jetën e Profetit nuk mund të shohim kurrë që ai të ketë marrë shpagim për vete.

Profeti (s.a.s.) asnjë sahabeje nuk ia thoshte në fytyrë gabimet ose të metat. Me qëllim që t'i bënte bashkëbiseduesit ta ndjenin se nuk e kishte parë të denjë për ta gabimin e tyre, u thoshte duke ia lënë fajin vëzhgimit të gabuar të vet:

*"Ç'po ndodh me mua që po ju shoh kështu!.."* [87]

Siç shprehet Hz. Aisheja, kur i vinte prej ndokujt ndonjë fjalë që s'i pëlqente, Profeti nuk thoshte, *"Ç'ka filani që thotë kështu"*, por, *"Ç'kanë disa që thonë kështu e ashtu!"* (Ebu Davud, *Edeb*, 5/4788)

Ai profet famëmadh që edhe kur këshillonte, dridhej se mos tjetri mërzitej apo zemërohej, ishte një monument mëshire!

Këto veçori që shiheshin në qëndrimet dhe veprimet e tij, shfaqeshin edhe në mënyrën se si fliste ai. Ja një shembull nga zotëruesi i moralit të lartë:

*"O besimtarë! Allahu ju mbajttë në siguri! U kujdestë për ju! Ju mbrojttë nga të këqijat! Ju ndihmoftë! Ju lartësoftë! Jua tregoftë rrugën juve! Ju mbajttë nën sigurinë e tij! Ju ruajttë nga çdo e keqe dhe e mbrojttë fenë për ju!"* (Taberani, *Evsat*, IV, 208; Ebu Nuajm, *Hilje*, IV, 168)

Profeti i dërguar si mëshirë për botët, edhe për mohuesit dëshpërohej tepër, në një mënyrë të denjë për shfaqjen e emrave **Gafur** (falës) dhe **Rahim** (mirëbërës) të Allahut! Ai lutej që ata të mos hynin në xhehennem. Për këtë dhe pati zbritur ajeti paralajmërues:

"**Kjo do të thotë se, po s'i besuan kësaj fjale** (këtij Libri) (dhe, për pasojë, të shkatërrohen), **ti do të mërzitesh aq shumë sa ke për ta shkatërruar veten!**" (el-Kehf: 6)

87 Buhari, *Menakib*, 25, *Ejman*, 3; Muslim, *Salat*, 119; Ibni Hibban, IV, 534.

Prandaj, Hz. Ebu Bekri (r.a.) që ka marrë pjesë më shumë se kushdo tjetër nga frymëzimi profetik dhe që ka qenë në nivelin e mëshirës së tij, është lutur kështu:

"O Zot, ditën e kiametit ma bëj trupin aq të madh, aq të madh, sa në xhehennem të mos mbetet vend për tjetër njeri veç meje!"

Fakti që dituria, frymëzimi, virtytet që morën sahabet, shokët e Profetit, në kuvendet e tij, u përhapën në të gjithë njerëzimin, është shembulli më i qartë i konsideratës, *"mëshirë për krijesat për hir të Krijuesit"* që qe përsëri ai që ua frymëzoi atyre!

Çdo njeri pati marrë pjesën që i takonte nga bujaria dhe vetëmohimi i tij. Kur mirësia dhe dashuria e tij vërshonin nga shtrati, ishin si një lumë që i ngop në ujë fushat. Askush s'ndahej prej tij i uritur, i etur e pa ndjerë interesim për vete!

**Profeti i Mëshirës ishte njeri i besës**

Respektimi i fjalës së dhënë si tipar i posaçëm i të urtëve, i prijësve dhe i njerëzve të virtytshëm, është pretekst për shpëtimin nga shenjat e dyfytyrësisë. Me të jeta orientohet dhe gjen rregullsi e harmoni. Ajo është shenjë njerëzillëku, është kriteri i virtytit dhe vlerës te individët dhe kombet. Njerëzit qetësohen në ndërgjegje me aq sa ta respektojnë fjalën e dhënë.

Në këtë specifikë, Profeti ynë (s.a.s.) është bërë për njerëzimin model shembullor në kulm të besnikërisë.

Kur ishte gjashtë vjeç, i Dërguari i Allahut (s.a.s.) pati shkuar së bashku me nënën në Medinë për ta vizituar varrin e të atit. Në kthim, në fshatin Ebva, nëna i vdiq. Duke mbetur, kështu, jetim edhe për nënë, i Dërguari i Allahut (s.a.s.) u kthye në Mekë së bashku me shërbëtoren e tyre, Ummu Ejmen (r.anha).

Gjatë gjithë jetës, i Dërguari i Allahut (s.a.s.) e pati vizituar shpesh dadon Ummu Ejmen dhe i drejtohej duke e thirrur *"nënë"*! Prandaj i tregonte konsideratë duke thënë për të se *"ajo ishte nënë për të pas nënës dhe se ishte i vetmi person i mbetur nga shtëpia e tij."* (Shih. Ibni Ethir, Usdu'l-Gabe, VII, 303-304; Ibni Sa'd, VIII, 223)

Pas vdekjes së gjyshit, Profetin e mori nën mbrojtje i ungji Ebu Talib. Gruaja e Ebu Talibit, zonja Fatime, ishte një zonjë tejet e virtytshme dhe zemërmirë. Profeti tregonte besnikëri ndaj kësaj zonje të bekuar e

cila ishte bërë muslimane dhe kishte emigruar në Medinë, dhe e vizitonte shpesh. (Ibni Sa'd, VIII, 222)

Kur vdiq zonja Fatime, i Dërguari i Allahut (s.a.s.) derdhi lot si margaritarë nga sytë e bekuar, u shpreh *"Sot më vdiq nëna"*, ia bëri këmishën qefin, ia fali namazin e të vdekurit dhe, pasi e shtinë në varr, hyri aty dhe u shtri një copë herë pranë saj. Atyre që e pyetën për shkakun e këtij veprimi, u tha:

*"Pas Ebu Talibit, nuk ka njeri që të më ketë bërë të mira sa kjo grua e shkretë! Ia bërë këmishën qefin që në ahiret t'i veshin rroba nga të xhennetit dhe u shtriva pak pranë saj që të përshtatej e ngrohej me varrin!"*

Kurse atyre që habiteshin se pse ishte hidhëruar aq shumë, i Dërguari i Allahut (s.a.s.) iu përgjigj:

*"Ajo ishte për mua nënë pas nënës sime! Ndërsa fëmijët e vet prisnin pa ngrënë dhe varnin turinjtë, ajo më ushqente më parë mua, m'i krihte flokët dhe m'i lyente me vaj trëndafili. Ajo ishte nëna ime!"*

Pastaj u lut kështu për të:

*"Allahu të faltë dhe të shpërbleftë me të mira! Allahu të mëshiroftë, o nëna ime! Vetë rrije pa ngrënë dhe më ushqeje mua! Vetë nuk visheshe, kurse mua më vishje! Të mirat më të shijshme m'i jepje mua duke e lënë veten pa gjë! Dhe këtë e bëje vetëm duke shpresuar pëlqimin e Allahut dhe ahiretin!.."* (Hakim, III, 116-117; Hejthemi, IX, 256-257; Jakubi, II, 14)

Para se të emigronte, ndërsa armiqtë projektonin se si ta vrisnin, ai mendonte se si do t'ua dorëzonte amanetet që ia kishin lënë në ruajtje në besim! (Ibni Hisham, II, 95-98)

Hz. Aisheja (r.anha) tregon:

"Një herë erdhi një grua e moshuar për vizitë te i Dërguari i Allahut (s.a.s.). Mes tyre u zhvillua një bisedë e ngrohtë dhe e sinqertë. Pasi gruaja e moshuar u largua, e pyeta:

"O i Dërguari i Allahut, shumë afërsi tregove për këtë grua! U bëra kureshtare ta di se kush ishte!"

I Dërguari i Allahut (s.a.s.) m'u përgjigj:

*"Sa qe gjallë Hatixheja (r.anha), vinte e shkonte shpesh tek ne! (Dijeni se)* ***Besnikëria rrjedh nga besimi****!"* (Hakim, I, 62/40, Veçanërisht, shih. Buhari, *Edeb*, 23)

Hz. Aisheja (r.anha) e tregon kështu besnikërinë e të Dërguarit të Allahut (s.a.s.) për Hatixhenë (r.anha):

“Askënd nga gratë e Profetit s’e kam pasur zili sa Hatixhenë! Për më tepër, atë s’e pata parë kurrë! Por Profeti e përmendte shpesh atë. Kur thernim ndonjë dele dhe ai e ndante mishin, shpesh herë u dërgonte miqve të Hatixhesë. Disa herë, duke mos duruar dot, thosha:

“Sikur s’paska pasur femër tjetër në botë veç Hatixhesë!”

Kurse Profeti (s.a.s.) përsëriste duke ia përmendur veçoritë dhe virtytet e larta:

*“Ajo thoshte kështu e ashtu… Fëmijët prej saj i pata!”* (Buhari, *Menakibu’l-Ensar*, 20; Muslim, *Fedailu’s-Sahabe*, 74-76)

Ditën e Uhudit, gjatë varrimit të të vrarëve, i Dërguari i Allahut (s.a.s.) tha kështu për Amr bin Xhemuh dhe Abdullah bin Amr bin Haram (r.anhuma) duke shpalosur një shembull të paparë besnikërie:

*“Në këtë botë ata qëndronin sup më sup në një radhë se ishin shokë shumë të sinqertë. Prandaj vendosini pranë e pranë në një varr këta dy dëshmorë që e deshën aq shumë njëri-tjetrin!”* (Ibni Hisham, III, 49; Ibni Sa’d, III, 562)

Ishte një zezak që e pastronte Faltoren Profetike.

Një radhë, i Dërguari i Allahut (s.a.s.) nuk e pa më atë. U bë kureshtar, u shqetësua dhe pyeti. I thanë se kishte vdekur. Atëherë, monumenti i besnikërisë, Profeti, tha:

*“A s’duhej të më lajmëronit mua?”*

Pastaj shtoi: *“Ma tregoni ku e ka varrin!”*

Dhe i shkoi te varri, ia fali namazin dhe u lut për të! (Buhari, *Xhenaiz*, 67)

Muhammed bin Mesleme (r.anh) tregon kështu:

“Një ditë ishim pranë të Dërguarit të Allahut (s.a.s.). Profeti i tha Hasan bin Thabitit:

*“O Hasan, a po na këndon një kaside nga ato të kohës së injorancës por që i pati lejuar Allahu?”*

Dhe Hasani këndoi një poezi satirike të A’sha-it, që stigmatizonte Alkame bin Ulase-n. I Dërguari i Allahut (s.a.s.) i tha:

*“O Hasan, këtë poezi mos e këndo më në kuvendin tim!”*

Hasani iu drejtua Profetit pa e fshehur habinë:

“O i Dërguari i Allahut, a po më ndalon të satirizoj një politeist që ndodhet pranë Kajserit?”

Atëherë, Profeti (s.a.s.) i tha:

*“O Hasan! Personi që i falenderon më shumë njerëzit, është, në të njëjtën kohë, ai që e falenderon më shumë Allahun! Kajseri e pyeti Ebu Sufjanin për mua dhe ai s’deshi të thoshte gjëra të mira për mua. Kurse kur e pyeti Alkamen, ai foli mirë për mua!”*

Duke shpalosur një besnikëri të tillë të madhe, i Dërguari i Allahut (s.a.s.) shprehu falenderimin e tij për Alkamen! (Ali el-Muttaki, III, 738-739/8621)

Pas ngjarjes së Hunejnit, te i Dërguari i Allahut (s.a.s.) shkoi një përfaqësi. U bënë muslimanë dhe kërkuan kthimin e robërve. Njëri prej antarëve të përfaqësisë tha:

“O Muhammed! Te ne ndodhen njëra nga nënat e tua të gjirit dhe kujdestaret!”

Me ndjenjën e një besnikërie të lartë, i Dërguari i Allahut tha:

*“Unë po i fal robërit që na takojnë mua dhe të bijve Abdylmuttalib! Janë të lirë!”*

Kurse sahabeve iu drejtua me këtë lutje:

*“Kush nga ju dëshiron që, duke i lënë të lirë robërit me gjithë zemër, pa shpërblim, për t’i kënaqur vëllezërit, ashtu të bëjë! Kurse atij që nuk dëshiron t’i lërë të lirë robërit pa shpërblim, do t’ia paguajmë qysh me plaçkën e parë të luftës! Edhe ai që dëshiron të veprojë kështu, kështu të veprojë!”*

Duke treguar një shembull virtyti të lartë, sahabet thanë:

“Edhe ne ia dhuruam robërit tanë Profetit të Allahut!” (Shih. Buhari, *Megazi*, 54; Ibni Hisham, IV, 134-135)

Kështu, atë ditë iu kthyen Hevazinit pa shpërblim mijëra robër lufte. Kjo situatë ishte një shfaqje e papërshkrueshme besnikërie ndaj qumështit të gjirit! Ndërsa njerëzimi as që i kujton tashmë të mirat që u është fshirë gjurma dhe fjala “besë” e “besnikëri” ka mbetur vetëm nëpër fjalore, kjo sjellje e të Dërguarit të Allahut (s.a.s.) është një mësim i bukur për një popull mizor!

Abdullah bin Ubej ishte kreu i hipokritëve. Ditën e Uhudit, duke u kthyer në gjysmë të rrugës së bashku me ata që e ndiqnin, e pati tradhtuar të Dërguarin e Allahut në çastin më të vështirë. Edhe në sa e sa ngjarje të tjera janë qëndrimet dhe veprimet e tij tradhtare ndaj Profetit (s.a.s.) dhe muslimanëve!

Ishte urtësi e Zotit që i biri i këtij kryehipokriti të ishte një besimtar i sinqertë! Kur Abdullah bin Ubej vdiq, i biri Abdullah, sipas porosisë së të atit, shkoi te i Dërguari i Allahut dhe i tha:

"O i Dërguari i Allahut! Abdullah bin Ubej vdiq. Ma jep këmishën që t'ia bëj qefin. Falja namazin dhe kërko falje për të!"

Dhe Profeti ynë (s.a.s.), për respektin që kishte për atë sahabi që e donte shumë, nuk e ktheu mbrapsht dhe ia dha këmishën për t'ia bërë qefin të atit, atij njeriu që kishte pasur gisht, veç të tjerash, edhe në ndodhinë e shpifjes kundër Hz. Aishesë, pastaj, kur u përgatit kufoma, ia fali edhe namazin e të vdekurit! (Taberi, X, 261; Buhari, *Xhenaiz*, 23; Ibni Maxhe, *Xhenaiz*, 31)

A është parë, vallë, në botë, shembull njerëzillëku, mirësie dhe bese më i madh se ky?

Në disa rivajete, shkaku që Profeti e dha këmishën e vet për t'iu bërë qefin Abdullah bin Ubejit, shpjegohet kështu:

Në luftën e Bedrit, Hz. Abbasi (r.a.) qe zënë rob dhe qe sjellë i zhveshur, pa këmishë. I Dërguari i Allahut (s.a.s.) kërkoi një këmishë për t'ia veshur të ungjit, të cilit, meqë ishte trupmadh, nuk i bënte veçse këmisha e Abdullah bin Ubejit!

Dhe ja, pra, atë ditë, Abdullah bin Ubeji e nxori këmishën e vet dhe e dha që t'ia vishnin Hz. Abbasit. Pastaj, kur erdhi dita, i Dërguari i Allahut (s.a.s.), si njeri i besës që ishte, ia shpërbleu të mirën duke e dhënë këmishën e vet që t'ia bënin qefin atij njeriu të keq, por që i kishte bërë të njëjtën të mirë dikur! (Buhari, *Xhenaiz*, 23, 78; *Xhihad*, 142, *Libas*, 8; Muslim, *Munafikin*, 2; Nesei, *Xhenaiz*, 40/1900; Ibni Kethir, *Tefsir*, II, 394 [et-Tevbe, 84])

Kur Profetit (s.a.s.) iu rëndua shumë sëmundja që iu bë shkak për vdekjen, hyri në faltore për t'u takuar me sahabet, u ngjit në minber dhe u mbajti këtë ligjëratë:

*"O njerëz! Njerëzit shtohen, kurse ensarët pakësohen! Madje kanë për t'u pakësuar sa kripa në gjellë! Kushdo nga ju që të vihet në krye të një pune ku*

*të ketë mundësi për t'i bërë mirë apo keq dikujt, t'i trajtojë me të mirë ensarët e mirë, kurse ensarët që bëjnë keq, t'i falë!"* (Buhari, *Menakibu'l-Ensar*, 11)

*"Ju këshilloj dhe ju porosis të silleni mirë me ensarët! Ata janë xhemaati, shokët dhe besnikët e mi! Ata e kanë plotësuar me të tepërt detyrën që u ka takuar, kurse shpërblimin që u ka takuar ende nuk e kanë marrë plotësisht (do ta marrin me të tepërt në ahiret). Prandaj pranojini të mirat e tyre dhe shmangini menjëherë nga të këqijat!"* (Buhari, *Menakibu'l-Ensar*, 11)

Ç'shembull i bukur është për ne kjo besë e treguar nga Profeti ynë (s.a.s.) ndaj ndihmës që i patën dhënë ensarët! Jeta e tij është e mbushur plot me shembuj të tillë bese e mirënjohjeje!

Morali i paarritshëm i të Dërguarit të Allahut qe reflektuar edhe te sahabet sipas nivelit të kapacitetit të tyre.

Në Hudejbije, Hz. Osmani (r.a.) u dërgua nga Profeti (s.a.s.) si përfaqësues në Mekë. Sahabet i thanë Profetit:

"O i Dërguari i Allahut! Ç'lumturi për Osmanin që hyri në Mekë, shkoi në Bejtullah (Qabe) dhe e bëri tavaf!"

Kurse i Dërguari i Allahut (s.a.s.) nuk qe i një mendjeje me ta pikërisht sepse, duke qenë vetë besnik, prirej nga e njëjta ndjenjë bonsensi ndaj shokut të cilin e vlerësonte si besnik, dhe i kundërshtoi sahabet duke u thënë:

"S'pandeh aspak që, ndërsa ne jemi lënë pa tavaf, Osmani ta bëjë tavaf Qaben pa ne!"

Sahabet këmbëngulën në të tyren:

"O i Dërguari i Allahut! Kur Osmani të ketë arritur në Qabe, Kurejshët pse ta pengojnë?"

Por Profeti nuk u lëkund aspak nga mendimi i mirë për shokun e besës:

"Me ç'pandeh unë mbi këtë çështje, Osmani nuk bën tavaf pa bërë ne!" (Vakidi, II, 601-602; Ali el-Muttaki, X, 483)

Dhe ja se si rodhën ngjarjet në Mekë!

Hz. Osmani (r.a.) arriti në Mekë, u takua me politeistët dhe, sipas udhëzimeve që kishte marrë nga i Dërguari i Allahut, u tha atyre se kishin për qëllim vetëm të bënin umre e të ktheheshin. Megjithëkëtë,

politeistët nuk i dhanë leje. Ata e mbajtën të arrestuar Hz. Osmanin duke i thënë:

"Po të duash, ti mund ta bësh tavaf Qaben!"

Por sahabiu i bekuar i cili ia kishte kushtuar veten Allahut dhe të Dërguarit, ua bëri të ditur politeistëve besnikërinë ndaj të Dërguarit të Allahut (s.a.s.):

**"Pa e bërë i Dërguari i Allahut Qaben tavaf, as unë nuk e bëj! Unë mund ta vizitoj Shtëpinë e Allahut vetëm pas shpinës së tij!"** (Ahmed, IV, 324)

Në ato çaste, në Hudejbije, Profeti (s.a.s.) po pranonte besën e sahabeve. Meqë Hz. Osmani mungonte aty, i Dërguari i Allahut (s.a.s.) vuri njërën dorë mbi dorën tjetër (siç vinin sahabet dorën e tyre mbi dorën e të Dërguarit të Allahut) duke thënë:

**"Allahu im, kjo besë është për Osmanin! Pa dyshim, ai është në shërbimin tënd e të të Dërguarit tënd!"** (Buhari, *As'habu'n-Nebi*, 7; Vakidi, II, 605)

Kur Hz. Osmani u kthye nga Meka, muslimanët i thanë:

"O Ebu Abdullah! Me siguri që e ke bërë Qaben tavaf dhe të është lehtësuar zemra!"

Kurse Hz. Osmani (r.a.) u tha:

"Sa keq që po mendoni për mua! Betohem në Allahun që ka jetën time në dorë, se edhe sikur të mbetesha një vit në Mekë, kurse i Dërguari i Allahut, në Hudejbije, nuk do ta kisha bërë Qaben tavaf pa e bërë i Dërguari i Allahut! Ç'është e vërteta, Kurejshët më lanë të lirë ta bëja Qaben tavaf, por unë s'e bëra!"

Atëherë, muslimanët thanë:

"Vallahi, i Dërguari i Allahut (s.a.s.) i di punët më mirë se ne dhe është më i prirur se ne për të menduar mirë për tjetrin!" (Vakidi, II, 602; Bejhaki, *Delailu'n-Nubuvve*, IV, 134-135; Ali el-Muttaki, X, 483; Ibni Kajjim, *Zadu'l-mead*, II, 137)

Si konkluzion, mundësia për t'u bërë besimtar i vërtetë varet nga mundësia për të përftuar denjësisht pjesë nga indi i botës ndjesore të të Dërguarit të Allahut (s.a.s.).

Megjithë shumë mrekulli, në të njëjtën kohë, Profeti (s.a.s.), duke sendërtuar personalitetin njerëzor, i ka përftuar kulturës dhe qytetërimit bukuri dhe cilësi nderuese. Këto janë fjalë të bukura, sjellje të hijshme dhe akte shembullore si shkaqe për pasurimin e kulturës dhe qytetërimit, të cilat, që të gjitha janë realizuar me sjelljet, fjalët dhe veprimet shembullore të Hz. Muhammedit (s.a.s.).

Ky transformim mrekullor i realizuar në personalitetin e njeriut është një mrekulli e pashoqe me anë të edukimit dhe praktikimit të Hz. Muhammedit (s.a.s.)!

Vëmë re se Ai nuk ka mbetur i posaçëm vetëm për Gadishullin Arabik, por i ka kapërcyer të gjitha kufizimet kohore dhe hapësinore. Këndvështrimi, perceptimi dhe ndjeshmëria e tij u paraprijnë zhvillimeve materiale. Ato i kapërcejnë qindvjeçarët, madje, mijëvjeçarët, duke përfshirë në vetvete të gjitha zhvillimet evolutive, sukseset dhe historinë e njerëzimit!

Edhe në ekuilibrin që ngriti ai mes aspekteve antagoniste të jetës, nuk ka as edhe një të metë të vogël, pamjaftueshmëri dhe mangësi! Është e pamundur që në histori të gjendet një shembull i dytë personaliteti si ky!

Në shoqëritë njerëzore hasen heronj me aftësi dhe epërsi në aspekte të veçanta të jetës. Kurse Hz. Muhammedi (s.a.s.) është shembulli i vetëm ku të jenë mbledhur te një njeri i vetëm të gjitha epërsitë!

❀

Këto parime jetësore të deklaruara nga i Dërguari i Allahut (s.a.s.) si model shembullor në çdo aspekt për ummetin, bashkësinë e tij, janë shfaqje të një morali të lartë.

Specialistët e hadithit e kanë klasifikuar moralin e tij të lartë në këtë mënyrë:

1. Të kesh frikë nga Allahu (xh.xh.) edhe në gjërat e hapura, edhe në gjërat e fshehura.

2. Të mos e lësh drejtësinë as kur të jesh i kënaqur, as kur të jesh i zemëruar.

3. Të mos heqësh dorë nga ekonomizimi dhe maturia edhe në kamje, edhe në skamje.

4. Të mos e ndërpresësh interesimin për të afërmit edhe nëse ata e ndërpresin.

5. T'i bësh mirë edhe atij që të mohon.

6. Ta trajtosh me indulgjencë edhe atë që të bën keq.

7. Edhe heshtjen ta kesh meditim.

8. Kur të flasësh, ta përmendësh Allahun.

9. Ta kesh këndvështrimin model për t'u marrë mësim… (İbrahim Canan, *Hadis Ansiklopedisi*, XVI, 252/5838)

Mbi shpatën e të Dërguarit të Allahut (s.a.s.) kanë qenë të shkruara këto fjalë të urta:

**"Fale atë që të bën keq, ndihmoje të afërmin që s'interesohet për ty, përgjigjju me të mirë atij që të bën keq, thuaje të drejtën edhe sikur të jetë kundër teje!"**

Siç rrëfen Hz. Hudhejfe (r.a.), Profeti ynë (s.a.s.) porosit:

*"Mos u bëni persona pa personalitet, të cilët i imitojnë të tjerët në çdo gjë, duke thënë: "Po qe se njerëzit na bëjnë të mira, edhe ne u bëjmë të mira; po qe se na bëjnë të këqija, edhe ne u bëjmë të këqija!" Përkundrazi, mësojeni dhe praktikojeni veten që t'u bëni të mira njerëzve në qoftë se ju bëjnë mirë dhe të mos u bëni keq në qoftë se ju bëjnë keq!"* (Tirmidhi, *Birr*, 63/2007)

Gjithashtu:

*"Allahu jua ka bërë haram (të palejuar, të pabekuar) të tregoheni të pabindur ndaj prindërve, të mos e jepni gjënë që duhet ta jepni duke kërkuar gjënë që s'e keni të drejtë, si dhe t'i groposni përsëgjalli vajzat e vogla! Dhe Allahu e ka parë të shëmtuar thashethemen (përgojimin), bërjen e pyetjeve të shumta dhe shpërdorimin në shpenzim!"* (Buhari, *Edeb*, 6; *Istikraz*, 19; *Zekat*, 53; Muslim, *Akdije*, 10-14)

*"Mos e prit me gëzim fatkeqësinë e vëllait! Sepse Allahu (xh.xh.) me mëshirën e vet e shpëton atë, kurse ty të bën të vuash!"* (Tirmidhi, *Kijamet*, 54/2506)

Ata që e shqyrtojnë jetën e të Dërguarit të Allahut (s.a.s.) do të shohin se ai ka qenë gjithmonë profet i dhembshurisë dhe mëshirës, askënd s'ka mallkuar, ka siguruar përgatitjen, prej një populli mizor, të shumë njerëzve të zgjedhur e të shquar.

Në Taif, përballë sulmit të fëmijëve të sokakëve dhe skllevërve me gurë dhe të shara, përballë detyrimit të tyre për t'u ngritur nga vendi

edhe kur është ulur i lodhur e i dërrmuar, ai ka kërkuar për ta dhe për nxitësit e tyre vetëm orientim në rrugë të drejtë!

Atë ditë që triumfoi mbi Mekën, duke hyrë në atë qytet, në vatanin e vet prej të cilit e patën nxjerrë dhjetë vjet më parë, me një fitore të madhe, hynte, njëkohësisht, edhe me një modesti dhe përulësi aq të madhe, sa nuk ia pati marrë çelësat e Qabes Osman bin Talhasë që e pati kryer atë detyrë që prej shumë kohësh, dhe pati thënë:

*"Sot është ditë mirësie dhe bese!"* (Ibni Hisham, IV, 31-32; Vakidi, II, 837-838; Ibni Sa'd, II, 137)

Hz. Muhammedi (s.a.s.) është i vetmi "mbret dhe sundimtar" i cili ka vdekur pa lënë zëvendës të "fronit", pa i lënë asnjë lloj trashëgimi familjes dhe pasardhësve të vet, duke thënë:

*"Trashëgimi i neve, profetëve, nuk përpjesëtohet; çfarë të kemi lënë, ajo u mbetet muslimanëve si sadaka!"*[88]

Tani, dhurata dhe trashëgimi i vetëm i tij për ummetin, bashkësinë e vet, është, sigurisht, personaliteti i tij i papërsëritshëm i emërtuar "usve-i hasene", "personaliteti shembullor".

Si përfundim, është thënë:

*"Marifeti im (njohja e Zotit me zemër) është kapitali im; baza e fesë sime të arsyes është parimi im i dashurisë; vullneti dhe vendosmëria ime janë kali im i shalës; zikrullah (përmendja e Allahut) është shoku im i afërt; besueshmëria dhe siguria janë thesari im; hidhërimi është bashkudhëtari im; dituria është arma ime; durimi është këmisha ime; pëlqimi i Zotit është këmisha ime; varfëria është krenaria ime; zuhd-i (adhurimi i përkushtuar) është profesioni im; fakti evident është forca ime; drejtësia dhe ndershmëria janë ndërmjetësuesit e mi për falje; bindja ndaj Zotit është nderi im; xhihadi është rruga dhe metoda ime; namazi është drita e syve të mi…"*

### Trajtimi i njerëzve nga Profeti i Mëshirës

I Dërguari i Allahut (s.a.s.) ishte, jo vetëm me fjalët, por edhe me aktet dhe veprimet, një provë e gjallë si dhe një model shembullor që i atribuohej. Duke qenë model për njerëzimin në çdo shkallë të jetës, i Dërguari i Allahut (s.a.s.) i nderonte njerëzit e virtytshëm sipas gradës që kishin. Mëshira e tij që rrethonte krijesat ishte e pakufishme. Edhe

88 Buhari, *Fardu'l-Humus*, 1.

ndaj jobesimtarëve, madje, nuk e kursente trajtimin me butësi dhe favor.

Një ditë, para të Dërguarit të Allahut (s.a.s.) kaloi një funeral. I Dërguari i Allahut u ngrit në këmbë. Por atij i thanë:

"O i Dërguari i Allahut, po ajo ishte një kufomë e një të vdekuri çifut!"

Kurse i Dërguari i Allahut (s.a.s.) u përgjigj:

*"Mirë, po a s'ishte njeri edhe ai?"* (Buhari, *Xhenaiz*, 50; Muslim, *Xhenaiz*, 81)

Jala bin Murre (r.a.) thotë kështu:

"Mora pjesë shumë herë në fushata luftarake pranë Profetit tonë (s.a.s.). Kur i Dërguari i Allahut (s.a.s.) haste ndonjë të vdekur, urdhëronte menjëherë që të varrosej pa pyetur nëse ishte mohues apo besimtar!" (Hakim, I, 526/1374)

Ai ishte një mëshirë hyjnore e tillë që meritonte të konsiderohej shfaqje e emrit (atributit) Rahman (Mëshirues) të Zotit, që përfshinte tërë gjithësinë. Ai e përjetonte në mënyrë të vazhdueshme parimin e dhembshurisë ndaj krijesave për hir të Krijuesit!

Një ditë, disa sahabe tejet të mërzitur nga të këqijat e politeistëve, i kërkuan Profetit (s.a.s.) t'i mallkonte ata. Përkundrazi, Profeti u tha:

*"Unë jam dërguar jo si mallkues, por si mëshirë për botët!"* (Muslim, *Birr*, 87)

Lutja e tij edhe për armiqtë më të tërbuar të tij ishte kështu:

*"Allahu im, ata s'dinë, pra, mundësojua ta gjejnrë rrugën e drejtë!"* (Sujuti, *el-Xhami*, nr. 3559)

Si modeli më i zgjedhur i mëshirës që ishte, Profeti dëgjoi një beduin që po falej pas tij, të thoshte:

"O Zot, mëshirona Muhammedin dhe mua, jo të tjerët!"

Pasi dhanë selam, Profeti ia tërhoqi vërejtjen duke i thënë:

*"Po e ngushton atë që është e gjerë!"* (Buhari, *Edeb*, 27; Ebu Davud, *Taharet*, 136/380)

I Dërguari i Allahut (s.a.s.) nuk ishte vetëm njeriu i atyre që kishte pranë dhe i mjedisit ku jetonte. Duke i gatuar me dritën e besimit dhe Islamit mjedisin ku sundonin fanatizmi fisnor, anësia dhe zemërngurtësia, si dhe mjediset e tjera, ai ndodhej në momentin bashkues të të gjithë njerëzimit në prehrin e dashurisë, mëshirës dhe lumturisë, ashtu

që suksesi i arritur prej tij në këtë drejtim është i cilësisë që t'ia marrë sytë historisë së njerëzimit!

Ajo Dritë e Pafundme thoshte:

*"Mua më edukoi Zoti im dhe sa bukur që më edukoi!"* (Sujuti, *el-Xhami*, I, 12/310)

Nisur nga të gjitha këto, me begatinë e edukatës hyjnore me të cilën ishte pajisur, ai qe bërë edukatori më i mirë i të gjithë njerëzimit! Sa e sa mizorë që, dikur, groposnin përsëgjalli vajzat e vogla dhe sa e sa tiranë që nuk i konsideronin më njerëz skllevërit, gjetën orientimin dhe rrugën e drejtë nën kubenë e mëshirës së tij, ashtu që secili prej tyre u shndërrua njeriun më të zgjedhur të botës për sa i përket moralit të lartë dhe virtytit!

Profeti ynë (s.a.s.) përpiqej ta ndihmonte çdokënd pavarësisht nga pozita dhe e realizonte këtë në një nivel që ta linte tjetrin të kënaqur. Ngjarja në vijim është mjaft domethënëse për sa i përket reflektimit të ndjeshmërisë së tij në këtë specifikë.

Një ditë tek ai shkoi një beduin dhe i kërkoi ndihmë. Pasi i dha ç'i ndodheshin ndër duar, Profeti e pyeti beduinin:

*"A je i kënaqur me kaq?"*

Beduini i paedukatë i tha:

"Jo, s'më bëre kushedi çfarë të mirë!"

Disa sahabe u zemëruan nga ky qëndrim dhe deshën ta godisnin beduinin. Kurse i Dërguari i Allahut (s.a.s.) i paralajmëroi dhe nuk i la ta preknin. E mori beduinin me vete në shtëpi, i dha edhe disa gjëra prej atje dhe e pyeti prapë:

*"Po tani, a je i kënaqur?"*

Kësaj radhe, i gëzuar, beduini i tha:

"Po! Allahu të faltë boll të mira për llogari të familjes dhe të të afërmve të mi!"

Kështu, i Dërguari i Allahut (s.a.s.) që e kishte bërë të kënaqur beduinin, me qëllim për ta fshirë edhe ftohtësinë mes tij dhe sahabeve, i tha:

*"Ti, në fillim, duke i nënvleftësuar ato që t'u dhanë, the ç'kishe për të thënë! Prandaj, në zemër të shokëve të mi mund të jetë formuar ndonjë urrejtje ndaj teje. Kur të shkojmë tek ta, fjalët që më the tani m'i thuaj prapë në sy të tyre që t'u kalojë ajo ndjenjë urrejtjeje që mund t'u ketë mbetur!"*

Dhe, kur shkuan së bashku pranë sahabeve, beduini, duke iu drejtuar Profetit (s.a.s.), i tha në formë lutjeje për të:

"Allahu të faltë boll të mira për llogari të familjes dhe të të afërmve të mi!"

Pas largimit të beduinit, i Dërguari i Allahut (s.a.s.) u tha sahabeve:

*"Puna ime me këtë beduinin i ngjet punës së atij njeriut që i ka ikur deveja. Pasi njerëzit i lëshohen pas për ta kapur, deveja trembet më keq. Atëherë, i zoti i devesë u thotë njerëzve të largohen mënjanë se e dinte vetë se si duhej të sillej ndaj saj. Dhe niset i vetëm për ta kapur. Mbledh ca hurma të rëna përtokë dhe e ndjell devenë, e cila kthehet dhe i vjen pranë. Atëherë, njeriu i vë frerët dhe i hipën. Ja, pra, edhe unë, po t'ju kisha dëgjuar juve kur ai i tha ato fjalë, i shkreti do të shkonte në xhehennem!"* (Hejthemi, IX, 15-16; Isfahani, *el-Emsal fi'l-hadithi'n-nebevi*, Bombej, 1987, f. 301)

Këto shprehje janë jashtëzakonisht të rëndësishme për sa i përket mesazhit që japin lidhur me edukimin e njeriut. Para së gjithash dhe veçanërisht është e domosdoshme të mbahet parasysh struktura psikologjike e bashkëbiseduesit dhe, duke ndjekur një rrugë sipas saj, të përcaktohen rrugët që zgjaten për tek bota e zemrës e personit dhe, duke përparuar nëpër ato rrugë, të arrihet në synimin e kërkuar. Sjelljet dhe qëndrimet e kundërta, jo vetëm nuk kanë për të siguruar ndonjë dobi, por kanë për ta dyfishuar negativitetin e bashkëbiseduesit!

Një ide që del nga ky rivajet është edhe kjo:

Ngaqë është krijuar i dobët, njeriu mundet nga e mira dhe dhurata. Po qe se njeriu të cilit i bëhet një e mirë është armik, armiqësia i pakësohet; po qe se është asnjanës, bëhet mik dhe po qe mik, i shtohet miqësia! Ky është edhe kuptimi i proverbit tonë, "Një filxhan kafe nuk harrohet për dyzet vjet!"

**Delikatesa e Profetit të Mëshirës ndaj të varfërve**

Për t'ua zëvendësuar sadopak të varfërve nivelin e ulët të mirëqenies materiale, i Dërguari i Allahut (s.a.s.) sillej me shumë dhembshuri me ta.

Ebu Said (r.a.) tregon:

"Isha ulur me një grup të varfërish nga muhaxhirët. Një pjesë prej tyre, meqë s'kishin në trup mbulesë të mjaftueshme, fshiheshin pas shpinës së të tjerëve. Njëri prej tyre po na këndonte Kur'an. Ndërkaq, erdhi i Dërguari i Allahut (s.a.s.) dhe u ul pranë nesh. Ardhja e të Dërguarit të Allahut (s.a.s.) bëri që personi ta linte këndimin e Kur'anit. I Dërguari i Allahun na përshëndeti me selam dhe na pyeti:

*"Ç'po bëni?"*

"O i Dërguari i Allahut! Ky është mësuesi ynë dhe po na këndon Kur'an dhe ne po e dëgjojmë librin e Allahut të Lartë!" – I thamë ne.

Pas këtyre fjalëve, Krenaria e Gjithësisë (s.a.s.) tha:

*"Lavdi Allahut që ka krijuar ata persona ndër njerëzit e ummetit tim, që jam urdhëruar të bëj durim së bashku me ta!"*[89]

Pastaj, me një thjeshtësi të madhe, i Dërguari i Allahut u ul mes nesh dhe na e bëri me shenjë që të vendoseshim në formë hallke rreth tij.

Të pranishmit menjëherë iu vendosën përreth dhe i kthyen sytë drejt tij. Më në fund, i Dërguari i Allahut (s.a.s.) na dha këtë lajm të gëzuar:

*"Përgëzime muhaxhirëve të varfër! Po ju jap një lajm krejt të ndritshëm për ditën e kiametit! Ju do të hyni në xhennet gjysmë dite para të pasurve. Kjo gjysmë dite është e barabartë me pesëqind vjet me kohën e tokës."* (Ebu Davud, *Ilm*, 13/3666)

Meqë të varfërit nuk kanë mall e pasuri, llogaria e tyre do të mbarojë shpejt.

I nisur nga frika e llogaridhënies në kiamet për përgjegjësinë e pasurisë së kësaj bote, Profeti lutej shpesh:

89 Me këto fjalë, Profeti aludon për ajetin kur'anor el-Kehf, 28: **"… Dhe bëj durim me gjithë zemër së bashku me ata që i luten Zotit të tyre mëngjes e mbrëmje duke dëshiruar pëlqimin e Tij! Dhe mos i ndaj sytë prej tyre duke kërkuar stolitë e jetës së kësaj bote! Dhe mos iu përul e mos iu nënshtro atij që ia kemi bërë zemrën indiferente ndaj përmendjes sonë, i cili shkon pas dëshirave të këqija dhe që e tepron në çdo gjë!"** Këtu, Allahu i Lartë e ka urdhëruar Profetin (s.a.s.) që të bëjë durim ndaj shqetësimeve që mund t'u bien në krye, së bashku me të varfërit e të dobëtit që patën hyrë të parët në Islam, si dhe që të sillej me delikatesë të veçantë ndaj tyre.

*"Zoti im! Bëmë të jetoj i varfër, jepmë një vdekje si njeri i varfër dhe ringjallmë bashkë me të varfërit!"*[90]

Megjithëse të gjithë profetëve u është garantuar xhenneti, edhe ata do të merren në llogari për kumtesën fetare dhe të mirat që u janë dhënë. Në ajetin e 6 të sures A'raf thuhet se edhe profetët do të merren në pyetje:

"**Sigurisht, edhe njerëzit të cilëve u janë dërguar profetë, edhe vetë profetët e dërguar do të merren në pyetje!..**"

Kështu, thuhet se, për shkak të pasurisë madhështore që i qe dhënë dhe të administrimit të saj, profeti Sulejman (a.s.) do të hyjë në xhennet pas profetëve të tjerë.[91]

Duhet ditur se të pasurit bujarë, modestë e falenderues dhe të varfërit dinjitozë e të duruar janë të barabartë në nderin njerëzor dhe pëlqimin hyjnor. Ashtu siç ndodh që bujaria dhe mëshira, duke i mbrojtur individët nga fatkeqësitë e kësaj bote, i bën të merituar të lumturisë së jetës së pasme (ahiret), ashtu dhe ata që i mbyllin në zemër dhimbjet e durimit, i presin lajme të gëzuara!

Hadithi, porosia profetike në vijim i tregon bukur rrjedhojat praktike të virtyteve të falenderimit dhe durimit që, në faqe të ndryshme të jetës sonë, jemi të detyruar t'i bëjmë me qëllim për ta përkryer zemrën.

*"Unë me të vërtetë mbetem i mahnitur para besimtarëve që bëjnë vetëm punë të mira! Kjo s'shihet te askush tjetër veç besimtarëve! Kur besimtarit i vjen ndonjë e mirë, falenderon dhe kjo i sjell dobi atij. Kurse kur i bie ndonjë fatkeqësi, duron; edhe kjo i sjell dobi atij!"* (Muslim, *Zuhd*, 64)

Një ditë, në Medinë, ndërsa Profeti ishte duke ndenjur, vjen një fis shumë i varfër e me pamje të mjerë. Në këmbë s'kishin mbathur gjë, lëkura u ish ngjitur për kockash nga të nxehtit dhe e pangrëna. Profeti (s.a.s.) u prek thellë! Menjëherë i tha Bilalit (r.a.) të këndonte ezan për t'i mbledhur shokët. Pastaj, së bashku me ta, u dhanë ndihma të shumta atyre njerëzve të vuajtur! (Muslim, *Zekat*, 69)

Në strukturën ekonomike të shoqërisë do të gjenden pa tjetër të varfër, me gjendje të mesme dhe të pasur. Si në ajetet kur'anore dhe porositë profetike, ashtu dhe në jetesën e profetëve të dërguar nga Zoti

---

90 Tirmidhi, *Zuhd*, 37/2352; Ibni Maxhe, *Zuhd*, 7.
91 Shih. Taberani, *el-Mu'xhemu'l-Kebir*, XII, 94-95.

si udhëzues, është përcaktuar se si do të jetojnë këta tre grupe brenda kritereve islame. *Të varfërit që durojnë dhe të pasurit që falenderojnë* janë dy grupet që lavdërohen shumë në Islam!

Synimi është që, të mirat e dhëna nga Allahu, të jepen po në udhën e Tij si dhe, për të mirat e padhëna, të tregohet durim i mirë! Abdurrahman bin Avf, Hz. Ebu Bekr dhe të tjerë si këta kanë qenë ndër ata të pasur që falenderonin, kurse Ebu Dher el-Gifari, Ebu Derda dhe të tjerë si këta kanë qenë ndër të varfërit që duronin. Që të dy këta grupe kishin një mënyrë jetese të përafërt si dhe niseshin nga parimi se "**pasuria është e Allahut**"!

Prandaj Islami nuk i ka përbuzur varfërinë dhe pasurinë në rrugë të drejtë dhe ata që i kanë pranuar që të dy gjendjet me falenderim, i ka përgëzuar me xhennet.

Allahu i Lartë ndihmon dhe i furnizon njerëzit për hatër të të varfërve dhe të të dobtëve si dhe me frytshmërinë e lutjeve të tyre. Për këtë, edhe Profeti (s.a.s.) është shprehur kështu:

"*Allahu i vjen në ndihmë këtij ummeti me pretekstin e lutjeve, namazeve dhe sinqeritetit të të dobtëve!*" (Nesai, *Xhihad*, 43)

Duke u mbështetur mbi këtë të vërtetë, i Dërguari i Allahut (s.a.s.) i fillonte luftërat me lutjet e muslimanëve të varfër dhe priste fitore prej kësaj. Kur shihte nevojtarinë e njerëzve të Sofës, duke e lavdëruar gjendjen e tyre, shprehej si më poshtë duke shfaqur në mënyrë të pakrahasueshme rëndësinë që u jepte të varfërve:

"*... Po qe se do t'i dinit të mirat që janë përgatitur për ju në lartësinë e Allahut, do të donit t'ju shtohej edhe më shumë nevojtaria!*" [92]

Gjithashtu, fakti që Profeti, ndoshta duke mbajtur pak parasysh edhe gjendjen ekonomike të muslimanëve në atë çast, ka thënë se "*njeriu nuk ka të drejtë të kërkojë më shumë sesa një shtëpi që t'i bëjë hije, një rrobë për të mbuluar pjesët intime të trupit dhe ujë për të pirë*"[93], se të parët që kanë për të pirë nga "hauzi kevther", do të jenë të varfërit ndër emigrantët mekas[94] se Allahu i do robtë e vet besimtarë, të varfër e të nder-

92 Tirmidhi, *Zuhd*, 39/2368.
93 Tirmidhi, *Zuhd*, 30/2341; Ahmed, I, 62.
94 Tirmidhi, *Kijamet*, 15/2444.

shëm[95], tregojnë për vlerën e durimit dhe dorëzimit vullnetit të Allahut në varfëri!

Po kështu, Profeti (s.a.s.) ka thënë:

*"Mes jush ka sa e sa persona të varfër, veshur me rroba të vjetra, me pamje të çrregullt, të cilët nuk gëzojnë konsideratë nga njerëzit, që, po të betohen në Allahun, Allahu nuk ua nxjerr bosh betimet, nuk i turpëron në betime. (Domethënë, njerëz të tillë janë, ndaj Zotit, sipas shprehjes së kulturës shpirtërore, "njerëz të përkëdhelur". Po qe se betohen para njerëzve për diçka duke e shpresuar nga Zoti dhe duke iu lutur me forcë Zotit për realizimin e saj, Allahu i Lartë nuk ua nxin fytyrën!). Berá bin Malik është njëri prej tyre."*

Berai që ishte vëllai i Enesit, nuk kishte as vend ku të flinte e as gjë të hante. Ai jetonte me aq pak gjë sa të mos vdiste. Ja, pra, siç thotë Profeti, po qe se njerëz si ai betohen, Allahu nuk i nxjerr gënjeshtarë! Me të vërtetë, në kohën e Hz. Omerit, një ditë para se muslimanët të merrnin pjesë në një luftë në kushte tejet të pabarabarta e të pafavorshme për ta, pas kërkesës këmbëngulëse të komandantit të ushtrisë, mbështetur në fjalën profetike si më sipër, Berai (r.a.) u betua kështu:

**"O Zot, po betohem në emrin tënd se nesër do të na dhurosh fitoren kundër tyre dhe se mua ke për të më bashkuar me Profetin tonë Bujar!"**

Me të vërtetë, të nesërmen, lufta përfundoi me fitoren e muslimanëve, kurse Berai ra dëshmor dhe u bashkua i gëzuar me Mëshiruesin dhe Bamirësin, se e kishte shijuar sherbetin e dëshmorësisë! Kështu, një mrekulli muhammediane tjetër u vërtetua! (Hakim, III, 331/5274)

❀

Jeta e të Dërguarit të Allahut (s.a.s.) është e mbushur me shumë shfaqje mrekullore, mësimdhënëse, drejtësie, ndershmërie, besnikërie, dhembshurie, mëshire dhe delikatese. Ai e porosiste të shoqen Aishe (r.anha):

*"O Aishe, mos i kthe bosh të varfërit, qoftë edhe me gjysmë hurme!* ***O Aishe! Duaji të varfërit dhe afroji ata që edhe ty të të afrojë Allahu ditën e kiametit!"*** (Tirmidhi, *Zuhd*, 37/2352)

❀

95 Ibni Maxhe, *Zuhd*, 5.

Në Islam, në fillim hetohet burimi i fajit dhe bëhen përpjekje për përmirësimin e fajtorit. Ndëshkimi në të drejtën islame është si ndëshkimi i fëmijës nga prindërit. Synimi është jo përjashtimi i fajtorit nga jeta shoqërore, por rifitimi i tij për shoqërinë!

Abbad bin Shurahbil (r.a.) tregon:

Ishte një kohë kur kisha rënë në varfëri. Dhe, kështu, një ditë, hyra në bahçe të Medinës. Këputa veshula, edhe hëngra, edhe futa në torbë. Ndërkaq, erdhi i zoti i bahçes, më kapi, më rrahu, ma mori torbën dhe, duke më zënë prej dore, më çoi te i Dërguari i Allahut për t'u ankuar.

I Dërguari i Allahut (s.a.s.) i tha kështu pronarit të bahçes:

*"Ai ishte i paditur, s'e mësove; ishte i uritur, s'e ushqeve!"*

Pastaj i tha pronarit të bahçes të ma kthente torbën, kurse më pas, i Dërguari i Allahut (s.a.s.) më dha rreth një gjysmë sa'[96] ushqime. (Ebu Davud, *Xhihad*, 85/2620-2621; Nesai, *Kudat*, 21)

Këtu nuk është fjala për t'i dalë në mbrojtje vjedhësit, por për të plotësuar një mangësi shoqërore që bëhet shkak për shfaqjen e këtij faji. Në fakt, Profeti (s.a.s.) pati thënë se nuk do të druhej t'ia priste dorën edhe së bijës Fatime (r.anha) po të bënte një faj të tillë![97]

### Trajtimi i grave nga Profeti i Mëshirës

Në periudhën paraislamike të injorancës, femrat, në përgjithësi, dhe gratë e martuara, në veçanti, trajtoheshin në një mënyrë që e merrte nëpër këmbë dinjitetin e tyre femëror ose prej gruaje të martuar. Me frikën se mos bëheshin prostituta, vajzat groposeshin pa mëshirë përsëgjalli. Me ndërgjegjet e ngurtësuara, kryhej një krim më i rëndë se fatkeqësia-pasojë e injorancës, një krim që kryhej në emër të mbrojtjes nga ajo fatkeqësi! Zoti e përshkruan kështu në Kur'an hallin e atyre njerëzve injorantë e të mjerë:

"**Kur atyre u jepet lajmi se u ka lindur vajzë, fytyra u nxihet nga zemërimi!..**" (en-Nahl, 52)

Skllavet dhe shërbëtoret poshtëroheshin duke i parë si mjet dëfrimi në një mënyrë që e thyente dinjitetin e tyre.

Zoti urdhëroi kështu:

---

96 **Sa':** Njësi mase prej 3,328 kg.
97 Shih. Buhari, *Enbija*, 54; *Megazi*, 53; *Hudud*, 11, 12; Muslim, *Hudud*, 8, 9.

**"Kaloni mirë me gratë, trajtojini mirë ato!"** (en-Nisa, 19)

Me urdhërat e Allahut dhe porositë e të Dërguarit të Tij (s.a.s.), u formua e drejta juridike e femrës. Femra u bë shembull i nderit, virtytit dhe vlerës në shoqëri. Institucioni amësor u bë i nderuar. Me anë të konsideratës muhammediane të shprehur në hadithin, "*xhenneti është nën këmbë të nënave*"[98], femra fitoi verën për të cilën ishte e denjë!

Sa i bukur është ky shembull mbi delikatesën e Profetit (s.a.s.) ndaj grave:

Gjatë një udhëtimi, skllavja e quajtur Enxheshe i nxiti devetë duke kënduar.[99] Dhe Profeti, duke përdorur një shprehje të figurshme e delikate, ia tërhoqi vëmendjen skllaves mbi mundësinë e dëmtimit të trupit delikat të femrave të hipura mbi deve nga nxitimi i tepërt i tyre:

"*O Enxheshe! Kujdes se mos thyhen xhamat!*" (Buhari, *Edeb*, 95; Ahmed, III, 117)

Po kështu, në një porosi tjetër të tij, Profeti (s.a.s.) thotë:

"*Nga bota juaj, femra dhe erërat e mira më janë bërë të dashura, kurse namazi më është bërë drita e syrit!*"[100] (Nesai, *Ishretu'n-Nisa*, 10; Ahmed, III, 128, 199)

Femra dhe aromat e këndshme janë nga dhuntitë e rëndësishme të jetës së kësaj bote.

Fakti që femra (gruaja) është bërë e dashur për të Dërguarin e Allahut, nuk duhet parë me sy të shtrembër.[101] Duhet ditur se kjo dashuri

---

98 Nesai, *Xhihad*, 6; Ahmed, III, 429; Sujuti, I, 125.

99 Devetë tërhiqen nga zëri i bukur dhe kënga dhe ecin duke ndjekur ritmin e këngës. Këtë veçori e shfrytëzojnë çobanët e deveve dhe prijësit e karvaneve. Kjo quhet "Hida".

100 **Erërat e mira** që përmenden në hadithin profetik, janë frymëra prehëse që u japin shpirtrave delikatesë dhe thellësi. Erërat e mira janë edhe një kënaqësi estetike që pëlqehet dhe kërkohet nga engjëjt, të cilët janë qenie transparente, të hijshme, delikate e të brishta. Veç kësaj, era apo aroma e mirë është edhe shenjë dhe tregues pastërtie. Sepse personi apo gjëja e pastër lëshon aromë të mirë. Edhe trupi i bekuar i të Dërguarit të Allahut (s.a.s.) ishte gjithmonë si i lyer me aromë trëndafili. Si të thuash, trëndafili ishte formuar nga djersa e bekuar e pikuar prej tij. Po qe se ai mbret trëndafilash ia fërkonte kokën një fëmije, aroma e mirë nuk i hiqej nga koka për një kohë të gjatë.

Edhe **namazi** si dialog i robit me Zotin e vet, është një bashkim hyjnor dhe një adhurim i kryer sikur e sheh Allahun. Eshtë ngjitja e shpirtit në miraxh. Prandaj edhe është *dritë e syve*!

101 Është e pamundur që të vihet re ndonjë prirje apo pasion sensual në asnjërën prej martesave të të Dërguarit të Allahut (s.a.s.). Në rininë e tij ai nuk i ka paraqitur kërkesë asnjë vajze, ndërkaq që ka pranuar të martohet me Hz. Hatixhenë,

i është vënë natyrës nga Zoti dhe se është vetëm një shkallare afërsie që bëhet pretekst për dashurinë pasionante hyjnore. Prandaj kurrsesi s'duhet ushqyer ndaj femrës një pasion i ulët, përkundrazi, femrave (grave) u duhet dhënë vlera e lartë që e meritojnë.

Në historinë e njerëzimit, gruaja ka arritur pozitën e saj më të lartë vetëm në klimën sublime të Islamit. Me përjashtim të Islamit, të gjitha sistemet që pretendojnë se i japin vlerë femrës, i japin vlerë vetëm si material vitrine, kurse në planin e prapëm e përdorin duke e shtypur dhe e konsumojnë femrën vetëm si një vlerë ekonomike dhe sensuale.

Në ajetin kur'anor thuhet:

**"Nga provat e (ekzistencës së) Tij është edhe fakti që ju ka krijuar shoqe me të cilat të arrini prehje e kënaqësi dhe që mes jush të shfaqet mëshirë e dashuri. Në të vërtetë, në këtë ka shembuj mësimdhënës për një popull që mendon!"** (er-Rum, 21)

Pra, bashkëshortët që e trajtojnë njëri-tjetrin me mëshirë e dashuri duke u bërë burim kënaqësie e prehjeje për njëri-tjetrin, bashkëshortët që e mbështesin njëri-tjetrin për të mirë, kryejnë detyrën më me rëndësi në formimin e një familjeje të lumtur dhe familjet e tilla të lumtura, në formimin e një shoqërie të shëndoshë e të qetë.

Qysh nga çasti i parë i krijimit, mashkulli dhe femra kanë përbërë dimensionet e dy botëve të gjera që e kanë plotësuar njëra-tjetrën. Ndërkaq, nga Zoti femrës i është dhënë një rol më me ndikim, aq sa është femra ajo që edhe i ka rregulluar, edhe i ka shkatërruar shoqëritë njerëzore! Nisur nga kjo, përgatitja e femrës (gruas) konstruktive, rregulluese e përmirësuese të shoqërisë në këndvështrimin e Islamit, është bërë ideali më i madh.

---

një zonjë 40-vjeçare e vejë e me fëmijë, nga e cila i ka ardhur kërkesa për martesë, dhe me të i ka kaluar vitet më energjike të jetës. Martesat e tjera të tij kanë ndodhur në periudhën e moshuar e të pleqërisë pas moshës 54-vjeçare. Të gjitha këto martesa janë realizuar jo me dëshirën e tij, por me urdhra hyjnorë dhe kanë synuar, krahas shumë urtësive hyjnore, posaçërisht mësimin e fesë për gratë nëpërmjet tyre. Për më tepër, shumica e grave që kanë merituar këtë martesë, kanë qenë gra të moshuara, me fëmijë dhe pa mbrojtje. Si konkluzion, fakti që periudha e poligamisë e të Dërguarit të Allahut (s.a.s.) përkon edhe me moshën e pleqërisë, edhe me periudhën kur feja u përhap në zona të largëta, parashtron krejt haptazi se martesat në fjalë janë realizuar edhe me përcaktim hyjnor, edhe me qëllimin për ta çuar Islamin lehtësisht te popullsi më të gjera. Për informacion më të gjerë, shih. Osman Nuri TopbaSh, *Hazret-i Muhammed Mustafa*, I, 130-140 si dhe përkthimin shqip të kësaj vepre në dy vëllime nga M. Hoxha.

Në hadithin profetik është thënë kështu:

*"Kush i mbron dhe i rrit tri vajza ose motra të vetat, i edukon bukur, i marton dhe i vazhdon favorin dhe mirësitë e tij për to, ai është i xhennetit!"* (Ebu Davud, *Edeb*, 120-121/5147; Tirmidhi, *Birr*, 13/1912; Ahmed, III, 97)

Në një hadith tjetër, i Dërguari i Allahut (s.a.s.) është shprehur kështu duke bërë edhe shenjë me gishta:

*"Me atë person i cili dy vajzat e tij i rrit gjer në moshën e maturimit dhe i edukon, unë do të jem ditën e kiametit bashkë pranë e pranë si këta dy gishta!"* (Muslim, *Birr*, 149; Tirmidhi, *Birr*, 13/1914)

Pastaj, Profeti (s.a.s.) e ka theksuar kështu vlerën e gruas së mirë:

*"Kjo botë është një dobi e përkohshme dhe këtë dobi asaj ia siguron qenia më e dobishme dhe e mbarë, gruaja fetare dhe e mirë!"* (Muslim, *Rada*, 64; Nesai, *Nikah*, 15; Ibni Maxhe, *Nikah*, 5)

Përgjithësisht, pas njerëzve të mëdhenj ka gjithmonë një grua të mirë. Për shembull, në hapat e para të profetësisë, Hz. Muhammedit (s.a.s.), mbështetjen e parë dhe më të madhe ia ka dhënë Hz. Hatixheja dhe Profeti (s.a.s.) s'e harroi atë gjatë gjithë jetës. Po kështu, në sukseset e Hz. Aliut, roli i Hz. Fatimesë ka qenë i madh.

Rëndësia e gruas së mirë për kalimin e kësaj jete në qetësi e lumturi, është sheshit! Gruaja e mirë mbron mallin e gjënë, rregullon shtëpinë, mbron nderin dhe brezin. Ajo e mbush familjen me gëzime shpirtërore. Klima lumturore e folesë familjare fillon me buzëqeshjen e nënës. Të gjitha llojet e shqetësimeve të fëmijëve fshihen me shikimet dhembshurore të nënave. A ka mjedis më të ndjeshëm e më të thellë se zemra e nënës që do t'u reflektonte të bijve thirrje jete e lumturie?

Nënat janë qeniet që kanë më shumë pjesë nga mëshira hyjnore e Krijuesit. Mbretërimi lumturor i grave fillon me qenien e tyne nëna të virtytshme.

Në këto kushte, ta shohësh femrën (gruan) vetëm si mjet kënaqësie, ta konsiderosh atë si burim dëshirash dhe pasionesh sensuale dhe egoistike dhe të interesohesh vetëm me veçorinë e saj fizike, është një mjerim i madh, është verbëri ndaj veçantive të larta me të cilat e ka pajisur Allahu dhe mosmirënjohje ndaj personalitetit moralo-shpirtëror të femrës (gruas).

Fakti që sot, në botën e konsumit, femra demaskohet dhe shpërdoret si mjet reklame, është një gjendje e hidhur dhe denigruese për sa i përket dinjitetit të saj.

Kurse femra (gruaja) duhet parë si arkitektja e vërtetë e shoqërisë. Ajo duhet të jetë një prehër qiellor që rrit fitimtarë. Nuk është krijuar tjetër qenie me vlerë të njëjtë merite dashurie e nderimi me nënën, e cila na mban për një kohë në bark, pastaj në krahë dhe, gjersa të vdesë, në zemër. **Nëna besnike që ia përkushton me vetëmohim veten familjes, është e denjë për një dashuri të gjerë, për një respekt të gjerë, për një falenderim sa jeta!**

Në një hadith mbi gratë, i Dërguari i Allahut (s.a.s.) ka thënë:

*"Më i dobishmi ndër ju është ai që sillet më mirë me familjen!.."* (Ibni Maxhe, *Nikah*, 50; Darimi, *Nikah*, 55)

Kurse në një hadith tjetër thuhet:

*"Shpenzimet që bën personi për vete, për familjen, për fëmijët dhe shërbëtorët, janë sadaka…"* (Ibni Maxhe, *Tixharat*, 1)

*"Po qe se një person siguron jetesën e familjes duke shpresuar pëlqimin e Allahut, shpenzimet që bën janë sadaka."* (Buhari, *Iman*, 41; *Megazi*, 12; *Nefekat*, 1; Muslim, *Zekat*, 49)

Në këto hadithe, Profeti ka pohuar se familjet e shëndosha mund të ngrihen vetëm mbi themel dashurie!

Gjithashtu, Profeti (s.a.s.) u jepte këshilla dhe porosi sahabeve mbi gratë dhe u tërhiqte vëmendjen që të ruheshin nga sjelljet që e trondisin afërsinë dhe dashurinë ndaj tyre. Dhe, në kohë të ndryshme, ka dhënë këto këshilla:

*"Mos i rrihni gratë!... Personat që i rrahin gratë nuk janë nga të mirët e të dobishmit ndër ju!"* (Ebu Davud, *Nikah*, 42; Ibni Maxhe, *Nikah*, 51)

*"Askush të mos ushqejë urrejtje ndaj gruas. Po të mos ia pëlqejë një ves, ia pëlqen një tjetër!"* (Muslim, *Rada*, 61)

Siç shprehet nëna jonë Hz. Aishe, edhe ai vetë, gjatë gjithë jetës, nuk pati ngritur dorë ndaj asnjërës prej grave të veta dhe nuk pati goditur me dorë askënd. (Ibni Maxhe, *Nikah*, 51)

Një nga sahabet e ka pyetur Profetin:

"O i Dërguari i Allahut! Cila është e drejta e grave mbi ne?"

Dhe i Dërguari i Allahut (s.a.s.) i është përgjigjur:

*"T'u jepni për të ngrënë sa ç'hani vetë, t'i vishni siç visheni vetë, të mos i qëlloni në fytyrë, të mos ua shani personin dhe punën…"* (Ebu Davud, *Rada*, 41; Ibni Maxhe, *Nikah*, 3)

Ç'delikatesë, hijeshi dhe ndjeshmëri e madhe që duket në këto shprehje të të Dërguarit të Allahut (s.a.s.)! A ekziston ndonjë sistem tjetër veç Islamit që mund t'u japë grave të drejtat dhe vlerën njerëzore që u fal Islami?!

**Sjellja e Profetit të Mëshirës ndaj jetimëve**

Në Kur'an ka shumë ajete mbi mbrojtjen e jetimit. Allahu sugjeron ndjeshmëri ndaj jetimëve:

**"Mos e persekuto jetimin!"** (ed-Duha, 9)

**"Mbani drejtësi të plotë në dhënien e të drejtave jetimëve. Allahu e di patjetër çdo të mirë që bëni!"** (en-Nisa, 127)

Edhe i Dërguari i Allahut (s.a.s.) i cili i ka hapur sytë si jetim në këtë jetë, ka porositur:

*"Ndaj jetimit bëhu i dhembshur si baba!"* (Hejthemi, VIII, 163)

Edhe në disa hadithe profetike të tjera thuhet kështu:

*"Shtëpia më e mirë ndër muslimanët është shtëpia ku jetimi trajtohet mirë; shtëpia më e keqe ndër muslimanët është shtëpia ku jetimi trajtohet keq!"* (Ibni Maxhe, *Edeb*, 6)

*"Personin i cili jetimin e ndodhur mes muslimanëve, e merr dhe e çon në shtëpi për ta ushqyer, Allahu e vë me siguri në xhennet nëse nuk kryen ndonjë faj të pafalshëm!"* (Tirmidhi, *Birr*, 14/1917)

*"Atij që ia fërkon kokën një jetimi vetëm për hir të Allahut, i jepet mirësi për çdo fije floku që ia ka prekur dora!.."* (Ahmed, V, 250)

Profeti (s.a.s.) ynë i mëshirës tërhiqte vëmendjen me këmbëngulje për kryerjen e detyrave shoqërore të domosdoshme ndaj zemrave të thyera në shoqëri.

Një herë, duke bërë shenjë me dy gishta pranë e pranë, pati thënë:

*"Kush sillet mirë me djalin apo vajzën jetime që i ka nën kujdestari, do të jetë bashkë me mua në xhennet!"* (Buhari, *Edeb*, 24)

Dikush iu ankua Profetit (s.a.s.) se ishte zemërgur. Dhe i Dërguari i Allahut (s.a.s.) e porositi atë si mjekim:

*"Po qe se dëshiron të të zbutet zemra, ushqeje të varfërin, fërkoja kokën jetimit!"* (Ahmed, II, 263, 387)

Profeti ynë (s.a.s.) i cili kishte një shpirt shumë të lartë, është marrë vetë personalisht me jetimët e ummetit, bashkësisë, dhe i ka dhuruar njerëzimit këtë shembull të bukur:

***"Unë jam ndaj çdo besimtari më afër se uni i tij, më i vlefshëm për të se uni i tij! Po qe se dikush lë pasuri duke vdekur, ajo pasuri u takon të afërmve të tij, por nëse lë borxh ose jetimë, ai borxh është imi dhe kujdesi për jetimët e tij më takon mua!"*** (Muslim, *Xhuma*, 43; Ibni Maxhe, *Mukaddime*, 7)

Enesi (r.a.) tregon kështu:

Kur po vdiste, ndodheshim pranë të Dërguarit të Allahut (s.a.s.). Na tha tri herë:

"Kini frikë Allahun për çështjen e namazit!"

Pastaj na tha kështu:

*"Kini frikë Allahun për njerëzit që keni nën urdhër;* ***kini frikë Allahun për dy persona të dobët: të vejat dhe jetimët!*** *Kini frikë Allahun për çështjen e namazit!"*

Pastaj filloi të përsëriste: "Namaz, namaz"! (Edhe pse gjuha e bekuar nuk i punonte më) vazhdoi ta përsërisë me vete këtë gjersa i doli shpirti i bekuar! (Bejhaki, *Shuab*, VII, 477)

Me ardhjen e Profetit (s.a.s.) në këtë botë si jetim, bonjakëria fitoi nder dhe virtyt edhe në këtë botë, edhe në jetën e pasme, ahiret. Poeti Mehmet Asllan e përshkruan gjendjen e jetimit me këto vargje:

*Allahu i del jetimit për Zot!*
*Ta ngacmosh jetimin është mëkat!*
*Jetimin të dobët mos e pandeh,*
*Lotët e jetimit janë armë e fortë!*

**Porositë e Profetit të Mëshirës mbi të drejtat e fqinjit**

Profeti (s.a.s.) dëshironte që ndaj fqinjit të tregohej shumë kujdes. Në një hadith ai ka thënë kështu:

*"Xhebraili më porositi aq shumë për t'i bërë të mirë komshiut, saqë pandeha se ka për ta bërë komshiun trashëgimtar të komshiut!"* (Buhari, *Edeb*, 28; Muslim, *Birr*, 140-141)

Kurse në një hadith tjetër ka porositur:

*"Fqinji mohues ka një të drejtë. Fqinji musliman ka dy të drejta. Fqinji musliman dhe farefis ka tri të drejta!"* (Ibni Haxher, *Fethu'l-Bari*, X, 456; Sujuti, *el-Xhami*, I, 146/3656)

Nga të drejtat e fqinjit janë të mos shohësh në dritaren e tij, të mos e bësh të vuajë me anë të aromës së gjellëve, të mos sillesh në një mënyrë të papëlqyeshme ndaj tij!

Sahabeja i varfër Ebu Dher Gifari (r.a.) ka thënë:

*"I Dërguari i Allahut (s.a.s.) më ka thënë që, kur të bëj gjellë, t'i shtie ujë me të tepërt e t'i jap prej saj edhe fqinjit..."* (Ibni Maxhe, *Et'ime*, 58)

Ebu Dheri ishte ndër sahabet e varfër. Meqë kishte në dorë jo më shumë se sasia minimale e ushqimeve, gjellës mund t'i shtonte tepër vetëm një sasi ujë. Hadithi profetik tregon se, në plotësimin e të drejtës së fqinjit, as papasja nuk njihet si justifikim!

Edhe kjo ngjarje e treguar nga Ibni Omeri (r.a.) është një model i bukur i korrektesës së lartë të sahabeve në respektimin e të drejtave të fqinjit:

"Një personi nga sahabet e të Dërguarit të Allahut (s.a.s.) i kishin dhuruar një kokë deleje. Ai mendoi:

"Filan vëlla i imi dhe familja e tij janë më nevojtarë se ne!"

Dhe ia dërgoi kokën e deles atij. Në bazë të të njëjtit mendim, koka e deles kaloi nëpër shtatë shtëpi dhe, më në fund, u kthye te sahabiu të cilit ia kishin dhuruar. Mbi këtë çështje zbriti ky ajet:

**"Personat që e patën bërë vend banimi Medinën qysh më parë dhe u ishte shtresuar besimi në zemra, i duan ata që kanë bërë hixhret dhe kanë ardhur tek ta dhe nuk ndjehen të shqetësuar nga gjërat që u japin. Edhe sikur vetë të kenë nevojë, i vënë ata para vetes. Ata që mbrohen nga koprracia e nefsit, janë ata që kanë shpëtuar!"** (el-Hashr, 9) (Hakim, II, 526/3799)

### Trajtimi i shërbëtorëve dhe skllevërve nga Profeti i mëshirës

Profeti (s.a.s.) tregonte dhembshuri të madhe veçanërisht për njerëzit që kryenin shërbime të ndryshme, dhe për robërit e luftës. Ai u thoshte sahabeve:

*"Ata janë vëllezërit tuaj! Jepuni atyre të hanë nga ajo që hani vetë, të pinë nga ajo që pini ju vetë!"* (Muslim, *Ejman*, 36-38)

Duke nxitur çlirimin e një skllavi apo robi, Profeti thoshte se kjo gjë ishte një adhurim i madh.

Një ditë Profeti (s.a.s.) u bë dëshmitar i trajtimit të ashpër por pa dashje të skllavit nga Ebu Dheri (r.a.). I hidhëruar shumë, Profeti e pyeti:

*"O Eba Dher! Ti akoma vazhdon me zakonet e kohës së injorancës?"*

Dhe vazhdoi:

*"Mos i shkakto dëm krijesës së Allahut! Po s'iu përshtat dot kushteve, çliroje! Mos e ngarko tepër; po e ngarkove, ndihmoje!"* (Buhari, *Iman*, 22; Muslim, *Ejman*, 38; Ebu Davud, *Edeb*, 123-124)

Një njeri kishte martuar skllavin me skllaven. Më pas bëri përpjekje për t'i ndarë. Skllavi u ankua te Profeti. Atëherë, Profeti (s.a.s.) u ngjit në minber dhe tha:

*"O njerëz. Ç'ka ngjarë me disa nga ju që i martojnë skllavin me skllaven dhe pastaj dëshirojnë që të shkurorëzohen?! Dijeni mirë se e drejta e shkurorëzimit i takon bashkëshortit".*[102] (Ibni Maxhe, *Talak*, 31; Taberani, *Kebir*, XI, 300)

I Dërguari i Allahut (s.a.s.) kërkonte gjithmonë nga shokët që t'ua falnin të metat skllevërve, robërve dhe shërbëtorëve të tyre, aq sa një herë, një nga shokët e pyeti:

"Gjer sa duhet t'ua falim të metat shërbëtorëve?"

I Dërguari i Allahut (s.a.s.) iu përgjigj:

*"Çdo ditë shtatëdhjetë herë!"* (Ebu Davud, *Edeb*, 123-124/5164; Tirmidhi, *Birr*, 31/1949)

Një ditë, i Dërguari i Allahut (s.a.s.) shkoi te dyqani i një shitësi këmishash dhe bleu një këmishë për katër dërhemë. E veshi këmishën dhe doli jashtë. Atje takoi një person nga ensarët, i cili i tha:

"O i Dërguari i Allahut! Veshmë një këmishë mua, Allahu të veshtë ty rrobat e xhennetit!"

102 Sipas të drejtës juridike islame, po qe se, gjatë lidhjes së kurorës, gruaja prop - zon t'i njihet e drejta e ndarjes dhe lidh kurorë me këtë kusht, edhe gruaja bëhet zotëruese e të drejtës së ndarjes. Po qe se nuk ekziston më mundësia për vazhdimin e familjes për shkak të mospajtimit të natyrave (karaktereve) ose mospajtimeve në specifika të tjera, gjykatësi, i mbështetur në justifikimet e parapara nga e drejta islame, mund të vendosë për zgjidhjen e kurorës.

Profeti (s.a.s.) e nxori menjëherë këmishën nga trupi dhe ia dhe ensarit. Pastaj u kthye prapë në dyqan dhe bleu një këmishë tjetër për katër dërhemë. Me vete i mbetën dy dërhemë.

Në rrugë hasi në një shërbëtore që po qante dhe e pyeti:

*"Pse po qan?"*

"O i Dërguari i Allahut! Familja ku shërbej më dhanë dy dërhemë për të blerë miell, por unë i humba!" – Iu përgjigj ajo.

Profeti (s.a.s.) ia dha asaj dy dërhemët që i kishin mbetur. Mirëpo, kur po kthehej për të ikur, e pa se ajo po vazhdonte të qante. E thirri vajzën dhe e pyeti:

*"Pse po qan? Dërhemët i more!"*

"Kam frikë se mos më rrahin pse u vonova!" – I tha vajza

I Dërguari i Allahut (s.a.s.) e mori me vete shërbëtoren dhe shkuan te shtëpia ku ajo shërbente. Ai dha selam, por njerëzit e shtëpisë nuk ia kthyen megjithëse ia njohën zërin. Profeti dha selam për të dytën herë, por prapë s'mori përgjigje. Në selamin e tretë, iu përgjigjën "alejkum selam" dhe dolën me gëzim të madh jashtë. Profeti i pyeti:

*"A s'e dëgjuat selamin e parë?"*

"Po, e dëgjuam, o i Dërguari i Allahut, por dëshiruam që, duke na dhënë selam mëse një herë, të na e begatoje shtëpinë!" – Iu përgjigjën ata dhe pastaj e pyetën:

"Ç'e mirë të solli gjer këtu, o i Dërguari i Allahut, që t'u bëfshin fli nënën e babë?"

I Dërguari i Allahut (s.a.s.) u tha:

*"Kjo vajzë e vogël kishte frikë se mos e rrihnit!"*

I zoti i shtëpisë dhe pronari i shërbëtores së vogël i tha menjëherë Profetit:

"Meqë ti pate mirësinë të vije gjer këtu me të duke na e nderuar shtëpinë, meqë kjo vajzë u bë shkak që të vije këtu, le të jetë e lirë për hir të Allahut!"

Dhe i Dërguari i Allahut (s.a.s.) i përgëzoi ata me të mira dhe xhennet dhe pastaj tha kështu:

*"Sa i ka begatuar Allahu këto dhjetë dirhemë. Me to u mundësoi nga një këmishë të dërguarit të Tij dhe një ensarasi, si dhe i fali lirinë një skllavi. Lavdëruar qoftë Allahu!"* (Hejthemî, IX, 13-14)[103]

I Dërguari i Allahut (s.a.s.) kurrë nuk pajtohej me ngacmimin, fyerjen ose dëmtimin e skllevërve dhe shërbëtorëve. Në lidhje me këtë, ai është shprehur kështu:

*"Personi që i trajton keq skllevërit dhe shërbëtorët, nuk hyn dot në xhennet!"* (Tirmidhi, *Birr*, 29/1946; Ahmed, I, 7)

*"Bëjuni të mira atyre ashtu siç u bëni fëmijëve tuaj!"* (Ibni Maxhe, *Edeb*, 10)

*"Pasi dikujt prej jush t'ia sjellë shërbëtori ushqimin dhe ai s'e ul dot atë në sofër për të ngrënë së bashku, të paktën t'i japë nja-dy kafshata prej saj ose ndonjë gjë tjetër, sepse ai e ka hequr mundimin dhe vështirësinë e ushqimit!"* (Buhari, *Et'ime*, 55; Tirmidhi, *Et'ime*, 44)

Allahu i Lartë i ka caktuar ata shërbëtorë dhe skllevër për zotërinjtë e tyre, por, po të donte, mund t'i caktonte zotërinjtë shërbëtorë dhe skllevër të tyre!

Mëshira e Profetit tonë (s.a.s.) për skllevërit dhe shërbëtorët pati arritur gjer atje sa nuk i pëlqente kur dikush shprehej **"skllavi im, shërbëtorja ime"**, por porosiste që, sipas moralit islam dhe në kuadrin e këtij morali, duhej shprehur **"biri im, bija ime"**! (Muslim, *Elfaz*, 13-15; Ebu Davud, *Edeb*, 83/4975, 4976)

Ai vetë futej mes skllevërve, shërbëtorëve dhe të varfërve, bisedonte me ta, ua pranonte ftesat, ua vizitonte të sëmurët dhe merrte pjesë në varrimet.

Ummu Seleme (r.anha) thotë:

"Njëra nga porositë e fundit të të Dërguarit të Allahut (s.a.s.) qe kështu:

---

103 Profeti ynë (s.a.s.) dhe sahabet bujarë e jetuan në mënyrën më të bukur këtë m - ral të bukur dhe u bënë model për brezat besimtarë të së ardhmes. Në historinë islame janë parë shfaqje të panumërta të mënyrës së vështrimit të krijesave me vështrimin e dhembshur e mëshirues të Krijuesit. Një nga shembujt e shquar të kësaj është kry:
Familja e Mahmudit II, Bezmialem Valide Sulltan pati ngritur në Damask një vakëf, në akt-dhurimin e të cilit kishte një nen, sipas të cilit ajo merrte përsipër të shlyente çmimin e sendeve të thyera pa dashje ose dëmet e shkaktuara nga shërbyesit që punonin aty. Qëllimi ishte që ata të mos u nënshtroheshin qortimeve dhe fyerjeve e të mos u thyhej zemra, që të mos u cënohej dinjiteti.

*"Aman, kini kujdes namazin! Aman, kini kujdes namazin! Respektoni të drejtat e personave që keni nën urdhër!"*

I Dërguari i Allahut (s.a.s.) i përsëriti aq shumë këto fjalë, sa, kur s'qe në gjendje më t'i thoshte me gojë, i përsëriste me vete..." (Ahmed, VI, 290, 315. Veçanërisht, shih. Ebu Davud, *Edeb*, 123-124/5156; Ibni Maxhe, *Vesaja*, 1; Bejhaki, *Shuab*, VII, 477)

Me këtë rast duhet bërë e qartë edhe diçka tjetër.

Një urtësi tjetër e pranisë në Islam të konkluzioneve dhe vendimeve mbi skllavërinë janë luftërat të pamundura për t'u shmangur, si dhe robërit e luftës që kanë qenë qysh në krye të herës rezultat i natyrshëm i tyre. Me karakteristikën e tij dalluese si fe e mëshirës dhe dhembshurisë, Islami ka kërkuar që edhe robërit e luftës të ngjiten në nivelin e njerëzve të lirë.

Me të vërtetë, i Dërguari i Allahut (s.a.s.) ndjente një kënaqësi të madhe nga çlirimi i skllevërve dhe ngritja e tyre në nivelet njerëzore. Shembulli më i bukur i kësaj është trajtimi që i pati bërë ai Zejd bin Harithesë.

Hz. Muhammedi (s.a.s.) i dha lirinë Zejd bin Harithesë të cilin e kishte dhuratë nga gruaja e parë, zonja Hatixhe (r.anha), veç kësaj, e la të lirë të zgjidhte për të qëndruar me të apo për të shkuar me të atin. Edhe Zejdi, në një kohë kur i Dërguari i Allahut (s.a.s.) nuk kishte forcë materiale dhe kur ende s'ishte ngarkuar me detyrën profetike, e parapëlqeu Profetin duke u thënë të atit dhe të ungjit që kishin shkuar për ta marrë: "Ju jeni ati dhe ungji im, por unë nuk mund të ndahem prej Tij!"

Më pas, si rrjedhojë e dinjitetit dhe meritave të tij të veçanta, Zejdi zuri një pozitë të zgjedhur mes sahabeve, gjersa Profeti (s.a.s.) e caktoi kryekomandant të ushtrisë islame në luftën e Mute's kundër Bizantit. Dhe Hz. Zejdi i cili, si kryekomandant, luftoi në atë betejë duke bërë sakrifica të mëdha, më në fund ra dëshmor duke u bërë yll ndriçues për brezat e ardhshëm. Shkurt, me anë të begatisë së Islamit, jeta e tij, ashtu si e Hz. Jusufit, pati një ecuri që mund ta shprehim si "nga skllavëria në mbretëri"!

Islami është një sistem evolucionist. Për këtë arsye, Islami nuk i hedh poshtë anët pozitive të një institucioni para tij; bukuritë i zhvi-

llon më tej, kurse anët negative përpiqet t'i përmirësojë. Me parimet themelore të parashtruara prej tij, Islami nuk e quan të dëmshme e të rrezikshme ruajtjen e anëve pozitive ekzistente të së vjetrës. Në kuadër të këtij kriteri, Islami parapëlqen ta ringjallë një institucion që ka nevojë për reformim dhe përmirësim, në vend që ta hedhë tej.

Ndërkaq, është për shkak të metodës që zgjedhin e përdorin ata që janë të sigurt në vetvete e në kauzën e tyre, që parimet e sjella, në vend të ndryshimeve të menjëhershme që do ta trondisnin rregullimin shoqëror, i shtrijnë në rrjedhë të kohës. Kështu, mundësia pranuese e masës nuk sforcohet, për rrjedhojë, mënjanohen reaksionet. Shembulli më tipik i kësaj mendësie është përmirësimi i bërë nga Islami në institucionin e skllavërisë. Duke e lënë skllavërinë të shndërruar në një institucion padrejtësie e dhune, në diçka *"vetëm për emër"*, islami e pati vendosur atë brenda një virtyti që do të siguronte zhdukjen e saj me kohë.

Konsiderata se islami e ka pranuar skllavërinë, duke parë vetëm faktin që ai e ruajti atë vetëm si emër dhe përkohësisht, s'është gjë tjetër veçse injorancë ose mëri e verbër. Sepse rregullat e reja dhe islamike mbi skllevërit u dhanë atyre lumturinë e një niveli shoqëror më të lirë, më njerëzor dhe më të ndërgjegjshëm sesa të "punëtorëve të industrisë moderne" që shekulli ynë i pati quajtur të lirë, por që qenë shfrytëzuar nën kthetrat e pamëshirshme të kapitalizmit ose komunizmit.

Krahas dhënies së mundësisë së çlirimit të skllevërve si mënyrë e shlyerjes së fajeve të ndryshme, Islami e pati zhveshur skllavin nga karakteri si element përfitimi për pronarin. Kështu, tek skllavi nuk mbetej ndonjë ndryshim i madh nga njerëzit e lirë. Me të vërtetë, Profeti (s.a.s.), i cili ka qenë i pari që ka pranuar detyrime të tilla si ushqimi dhe veshmbathja e skllavit nga pronari po me ato gjëra dhe në atë cilësi që ushqehet e vishet vetë, është bërë praktikuesi më i përkryer i kësaj feje! Skllavëria, ky institucion tipik padrejtësie e dhune, në sajë të mëshirës dhe dhembshurisë islame, konkretisht të konceptualitetit të saj mbi të drejtat e personit, shkelja e të cilave pasohet, sipas kësaj feje, me ndëshkime tejet të rënda, me kohë e pati humbur vlerën dhe rëndësinë e vet. Shumë sahabe, brenda një kohe të shkurtër u dhanë lirinë skllevërve të tyre duke u trembur nga shkelja e të drejtave të personit.

Ngjarja në vijim është vetëm një nga shembujt e bukur që flet për këtë.

Një burrë u ul përballë të Dërguarit të Allahut (s.a.s.) dhe i tha kështu:

"O i Dërguari i Allahut! Unë kam disa skllevër. Vazhdimisht më gënjejnë, më tradhtojnë dhe kundërshtojnë. Edhe unë i shaj dhe i rrah. Ç'do të ndodhë me mua për shkak të tyre?"

I Dërguari i Allahut (s.a.s.) i tha kështu:

*"Tradhtia, gënjeshtrat dhe kundërshtimi i tyre ndaj teje, nga njëra anë, si dhe dënimi që u jep ti atyre, nga ana tjetër, do të llogariten. Po qe se dënimi që u jep ti del i barabartë me fajin e tyre, për ty s'do të ketë asnjë rrjedhojë në të mirë apo në të keqen tënde. Po qe se dënimi që u jep ti do të dalë më i ulët se faji i tyre, kjo do të jetë në të mirën tënde, por po qe se dënimi që u jep do të jetë më i madh se faji i tyre, do të mbetesh i detyruar ta shlyesh dhe kjo shlyerje do të bëhet me mënyrën kisas, domethënë, i të njëjtën natyrë me fajin tënd që është ndëshkimi i tepërt që u ke dhënë atyre!"*

Burri u tërhoq mënjanë dhe fillojë të qajë me ngashërim. Atëherë, i Dërguari i Allahut (s.a.s.) tha kështu:

*"A nuk e lexon ti fjalën e shenjtë të Allahut të Lartë që thotë se* **"Ne ngremë peshoret e drejtësisë për ditën e kiametit. Atë ditë askujt nuk do t'i bëhet padrejtësi. Puna e bërë do të sillet për t'u peshuar edhe sikur të jetë e vogël sa një qiqërr. Mjaftojmë Ne si llogaritës!"**[104]

Pas kësaj, burri tha kështu:

"Vallahi, o i Dërguari i Allahut, s'mbeti rrugë tjetër e mbarë dhe e dobishme përveç ndarjes edhe për ata, edhe për mua! Ji dëshmitar se që të gjithë ata janë të lirë!" (Tirmidhi, *Tefsir*, 21/3165)

Me të vërtetë, Profeti (s.a.s.) kërkonte nga pronarët të bënin pagesat për robërit e luftës, t'u jepnin lirinë dhe t'i martonin. Ai bënte të ditur se kush i keqtrajtonte skllevërit, nuk do të hynte në xhennet. Sipas kësaj, mirëtrajtimi i skllevërve sillte begati, kurse keqtrajtimi, fatkeqësi!

❀

Ndërsa një kohë, sahabet, të ndarë në klasa të ndryshme në darën e dallimeve sipas prejardhjes fisnore, e dallimeve skllavopronar-skllav dhe pasanik-varfanjak, ishin njerëz të gatshëm për t'ia pirë gjakun njëri-tjetrit, pasi u nderuan me Islamin, jetuan me njëri-tjetrin në një

104 el-Enbija, 47.

atmosferë vëllazërore që dukej si legjendare! Ata e mësuan se njerëzit ishin të barabartë si dhëmbët e një krëhri dhe se dallimi mes tyre mund të ishte vetëm në aspektin e devocionit!

Kur, pas triumfit të Mekës, i Dërguari i Allahut (s.a.s.) mori përsëdyti vendim lufte kundër Bizantit, në krye të ushtrisë vuri Usamen, të birin e libertit të vet, Zejd. Atëherë Usame ishte vetëm njëzet vjeç! Nisja e ushtrisë u shty nga vdekja e Profetit, por, shpejt, me urdhër të Hz. Ebu Bekrit i cili u zgjodh kalif, doli në marshim. Persona të shquar ndër sahabet dhe ndër parësinë e Kurejshve marshuan pas këtij komandanti të ri njëzetvjeçar. Për më tepër, Hz. Ebu Bekri (r.a.), megjithëse ishte kalif, e përcolli komandantin e ri Usame gjer jashtë Medinës dhe më këmbë! Sado që Usame zbriti nga kali dhe këmbënguli që të hipte Hz. Ebu Bekri, ky i tha:

"O Usame! Ty të caktoi i Dërguari i Allahut! Lërmë të më pluhurosen pak këmbët në rrugën e xhihadit!" (Ibni Kethir, *el-Bidaje*, VI, 297-298; Ali el-Muttaki, X, 578-579/30268)

Siç u pa, ata që u përgatitën në duart e bekuara të Hz. Muhammedit (s.a.s.), nuk diferencoheshin në skllevër e në pronarë, në të varfër e të pasur, në të rinj e të moshuar; çdokush mund të ngjitej në pozitën më të lartë sipas principialitetit, sinqeritetit dhe denjësisë.

Biri i Suvejdit, Maruri, tregon:

"Mbi trup të Ebu Dherit pashë një rrobë. Edhe skllavi i tij kishte veshur të njëjtën rrobë. E pyeta për shkakun. Dhe ai ma përmendi porosinë e të Dërguarit të Allahut (s.a.s.):

*"Skllevërit janë vëllezërit tuaj që jua ka dhënë Allahu nën urdhër. Kush ka një vëlla nën urdhër, ta veshë me ç'vishet vetë, ta ushqejë me ç'ushqehet vetë. Të mos i kërkojë punë që ai s'i bën dot dhe, nëse ia kërkon, ta ndihmojë!"* (Buhari, *Iman*, 22; *Itk*, 15; Muslim, *Ejman*, 40)

Me konkluzionet dhe urdhrat që solli në këtë çështje, Islami i ka dhuruar historisë së njerëzimit një vlerë dhe virtyt të paarritshëm!

### Trajtimi i kafshëve nga Profeti i Mëshirës

Njerëzit e periudhës paraislamike të injorancës silleshin shumë të pamëshirë e të pakufizuar në ashpërsi edhe ndaj kafshëve. Ata hanin mish të prerë pa mëshirë nga kafsha e gjallë dhe organizonin luftimet

mes kafshëve. Profeti (s.a.s.) u dha fund këtyre pamjeve që e trondisnin ndërgjegjen dhe porositi:

*"Copa e prerë nga kafsha e gjallë është si kërmë, prandaj nuk duhet të hahet!"* (Tirmidhi, *Sajd*, 12/1480)

Edhe zakonet që e dobësojnë mëshirën, si luftimet me gjela dhe mundjet me deve dhe dema që vazhdojnë të praktikohen ende në ditët tona, janë pothuaj mbeturina të periudhës pagane dhe injorante para-islamike.

Një ditë, Profeti (s.a.s.) pa në rrugë një gomar me fytyrë të damkosur me hekur të nxehtë, u dëshpërua dhe tha:

*"Mallkimi i Allahut rëntë mbi ata që e kanë damkosur kështu këtë!"* (Muslim, *Libas*, 107)

Profeti (s.a.s.) ka porositur që damkosja si shenjë njohjeje t'u bëhet kafshëve në vende që s'u shkaktohet dhimbje.

Duke kaluar pranë një deveje të dobësuar nga të pangrënët aq shumë sa i ishte ngjitur lëkura për kockash, Profeti tha:

*"Kini frikë nga Allahu për këto kafshë që nuk munden të flasin! Hipuni (përdorini për transport) të ushqyera dhe të ushqyera therini dhe hajini!"* (Ebu Davud, *Xhihad*, 44/2548)

Një ditë, i Dërguari i Allahut (s.a.s.) shkoi në kopshtin e një medinasi. Aty ndodhej një deve së cilës filluan t'i rrjedhin lot nga sytë sa e pa Profetin. Profeti i shkoi pranë dhe ia fërkoi kokën. Deveja pushoi së lotuari dhe u qetësua. Pastaj i Dërguari i Allahut (s.a.s.) pyeti:

*"E kujt është kjo deve?"*

U afrua një djalë i ri medinas, që tha:

"Kjo deve është e imja, o i Dërguari i Allahut!"

Dhe i Dërguari i Allahut (s.a.s.) ia tërhoqi vëmendjen me këto fjalë:

*"A nuk ke frikë nga Allahu që ta ka dhënë këtë kafshë si pronë ty? Kjo m'u ankua se ti e le pa ngrënë dhe e lodh shumë!"* (Ebu Davud, *Xhihad*, 44/2549)

Sipas një hadithi, Profeti (s.a.s.) i ka pyetur shokët:

*"A t'ju tregoj se cilët njerëz janë larg prej xhehennemit dhe prej të cilëve është larg xhehennemi?"*

Pastaj është përgjigjur:

*"Njerëzit delikatë, të dhembshur, të mëshirshëm, të përzemërt dhe të butë!"* (Ahmed, I, 415)

Duke shkuar në rrugë, i Dërguari i Allahut (s.a.s.) hasi në një grup njerëzish. Ata bisedonin mes tyre ashtu siç ishin, të shaluar mbi kafshë.

I Dërguari i Allahut (s.a.s.) u tha kështu:

*"Përdorini dhe shalojini kafshët mirë e pa i lodhur dhe pastaj lërini me kujdes që të pushojnë! Mos i bëni vend për t'u ulur dhe biseduar nëpër rrugë!* ***Njihen sa e sa kafshë që janë më të mbarë e më të dobishëm se njerëzit që i shalojnë dhe se Allahu i Lartë e i Shenjtë flet më shumë për ta!"*** (Ahmed, III, 439)

I Dërguari i Allahut (s.a.s.) hasi në dikë i cili po e çonte delen për ta therur duke e tërhequr për veshësh. Ndërhyri menjëherë duke i thënë:

*"Hiqi duart nga veshët e kafshës dhe kape nga cepi i qafës!"* (Ibni Maxhe, *Zebaih*, 3)

Gjithashtu, Profeti (s.a.s.) ka urdhëruar që thikat për therjen e kafshëve të mprihen mirë por në mënyrë të fshehtë nga kafshët dhe ka theksuar:

*"Kur dikush nga ju ka për të therur një kafshë, ta kryejë punën shpejt dhe plotësisht!"* (Ibni Maxhe, *Zebaih*, 3)

Kështu, ndodhi që, një ditë, Profeti pa një njeri që po therte një dele. Ai e kishte shtrirë delen përtokë, pastaj po përpiqej ta mprihte thikën. Përballë kësaj sjelljeje të ashpër e të pandjeshme, Profeti ia tërhoqi vëmendjen njeriut me këto fjalë:

*"A mos dëshiron ta vrasësh kafshën shumë herë me radhë? A nuk do të ishte më mirë që thikën ta mprihje para se ta shtrije kafshën përtokë?"* (Hakim, IV, 257, 260/7570)

Një herë, i Dërguari i Allahut (s.a.s.) doli në rrugë nga Medina me ihram për të shkuar në Mekë. Kur arriti në vendin e quajtur Usaje që ndodhej mes Ruvejse dhe Arxh, vuri re një kaproll që po flinte nën hije. Profeti urdhëroi njërin nga sahabet që të qëndronte aty gjersa të kalonin të gjithë, me qëllim që askush të mos e shqetësonte kafshën! (Muvatta, *Haxh*, 79; Nesai, *Haxh*, 78)

Një shembull i kësaj mëshire të gjerë të treguar për krijesat e Allahut është shfaqur edhe kështu:

Zotëria i Botëve po marshonte drejt Mekës me ushtrinë e tij të madhe prej dhjetë mijë vetësh. Ndërsa po përparonte drejt Talubit i nisur nga zona Arxh, vuri re në rrugë një bushtër që po qëndronte e tendosur në mbrojtje të këlyshëve të saj që po u jepte gji. Menjëherë e thirri pranë sahaben Xhuajl bin Thuraka dhe e vuri rojë pranë qenve duke e porositur që të mos trembeshin nga ushtria islame. (Vakidi, II, 804)

❀

Gjendjen e njerëzve të mëshirshëm e të pamëshirshëm, Profeti (s.a.s.) e përshkruan kështu në një hadith:

*"Një grua mëkatare pa në shkretëtirë një qen që lëpinte rërën nga etja. E mëshiroi qenin dhe ia shoi etjen duke i sjellë ujë me këpucë nga burimi. Edhe Zoti ia fali gruas mëkatet.*

*Kurse një grua tjetër e la pa ngrënë macen duke mos çarë kokën për të. (Gruaja s'e lejonte macen as të hante minjtë!) Më në fund, macja ngordhi nga uria. Edhe gruaja, për shkak të kësaj mungese mëshire e dhembshurie, mori udhën e xhehennemit!"* (Buhari, *Enbija*, 54; Muslim, *Selam*, 151, 154; *Birr*, 133; Nesai, *Kusuf*, 14)

Me këto kritere, Profeti ynë (s.a.s.) e shndërronte një shoqëri pagane, bestyte dhe injorante, në shoqëri të një shekulli të lumtur. Njerëz që dikur kishin sjellje të këqija edhe ndaj njerëzve, madje që i groposnin përsëgjalli bijat e tyre të vogla, si rezultat, shndërroheshin në kulme të një mëshire dhe dhembshurie që shtrihej gjer tek kafshët!

Sepse i Dërguari i Allahut (s.a.s.) i cili ishte për ta personalitet shembullor, respektonte të drejtën edhe të një trumcaku të vogël, madje, dhe, kështu, i brumoste ata me një ndjeshmëri të papërshkrueshme!

Abdurrahman Ibnu Abdullah rrëfen se i ati Abdurrahman (r.a.) ka thënë kështu:

"Ndodheshim bashkë me të Dërguarin e Allahut (s.a.s.) në një fushatë. Një moment, i Dërguari i Allahut u largua për një nevojë. Gjatë mungesës së tij të shkurtër, pamë një zog të quajtur Hummara me dy të vegjlit e saj. Zogu iku dhe ne i morëm të vegjlit. Ndërkohë, zogunënë, Hummara, nisi të fluturonte mbi ne duke rrahur krahët në ngjitje e zbritje. Kur Profeti u kthye dhe e vuri re situatën, na tha:

*"Kush ia ka marrë të vegjlit këtij zogu të mjerë dhe po i shkakton dhimbje? Kthejani menjëherë të vegjlit!"*

Përsëri, një moment, Profeti pa një fole milingonash që i kishim vënë zjarrin. U duk qartë se ai nuk e pranoi dot një situatë të tillë! Foleja e djegur e milingonave u bë për të e vështirë dhe, i prekur thellë, na tha:

*"Kush i vuri zjarrin kësaj?"*

"Ne!" – Iu përgjigjëm.

*"Ndëshkimi dhe mundimi me anë të zjarrit është diçka e posaçme vetëm për Zotin e zjarrit!"* – Na e ktheu ai. (Ebu Davud, *Xhihad*, 112/2675; *Edeb*, 163-164/5268)

Gjuetia është fetarisht legjitime dhe e lejueshme[105]. Por Profeti ynë (s.a.s.), 1400 vjet më parë, duke urdhëruar mbrojtjen e ekuilibrit ekologjik, ka theksuar që në gjueti të merret parasysh periudha e shumëzimit të kafshëve. Gjuetia spontane, vrasja e nënës duke i lënë të vegjlit të trishtuar ose rrëmbimi i të vegjëlve duke e lënë nënën të trishtuar, trondisin dhe lëkundin ndjenjat e dhembshurisë dhe mëshirës.

E vërteta që parashtrojnë këto hadithe profetike është kjo: mëshira e besimtarit të vërtetë duhet të jetë e gjerë dhe e thellë sa të përfshijë edhe kafshët e egra. Kështu, në Islam urdhërohet që edhe kafshë të tilla të dëmshme si gjarpëri dhe akrepi, të vriten me një goditje me qëllim që të mos vuajnë shumë:

*"Atij që i vret kafshët e dëmshme me një të goditur, i shkruhen njëqind mirësi. Atij që i vret me dy goditje, i shkruhen më pak mirësi. Kurse ai që i vret me goditjen e tretë, fiton shumë më pak mirësi!"* (Muslim, *Selam*, 147; Ebu Davud, *Edeb*, 162-163/5263; Tirmidhi, *Sajd*, 14/1482)

A nuk është kjo një model i paaritshëm dhembshurie i këshilluar edhe në vrasjen e kafshëve të dëmshme?

Krahas porosisë për t'u sjellë me dhembshuri ndaj kafshëve, Profeti tregonte se edhe mallkimin e kafshëve nuk e shihte me sy të mirë. Kështu, gjatë fushatës Batnu Buvat, një ensar, pasi hipi në deve sipas radhës, e mallkoi devenë pse ecte ngadalë. I Dërguari i Allahut (s.a.s.) pyeti:

*"Kush është ai që e mallkoi devenë?"*

"Unë, o i Dërguari i Allahut" – Iu përgjigj ensari.

105 Në origjinal: **sher'an xhaiz**. Termi *sher'an* do të thotë *legjitime nga pikëpamja kanunore përkatësisht islame*, kurse *xhaiz* është njëra nga shkallët e përgjegjësisë juridike islame, që do të thotë (veprim) i mundur, i pranueshëm, i lejueshëm. Përkthyesi.

Atëherë, Profeti i tha:

*"Zbrit nga deveja! Mos na shoqëro më ne me devenë e mallkuar! Kurrsesi mos e mallkoni veten, mos mallkoni fëmijët dhe mallrat tuaj! Sepse mund të ndodhë që mallkimi të përkojë pikërisht me kohën e pranimit të dëshirave dhe mallkimi ju pranohet aty për aty!"* (Muslim, *Zuhd*, 74)

Ky hadith profetik shpreh pafundësinë e horizontit të mëshirës në Islam.[106]

Bajazit Bistamiu i pajisur me moralin e të Dërguarit të Allahut dhe që qe mbiquajtur "mbreti i arifëve", bëhej aq i ndjeshëm nga afërsia dhe dashuria hyjnore, saqë, nga nderimi i lartë për Krijuesin, e ndjente në zemër vuajtjen e çdo krijese duke vuajtur edhe vetë bashkë me të.

Një ditë, para syve të tij rrahën aq keq një gomar, sa nisi t'i rrjedhë gjak nga shpina. Atë çast, edhe nga vithet e Hz. Bajazit Bistamiut nisi të rrjedhë gjak!

Edhe kjo ngjarje që ka lidhje me Bajazit Bistamiun, ngjarje e cila tregon se sa ishte shkrirë ai me ndjenjën e dhembshurisë dhe mëshirës, është tejet domethënëse:

Gjatë një udhëtimi, pasi pushoi pak nën një pemë, Bistamiu vazhdoi rrugën. Pastaj, duke ecur, vuri re se mbi torbë po ecnin disa milingona. Dhe Bistamiu u kthye aty ku kishte pushuar për t'i lënë në vendin e vet milingonat me qëllim që të mos i largonte nga vatra e tyre e t'i detyronte të jetonin në një vend të huaj për to!

Kjo situatë është një shembull i bukur që tregon se ç'do të thotë të shkrihesh në moralin e të Dërguarit të Allahut (s.a.s.)!

Sepse deklaratat e të Dërguarit të Allahut (s.a.s.) në këtë çështje janë të mbushura me sa e sa shprehje paralajmëruese e orientuese! Ai ka thënë:

---

106 Rezultati shpirtëror në shoqëri i moralit islam që urdhëron mëshirën dhe dhembshurinë ndaj kafshëve, është shprehur kështu nga vëzhguesi perëndimor, Claud Farer:

"Një mëhallë të qetë të Stambollit ku mund të shkoni, mund ta kuptoni nëse është muslimane ose jomuslimane nga sjellja e maceve dhe qenve ndaj jush. Po qe se macet dhe qentë ju afrohen, ju përkëdhelen dhe tregojnë simpati ndaj jush, dijeni se ajo është mëhallë muslimane; po qe se marrin qëndrim mbrojtës dhe ju kërcënohen, është zonë jomuslimane!"

Kjo pamje e konstatuar në këtë mënyrë nga një udhëtar i krishterë është një shfaqje e qartë e kompleksit ndjesor islam, "mëshirë, dhembshuri dhe dashuri për krijesat për hir të Krijuesit"!

*"Ai që është i privuar nga butësia (e sjelljes dhe e trajtimit të të tjerëve, njerëz apo kafshë), mbetet i privuar edhe nga mundësia për të bërë çfarëdo lloj dobie e mbarësie!"* (Muslim, *Birr*, 76)

Karakteristika dalluese e një muslimani është mëshira. Besmeleja me të cilën muslimani fillon çdo punë, i kujton atij se Allahu është i mëshirshëm. Mëshira është veçori e personalitetit të muslimanit.

Sugjerimi në Islam i një mëshire dhe ndjeshmërie kaq të gjerë edhe ndaj kafshëve, madje, është bërë pretekst që muslimanët të arrijnë një konstitucion afektiv të veçantë për sa i përket mënyrës së vështrimit ndaj njeriut i cili është qenia më e nderuar ndër gjithë krijesat!

Vuajtja e Fudajl bin Ijadit, ndër miqtë e Allahut, e përshkruar si më poshtë, është një shembull i bukur i zemrës së muslimanit, i këtij konstitucioni afektiv të veçantë të tij.

E panë Fudajl bin Ijadin duke qarë dhe e pyetën:

"Pse qan?"

Dhe ai u përgjigj:

"Qaj se jam i dëshpëruar për një musliman të mjerë që u suall keq me mua! I gjithë dëshpërimi im është se mos turpërohet në kiamet!.."

Të gjitha këto raste janë shfaqje të imta të edukatës së një zemre muhammediane!

Hz. Muhammedi (s.a.s.) ka thënë:

*"Kini mëshirë për ata që janë në tokë në mënyrë që edhe ata që janë në qiell të kenë mëshirë për ju!"* (Tirmidhi, *Birr*, 16/1924)

**Sjellja e Profetit të Mëshirës ndaj armiqve dhe mohuesve**

Ebu Basra el-Gifari (r.a.) e tregon kështu gjendjen e tij para se të bëhej musliman:

"Kur emigrova, shkova ta Profeti (s.a.s.). Unë ende s'isha bërë musliman. Profeti e moli për mua një dele të vogël me të cilën siguronin ushqimin ditor të familjes. Unë e piva tërë qumështin. Kur u bë mëngjes, hyra në Islam. Njerëzit e shtëpisë së Profetit (s.a.s.) thanë:

"Siç ndodhi mbrëmë, edhe sonte mund të flemë të pangrënë!"

I Dërguari i Allahut (s.a.s.) e moli prapë delen për mua. Atë natë u ngopa me shumë pak qumësht. I Dërguari i Allahut (s.a.s.) më pyeti:

*"A u ngope?"*

"O i Dërguari i Allahut! Një natë më parë nuk u ngopa edhe pse e piva tërë qumështin, kurse sonte u ngopa me pak!" – Iu përgjigja unë. Profeti (s.a.s.) tha:

*"Qafiri ha me shtatë zorrë, kurse besimtari ha me një zorrë!"* (Ahmed, VI, 397)

Hz. Muhammedi (s.a.s.) nuk tha asgjë përballë kësaj sjelljeje të trashë e të paturpshme të një politeisti. Bashkë me familjen fjetën të pangrënë dhe nuk treguan asnjë shenjë pakënaqësie dhe zemërimi. Edhe politeisti, përballë këtij morali dhe kësaj sjelljeje të lartë, e kuptoi të vërtetën, u maturua dhe u bë musliman…

Meqë Hz. Muhammedi (s.a.s.) është dërguar si mëshirë për botët, dashuria dhe mëshira e tij përfshijnë të gjitha qeniet. Një ditë, Profetit i kërkuan t'i mallkonte politeistët. Kurse ai u tha:

*"Unë u dërgova jo si mallkimtar, por si mëshirë për botët!"* (Muslim, *Birr*, 87)

Kur Profeti shkoi në Taif për të kumtuar fenë islame, popullsia idhujtare dhe egoiste e Taifit e gjuajti me gurë. Ndërsa i Dërguari i Allahut (s.a.s.) që u kthye pas duke ecur mes një dëshpërimi të thellë, Zoti i dërgoi Xhebrailin (a.s.) dhe Engjëllin e Maleve. Engjëlli ia bëri të ditur Profetit se do të bënte ç'të dëshironte ai, se mund t'ua hidhte mbi kokë të dy malet taifasve! Kurse Profeti ynë, mëshirë për botët, i tha:

*"Jo, unë dëshiroj nga Zoti vetëm që të nxjerrë nga brezi i tyre njerëz që ta adhurojnë vetëm Allahun dhe të mos i bëjnë shok askënd dhe asgjë Atij!"* (Buhari, *Bedu'l-Halk*, 7; Muslim, *Xhihad*, 111)

Popullsia e Taifit rezistoi me forcë në mosbesim gjer në vitin e 9 të hixhrit duke u shkaktuar muslimanëve shumë humbje. Më në fund, muslimanët i thanë Profetit:

"O i Dërguari i Allahut! Shigjetat dhe heshtat e fisit Thekif na dogjën, na shkatërruan! Mallkojini ata!"

Kurse Profeti u lut:

*"O Zot, mundësoja rrugën e drejtë fisit Thekif! Dhe dërgoji ata tek ne!"*

Si rezultat i lutjes, një farë kohe më vonë, populli i Taifit shkoi në Medinë për t'u bërë musliman!" (Ibni Hisham, IV, 134; Tirmidhi, *Menakib*, 73/3942)

**Të nderuar lexues,**

Me këto që u përpoqëm të themi gjer këtu, sado që të jemi përpjekur të themi mbi personalitetin që përbën kulmin më të lartë në konceptin njeri, e kemi të qartë se kemi mbetur ku e ku larg nga e vërteta e tij absolute! Neve s'na e lejon edukata të pretendojmë se e kemi treguar atë! Ndoshta, me fjalët që shpalosin dobësinë tonë, ne nuk kërkojmë gjë tjetër veç nderin e një qëllimi dhe zelli të mirë! Ai është një botë e pafund që njihet me aq sa ç'mund të jetë sinqeriteti në dashurinë ndaj Tij!

**Allahu na e mundësoftë të gjithëve të hapim krahët në qiejt e kësaj bote!**

**Amin, ashtu qoftë!**

# PORTRETI PROFETIK [107]

Nahifiu, një nga dijetarët dhe poetët osmanë të shek. XVIII, thotë kështu:

"Është jashtë çdo diskutimi se, po qe se një njeri bën një përshkrim analitik të portretit profetik duke i kushtuar vëmendje të madhe atij, Allahu i Lartë e mbron atë njeri nga sëmundjet, shqetësimet dhe vdekja e papritur. Po qe se në udhëtim e merr me vete atë, gjatë gjithë udhëtimit ndodhet nën mbrojtjen e Allahut të Lartë."

Shumë autorë islamë kanë parashtruar mendimet e tyre mbi vlerat e panumërta të portretizimit profetik. Madje, në disa vende islame ekziston ende zakoni i mësimit përmendësh të portretit profetik me qëllim për ta parë Profetin në ëndërr.

Si domosdoshmëri e krijimit, zemra e njeriut priret gjithmonë nga e bukura, njeriu kërkon të jetë gjithmonë së bashku me të bukurën, ta ketë të bukurën pranë. Për shkak të kësaj tërheqjeje, mendja i preokupohet gjithmonë me të bukurën. Në zemrën e njeriut lind dëshira për t'i ngjarë njeriut të dashur si shpirt dhe si moral. Si rezultat, duke e marrë për shembull personin që do, fillon të marrë tiparet e tij morale e shpirtërore. Si rrjedhojë e kësaj prirjeje të bashkëlindur, është e padiskutueshme se tiparet profetike bëhen pretekst për shtimin tek njeriu të dëshirës, dashurisë dhe lidhjes ndaj Profetit.

Kështu, Hz. Hasani (r.a.), duke e pyetur dajën-njerk, Hind bin Ebi Hale, për portretin e të Dërguarit të Allahut (s.a.s.), e ka shprehur kështu gjendjen shpirtërore të atyre çasteve:

"Daja im, Hind bin Ebi Hale, e përshkruante shumë bukur portretin e të Dërguarit të Allahut dhe mua më pëlqente shumë që daja të më tregonte vazhdimisht gjëra të reja mbi të Dërguarin e Allahut, në

107 Në origjinal: **Hilye-i Sherîfe**. Kuptimi leksikor i kësaj shprehjeje është zbukrim, stoli, bukuri fytyre dhe shpirti. Kurse kuptimi terminologjik është portret i Hz. Muhammedit (s.a.s.) i vizatuar me fjalë në raport me mundësitë e fjalës njerëzore.

mënyrë që zemra të më mbetej e lidhur pas tij dhe që unë të mund të shkoja gjithmonë pas gjurmëve të tij!" (Tirmidhi, *Shemail*, f. 10)

Portretet profetike që janë përpjekur ta përvijojnë me anë të fjalëve portretin e Profetit tonë të dashur, i qetësojnë dhe i ngushëllojnë sadopak zemrat që nuk e kanë përjetuar periudhën e lumturisë së profetësisë dhe që, për këtë, digjen me mall. Besimtarët të cilët përpiqen që, me anë të portreteve profetike, të shohin oqeanin te pika e ujit, duke e shtuar dashurinë e tyre për Zotërinë e Botëve, kanë treguar zell dhe kanë bërë përpjekje për të përfituar nga personaliteti i tij shembullor dhe për t'u veshur me tiparet dhe moralin e tij!

Krahas kësaj duhet menduar se, duke bërë portretizimin me fjalë të portretit "dritë mbi dritë" të Profetit (s.a.s.), duhen futur në llogari sa pamjaftueshmëria e fjalëve, aq edhe dobësia absolute njerëzore në vëzhgimin dhe konceptimin e të vërtetës së Tij. Kjo ka shembullin e vet të njohur në histori.

Burri pasha i zonjës Gyrxhy, nxënëse e poetit Xhelaleddin Rumi të mbiquajtur *Mevlana*, transferohet me detyrë në qytetin Kajseri. Zonja Gyrxhy e ngarkon piktorin dhe dekoratorin e famshëm të sarajeve selçuke, Ajnu Devlein, të shkojë te poeti, t'ia bëjë portretin fshehtas dhe t'ia sjellë asaj.

Piktori shkon te poeti dhe ia tregon se si qëndronte puna. Duke buzëqeshur, poeti i thotë:

"Zbatoje si të duash urdhrin që ke marrë!"

Piktori fillon nga puna. Por, nga fundi i punës, pasi sheh se portreti i gjallë që kishte para, kishte marrë një pamje të ndryshme nga ajo që kishte vizatuar gjer atë çast ai, ia nis punës nga fillimi. Kështu, duke vizatuar portretin e Mevlanait, piktori bëhet dëshmitar i faktit që poeti e ndërroi pamjen njëzet herë. Piktori e kupton dobësinë e vet dhe mbetet i detyruar të heqë dorë nga ajo punë. Atëherë, bie në gjunjë para Hz. Mevlanait duke e mbërthyer për duarsh në formë ndjese, sepse arti i vet i kishte humbur brenda përvijimeve të veta![108]

Kjo ngjarje ia hap sytë piktorit, e zhyt në mendime të thella të habitur, të tmerruar dhe të dridhëruar dhe e bën udhëtar të një bote subjektive. Në një gjendje të tillë, piktori thotë me vete:

108 Portretet në fjalë ndodhen ende në muzeun e Mevlanait.

“Po qe se i urti i një feje është i tillë, kush e di si mund të jetë profeti i saj!”

Atëherë, piktori zhytet në përfytyrimin e Profetit nga një dritare e veçantë e zemrës.

Portretizimet e Profetit, sa përqind të së vërtetës së tij mund të shprehin, vallë? Pa dyshim, çdokush mund ta bëjë portretin profetik në raport me dashurinë që ka në zemër për Profetin dhe brenda përmbajtjes së kufizuar të fjalëve!

Edhe ne, megjithë dobësinë tonë, e gjetëm me vend ta bëjmë portretin profetik të detajuar me sa të na bjerë vesë në zemër nga rrëfimet për të!..

**Tiparet e bekuara profetike**

Në rrëfimet e ndryshme thuhet shkurtimisht kështu:

Profeti ishte mëse shtatmesatar; ai anonte nga shtatgjatësia.

Kishte një krijim jashtëzakonisht të ekuilibruar e një trup të rregullt.

Gjoksin e kishte të gjerë, mes shpatullave kishte hapësirë. Mes dy shpatullave kishte vulën e profetësisë.

Eshtrat dhe nyjet eshtërore i kishte të mëdha.

Trupin e bardhë në rozë si trëndafil, e kishte të ndritshëm e të bukur, më të butë se mëndafshi.

Trupin e kishte gjithmonë të pastër dhe me një kundërmim prehës. Edhe sikur të lyhej me erëra, edhe sikur të mos lyhej, aromën e trupit dhe djersës e kishte më të këndshme se erërat më të mira. Kush të tokej me të, gjatë gjithë ditës kënaqej me aromën e këndshme që i linte ai. Dukej sikur trëndafili e kishte marrë aromën prej tij! Po t’ia fërkonte kokën një fëmije, ai fëmijë dallohej prej aromës së mirë që i kishin lënë duart e tij.

Ebu Xhuhejfe (r.a.) tregon kështu:

“Ishte i nxehti i drekës kur i Dërguari i Allahut (s.a.s.) shkoi në zonën Batha. Mori abdest dhe (meqë ndodhej në udhëtim) i fali drekën dhe iqindinë me nga dy reqate. Pas namazit, njerëzit u ngritën, e zunë të Dërguarin e Allahut për duarsh dhe pastaj i fërkuan fytyrat. Edhe unë, ia mora dorën dhe e fërkova mbi fytyrë. Po, ç’të shihja? Dora e tij

e bekuar ishte më e freskët se bora dhe me aromë më të këndshme se misku!" (Ahmed, IV, 309)

Kur Profeti djersitej, djersa mbi trupin e tij të kujtonte vesën mbi petalet e trëndafilit.

Mjekrën e kishte të kthjellët. Kur e zgjaste, e zgjaste jo më shumë se një dorë. Kur Profeti vdiq, në flokë dhe në mjekër nuk kishte më shumë se njëzet thinja.

Vetullat i kishte të harkuara si hënë dhe larg njëra-tjetrës.

Mes vetullave i ndodhej një damar që i fryhej kur zemërohej për të Vërtetën.

Dhëmbët që i kishte si margaritarë, i pastronte vazhdimisht me misvak, gjë që ua këshillonte edhe të tjerëve.

Qerpikët i kishte të zinj e të gjatë. Sytë i kishte të mëdhenj me të bardhën krejt të bardhë e të zezën, krejt të zezë. Dukej sikur një dorë ia kishte lyer sytë qysh para se të vinte në këtë botë!

Ashtu siç e kishte të pashoqe përkryerjen e shpirtit, e kishte të pashoqe edhe bukurinë e trupit.[109]

Fytyra i ndrinte natën si hënë e plotë. Hz. Aisheja (r.anha) thoshte:

"Fytyra e të Dërguarit të Allahut lëshonte aq shumë dritë, saqë në errësirën e natës e shkoja perin në gjilpërë nën ndriçimin e fytyrës së tij!"

Mes kockave të shpatullave kishte një shenjë hyjnore mbi profetësinë e tij. Shumë sahabe, shokë të tij, jetonin me pasionin për t'ia puthur atë shenjë. Fakti që në momentet e fundit para vdekjes kjo shenjë shkoi në botën e fshehtë, u zhduk, vërtetoi se ai kishte ndërruar jetë. (Tirmidhi, *Shemail*, f.15; Ibni Sa'd, II, 272; Ibni Kethir, *el-Bidaje*, V, 231)

Trupi i tij i bekuar e dritësor nuk i pësoi asnjë ndryshim pas vdekjes. Duke hedhur sytë i hidhëruar, i dëshpëruar, i prekur, me zemrën dhe sytë të përlotur mbi "Dritën e Qenies", Hz. Ebu Bekri (r.a.) tha:

"Si jetën, edhe vdekjen të bukur e pate, o i Dërguari i Allahut!.."

Dhe e puthi në ballin e bekuar! (Ibni Sa'd, II, 265; Ibni Ebi Shejbe, *Musannef*, III, 57)

---

109 Shih. Hakim, III, 10; Ahmed, I, 89, 96, 117, 127; IV, 309; Ibni Sa'd, I, 376, 412, 420-423; II, 272; Ibni Kethir, *el-Bidaje*, VI, 31-33; Tirmidhi, *Shemail*, f. 15.

**Disa nga qëndrimet dhe sjelljet e tij të larta**

Fytyra e tij e bekuar ishte më e bukura dhe më e pastra e fytyrave. Dijetari çifut Abdullah Ibni Selami pati pyetur në hixhret se ku mund ta takonte të Dërguarin e Allahut dhe, kur ia kishte parë pamjen e bekuar, pati thënë:

"Kjo fytyrë nuk gënjen!"

Dhe qe bërë musliman! (Tirmidhi, *Kijamet*, 42/2485; Ibni Maxhe, *Et'ime*, 1; *Ikamet*, 174)

Harith bin Amr tregon kështu:

Shkova pranë të Dërguarit të Allahut (s.a.s.) kur ndodhej në Mina ose në Arafat. Njerëzit e kishin rrethuar nga të gjitha anët. Ndërkaq, vinin beduinët dhe, kur e shihnin fytyrën e bekuar të Profetit, thoshin me admirim:

"Kjo është një fytyrë e bekuar!" (Buhari, *el-Edebu'l-mufred*, nr. 1148)

Sepse bukuria, madhështia e paraqitjes, drita që reflektonte dhe delikatesa te ai qenë në atë shkallë, saqë nuk kishte nevojë për ndonjë provë, argument ose mrekulli tjetër për të vërtetuar se ai qe profet!

Kur i Dërguari i Allahut (s.a.s.) nuk e dëshironte diçka, menjëherë dallohej nga fytyra; po kështu, kur i pëlqente diçka, miratimi dhe kënaqësia i përvijoheshin në fytyrë!

Drita e parë e krijuar është drita e tij. Në kurmin e tij të pastër ndodheshin së bashku vitaliteti, një ndjenjë turpi e fuqishme dhe një vendosmëri e jashtëzakonshme. Ai ishte më i turpshëm se një vajzë e virgjër e mbuluar.

Thellësia e delikatesës ndjesore të tij është e pamundur të përshkruhet.

Në fytyrën e tij kishte bukuri të shijshme, në fjalët e tij kishte rrjedhshmëri, në lëvizjet e tij kishte elegancë, në të folurit e tij kishte qartësi gjuhe, në fjalët e tij kishte shprehshmëri, në shprehjen e tij kishte oratori!

Profeti nuk thoshte fjalë të kota; çdo fjalë e tij ishte këshillë e urtësi. Ai kurrë nuk merrej me thashetheme. Secilit i fliste sipas aftësisë mendore dhe njohëse.

Profeti ishte i butë, i matur e modest. Ai nuk e tepronte në të qeshur, nuk qeshte me të madhe. Ai ishte gjithmonë i buzëqeshur.

Njeriun që e shihte atë pa pritë e pa kujtuar, e rrethonte një ndjenjë frike. Njeriu që krijonte afërsi dhe kuvendonte me të, lidhej pas tij me një dashuri të thellë.

Ai i respektonte njerëzit e çmuar e të virtytshëm sipas nivelit të tyre. Të afërmve u bënte vizita dhe dhurata. Siç sillej bukur me njerëzit e familjes dhe shokët, edhe ndaj njerëzit e tjerë i trajtonte shoqërisht dhe bujarisht.

Shërbëtorët i trajtonte këndshëm. I ushqente dhe i vishte ata siç ushqehej e vishej vetë. Bujar, dhurues, i dhembshur e mëshirues, Profeti tregohej i guximshëm kur duhej dhe i urtë, kur duhej.

Profeti ishte i palëkundur në betim dhe premtim dhe i besës në fjalë. Me moralin e tij të bukur, mençurinë dhe zgjuarsinë e tij, Profeti qëndronte mbi çdo njeri tjetër dhe ishte i denjë për çdo lavdërim!

Shkurt, ai kishte një pamje të bukur, një botë shpirtërore të përsosur dhe një trup me krijim të pashoq.

Profeti ishte vazhdimisht i mendueshëm. Ai nuk fliste pa nevojë. Heshtja e tij vazhdonte gjatë. Kur fillonte një fjalë, e përfundonte pa e lënë përgjysmë. Shumë ide e kuptime i përmblidhte në pak fjalë e pastaj i thoshte. Fjalët i kishte të dallueshme nga njëra-tjetra. As të shumta e as të pakta, as më shumë e as më pak se duhej. Megjithëse kishte natyrë të butë si krijim, ishte mjaft serioz dhe i paraqitshëm.

Kur Profeti zemërohej, nuk ngrihej nga vendi. Nuk zemërohej veçse kur kundërshtohej e vërteta, kur shkeleshin e drejta dhe e vërteta. Zemërohej kur shkelej një e drejtë që mund të mos i binte në sy askujt dhe vazhdonte të ishte i zemëruar gjersa e drejta të vihej në vend. Pastaj qetësohej. Kurrë nuk zemërohej për veten. Nuk merrej me mbrojtjen e vetes, me askënd nuk hynte në debat.

Profeti nuk i hynte askujt në shtëpi pa i marrë leje. Edhe kur hynte në shtëpi të vet, kohën sa do të qëndronte aty, e ndante në tri pjesë: njërën, për Allahun; tjetrën, për familjen; të tretën, për veten. Kohën e ndarë për vete, prapë të tjerëve ua kushtonte, asnjë nuk nënvleftësonte, ua fitonte zemrat të gjithëve.

Çdo qëndrim dhe lëvizje e të Dërguarit të Allahut (s.a.s.) kishte kuptimin e vet. Për të parandaluar zakonin e qëndrimit në të njëjtin vend, ai ulej në të gjitha pjesët apo skajet e faltores. Ai nuk donte që

pozicioneve apo vendeve të caktuara t'u atribuohej shenjtëri si dhe që në faltore të mburrej një qëndrim i caktuar.

Kur Profeti hynte në ndonjë kuvend, ulej ku të kishte vend të lirë dhe kështu dëshironte të bënin të gjithë.

Po qe se një njeri kushdo i kërkonte diçka për të plotësuar një nevojë të vet, Profeti nuk gjente qetësi gjersa t'ia jepte, pavarësisht nëse gjëja që i kërkohej ishte e rëndësishme apo jo. Dhe, kur s'kishte asnjë mundësi, përpiqej t'ia fitonte zemrën me fjalë të mira. Ai ishte pjesëtar i hallit të secilit.

Pavarësisht nga shkalla shoqërore, pasurore e diturore, të gjithë njerëzit para tij trajtoheshin të barabartë me dinjitetin e tyre si njeri! Të gjitha kuvendet e tij ishin mjedise ku vepronin gjithmonë dhe sundonin butësia, dituria, edukata, durimi, siguria dhe amaneti.

Profeti askënd nuk e dënonte për të metat dhe gabimet; kur dilte nevoja e tërheqjes së vëmendjes dhe qortimit, e bënte këtë me një nënkuptim të hollë për të mos e ulur personin. Jo vetëm që s'u muar kurrë me të metat dhe gabimet e pashfaqura të të tjerëve, por dhe e ndalonte me forcë hetimin e tyre. Në fakt, pandehma dhe hetimi mbi të tjerët është ndaluar me urdhra hyjnorë.

Profeti nuk bisedonte për çështje të tjera veç atyre prej të cilave priste të mirë. Kuvendet e tij ishin shumë emocionante. Kur fliste ai, të pranishmit magjepseshin aq shumë sa, siç shprehej Hz. Osmani, po t'u vihej mbi kokë një zog, mund të qëndronte aty pa u shqetësuar me orë të tëra! Edukata e reflektuar prej tij te sahabet, shokët e tij, ishte e tillë që ata kërkonin guxim edhe për t'i drejtuar pyetje dhe, edhe sikur të vinte një beduin nga shkretëtira për të biseduar me Profetin, ata prisnin aty duke menduar të përfitonin nga fryma e tij shpirtërore e mëshirës![110]

**Guximi dhe trimëria e pashembullt e Profetit**

Eshtë e pamundur të përfytyrohet një hero më i madh se ai!

Te ai frika dhe tmerri s'kishin vend. Përballë gjendjeve të jashtëzakonshme, tregonte durim dhe qëndrueshmëri, nuk përfshihej nga frika dhe paniku dhe të bënte veprime të papërshtatshme.

Mes të atyre që kishin ardhur për ta vrarë, pati kaluar pa frikë duke kënduar këto dy ajete të sures Jasin:

110 Ibni Sa'd, I, 121, 365, 422-425; Hejthemi, IX, 13.

**"Ne kaluam hallka në qafat e tyre. Ato i shtrëngojnë në nofulla, prandaj dhe kokat i mbajnë të ngritura lart! Para iu vumë një pengesë, po ashtu, pas iu vumë një pengesë dhe, kështu, i mbyllëm. Tani ata nuk shohin dot më..."** (Jasin: 8-9)

Hz. Aliu (r.a.) thotë:

"Ndërsa në Bedr lufta vazhdonte me tërë ashpërsinë, disa herë ne strehoheshim pas shpinës së të Dërguarit të Allahut. Ai ishte më guximtari ndër ne të gjithë. Ai ndodhej në vendin më të afërt me radhët e armikut! (Ahmed, I, 86)

Për lartësimin e Fjalës së Zotit, ai luftonte gjithmonë në krye. Në luftën e Hunejnit, përballë situatës së fillimit kur në ushtrinë islame u shfaq shthurja, ai nuk e humbi aspak sigurinë, u hodh në mes të radhëve të armiqve, e shtoi trimërinë e sahabeve dhe, më në fund, me mbështetjen hyjnore, u arrit fitorja! (Muslim, *Xhihad*, 76-81; Ahmed, III, 157, V, 72; Vakidi, III, 897-899)

Profeti thoshte kështu:

*"Po të mos i vinte rëndë ummetit, bashkësisë sime, nuk do të mungoja në asnjë ekspeditë, do të merrja pjesë në të gjitha. Do të dëshiroja të bija dëshmor në rrugën e Allahut, të ringjallesha për të rënë dëshmor dhe prapë të ringjallesha për të rënë përsëri dëshmor!.."* (Buhari, *Iman*, 26; Muslim, *Imare*, 103, 107)

Veçoritë në këtë natyrë të lartë që u përpoqëm t'i përmblidhnim me mundësitë e kufizuara të fjalëve, janë vesë e pikuar mbi njohjen tonë. E fshehta për t'u bërë konfident i Allahut është mundësia për t'u bërë i afërt me librin e Allahut dhe traditës së lartë të Dritës së Qenies, domethënë për t'iu afruar me zemër të kulluar moralit dhe sjelljeve të larta të Profetit, për të ndjerë dashuri për të dashurit e Allahut dhe të të Dërguarit të Tij, kurse urrejtje për kundërshtarët e tyre. Dallimi mes të dy palëve është i pafund si dallimi mes krijesave më të larta dhe atyre më të ulta![111] Mënyra themelore për të përfituar prej botës ndjesore të të Dërguarit të Allahut, është dashuria për Të dhe urrejtja për ato që s'donte Ai!

111 Në origjinal, përkatësisht: A'lâ-yı illiyyîn; Esfel-i sâfîlîn. Përkthyesi.

# Këngë të përmallshme të një dashurie epike




*"I dërguari i Allahut ka thënë:*
*Një grup nga ata që më duan më së shumti*
*nga ymeti im do të vijnë në jetë pas meje.*
*Ata do të jenë gati të sakrifikojnë pasuritë*
*dhe familjet e tyre vetëm që të më shohin mua"*
*(Muslim, Xhennet, 12; Hakim, IV, 95/6991)*

# KENGE TE PERMALLSHME TE NJE DASHURIE EPIKE

Afrimi ndaj të vërtetës muhammediane është i mundur, më shumë se me mendje, me dashuri dhe pasion. Për të shijuar nderin, shijen dhe kënaqësinë e të qenit ndjekës i Tij, kanë dalë edhe profetë që kanë dëshiruar të bëhen ummet, bashkësi e Tij![112]

Zemrat, qenia e të cilave pati mbetur krejtësisht në hije para bukurisë së dritës së Tij, i janë drejtuar gjithmonë kështu Atij:

"**Nënë e babë t'u bëfshin fli, o i Dërguari i Allahut!**"

Ditët dhe netët e bekuara të muajit Rebiulevvel kur Ai e nderoi këtë gjithësi, u janë hapur besimtarëve si mëshirë dhe amnisti.

Me hadithin e mëposhtëm, i Dërguari i Allahut (s.a.s.) ka thënë se të dashuruarit me pasion pas tij do të vazhdojnë të ekzistojnë gjer në kiamet:

"*Pas meje, nga ummeti im do të vijnë shumë e shumë njerëz që, për të më parë qoftë edhe një herë mua, do të jenë të gatshëm t'i flijojnë familjen dhe pasurinë!..*" (Muslim, *Xhennet*, 12; Hakim, IV, 95/6991)

Zoti ynë na bëftë ne të varfërve pjesë të këtij hadithi të nderuar! Amin, ashtu qoftë!

❀

Sa të bukura janë këto vargje të poetit lirik dhe sentimental të kohëve të vona, të mbiquajtur **Jaman Dede** i cili, megjithëse i krishterë, pas shijimit të kënaqësisë së njohjes së të vërtetës muhammediane, qe kthyer në një besimtar sypërlotur dhe në një të dashur të pasionuar të Profetit:

*Pa ujë në mbeça, në shkretëtirë shpirt në dhënça, dhimbje s'ndjej;*
*Në gjoks më vlojnë vullkane, në oqeane freskim s'ndjej;*
*Flakë në reshofshin nga qiejt dhe më prekshin, s'ndjej;*
*Me bukurinë tënde më lehtëso se u dogja, o Resulullah!*

---

112 Shih. Taberi, IX, 87-88; Ibni Kethir, II, 259 (në tefsirin e A'raf, 154).

*Ç'fat të mbyll sytë me dashurinë, në rrugën tënde të jap shpirt!*
*A s'mund të më takojë, mbreti im, në intimitetin tënd të jap shpirt?*
*Me sytë në të shuar, e lehtë në vëllazërinë tënde të jap shpirt!*
*Me bukurinë tënde më lehtëso se u dogja, o Resulullah!*

*E përkula qafën, i dërrmuar jam, shërimi i këtij mjerimi është tek ti!*
*M'u përcëlluan buzët nga zjarri, m'i lehtëson kur përmendesh ti!*
*Kur të ta dojë zemra, përkëdhele këtë Kitmirin*[113]*, ti!*
*Me bukurinë tënde më lehtëso se u dogja, o Resulullah!*

Një kujtim që tregon nivelin e afërsisë dhe dashurisë së poetit të këtij panegjiriku për Profetin, na e përcjell kështu njëri nga nxënësit e tij:

"Një ditë, pasi mbaruan mësimet, dolëm nga shkolla. Ishte kohë dreke dhe unë po shkoja për në Taksim. Afër rezidencës gjermane ndodhej një xhami. Ja, që aty, po shkoja lart i vetëm. Veç kur e pashë Jaman Dedenë! Ishte mbështetur në murin e xhamisë dhe kishte marrë një pamje sikur po jepte frymën e fundit. Po rrinte ashtu, i dobët e i pafuqishëm, me kokën të rënë para, lehtësisht në anë të djathtë, me qafën të përkulur.

Vrapova menjëherë dhe i shkova pranë. E pyeta:

"Të shkuara, mësues, të qoftë për të mirë, çfarë ke, a mos je i sëmurë?"

Ndërkaq, e pashë se po qante! Prandaj e pyeta:

"Pse po qan, o mësues? A mos të ka ndodhur gjë?"

Me një zë shumë të hollë e të dridhur, Jaman Dede më tha:

"Jo, o bir, jo! Kur më vjen ndërmend i Dërguari i Allahut (s.a.s.), e humbas veten, s'më mbetet më fuqi për të qëndruar në këmbë! Ose më duhet të mbështetem diku, ose të ulem!"[114]

❀

Aq shumë të dashur e pati bërë i Dërguari i Allahut (s.a.s.) veten për sahabet, shokët e tij, saqë thellësia e saj është krejt e pamundur të

113 Kitmir: simbolikisht, qen roje i portës. Në rrëfimin mbi Shokët e Shpellës (As'habi Kehf), Kitmir është emri i përveçëm i qenit besnik që u bëri roje atyre në hyrjen e shpellës. Autori e përdor këtë emër për vete si epitet për të shprehur artistikisht thjeshtësinë dhe modestinë e tij. Përkthyesi.

114 Mustafa Özdamar, *Yaman Dede*, s. 191-192, Mârifet Yayınları, İstanbul 1994.

shpjegohet! Një dashuri e tillë mund të realizohet vetëm me dashuri dhe frymëzim hyjnor, ndryshe, është e pamundur!

Ditën e Uhudit, Medina u lëkund me një lajm të jashtëzakonshëm. Me t'u thënë se "Muhammedi (s.a.s.) u vra", në qytet shpërthyen klithjet, vajtimet u ngjitën në majë të qiejve! Çdokush ishte derdhur rrugëve duke u përpjekur të merrte një lajm nga ata që vinin. Megjithëse zonjës ensare Thumejra iu dha lajmi se i ishin vrarë dy djemtë, i ati, i shoqi dhe i vëllai, ajo nuk u prek por me një preokupim të madh, vazhdoi të pyeste për gjendjen e të Dërguarit të Allahut:

"A i ka ndodhur gjë Atij?"

Sahabet i thanë:

"Falenderuar qoftë Allahu që ai është mirë! Ai është gjallë, ashtu siç e dëshiron ti!"

Zonja Thumejra u tha:

"Ma tregoni të Dërguarin e Allahut se pa e parë atë, s'më gjen qetësi zemra!"

Dhe, kur ia treguan Profetin, shkoi te ai me vrap, e kapi për kindin e rrobës dhe i tha:

"Nënë e babë të qofshin fli, o i Dërguari i Allahut! **Sa të jesh gjallë ti, nuk kam frikë për asgjë!"** (Vakidi, I, 292; Hejthemi, VI, 115)

Këtë dashuri entuziaste e shohim krejt qartë edhe në rrëfimin e haditheve. Kur sahabet bujarë rrëfenin ndonjë hadith të Profetit (s.a.s.), u dridheshin gjunjët dhe zverdheshin në fytyrë se mos i ngarkonin ndonjë gjë që s'e kishte thënë ai, ose e rrëfenin gabim.

Për shembull, kur Abdullah Ibni Mes'udi e fillonte rrëfimin duke thënë, "*Kaale Rasulullah*" (i Dërguari i Allahut ka thënë se...), fillonte të dridhej. Shumë nga sahabet përdornin shprehje të tilla si, *afërsisht*, *kështu*, *në këtë mënyrë*, etj.

Amr bin Mejmun tregon kështu:

"Unë nuk mungova asnjëherë në bisedat që zhvillonte Ibni Mes'udi (r.a.) të enjtet mbrëma. Në ato biseda unë kurrë s'e dëgjova atë (për shkak të ndjeshmërisë dhe korrektesës së lartë) të shprehej se "i Dërguari i Allahut (s.a.s.) ka thënë se…" Mirëpo një natë e filloi bisedën pikërisht kështu: "I Dërguari i Allahut ka thënë se…" Dhe e ndërpreu fjalën duke e përkulur kokën para. Brenda disa minutave, ai u shndë-

rrua krejt: iu zbërthye këmisha, nga sytë i shpërthyen lotët… Dhe pasi vazhdoi edhe pak kjo gjendje në këmbë, ai e plotësoi fjalën:

"I Dërguari i Allahut (s.a.s.) pati thënë diçka të ngjashme me këtë…." (Ibni Maxhe, *Mukaddime*, 3)

Ndodhte kështu sepse Ai *ishte një profet aq i madh*, saqë edhe trari prej druri hurmaje mbi të cilin mbahej hutbe, niste të qante nga ndarja prej tij. Nga gishtat e Tij rridhte ujë për shokët e etur. Të sëmurët që pinin nga ena me të cilën merrte abdest Ai, gjenin shërim. Persona të ulur në sofër me Të, dëgjonin mërmërimën e kafshatave të bukës.[115] Qimet e bekuara të flokëve dhe mjekrës së Tij prej shekujsh ruhen në minberet e xhamive si **sakalli sherif**, vizitohen nga besimtarët duke u bërë mëshirë për ummetin, bashkësinë e Tij!

Ai, imami i ringjalljes në kiamet!

Ai, ndërmjetësuesi për falje për mëkatarët!

Ai (s.a.s.), që ka qarë për ummetin e tij, duke u lutur: ummeti im, ummeti im!..

Flamuri profetik[116], në dorën e Tij!

Të gjithë profetët, nën hijen e Tij!

Dora e parë që do të hapë portat e xhennetit, dora e Tij!

Poeti **Sheh Galib** e përshkruan kështu këtë pamje:

*Hutbeja të këndohet nga minberi i klimës së përjetësisë;*
*Vendimi yt dëgjohet në gjyqin e ditës së llogarisë;*
*Korali i pritjes të këndohet në qiellin e Zotit të gjithësisë;*
*Në qiej e në tokë përmendet emri yt i nderuar i mirësisë!*

*Ti je Ahmed, Mahmud dhe Muhammed, imzot!*
*Mbret i vendosur për ne nga Zoti, imzot!*

Karvanet e dashurisë pasionante për të, skaji i të cilave do të zgjatet duke u vargëzuar gjer në kiamet, ecin në rrjedhën e kohës dhe do të ecin me dashurinë dhe emocionin për të! Paqja dhe lumturia e të dy botëve janë të mundura me pasurinë e dashurisë dhe afërsisë për të!

115 Për këto lloj mrekullish të Profetit, shih Buhari, *Menakib*, 25.

116 Në origjinal: **Livâu'l-Hamd:** Flamuri Hamd (i lavdërimit të Allahut dhe i falenderimit ndaj Tij), flamuri nën të cilin do të mblidhet bashkësia muhammediane ditën e ringjalljes. Përkthyesi.

Përsosja shpirtërore është e mundur me afërsi dhe dashuri. Ky parim që i ngjet një mali, ka, po në këto dimensione, të kundërtën e vet, humnerën, që është urrejtja. Që të dyja shkojnë bashkë. Ndërkaq, ne, në vend të shfaqjes së dashurisë si kundërveprim ndaj gjësë që urrejmë, jemi të ngarkuar të tregojmë urrejtje për të kundërtën e gjësë që dashurojmë! Sepse dashuria është parësore dhe përbën krahun e djathtë të kësaj teze dykrahëshe. Kurse urrejtja është dytësore dhe përbën krahun e majtë. Ja, pra, muslimani është ai që fluturon me këta dy krahë! Vetëm se në këtë fluturim, më parë duhet vënë në lëvizje krahu i dashurisë!

Njerëzit që duam ose urrejmë, nuk kanë ndryshime në përbërjen trupore si kurm. Por ndryshimi mes tyre përsa i përket faktit që njëri është epiqendër drite e, tjetri, errësire, është i pafund![117]

Dashuria jonë për Profetin, Dritën e Qenies, dhe urrejtja jonë për të kundërtët e tij është tregues i kësaj.

Në të kaluarën ka qenë zakon që në vula të shënohej diçka tejet domethënëse apo proverbiale, veçanërisht në poezi. Për të shënuar faktin se Zoti e krijoi këtë gjithësi në sajë të dashurisë për dritën muhammediane, Nëna Mbretërore, **Valide Sulltan**, e mbiquajtur **Bezmi Alem**, pati shkruar në vulën e saj këto vargje:

*Muhammedi nga dashuria u krijua;*
*Nga dashuria pa Muhammed ç'është krijuar?*
*Nga dalja e tij, Bezmi Alem u bë e paharruar!*

Dëshmori i Menemen, një nga të urtët e mëdhenj të kohëve të fundit, **M. Es'ad Erbili**, e ka shprehur kështu zjarrin përvëlues të dashurisë që ndjente për Profetin:

*Nga shfaqja e bukurisë sate, i dashuri im, pranvera digjet flakë!*
*Trëndafili, bilbili, zymbyli, tokë e gjemba digjen flakë!*

*Rrezet e bukurisë tënde i djegin tërë të dashuruarit;*
*Gjuha digjet, gjoksi digjet; këta dy sy të lotuar digjen flakë!*

*A mund të lahet dëshmori i dashurisë që ka marrë zjarr?*
*Kurmi i digjet, qefini i digjet, uji i ëmbël për ta larë digjet flakë!*

---

117 Në esenë e tij poetike me titull "Dykanatësh", poeti i madh turk Nexhip Fazëll thotë kështu:

*Njëri: dashuri; tjetri: urrejtje; i kemi kanatet çift...*
*Nga njëri shpërthen dritë, te tjetri shkrihet zift!* (Përkthyesi)

Në të famshmen ***Kaside e Ujit***, **Fuzuliu** e shpreh kështu këtë djegie:

*O sy, mos derdh ujë mbi zjarrin e përflakur të zemrës sime*
*Se s'ka ç'i bën uji këtij zjarri të ndezur me kaq flakërime!*

*S'e di, a ngjyrë uji ka ky qiell që vërtitet pa pushuar,*
*Apo uji i derdhur nga sytë e mi qiellin ka mbuluar?*

*Le të mos mundohet kot lulishtari ta ujisë trëndafilishten që nuk çel,*
*Se një mijë trëndafilishte të ujisë, si fytyra jote trëndafil nuk çel!*

*O miq, në vdeksha me dëshirën për t'ia puthur dorën atij,*
*Bëni një shtamë me dheun tim e jepini ujë të dashurit të pijë!*

*Për ta arritur atë tokë ku ka shkelur këmbë e tij plot nur,*
*Një jetë të tërë vrapon uji duke përplasur kokën gur më gur!*

Shteti Osman që përbën faqet më të shkëlqyera të historisë islame pas periudhës së sahabeve, është shteti në të cilin të gjithë nënshtetasit, nga sulltani, te çobani, kanë pasur si strumbullar të sjelljes dhe etikës dashurinë për Profetin. Përveç salavatit, lutjes për paqe e mëshirë të shqiptuar sa herë përmendej emri i Profetit (s.a.s.), shembujt më të mrekullueshëm të shfaqjes së nderimit të thellë, si vënia e dorës në zemër me nderim të thellë, dëgjimi në këmbë i vargjeve mbi lindjen e Tij sa herë që këndohej në mevlude pjesa mbi jetëshkrimin e Tij, sulltanët në krye të këtij shteti të lartë i kanë parashtruar dhe praktikuar duke i shndërruar në traditë. Nuk ka patur edhe një sulltan të vetëm osman që, pasi vinte posta e Medinës së Ndritshme, të kërkonte të lexoheshin letrat pa marrë apostafat abdest, pa i puthur dhe vënë në ballë letrat në fjalë dhe pa u ngritur në këmbë gjatë leximit!

Veç kësaj, fakti që, gjatë meremetimit të Faltores Profetike, osmanët e vinin çdo gur të madh a të vogël duke qenë me abdest dhe duke filluar me Besmele si dhe i mbështillnin çekiçët me lëkurë nga droja se mos e shqetësonin frymën shpirtërore profetike, të gjitha këto janë, secila më vete, modele të pangjashme edukate, etike dhe nderimi.

Gjithashtu, në periudhën osmane, kur në Medinë afrohej për të ardhur dhe hyrë në qytet **suita e dhuratave**[118], pjesëtarët e suitës, para se

118 Në origjinal: **Surre Alayı** (osm.); në periudhën osmane, në kohën e haxhit, sul -

të hynin në qytet, bënin konak diku afër, e përgatitnin veten shpirtërisht për atmosferën solemne të Medinës, pastaj hynin dhe i afroheshin audiencës shpirtërore të të Dërguarit të Allahut dhe, ashtu, e kryenin detyrën dhe vizitën e tyre. Pastaj, kur ktheheshin, merrnin me vete dhé nga toka e Medinës për t'a çuar në vendet e veta si ndjellëse shëndeti dhe begatie!

Ndërkaq, edhe pashallarët osmanë të ngarkuar me detyrën e ruajtësit të Medinës së Ndritshme, nuk hynin në qytet mbi karrocat e udhëtimit, por zbrisnin prej tyre që larg dhe hynin në audiencën shpirtërore të të Dërguarit të Allahut në këmbë.

Kush e njeh faktin që, në miniaturat e sulltanëve osmanë, në bisht të çallmës vizatohej një medalion fshese? Ata e mbanin me të vërtetë një medalion të tillë ngaqë e konsideronin veten fshesëtarë të të dy Faltoreve të Paprekshme dhe këtë konsideratë e zbatonin në praktikë duke i paguar fshesëtarët përkatës nga pasuria e tyre personale.

Një ndër shembujt e panumërt të kësaj edukate dhe etike është edhe ky: **Shkëlqesia e Tij, Sovrani Sulltan Ahmedi I**, pati vizatuar mbi feste gjurmën e nderuar të **këmbës së Profetit** (s.a.s.) duke u përpjekur për të marrë frymëzim nga asociacioni i zgjuar prej saj dhe pati shtruar këto vargje:

*Eh, sikur ta bartja mbi kokë si kurorë prore*
*Shputën e paqtë të këmbës së atij mbreti profetik…*

*Ai është trëndafil i lulishtes profetike trëndafilore;*
*Ahmed, fërkoje fytyrën mbi atë gjurmë, mos prit!..*

Kurse sovrani botëror, **Selimi i Rreptë**, duke e vlerësuar një të urtë i cili do të mund ta bënte atë të arrinte të vërtetën e të Dërguarit të Allahut, mbi të gjitha kriteret e vlerave në botë, është shprehur si më poshtë për të treguar rëndësinë dhe mallin e mundësisë për të arritur tek një mik i Allahut dhe i të Dërguarit të Tij:

*Të bëhesh sovran i botës, paska qenë përpjekje e kotë;*
*T'i bëhesh skllav një të urti paska qenë mbi gjithçka në botë!..*

Edhe **Aziz Mahmud Hydaji** e shpreh kështu këtë dashuri dhe afërsi:

---

tani dërgonte në Mekë dhe Medinë, me anë të një suite solemne, dhurata të çmuara në monedhë dhe sende të tjera. Përkthyesi.

*Ardhja tek ti, mëshirë, kënaqësi e dëfrim, o Resulallah!*
*Shfaqja jote, shërim për vuajtjen e të dashurve, o Resulallah!*
*Ndërmjetësoja shpëtimin Hydajiut në trup e në shpirt,*
*Si lypës të është mbështetur në portë, o Resulallah!*

**Hz. Aisheja** (r.anha) e përshkruante kështu fytyrën e bukur të të Dërguarit të Allahut:

وَلَوْ سَمِعَ أَهْلُ مِصْرَ أَوْصَافَ حَدِّهِ
لَمَا بَذَلُوا فِي سَوْمِ يُوسُفَ مِنْ نَقْدٍ
لَوَائِمُ زُلَيْخَا لَوْ رَأَيْنَ جَبِينَهُ
لَآثَرْنَ بِالْقَطْعِ الْقُلُوبَ عَلَى الْأَيْدِ

*T'ia njihnin egjiptasit Resulullahut bukurinë,*
*S'do të jepnin asnjë grosh në treg për Jusufin;*
*Po t'ia shihnin ballin gratë që e shanë Zulejhanë,*
*S'do të prisnin gishtat, por zemrën…*

Dijetari i shquar i hadithit, ideatori **Imam Neveviu** ishte ngjitur aq shumë pas të Dërguarit të Allahut, saqë nuk pati ngrënë shalqi kurrë në jetë vetëm pse s'e dinte nëse Profeti e pati çarë shalqinin, apo prerë! Kështu, në vështrimin e tij, shalqini e pati humbur shijen krejtësisht!

Prijësi i madh **Sejjid Ahmed Jeseviu** i cili pati bërë që drita islame të përhapej nga Azia e Mesme gjer në Ballkan, në moshën 63-vjeçare, pas vdekjes së të Dërguarit të Allahut, si rrjedhojë e dashurisë së gjerë që ndjente për Të, i pati dhënë fund qëndrimit dhe lëvizjes mbi tokë dhe pati gërmuar një varr simbolik ku e pati kaluar jetën që i pati mbetur duke e vazhduar në ato kushte veprimtarinë orientuese në rrugën e fesë.

**Imam Maliku** (rahmetullahi alejh, mëshira e Allahut qoftë mbi të!), në shenjë respekti për tokën ku pati shkelur Profeti, sa qe në Medinë, nuk kaloi hipur mbi kafshë, nuk mbathi këpucë. Kur dikush kërkonte ta pyeste për hadithet, bënte një parapërgatitje të gjatë. Merrte abdest, e rithurrte çallmën, lyhej me erëra të mira, ulej mbi një vend të lartë dhe vetëm pastaj i pranonte vizitorët apo nxënësit. Ai e përgatiste veten për t'iu përgjigjur me dinjitet frymës shpirtërore profetike të përfaqësuar në hadithet. Ai tregonte kujdes shumë të madh në përcjelljen e hadithe-

ve. Kur pati qenë imam në xhaminë profetike, fliste gjithmonë me zë të ulët dhe një herë ia pati tërhequr vëmendjen kalifit Ebu Xhafer Mansur që të mos fliste me zë të lartë:

*"O kalif! Ule zërin në këtë mjedis! Paralajmërimi i Allahut që të mos flitet me zë të lartë në prani të Profetit, u qe bërë sahabeve që, pa dyshim, kanë qenë shumë më të shquar se ti!"*

Gjithashtu, Imam Maliku e pati falur valiun e Medinës që i pati bërë padrejtësi, duke thënë:

*"Më vjen turp të bëj gjyq pas ringjalljes me një person që është nipi i të Dërguarit të Allahut!"*

Gjatë udhëtimit për në haxh, në një çast pushimi, **poeti Nabi** vë re se një pasha, pa e pasur mendjen, zgjat këmbët në drejtim të varrit profetik. I prekur thellë, poeti e shpreh poetikisht nderimin e thellë që kishte për të Dërguarin e Allahut:

*Ruhu nga paedukata, është vendi i të dashurit të Zotit ky!*
*Është vendvëzhgimi hyjnor, është posti Mustafa ky!*
*Me plot edukatë hyr, o Nabi, në këtë seli;*
*Vendi ku vërtiten engjëjt, është pragu i puthur nga profetët ky!*

Përballë kësaj dëshire të sinqertë të derdhur nga zemra, me sugjerimin mrekullor të të Dërguarit të Allahut, muezinët e Medinës e këndojnë këtë panegjirik nga minaret në kohën e namazit të agimit dhe kjo konsideratë e lartë e të Dërguarit të Allahut e prek thellë Nabiun i cili , pastaj, hyn në varrezën profetike me sy të përlotur…

❀

Edhe jogjallesat (sendet ose qeniet e njohura si të pajetë a të pashpirt) kanë ndjerë dashuri për Profetin dhe janë bërë të dashurit pasionantë të tij. **Hz. Aliu** (r.a.) thotë kështu:

"Ndodheshim në Mekë së bashku me Profetin. Shkuam të dy në disa zona të Mekës duke kaluar mes kodrave dhe pemëve. Çdo gur dhe dru që u kalonim pranë, e përshëndesnin atë: "es-selamu alejke ja Rasulallah!.." (Paqe dhe mëshirë për ty, o i Dërguari i Allahut!)" (Tirmidhi, *Menakib*, 6/3626)

Edhe **Sulejman Çelebiu** thotë se edhe dielli, madje, rrotullohet si flutur përreth tij, duke u shprehur:

*Një nur i çuditshëm që dielli i vërtitet përreth si flutur...*

Harenë dhe entuziazmin e banorëve të qiellit me rastin e miraxhit të Profetit, poeti **Kemâl Edib Kurkçuoğlu** e shpreh kështu:

*Meqë ia soditi fytyrën natën e miraxhit,*
*Bie në tokë në sexhde falenderimi qielli me fytyrë përdhe...*

*Çdo natë hyn në ihram Shpirti i Shenjtë*
*Për të hyrë te intimiteti i nderuar si mik me zemrën plot hare...*

*Allah, Allah, sikur ta shoh dhe një herë, thotë,*
*Pas fytyrës së bukur i mahnitur e humb mendjen kush e sheh...*

Hz. Muhammedi (s.a.s.) është qendra e shfaqjes së afërsisë dhe dashurisë hyjnore e cila afërsitë dhe dashuritë simbolike të krijimit i përsos duke i zhvilluar më tej dhe i ngre në nivele sublime. Pa dyshim që, kur besimtari, përballë të Dërguarit të Allahut (s.a.s.), i ndjen rrëqethjet hyjnore dhe ndjenjat estetike dhe e zbraz shpirtin nga të gjitha vijat dhe pamjet subjektive e egoiste, ndodhet në rrugën e njësimit me të, e përftimit të një pjese nga afërsia dhe dashuria për të.

Poeti Mevlana thotë:

*"Dy botë janë krijuar për një zemër! Mendo kuptimin e shprehjes, "po të mos ishe ti, po të mos ishe ti, nuk do ta kisha krijuar këtë botë!.."*

# PERMBLEDHJE

Përfundimi i përgjithshëm dhe i vetëm që del nga të gjitha këto që u thanë këtu, është se, sado respekt që të tregohet për Profetin (s.a.s.) ose edhe për çdo gjë që bëhet pretekst për ta kujtuar sado pak atë, është pak! Sepse ai Profet i lartë ka merituar që Allahu i Lartë i cili është **transcendental**, t'i thotë "**i dashuri im**". Në Kur'an thuhet: "**Pa dyshim, Allahu dhe engjëjt e Tij bëjnë shumë salavat** (luten për paqe e mëshirë) **për Profetin. O besimtarë, edhe ju bëni shumë salavat për të dhe përshëndeteni me një nënshtrim të plotë!**" (el-Ahzab, 56) Dhe, para kësaj të vërtete kur'anore, afrimi ndaj virtytshmërisë dhe përsosmërisë së Profetit, përpjekja për ta futur atë brenda përmasave të koceptualitetit njerëzor me anë të mundësive të kufizuara të fjalëve, është diçka e pamundur. Nuk ekziston mundësi tjetër për ta mbyllur këtë diskutim veçse duke i vënë pikën në pafundësinë e heshtjes... Ndërsa gjuhët janë shumëfish të dobëta e të paafta në përshkrimin e Tij, edhe përshkrimi i Tij me shprehjen e gjuhës sonë është vetëm sa një pikë në oqean...

Anjë vdekëtar nuk ka mundur ta karakterizojë atë esencialisht dhe me plot kuptimin e fjalës. Morali dhe krijimi i tij i lartë nuk u konceptuan dot denjësisht. Edhe dijetarët, mendimtarët, mbretërit e zemrës dhe Xhebraili (a.s.) e kanë konsideruar dinjitet të ndodhen në rrugën e tij, fatbardhësi, të jenë lypsarë në portë të tij!

Sa bukur e përmbledh këtë situatë cilësore poeti i mevludit, Sulejman Çelebi:

*Fatbardhësia që jemi ummeti yt, na mjafton!*
*Dinjiteti i shërbimit ndaj teje na mjafton!..*

*Ç'lumturi për ata besimtarë që nuk ia japin zemrën dashurie tjetër veç asaj për të Dërguarin e Allahut, që nuk gënjehen pas luleve të rreme të lulishteve të egra...*

*Të kthehemi te Zoti ynë duke thithur me çdo molekulë tonën frymën shpirtërore të tij!*

*Duke e marrë si provë dashurinë për të, t'i lutemi Zotit...*
*Për të gjitha qeniet e së shkuarës, të së tashmes e të së ardhmes,*

*Ai qoftë bekim!*
*Ai qoftë begati!*
*Ai qoftë mëshirë!*

*Paqe Muhammed Mustafait, zotërisë së të dy botëve!*
*Paqe Muhammed Mustafait, profetit të njerëzve e xhindve!*
*Paqe Muhammed Mustafait, imamit të dy qyteteve të shenjtë!*
*Paqe Muhammed Mustafait, gjyshit të dy Hasanëve!*

اَللّٰهُمَّ صَلِّ عَلَى مُحَمَّدٍ وَ عَلَى آلِهِ وَ صَحْبِهِ وَ بَارِكْ وَ سَلِّمْ

Me kujtimin e tij u mbushçin ditët dhe netët!

*U ulshin përzëri pervazeve pëllumbat!*
*Me thirrjet Hu-Hu u përzjefshin Amin-et!*
*Mbrëmje e bekuar është:*
*Ejani Fatihatë, Jasinet!*[119]

**O Zot, na bashko ne në ringjallje me këtë besim!**

**Amin, ashtu qoftë!**

119 Ârif Nihat Asya, *Duâlar ve Âminler*, İstanbul 1973, f. 122.

# Mrekullitë e profetëve dhe Kur'ani i shenjtë




*"Ai është Kur'an i famshëm,*
*i ruajtur mirë në një pllakë (Levhi Mahfudh)"*
(el-Buruxh, 21-22)

# MREKULLITE E PROFETEVE DHE KUR'ANI I SHENJTE

Përveç një sërë cilësish që Zoti u ka favorizuar robve të tij për t'i vënë në rrugë të drejtë, ka ngarkuar me detyrën e udhëzuesit nga radhët e tyre njerëz të mirë me krijim të posaçëm. Njerëz të tillë të mirë, të cilëve u është dhënë vahji ose revelacioni hyjnor, quhen profetë.

Evenimenti i dërgimit të profetëve që shpreh një shërbim të posaçëm të Zotit për njerëzimin, me qëllim për ta përfshirë tërë njerëzimin, ka filluar me Hz. Ademin. Hz. Ademi është edhe njeriu i parë, edhe profeti i parë.

Eshtë zakon i Zotit që të dërgojë një profet të ri me qëllim për ta kumtuar sërishmi përmbajtjen e vahjit ose revelacionit hyjnor të prishur nga njerëzit me kalimin e kohës, duke i shtuar një sërë konkluzionesh dhe urdhrash në përshtatje me zhvillimin shoqëror përkatës. Ky eveniment cilësor ka vazhduar të veprojë po në të njëjtën rrugë pas Ademit (a.s.), gjer te profeti i fundit, i Hz. Muhammed Mustafai (s.a.s.).[120]

Kur Zoti ka dërguar një profet nga mesi i robve të mirë[121], njerëzit i kanë thënë:

"Meqë ti pretendon se je profet, atëherë na trego neve një ngjarje mbinjerëzore, të jashtëzakonshme (një mrekulli)!"

Atëherë, profeti i ardhur ka treguar para njerëzve një mrekulli, pra, një veprim të jashtëzakonshëm, përtej mundësive të njeriut në atë fushë e cila në atë kohë ka qenë fusha më e zhvilluar dhe më interesante. Pas kësaj, njerëzit me zemër të papërfshirë ende nga indiferentizmi si dhe të hapur ndaj orientimit dhe udhës së drejtë, i kanë thënë duke i shprehur besimin e tyre atij:

"Po, me të vërtetë, ti je profet, i dërguar nga Zoti!"

Kurse njerëzit me botën ndjesore të nxirë nga prirjet dhe dëshirat frymore, subjektive e egoiste, e kanë akuzuar për magjistar dhe janë

120 (a.s.): **alejhi selam**, paqja qoftë mbi të! (s.a.s.): **sal'lallahu alejhi vesel'lem**, paqja dhe mëshira e Allahut qofshin mbi të! Përkthyesi.

121 Në origjinal: salih. Përkthyesi.

pozicionuar si kundërshtarë dhe armiq të tij e të mesazhit hyjnor të sjellë prej tij!

Eshtë një e vërtetë historike se çdo profet ka treguar shumë mrekulli sipas kërkesave dhe domosdoshmërive të kohës.

Në kohën e Hz. Isait, shkenca më e çmuar ishte mjekësia dhe njerëzit që quheshin mjeshtra dhe gëzonin konsideratë, ishin mjekët, të cilët i përmirësonin dhe i shëronin sëmundjet. Prandaj dhe Hz. Isait iu dhanë mrekulli që i kapërcenin mundësitë edhe të mjekëve: kthimi i shikimit për të verbërit, ringjallja e të vdekurve, etj.

Edhe fakti që Hz. Musait i qe dhënë një mrekulli për t'i mposhtur magjistarët, mbështetej mbi të njëjtën urtësi.

Në kohën e Hz. Muhammedit (s.a.s.) kishin marrë zhvillim të madh shprehja e bukur, stilistika, ligjërimi, oratoria dhe letërsia, posaçërisht gjinia e poezisë me shumë nëngjini të saj, si poezia lirike, epike, panegjirike, legjendare, heroike, eulogjike, humoristike, satirike, kupletet, etj. Personi që vlerësohej dhe kihej zili më shumë, ishte personi i shquar në këtë drejtim. Për këtë shkak, Hz. Muhammedit (s.a.s.), përveç të gjitha mrekullive të tjera dhe me vlerë mbi të gjithë ato, iu dha mrekullia kur'anore e cila kishte për t'i sfiduar njerëzit gjer në kiamet! Sepse synimi final i mrekullive ka qenë dhe mbetet të ndikojë mbi njerëzit, të krijojë efekt shoku tek ta dhe të sigurojë bindjen dhe besimin e tyre te profeti.

Karakteri mrekullor i Kur'anit si vepër hyjnore dhe pishtar i përjetshëm, i paraqitur njerëzimit me ndërmjetësimin e Profetit Muhammed (s.a.s.), është bërë mrekullia më me ndikim e cila ka siguruar bindjen ndaj Profetit (s.a.s.) nga njeriu i asaj periudhe, i cili kuptonte nga ligjërimi dhe oratoria. Fakti që Hz. Omeri, ndërsa kishte dalë në rrugë me qëllimin më të keq e më të shëmtuar, ta vriste të Dërguarin e Allahut, kapërceu errësirat e mohimit dhe herezisë dhe arriti në dritën e së vërtetës vetëm në sajë të disa ajeteve kur'anore që i dëgjoi rastësisht, është një shembull tipik dhe historik i kësaj!

Le të shtojmë edhe këtë, që mrekullitë e treguara nga profetët e ardhur para të Dërguarit të Allahut (s.a.s.), u përkasin kohëve të tyre. Kurse, meqë profetësia e Hz. Muhammedit (s.a.s.) përfshin të gjitha kohët dhe vendet gjer në kiamet, ai ka zotëruar të gjitha kompetencat e tyre si dhe ka qenë përtej forcave dhe mrekullive të tyre. Sepse është e domosdoshme dhe e nevojshme që të gjitha mrekullitë e tij të shihen

nga të gjithë njerëzit që do të vijnë gjer në kiamet! Prandaj, si mrekulli më e madhe atij i është favorizuar Kur'ani i Shenjtë i cili do të veprojë gjer në kiamet!

Kjo specifikë, duke u mbështetur me anë të ajetit kur'anor, shprehet kështu:

**"... Dhe thanë: "Sikur t'i kishin zbritur mrekulli nga Zoti i vet!" Thuaju: "Mrekullitë ndodhen vetëm në lartësinë e Allahut, kurse unë jam vetëm një paralajmërues i hapur!" A nuk u mjafton** (si mrekulli) **që të kemi zbritur ty librin që u këndohet vazhdimisht atyre? Sigurisht, në të ka mëshirë dhe shembuj mësimdhënës për një popull që beson!"** (el-Ankebut, 50-51)

Këto ajete kur'anore kanë zbritur mbi bazën e kërkesës së provave dhe argumenteve nga Profeti (s.a.s.) prej arabëve të tmerruar dhe hutuar, bashkëbiseduesve të parë të vahjit, revelacionit ose zbulesës hyjnore, kanë treguar se argumenti, prova dhe mrekullia më e madhe e sjellë prej tij është Kur'ani i Shenjtë!

I Dërguari i Allahut (s.a.s.) ka thënë kështu:

*"Çdo profeti i është dhënë patjetër një mrekulli që do të bëhej pretekst për orientimin e njerëzve. Kurse ajo që më është dhënë mua, është Kur'ani si fjalë të cilën Allahu ma komunikoi mua. Prandaj kam shpresë se, ditën e kiametit, ummeti im do të jetë më i madh në numër se ummetet e tjerë!"* (Buhari, I'tisam, 1; Fedailu'l-Kur'an, 1; Muslim, Iman, 279)

Mrekullia kur'anore është nga lloji i mrekullive që kuptohen me tejpamësi. Për këtë arsye, ndjekësit e Kur'anit do të vijnë duke u shtuar. (Sujuti, el-Itkan, IV, 3)

Nga ana tjetër, meqë tiparet kryesore që e dallojnë njeriun nga frymorët e tjerë janë mendja (arsyeja) dhe ligjërimi (deklarata e folur), karakteri mrekullor i Kur'anit si teksti i shenjtë i fundit dhe më i përkryeri, është shfaqur dhe vërtetuar më shumë në fushën e arsyes dhe ligjërimit. Në ajetin kur'anor thuhet kështu:

**"Mëshiruesi aplikoi Kur'anin, krijoi njeriun dhe ia mësoi atij ligjërimin!"** (er-Rahman, 1-3)

Krahas mrekullisë kur'anore e cila do të vazhdojë të veprojë përjetësisht, Hz. Muhammedi (s.a.s.), si profetët e mëparshëm, ka edhe shumë mrekulli të kufizuara në kohë dhe hapësirë. Për këto mrekulli

janë shkruar vepra të tëra. Po qe se duhen dhënë disa shembuj, po përmendim:

Në Mekë, pasi Kurejshët kërkuan prej Profetit një mrekulli, ai e ndau hënën përgjysmë.[122]

Profeti ka ushqyer shumë vetë me pak ushqim.[123]

Profeti ka derdhur ujë prej gishtash dhe me atë ujë ka plotësuar të gjitha nevojat e një ushtrie të madhe për të pirë, etj.[124]

Profeti ka marrë nga toka një grusht dhé që e ka hedhur në drejtim të armiqve; dheu i ka prekur të gjithë ushtarët armiq, ua ka mbushur sytë dhe ka shkaktuar, si pasojë ikjen e tyre.[125]

Trungu i thatë i hurmës ku mbështetej më parë Profeti kur mbante hutbe, filloi të rënkojë me mall pasi u ngrit një minber për hutbe dhe ai mbeti larg Profetit.[126]

Siç shihte ç'kishte para, në të njëjtën kohë, Profeti mund të shihte edhe ç'kishte pas.[127]

Siç shihte ditën me dritë, Profeti shihte edhe natën në errësirë.[128]

Profetit nuk i dukej hija as kur ecte nën dritën e diellit, as kur ecte nën dritën e hënës.[129]

122 el-Kamer, 1-3; Buhari, *Menakib*, 27; *Menakibu'l-Ensar*, 38; *Tefsir*, 54/1; Muslim, *Munafikin*, 43, 47, 48; Ahmed, I, 377, 413.

123 Buhari, *Megazi*, 29; *Menakib*, 25; *Et'ime*, 6; Muslim, *Eshribe*, 141, 142; Tirmidhi, *Menakib*, 6; *Muvatta'*, Sifatu'n-Nebi, 19.

124 Buhari, *Menakib*, 25; *Shurut*, 15; *Xhihad*, 132; Muslim, *Fezail*, 6; Tirmidhi, *M -nakib*, 6.

125 Muslim, *Xhihad*, 81.

126 Buhari, *Menakib*, 25; Tirmidhi, *Xhum'a*, 10; *Menakib*, 6; Nesai, *Xhum'a*, 17; Ibni Maxhe, *Ikame*, 199; Darimi, *Mukaddime*, 6; *Salat*, 202; Ahmed, I, 249, 267, 315, 363.

127 Buhari, *Ezan*, 88.

128 Bejhaki, *Delailu'n-Nubuvve*, VI, 75.

129 Sujuti, *el-Hasaisu'l-kubra,* përkth. Naim Erdogan, Stamboll, 2003, f. 186.

## Mrekullia më e madhe: KUR'ANI I SHENJTE

Kur Hz. Muhammedi (s.a.s.) filloi t'ua shpallë njerëzve se ishte Resuli, i Dërguari i Allahut, dhe bashkëbisedues i vahjit ose revelacionit hyjnor të ardhur nga lartësia e Allahut, si dhe ta ftojë çdo njeri në Islam, politeistët mekas nisën kundër tij një opozitë e cila bëhej gjithmonë e më e ashpër. Ata thoshin se Allahu s'kishte zbritur asgjë[130], se Kur'ani ishte – Zoti na faltë – jo fjalë hyjnore, por fjalë njeriu, dhe se, sipas tyre, Muhammedi, domethënë, i Dërguari i Allahut (s.a.s.) e kishte sajuar vetë duke ia dedikuar Allahut[131]. Të Dërguarin e Allahut e akuzuan herë si paranojak[132], herë si poet[133], herë si magjistar, falltar ose orakull dhe herë si të magjepsur[134].

Atëherë, Zoti parashtroi se pretendimet e tyre ishin të shtrembra[135] dhe deklaroi se Kur'ani ishte zbritur me ndërmjetësinë e Xhebrailit nga ana e Zotit të botëve që kishte krijuar qiejt dhe tokën[136].

Kur mohuesit vunë re kontradiktat në pretendimet e tyre mbi Kur'anin dhe burimin e tij, filluan të kërkojnë rrugë të tjera. Me të dëgjuar se në Kur'an kishte rrëfime për popujt e vjetër, u përpoqën ta demaskojnë Hz. Muhammedin për gënjeshtar që i kishte sajuar ato, ndërsa rrëfimet, si mite dhe legjenda të popujve të vjetër që i ishin diktuar atij vetë[137]. Ata pretenduan se Hz. Muhammedit ia mësonte Kur'anin një i huaj. Zoti i hodhi poshtë këto pretendime duke ua kujtuar njerëzve se sa e palogjikshme ishte të pretendoje se një libër si Kur'ani i Shenjtë, i zbritur me një arabishte të kulluar, të mund të ishte diktuar nga dikush i cili s'e kishte arabishten gjuhën e nënës![138]

---

130 el-Mulk, 9.

131 el-Mu'minun, 38; el-Muddeththir, 24-25.

132 Në origjinal: (mecnun) mexhnun. Përkthyesi.

133 Në origjinal: (Shair) shair. Në atë kohë, edhe aftësia poetike trajtohej si par - nojë ose magjepsje, edhe poetët trajtoheshin si paranojakë ose "mexhnunë" domethënë, "të marrë, të magjepsur", prandaj politeistët e akuzonin Profetin si poet njëlloj si ta akuzonin për marrëzi, paranojë ose magjepsje. Përkthyesi.

134 Junus, 2; el-Hixhr, 6; el-Isra, 47; el-Furkan, 8; es-Saffat, 36; Sad, 4; ed-Duhan, 14; et-Tur, 29-30; el-Kalem, 51.

135 el-Hakka, 41-42; et-Tekvir, 25; esh-Shuara, 210-211.

136 el-Bakara, 97; esh-Shuara, 193-194; Taha, 4; esh-Shuara, 192; es-Sexhde, 2; el-Vakıa, 80.

137 el-Furkan, 4-5.

138 en-Nahl, 103, esh-Shuara, 210-212.

Të pakënaqur edhe vetë nga fjalët që thoshin mbi Hz. Muhammedin dhe Kur'anin, mohuesit, duke ndërruar vazhdimisht mendim[139], parashtruan pretendime të ndryshme që nuk e mbështetnin njëri-tjetrin!

Ja, pra, këtyre mohuesve u duheshin treguar disa mrekulli për të provuar se Kur'ani ishte me të vërtetë një libër i ardhur nga Allahu. Prandaj Zoti e bëri vetë Kur'anin një mrekulli në aspekte të ndryshme dhe, kështu, Kur'ani u bë provë dhe argument edhe i përmbajtjes së vet, edhe i drejtësisë dhe vërtetësisë së Profetit tonë.

Meqë i përkiste një pozite të lartë, me aspektet e tij të ndryshme, si elokuent, ligjvënës dhe informues i të fshehtës, Kur'ani i Shenjtë i la të paaftë njerëzit për të thënë një fjalë të ngjashme me të! Ja, pra, me këtë aspekt të tij, Kur'ani shpalos një specifikë mrekullore të shkëlqyer![140]

Duke parashtruar pretendime krejtësisht të pabazuara si pretendimi sipas të cilit Kur'ani ishte sajuar nga Profeti vetë, mohuesit s'bënë gjë tjetër veçse ta shtonin disfatën e vet. Në të vërtetë, ata ishin të vetëdijshëm shumë mirë se ky libër-mrekulli ishte mesazhi hyjnor i zbritur të Dërguarit të Allahut (s.a.s.). **Sepse ai Profet jetim dhe i paarsimuar nuk mori mësim nga njerëzit. Ai erdhi si interpretues i botës së fshehtë dhe mësues i shkollës së të Vërtetës për njerëzimin të cilit i shte dërguar për ta shpëtuar nga errësira e injorancës, padrejtësisë dhe dhunës!**

Mosha dyzetvjeçare e tij u bë njëra prej pikëkthesave më të mëdha për njerëzimin.

Ai jetoi dyzet vjet mes një shoqërie injorante. Shumica e gjërave të përsosura dhe të mrekullueshme që do të shtronte sheshit më pas ai, qenë ende gjëra të panjohura për popullin. Ai nuk njihej për burrë shteti, për predikues, për ligjërues e orator.

S'qe dëgjuar ndonjëherë të fliste për historinë e popujve të kaluar dhe të profetëve, për xhennetin dhe xhehennemin. Vetëm se njihej për një moral të lartë dhe për një mënyrë jetese të lartë të posaçme vetëm për personin e tij. Kurse kur qe kthyer nga shpella e **Hira**-s me një porosi hyjnore, ai kishte ndryshuar krejtësisht!

139 el-Enbija, 5; Suat Yıldırım, "Kur'ân" md., *Diyanet İslâm Ansiklopedisi,* XXVI, 393.

140 Muhammed Said Ramazan el-Buti, *Min Ravai'ı'l-Kur'an,* Bejrut 1996, f. 125.

Kur Hz. Muhammedi nisi kumtesën profetike, gjithë Arabia u frikësua e u turbullua. Kumtesa dhe oratoria e tij e mrekullueshme i mrekulloi dhe i bëri për vete njerëzit. Konkurset letrare e oratorike që zhvilloheshin gjer atëherë, u pezulluan në çast. Pasi Hz. Muhammedi nisi kumtesën profetike, asnjë poet nuk e vari në muret e Qabes vjershën e tij fituese siç qe bërë zakon gjer atëherë. Kështu, një traditë me fillimet e saj shumë shekuj më parë, u gropos në histori.

**Njeriu i paarsimuar**, që s'dinte shkrim e këndim, i cili kishte ardhur në botë mes një shoqërie injorante larg qytetërimit, jo vetëm i la të paaftë njerëzit e asaj periudhe me përmbajtjen prej diturish dhe urtësish që parashtroi, por edhe doli me një det mrekullie të paarritshme gjer në kiamet. Kjo është evidente edhe me faktin se, ndërsa Kur'ani prek shumë çështje të shkencave teorike e të natyrës, nga ngjarjet historike të së kaluarës, gjer te ngjarjet që kanë për të ndodhur në të ardhmen, qysh prej 1400 vjetësh asnjë zbulim nuk e ka vënë në diskutim atë. Mirëpo edhe sot, madje, enciklopeditë më të njohura të botës mbeten të detyruara që të nxjerrin herë pas here vëllime shtesë për ta korrigjuar dhe rinuar vetveten!

Hz. Muhammedi (s.a.s.) ia provoi praktikisht gjithë njerëzimit të vërtetën se ishte zëvendësi i Zotit mbi tokë!

Ai formoi rregullat më të përsosura të marrëdhënieve shoqërore, kulturore, ekonomike, administrative e ndërkombëtare, urtësia e të cilave mund të njihet vetëm pas studimeve të një jete të tërë të shkencëtarëve më të shquar dhe pas një eksperience shumë të gjerë mbi njeriun dhe materien. Eshtë jashtë çdo diskutimi se, sa më shumë që të zhvillohet njerëzimi nga pikëpamja e njohurive teorike dhe eksperiencës praktike, aq më mirë do të kuptohet dhe rroket **e Vërteta Muhammediane**!

### I. SFIDA[141] KUR'ANORE

Zoti e ka provuar mrekullinë e Kur'anit duke i sfiduar mohuesit, domethënë, duke i ftuar në ballafaqim.

Sfida e Kur'anit është realizuar në katër etapa me qëllim për të mos i hutuar mohuesit menjëherë, por për t'u dhënë afat që të mund t'i përdornin në mënyrë të mjaftueshme mundësitë dhe forcat e veta.

141 Në origjinal: tehaddí (arab.). Përkthyesi.

Kështu provohej dhe vërtetohej në mënyrë kategorike se ata nuk do të kishin mundësi për të sjellë (për të paraqitur në ballafaqim) një fjalë të ngjashme me Kur'anin.

1. Në etapën e parë është kërkuar nga politeistët që të sillnin një libër që t'i përngjante Kur'anit në tërësi:

**"**(O i Dërguar!) **Thuaju: "Po qe se jeni fjalëdrejtë, sillni nga Allahu një libër më të drejtë se këta të dy** (se librat e zbritur mua dhe Musait) **dhe unë ta ndjek atë!"** (el-Kasas, 49)

**"Thuaju: "Pa dyshim, edhe sikur të bashkohen njerëz e xhindë dhe t'i bëhen mbështetje njëri-tjetrit për ta parashtruar *një të ngjashmin e këtij Kur'ani*, nuk do të mund të bëjnë një të dytë si ky!"** (el-Isra, 88)

**"Nëse janë të drejtë, le të sjellin një fjalë që t'i ngjajë atij!"** (et-Tur, 34)

2. Pasi politeistët mbetën të paaftë për të sjellë (në ballafaqim) një libër të ngjashëm me Kur'anin, në etapën e dytë, duke e ngushtuar fushën e ballafaqimit, për rrjedhojë, duke ua lehtësuar punën mohuesve, iu kërkua të sjellin dhjetë sure të ngjashme me suret e Kur'anit. Në suren Hud të zbritur në Mekë, thuhet kështu:

**"A mos po thonë se e ka sajuar vetë atë** (Kur'anin)**? Thuaju: "Nëse jeni të drejtë, thirrni** (në ndihmë)**, veç Allahut, të gjithë ata që mund të thirrni, dhe sillni edhe ju *dhjetë sure* të sajuara si të tijat!"** (Hud, 13)

Por mohuesit nuk iu përgjigjën në një farë mënyre as kësaj ftese!

3. Në etapën e tretë u përforcua fakti se Kur'ani nuk ishte ndonjë fjalë e sajuar prej ndokujt, se nuk kishte dyshim që kishte ardhur nga Allahu i Lartë, Zoti i Botëve, dhe nga mohuesit u kërkua që të sillnin të ngjashmen e vetëm një sureje të Kur'anit:

**"Apo mos po thonë se atë e ka sajuar** (Muhammedi)**? Thuaju: "Nëse jeni të drejtë, thirrni, përveç Allahut, ata që keni mundësi dhe** (të gjithë së bashku) **sillni *një sure* të gjashme me suret e tij!"** (Junus, 38)

4. Pasi mohuesit nuk iu përgjigjën dot as kësaj sfide, në etapën e katërt, Kur'ani i ftoi ata të thoshin ndonjë fjalë qoftë edhe të ngjashme në mënyrë të pjesshme me të:

**"Po qe se krijoni ndonjë lloj dyshimi mbi ato që ia kemi zbritur robit tonë, eja dhe sillni *një sure të ngjashme*** *(në një aspekt çfarëdo)* **me**

**një nga suret e tij dhe, nëse jeni të drejtë në pretendimin tuaj, thirrni, përveç Allahut, edhe dëshmitarët** (ndihmëtarët) **tuaj!"**[142] (el-Bakara, 23)

Në fillim, politeistëve iu propozua të sillnin të ngjashmin e Kur'anit. Kurse në ajetin e fundit si më sipër, të zbritur si sfidë, prej tyre u kërkua të sillnin një fjalë pak a shumë të ngjashme me Kur'anin në një aspekt çfarëdo (pra, jo të bënin një imitim *të kushtëzuar në kufij të përcaktuar*, por *të përafërt*). (Draz, *en-Nebe'*, f. 84)

Kurse në ajetin kur'anor në vazhdim të sfidës[143], duke u paralajmëruar mohuesit se kurrë nuk do të mund të sjellin një fjalë të ngjashme me Kur'anin, është thënë se, prandaj, për ta do të ishte më e dobishme që të shpëtonin nga ndëshkimi hyjnor duke hequr dorë nga kundërshtimi dhe kundërvënia! Shprehja e përdorur në këtë ajet,: "**që kurrë nuk do të mund ta bëni dot"** shpreh një ndjenjë të tillë sigurie dhe vendosmërie kategorike, pra një konkluzion të formës së prerë që mund të jepet vetëm nga një person me dituri dhe fuqi të pakufizuar, të plotë e të patëmetë, domethënë, nga Allahu! Askush përveç Allahut nuk mund të japë një konkluzion të një niveli të tillë kategorik mbi një të ardhme të fshehtë për njeriun, domethënë, të papërcaktuar dhe të mbyllur, dhe nuk mund të përdorë shprehje të formës së prerë.

Mohuesit e dëgjuan këtë fjalë hyjnore e cila shpallte dobësinë e tyre, kjo fjalë u shtresua në zemrat e tyre, ua shtoi mjaft ambicjen, por ata nuk bënë dot gjë. Deklarata hyjnore u përhap në të gjitha anët dhe, kështu, u kuptua mirë fort se nuk do të mund të thuhej ndonjë fjalë e ngjashme me Kur'anin. Ky ajet bëri që dobësia e tyre të kalonte gojë më gojë, e barti dobësinë e tyre skaj më skaj, e konfirmoi dobësinë dhe paaftësinë e tyre dhe pothuajse ua vulosi gojën! (Râfi'î, *İ'xhâz*, f. 142)

Po qe se personat që u drejtoheshin këto ajete, do të kishin mundësi t'i përgjigjeshin Kur'anit, për shkak të ambicjes së skajshme për eleminimin e kauzës profetike të Hz. Muhammedit, do të kishin bërë çdo gjë që do t'u vinte për dore, do të kërkonin rrugët e realizimit të kësaj pavarësisht nga çmimi që do t'u duhej të paguanin! (Sâbûnî, *Maturîdiyye Akaidi*, f. 47, 113)

Mirëpo ata poetë të fuqishëm të cilët konkuronin ashpërsisht me njëri-tjetrin në panairet e letërsisë (poezisë), nuk e treguan dot guximin

142 Le të vihet re se çdo herë Zoti deklaron se ata (mohuesit) mund të kërkojnë dhe të marrin ndihmë nga të gjitha krijesat.

143 el-Bakara, 24.

për t'u bashkuar e për të thënë një fjalë të ngjashme me Kur'anin, për të bërë një imitim të tij! Ndërsa e pranuan me ndërgjegje se Kur'ani ishte i vërtetë, e kundërshtuan për egoizëm!

Meqë nuk i dhanë dot përgjigje kësaj sfide të Kur'anit që e shpallte dobësinë dhe paaftësinë e tyre, në vend të saj, pra, në vend të përgjigjes, politeistët adoptuan një qëndrim agresiv si përgënjeshtrimi, ndërsimi, fyerja dhe shpifja. Ata u muarën me një sërë shpifjesh të pabaza që nuk i përshtateshin të vërtetës, që shprehnin dobësinë dhe paaftësinë e tyre, veçanërisht që tregonin pavendosmërinë dhe vetantagonizmin e tyre, si:

**"kjo s'është veçse një magji e ardhur gojë pas goje"**[144],

**"një magji e zakonshme"**[145],

**"gënjeshtër e sajuar nga ai vetë"**[146],

**"përrallat e të parëve"**[147].

Dhe, më në fund, duke u shprehur si më poshtë, e nxorën plotësisht në shesh se, sado që të mohonin, në të vërtetë, përballë fuqisë hyjnore, ishin krejtësisht të dobët e të paaftë:

**"Mos e dëgjoni këtë Kur'an! Dhe, kur të këndohet, bëni zhurmë se, ndoshta, dilni fitues mbi të!"**[148]

Sfida e Kur'anit është konkluduar gjer në kohën tonë me disfatën dhe dobësinë e të gjithë mohuesve dhe heretikëve, nuk është sjellë dot ndonjë sure e ngjashme me suret e Kur'anit. Ashtu siç nuk ka ardhur ndonjë përgjigje për sfidën e Kur'anit që 1400 vjet e sot, s'ka për të ardhur as gjer në kiamet. Kështu, mrekullia verbale e Kur'anit do të vazhdojë të mbetet e tillë përjetësisht!

Eshtë jashtë çdo diskutimi se Kur'ani është një libër mrekullor i ardhur gjer në ditët tona pa humbur asgjë nga ndikueshmëria e tij. Me përparimin e zbulimeve shkencore, aspekti mrekullor i tij del në shesh në një mënyrë edhe më të hapur e më të qartë. Nga dita kur filloi të zbresë për herë të parë e gjer më sot, nuk ka dalë askush që të mund ta imitojë as edhe një sure të Kur'anit. Kurse ata që kanë dashur ta provojnë këtë, duke u turpëruar për faqe të zezë para gjithë njerëzimit, kanë

144 el-Muddeththir, 24.
145 el-Kamer, 2.
146 el-Furkan, 4.
147 el-En'am, 25; el-Enfal, 31, etj.
148 Fussilet, 26.

rënë në situatë jashtëzakonisht qesharake; gjërat që kanë shkruar, duke mos qenë më shumë se grumbuj përçartjesh që i bëjnë njerëzit dashje pa dashje për të qeshur, vetëm sa kanë nxjerrë në shesh kokëtrashësinë e tyre! Si përfundim, kanë ngarkuar mbi vete një turp që s'do t'u ndahet gjer në kiamet![149]

❁

Një aspekt tjetër i sfidës së Kur'anit është edhe ky:

Në krye të disa sureve ka disa shkronja të quajtura *"Hurûfi Mukattaa: shkronja të ndërprera, të vetmuara"*, si **Elif, Lâm, Mîm; Elif, Lâm, Râ; Hâ, Mîm; Jâ-sîn.** Një pjesë e këtyre përbëjnë ajete më vete të sures ku ndodhen. Ndërkaq, kuptimin e këtyre ajeteve që emërtohen edhe *muteshabih*[150], mund ta dijë vetëm Allahu i Lartë. Disa dijetarë kompetentë të kësaj specifike kanë bërë këto shpjegime lidhur me *hurufi mukattaa*:

1. Me anë të këtyre shkronjave, Allahu i Lartë e sfidon në këtë mënyrë botën e njerëzve dhe xhindve:

"Ja, prej këtyre shkronjave janë përbërë fjalët e Kur'anit që keni në dorë! Urdhëroni, nëse ju mjaftojnë forcat, edhe ju radhitini këto shkronja pranë e pranë dhe bëni një të ngjashmin e Kur'anit!.."

2. Këto shkronja janë një art letrar i zbatuar për të tërhequr vëmendjen si përgatitje për tematikën dhe çështjet që do të vijnë pas tyre, sepse, disa herë, fillimi i diskutimit në mënyrë të fshehtë, evazive ose të tërthortë dhe shpjegimi i çështjes pas një aludimi me plot të fshehta, zgjon më tepër interes.

3. Këto theksojnë faktin se mësimi (procesi i të mësuarit) fillon me shkronjat (me mësimin e shkronjave). Gjer atë ditë, arabët nuk e njihnin këndimin individual të shkronjave, pra, nuk e dinin se shkronjat mund të shqiptohen edhe më vete dhe se si mund të shqiptohen. Këtë gjë e ka treguar i pari Kur'ani i Shenjtë.

---

149 Shih. Bûtî, *Ravâi'*, f. 126, 129, 130; İsmâil Karaçam, *Sonsuz Mûcize Kur'ân*, İstanbul 1987, f. 159-175; Nasrullâh Hacımuftuglu, *Kur'ân'ın Belâêatı ve İ'câzı Uzerine*, Erzurum 2001, f. 58-62, 90.

150 **Muteshabih** (arab.) figurativ, metaforik. Janë ajete ose fjalë të Kur'anit me kuptim të mbuluar, që mund të marrin disa kuptime, tefsiri (komenti) i të cilëve është i vështirë. Kuptimi i tyre nuk mund të sqarohet saktë pa pasur ndonjë argument të jashtëm. Autori. Për sa i përket mënyrës së shprehjes, ajetet ose fjalët e Kur'anit ndahen në ajete ose fjalë *muhkem*, me kuptim të drejtpërdrejtë, dhe *muteshabih*, me kuptim të figurshëm. Përkthyesi.

Si konkluzion, *hurufi mukattaa* është një mrekulli e Kur'anit, e fshehta e së cilës i përket Zotit dhe para së cilës tërë njerëzimi mbetet i dobët e i paaftë.

## II. KUR'ANI ESHTE I PAPREKUR[151] NGA NDERHYRJA NJEREZORE

Kur'anit të Shenjtë nuk i është bërë asnjë ndërhyrje nga Hz. Muhammedi (s.a.s.). Në jetën e të Dërguarit të Allahut (s.a.s.) ka shumë ngjarje me rëndësi që e provojnë këtë specifikë. Le t'i prekim shkurt disa prej tyre:

### A. KUR'ANI ESHTE PRODUKT VAHJI OSE REVELACIONI HYJNOR[152]

Vahji është komunikimi me rrugë të fshehta dhe enigmatike njerëzve nga Allahu i Lartë me ndërmjetësimin e profetëve, i urdhrave dhe ndalimeve që tregojnë rrugën e orientuar e të drejtë. Meqë njerëzit me mendjen (arsyen) e tyre të kufizuar, janë të paaftë për t'i rrokur dhe kuptuar të vërtetat hyjnore e sublime, këto të vërteta u janë njoftuar profetëve nga ana e Allahut me mënyrën e vahjit. Sipas kësaj konsiderate, Kur'ani i Shenjtë është një përmbledhje mrekullish ku të vërtetat hyjnore e sublime shprehen në mënyrën më përfshirëse.

---

151 Në origjinal: munezzeh (arab.). Përkthyesi.

152 Fjala arabishte *vahj* që, përgjithësisht, do të thotë *komunikim (njoftim)* dhe *zbulim*, në Kur'an përdoret edhe me kuptime të tjera sipas rastit, si *sugjerim, frymëzim, pëshpëritje pas perdes* (pas kuintave si sufler). Kështu, fjala *vahj* përdoret për të treguar mënyrën e komunikimit edhe njeriut, edhe bletës. Por, ndërsa njeriut (profetit) të vetëdijshëm dhe të pajisur me atributin e fjalës që e ka edhe vetë Zoti, Zoti ia komunikon fjalët duke ia zbuluar nga fshehtësia hyjnore dhe duke ia zbritur nga një nivel i lartë ekzekutimi i pamundur për t'u perceptuar nga njeriu, në një nivel të ulët ekzekutimi (frekuence), të mundur për t'u perceptuar nga njeriu, për ç'shkak edhe në Kur'an, për mënyrën e komunikimit të Kur'anit për njeriun përdoret në shumicën e rasteve dhe posaçërisht jo fjala *vahj*, por *inzal* (zbritje), bletës ia komunikon "urdhrat" me rrugën e vahjit me kuptimin e *sugjerimit ose ndikimit* në sistemin kromozomal dhe instinktiv të saj. Në gjuhët perëndimore (anglisht), për fjalën *vahj* përdoret ekuivalenca *revelacion* (revelation) që do të thotë *zbulim, zbulesë* dhe, siç mund të jetë kuptuar nga shpjegimi i gjerkëtushëm, ekuivalenca *zbulim, zbulesë* përputhet plotësisht me konceptualitetin përkatës kur'anor. Përkthyesi.

Meqë gjatë ardhjes së vahjit, Hz. Muhammedi (s.a.s.) dilte nga gjendja e tij normale njerëzore dhe ngjitej në natyrën e disa lloj engjëjve, tek ai shfaqeshin një sërë dukurish të jashtëzakonshme:

Trupi i tij i bekuar rëndohej me të tepërt; për shembull, po të ndodhej mbi deve, ajo detyrohej të ulej, përndryshe, po të donte të qëndronte në këmbë, këmbët i shtrembëroheshin dhe dukej sikur do t'i thyheshin.

Zejd bin Thabit (r.a.) thotë:

"Po rrija pranë të Dërguarit të Allahut (s.a.s.). Në atë mes, tek i Dërguari i Allahut u shfaq gjendja e vahjit. Gjuri i tij ndodhej mbi gjurin tim. Vallahi, nuk pata ndjerë ndonjë gjë më të rëndë se gjuri i të Dërguarit të Allahut (s.a.s.) atë çast mbi gjurin tim! M'u duk sikur gjuri do të më shtypej!" (Ahmed, V, 190-191)

Kurse, disa herë, gjatë vahjit, i Dërguari i Allahut (s.a.s.) binte në ekstazë pa e humbur vetëdijen, nga brenda i dilnin zëra, përreth i dëgjohej një zhurmë e ngjashme me gumëzhimën e grenzave dhe i derdheshin djersë nga balli i bekuar edhe sikur të ishte një ditë e ftohtë!

Kanë dalë orientalistë dhe jomuslimanë që kanë dashur të krijojnë lidhje mes këtyre situatave të shfaqura te Profeti (s.a.s.), dhe sëmundjes së epilepsisë[153]. Kurse gjendjet e vëzhguara gjatë vahjit nuk kanë asnjë aspekt të ngjashëm me epilepsinë.

a) Pas krizës, epileptiku, duke ndjerë dhimbje dhe një lodhje të përgjithshme e të thellë, përpëlitet mes një vuajtjeje të rëndë dhe një gjendjeje shpirtërore të përmbysur. Për rrjedhojë, ai kurrë s'dëshiron që ta përjetojë përsëri një gjë të tillë. Mirëpo i Dërguari i Allahut (s.a.s.) jo vetëm nuk i përjetonte shqetësimet në fjalë, por, duke e konsideruar periudhën midis dy komunikimeve si ndërprerje, e priste me dëshirë të madhe ardhjen e vahjit tjetër dhe, kur i vinte, mbushej me një gëzim të papërshkrueshëm.

b) Këto situata të ngjara gjatë vahjit nuk dukeshin rregullisht, gjatë çdo ardhjeje të vahjit. Disa herë, gjatë ardhjes së vahjit, gjendja normale e Profetit vazhdonte të mbetej e tillë.

c) Siç njihet edhe nga mjekësia, personi që bie në krizën e epilepsisë, duke i humbur plotësisht aftësitë e mendimit, arsyetimit, percepti-

153 Në origjinal: sara. Përkthyesi.

mit dhe njohjes, domethënë, përgjithësisht, duke e humbur vetëdijen, nuk përcakton dot asgjë nga objektet dhe dukuritë e mjedisit, kurse, krejt ndryshe nga kjo, me anë të vahjit që merrte, Profeti (s.a.s.) i kumtonte njerëzimit ajetet kur'anore që përmbanin modelet më të përkryera të shumë specifikave, si e drejta juridike, moral-etika, adhurimi, paralajmërimi, rrëfimi, etj.

Atëherë, duhet menduar mirë: A mund të jetë vepër e një epileptiku Fjala e cila e lë të paaftë botën e njerëzve dhe xhindve për të parashtruar të ngjashmen e një sureje më të vogël të saj, madje?

d) Ndërsa epileptiku ka dridhje të forta, fakti që kjo nuk vëzhgohet gjatë vahjit, tregon se ç'pretendim i kotë është akuza që bëhet.

e) Veç kësaj, fakti që gjatë krizës epileptiku nxjerr nga goja fjalë pa kuptim, kurse një gjendje e tillë tek Profeti nuk është vëzhguar asnjëherë dhe se Kur'ani i sjellë prej tij e ka lënë tërë njerëzimin të dobët e të paaftë përballë tij, është njëri prej argumenteve që i hedh poshtë pretendimet e kundërshtarëve.

f) Krahas kësaj, është shpjeguar dhe deklaruar nga ana mjekësore se asnjë trup nuk do të mund t'i përballonte konvulsionet e epilepsisë për një kohë aq të gjatë gjersa të mundësohej zbritja e mbi gjashtë mijë ajeteve.

Kështu, në vitin 1848, ashtu si një sërë çështjesh gjyqësore ekspertize, një prift, duke iu drejtuar Akademisë Mjekësore Kombëtare Franceze, ka kërkuar një raport ekspertize me konkluzionin se dukuria e revelacionit tek Hz. Muhammedi (s.a.s.) nuk ka qenë revelacion, por krizë epilepsie. Por shkencëtarët e asaj dite të Akademisë Mjekësore Kombëtare Franceze, në përfundim të shqyrtimeve dhe studimeve të gjata, duke u treguar objektivë e të matur, dhanë një raport të mbështetur në argumente shkencore se gjendja e tij s'ka qenë krizë epilepsie, se ishte e pamundur që ndonjë trup të përballonte pasojat e konvulsioneve epileptike për një kohë aq të gjatë sa do të duhej për zbritjen e mbi gjashtë mijë ajeteve dhe, kështu, e hodhën poshtë çështjen e ngritur nga prifti.[154]

154 Për hollësi të ngjarjes mund të shihet vepra e përkthyer nga Prof. Dr. Feridun Nafiz Uzlluk dhe e botuar me titullin "Rapor". Kjo vepër është botuar në vitin 1996 në Stamboll nga Shtëpia Botuese "Sebil".

Eshtë një e vërtetë e njohur se jo mes epileptikëve, por mes shkencëtarëve më të mëdhenj të botës, filozofëve, psikologëve, pedagogëve dhe sociologëve, madje, nuk ka as edhe një person i cili të ketë ngritur një sistem të tillë të përkryer që të sundojë në gjithësi gjer në kiamet dhe që, duke ia plotësuar nevojat tërë njerëzimit, t'i japë mundësi atij të jetojë në paqe e qetësi!

Të gjitha këto pretendime të qëllimshme janë rezultat i pamundësisë për ta njohur të vërtetën e të Dërguarit të Allahut (s.a.s.) dhe s'kanë asnjë aspekt logjik!

Vahji ose revelacioni hyjnor është krejtësisht një eveniment hyjnor, jashtë dhe përtej evenimenteve (gjendjeve, qëndrimeve dhe sjelljeve) njerëzore. Vahji apo revelacioni hyjnor është një dukuri hyjnore absolutisht e pamundur për t'u imituar ose përsëritur artificialisht!

❀

Në fillimet e vahjit ose revelacionit hyjnor, Profeti (s.a.s.) i përsëriste me ngut ajetet e zbritura nga frika se mos i harronte, dhe i lëvizte buzët. Po qe se Kur'ani do të buronte nga vetë qenia e tij, a do të ndjente nevojë për një veprim të tillë? Me anë ajetesh, Allahu i Lartë e ndaloi atë nga ky qëndrim dhe nga këto veprime duke e marrë përsipër vetë garantimin e mbrojtjes së vahjit:

**"**(O i Dërguar!) **Mos e lëviz gjuhën për ta marrë shpejt e shpejt atë** (vahjin)**! Pa dyshim, na takon Neve ta përmbledhim atë** (ta shtresojmë në zemrën tënde) **dhe të ta lexojmë! Atëherë, pra, kur të ta lexojmë, ti ndiqe leximin e tij dhe pastaj të mos kesh dyshim se edhe shpjegimi i tij na takon Neve!"** (el-Kijame, 16-19)

**"**(O i Dërguar!) **Mos u përpiq ta lexosh me ngut Kur'anin pa mbaruar komunikimi i tij për ty! Por thuaj: "O Zot, ma shto diturinë!"** (Taha, 114)

Këto ajete janë argumente se Kur'ani s'ka dalë prej Profetit, por ka ardhur nga një burim hyjnor.

❀

Një argument tjetër që tregon se vahji Kur'ani është komunikim hyjnor se në ajete, personi që vazhdimisht flet në vetë të parë është Allahu i Lartë. Zoti ynë i Lartë e mban vazhdimisht në dorë fjalën si person i cili flet, urdhëron, ndalon, ia mëson të Dërguarit të vet se ç'duhet të

thotë, do, ndëshkon, është i kënaqur apo i pakënaqur. Edhe shprehjet ose urdhrat e formës «قُلْ: **Thuaj**» ve «قُولُوا: **Thuani**» që përsëriten me qindra herë në Kur'anin e Shenjtë, janë nga shfaqjet më të hapura të kësaj të vërtete!

Përveç këtyre, janë mijëra urdhra që bëjnë të ditura specifikat, kryerjen e të cilave Zoti e kërkon nga robtë e vet. Madje, po të shihet me vëmendje, ajeti i parë i Kur'anit fillon me urdhër. Kështu, qysh në krye të punës, Zoti i drejtohet dhe i flet bashkëbiseduesit si krijesa e tij dhe e bën ta ndjejë se krijuesi i çdo gjëje është ai vetë, për pasojë, se Zoti i vetëm i denjë për ta adhuruar është, gjithashtu, po ai vetë!

Ky stil shprehjeje urdhërues i Kur'anit e provon edhe një herë tjetër se **vahji nuk është një eveniment i lindur nga vetja e tij, i formuar brenda tij, por një eveniment i zbritur në zemrën e tij nga jashtë me anë të shfaqjeve hyjnore**. Ai nuk ka lidhje me rrugë të jashtëvetëdijshme që përdorin zgjuarsinë dhe parandjenjën. Po kështu, nuk u përshtatet as dimensioneve ndjesore të jashtme që nxjerrin në shesh aspektet e paditura të së panjohurës me anë të argumenteve logjike dhe të mendimeve (ideve) të maturuara me kalimin e kohës. Në evenimentin e vahjit ose revelacionit hyjnor është një person që flet në vetë të parë, që urdhëron dhe jep, si dhe një person i vetës së dytë, domethënë, bashkëbiseduesi i tij, i cili i merr urdhrat dhe i zbaton.

Profeti (s.a.s.) e përkufizon në këtë mënyrë zbritjen e vahjit në zemrën e tij:

*"Disa herë vahji më vjen me një zë që i përngjet zhurmës së rraketakes. Kjo është mënyra më e rëndë për mua. Ai largohet pasi unë ta kem rrokur dhe kuptuar se ç'ka thënë. Kurse disa herë të tjera, engjëlli më shfaqet në trajtë njeriu dhe ashtu bisedon me mua. Edhe unë e kuptoj mirë se ç'thotë!"* (Buhari, *Bed'u'l-vahj*, 1/6)

I Dërguari i Allahut (s.a.s.) shprehet se, në të dy situatat është jashtëzakonisht i vëmendshëm për ta kuptuar mirë vahjin që i vjen. Gjithashtu, pohon se, pavarësisht nëse vahji që vjen, është për të i rëndë apo i lehtë, gjatë asaj kohe është plotësisht i vetëdijshëm, vahjin e komunikuar e merr në gjendje plotësisht të zgjuar dhe e kupton plotësisht. Në sajë të kësaj vetëdijeje të fuqishme, i Dërguari i Allahut (s.a.s.) kurrë nuk i ka ngatërruar me njëri-tjetrin personalitetin e vet njerëzor që merr urdhra, nga njëra anë, dhe Krijuesin e lartë dhe urdhërues që dërgon vahjin, nga ana tjetër. Profeti (s.a.s.) ka qenë gjithmonë i vetëdijshëm për faktin se, para Allahut, ai është vazhdimisht një njeri i dobët dhe ka

parapëlqyer të jetojë si një rob i thjeshtë e modest.[155] Dhe në lutjet e tij i është përgjëruar shpesh dhe herë pas here Zotit:

*"Allahu im, që i kthen zemrat nga një gjendje në tjetrën, mbama fort e të palëkundur zemrën në fenë tënde!"* (Tirmidhi, *Kader*, 7/2140, *Deavat* 90, 124; Ahmed, IV, 182, VI, 91, 251, 315)

Personi që këndon ajetet e Kur'anit që e përshkruajnë Profetin para Allahut si një rob i cili kërkon ndihmë prej tij, i cili i kërkon Zotit ta orientojë në rrugë të drejtë dhe ta falë, i cili kapet me të gjitha forcat pas asaj çka i urdhërohet dhe i cili disa herë i nënshtrohet paralajmërimit të ashpër, e dallon menjëherë ndryshimin e pafund mes atributeve, personave dhe stileve të shprehjes të Krijuesit dhe krijesës. Qëndrimi i Profetit i përshkruar në Kur'an është qëndrimi i një robi të bindur i cili, kur ndodh kundërshtim ndaj urdhrave të Zotit, ka frikë prej ndëshkimit të Tij, që u nënshtrohet urdhrave dhe lutet për mëshirë, si dhe që shpall se nga Libri i Allahut është e pamundur të ndryshohet qoftë edhe një shkronjë e vetme![156] Në Kur'an sqarohet haptazi se Hz. Muhammedi është njeri si të gjithë njerëzit e tjerë, se është i ngarkuar vetëm me përgjegjësinë për kumtim, se nuk i zotëron thesaret e Allahut dhe se s'e njeh të fshehtën. Profeti kurrë nuk ka pretenduar se zotëron ndonjë atribut sundimi që i kapërcen kufijtë e njeriut dhe krijimit![157]

Në ajetin kur'anor thuhet kështu:

**"Thuaju: "Unë nuk jam i pari i profetëve dhe as nuk e di se ç'do të ndodhë me ju! Unë vetëm i nënshtrohem asaj që më komunikohet mua. Unë jam vetëm një paralajmërues i hapur!"** (el-Ahkaf, 9)

Xhebraili (a.s.) ka shkuar te Profeti në trajtë njeriu dhe e ka pyetur:

"Kur do të shpërthejë kiameti?"

*"Ai të cilit i bëhet pyetja, nuk di për këtë gjë më shumë se ai që pyet!"* – I ka thënë i Dërguari i Allahut (s.a.s.). (Muslim, *Iman*, 1, 5; Buhari, *Iman*, 37)

Osman bin Maz'uni (r.a.) vdiq në Medinë në shtëpinë e një gruaje të quajtur Ummul Ala. Gjatë përgatitjeve për varrim, gruaja tha:

"O Osman, dëshmoj se, në këtë çast, Allahu i Lartë është duke të shpërblyer!"

155 Shih. Ahmed, II, 231; Hejthemi, IX, 18, 20, 21.
156 Shih. Junus, 15-16.
157 Shih. el-Kehf, 110; el-A'raf, 118; el-En'am, 50.

I Dërguari i Allahut ndërhyri dhe e pyeti gruan:

*"Ku e di ti se Allahu po e shpërblen atë?"*

"Vallahi, nuk e di!" – Pohoi gruaja. Atëherë, i Dërguari i Allahut (s.a.s.) tha kështu:

*"Pa shihni këtu! Osmani vdiq. Unë vetë* ***shpresoj mirësi nga Allahu për të****! Por unë, megjithëse jam profet, nuk e di se ç'do të ndodhë me mua dhe me ju!"* (Buhari, *Tabir*, 27)

Shohim se Hz. Muhammedi (s.a.s.) përjetonte vazhdimisht një gjendje lutjeje mes ndjenjave të dobësisë dhe nënshtrimit ndaj Zotit. Mirëpo e dimë se personi i cili kërkon t'i forcojë shprehjet e tij, flet në mënyrë të prerë e me vetësiguri. Nga kjo kuptohet se është jashtë mendjes dhe logjikës që Hz. Muhammedi (s.a.s.) i cili deklaron hapur se nuk e njeh të fshehtën, ta ketë shkruar nga vetja Kur'anin i cili përmban informacione të panumërta nga e fshehta!

I Dërguari i Allahut (s.a.s.) i dallonte haptazi me vetëdije të plotë vahjin që i zbriste atij, nga hadithet (porositë) që i thoshte me frymëzimin e marrë nga Allahu. Prandaj pati ndodhur që, në ditët e para kur filloi të zbriste vahji, i Dërguari i Allahut e ndaloi shkrimin e ndonjë fjale tjetër veç Kur'anit.[158] Sapo të zbrisnin një apo disa ajete, Profeti (s.a.s.) e thërriste menjëherë njërin nga shkruesit e vahjit dhe e vinte t'i shkruante ajetin apo ajetet e zbritur.[159] Edhe shumë prova dhe argumente të tjera të ngjashme me këtë e parashtrojnë sheshit se vahji ose revelacioni hyjnor ishte krejtësisht i pavarur nga gjendjet shpirtërore dhe psikologjike të Hz. Muhammedit.[160]

Stili shprehës i Kur'anit është shumë i ndryshëm nga stili shprehës i të Dërguarit të Allahut (s.a.s.) në hadithet profetike.[161] Po qe se Kur'ani do të ishte fjalë e Profetit (s.a.s.), duhej t'u ngjante në çdo aspekt ha-

158 Muslim, *Zuhd*, 72.

159 Shih. Ebu Davud, *Salat*, 120-121/786; Tirmidhi, *Tefsir*, 9/3086; Ahmed, IV, 218; Ali el-Muttaki, *Kenz*, II, 16/2960.

160 Subhi Sâlih, *Mebâhith*, f. 27-33.

161 Si në të gjithë veprën, ashtu edhe në këtë pjesë, bëhet theksimi i cilësimit "h - dithe profetike" (në origjinal: hadisi Sherif), sepse hadithet janë dy llojesh: profetike (sherif, të nderuara) dhe hyjnore (kudsí). Me këtë rast, duhet qartësuar se hadithet hyjnore i janë komunikuar Profetit me rrugën e frymëzimit, prandaj ato dallohen nga hadithet profetike vetëm si ide, sepse janë ide hyjnore, kurse nga ana verbale, ato janë, gjithashtu, fjalë e Profetit, pra, ide hyjnore të shprehura nga Profeti me fjalët e veta, prandaj dhe nuk kanë të njëjtën vlerë me Kur'anin. Përkthyesi.

ditheve të tij, ndërsa një ngjashmëri e tillë s'është as e pranishme, as e mundshme. Sepse dallimi mes fjalës hyjnore dhe fjalës njerëzore është shprehur nga Profeti (s.a.s.) sa *"dallimi mes Krijuesit dhe krijesës"*.[162]

Megjithëse hadithet profetike të Hz. Muhammedit (s.a.s.) ndodhen, për nga cilësia, në pikën më të lartë të fjalës njerëzore, nuk mund të krahasohen me fjalën hyjnore për sa i përket retorikës dhe elokuencës.

Siç shprehet Sheh Abdulaziz ed-Debbag në veprën e tij me titull *el-Ibriz*,

"Kur'ani, hadithi i shenjtë dhe hadithi profetik, që të tre, kanë një nur (bukuri sublime-Përkth.) të posaçme të vetën. Kurse në fjalët njerëzore të zakonshme nuk ka ndonjë nur (bukuri sublime). Ashtu siç ndodh që nga goja e njeriut të dalë avull dimrit në mot të ftohtë kur merr frymë, ashtu dhe ndodh që, kur këndohet Kur'an dhe hadith, del nur (bukuri sublime), ndërkaq, e posaçme për secilin, gjë që, për pasojë, i bën të dallohen nga njëri-tjetri!

Fjala e Allahut nuk është e fshehtë dhe e mbyllur. Çdo njeri me mend në kokë, po qe se në fillim vë vesh dhe dëgjon Kur'an dhe, pastaj, i vë veshin një fjale tjetër, e kupton me lehtësi dallimin mes tyre. Mund të them se sahabet bujarë qenë më të mençurit e njerëzve. Ata e braktisën fenë e etërve të tyre vetëm pasi e panë dhe e njohën hapur fjalën e Zotit. Po qe se të Dërguarit të Allahut (s.a.s.) do t'i ishin zbritur jo Kur'ani, por fjalë të ngjashme me hadithet e shenjta (kudsi), askush s'kishte për ta besuar. Por qe Kur'ani i Shenjtë, fjala e Zotit tonë, Allahut të Lartë, ajo që i bëri ata t'i nënshtroheshin Atij." (Ahmed bin Mubarek, *el-Ibriz*, Bejrut 2004, f. 58-61)

Vetëm t'i mendosh, t'i konstatosh dhe t'i përcaktosh këto, madje, është e mjaftueshme për ta kuptuar se Kur'anit nuk i është bërë ndërhyrje njerëzore, por se ka ardhur nga Allahu!

## B. VONIMI I VAHJIT OSE REVELACIONIT HYJNOR

Në periudhën e ndërprerjes që ndodhi në fillim të profetësisë, si dhe për shkak të ngjarjeve të ndryshme të mëvonshme, i Dërguari i Allahut (s.a.s.) e pati dëshiruar fort ardhjen e vahjit ose revelacionit hyjnor. Por Xhebraili (a.s.) nuk vepronte sipas dëshirës së tij, ai e sillte vahjin atëherë kur ta urdhëronte Allahu.

162 Tirmidhi, *Fedailu'l-Kur'an*, 25/2926; Darimi, *Fedailu'l-Kur'an*, 6.

Ndërkaq, Profeti (s.a.s.) e dëshironte ardhjen e vahjit për ta lehtësuar dhe qetësuar zemrën si gjatë luftës së ashpër me politeistët, ashtu dhe duke i ftuar në Islam njerëzit e librit[163] kryeneçë.[164] Por vahji zbriste kur ta vendoste dhe në masën që ta dëshironte Allahu. Përballë kësaj gjendjeje, Profeti pati mbetur vetëm si bashkëbisedues pa të drejtë fjale. Dhe as që pati patur ndonjëherë të drejtën dhe mendimin për të mos e kumtuar vahjin. Me ajetin në vijim, Allahu i Lartë pati parashtruar ndjeshmërinë e tij në këtë specifikë:

**"Ai** (Profeti) **nuk është i shtrënguar dhe ziliqar për të fshehtën** (vahjin)**."** (et-Tekvir, 24)

Rivajeti (rrëfimi) i Ibni Abbasit (r.a.) mbi këtë çështje është një shembull i bukur:

I Dërguari i Allahut (s.a.s.) e pati pyetur Hz. Xhebrailin:

*"Pse nuk vjen më shpesh te unë?"*

Pas kësaj, zbriti ajeti:

**"Ne zbresim vetëm me urdhër të Zotit. Çdo gjë që na ndodhet para, pas dhe mes tyre, i përkasin Atij. Zoti yt s'ka të bëjë me harresën!"[165]** (Buhari, *Tefsir*, 19/2; *Bed'u'l-Halk* 6; *Tevhid* 28; Tirmidhi, *Tefsir*, 19/3157; Kurtubi, XI, 128-129)

❀

Disa herë ndodhnin ngjarje të tilla që, megjithëse Profeti (s.a.s.) ishte i detyruar të përgjigjej aty për aty, ardhja e vahjit shtyhej. Për shembull, politeistët Kurejshë i dërguan Nadr bin Harithin dhe Ukbe bin Ebi Muajtin si përfaqësues te rabinët çifutë që ndodheshin në Medinë, me këtë porosi:

"Pyetini rabinët çifutë për Muhammedin, tregojuani vetitë e tij dhe përcilluani thëniet e tij. Ata janë zotëruesit e librave të mëparshëm. Lajmet mbi profetët që s'i kemi ne, i kanë ata."

Rabinët çifutë u dhanë të ardhurve këto ide:

---

163 Në origjinal: ehli kitab, çifutët dhe krishterët. Përkthyesi.

164 Profeti ynë (s.a.s.) gëzohej shumë nga zbritja e vahjit jo vetëm në kohët e vështira, por në çdo kohë. Ai gëzohej që kishte dhe bënte lidhje me Zotin. (Shih. Buhari, *Tefsir*, 19/2; Tirmidhi, *Tefsir*, 19/3157; Zerkani, *Menâhil,* I, 53) Madje, edhe sahabet ndjenin gëzim të madh kur vinte vahji. (Muslim, *Fedailu's-Sahabe*, 103).

165 Merjem, 64.

"Pyeteni atë (Muhammedin) për këto tri gjëra që do t'jua themi juve tani. Po qe se i di, do të thotë se është profet i dërguar nga Zoti. Po të mos i dijë, është mashtrues dhe gjërat që thotë, i sajon vetë. Atëherë, mund të bëni ç'të doni me të!

Më parë pyeteni mbi të rinjtë (shokët e shpellës) që patën jetuar në kohët e vjetra. Për ta ka të dhëna me të vërtetë të veçanta e të çuditshme. Pastaj pyeteni mbi personin (Dhulkarnejin) që ka shëtitur botën, që ka pushtuar lindjen dhe perëndimin. Pyeteni edhe për shpirtin."

Kurejshët shkuan te Profeti dhe ia bënë ato tri pyetje. Ndërkaq, i Dërguari i Allahut (s.a.s.), duke harruar të thotë "inshaallah, në dashtë Allahu", u tha atyre:

*"Nesër do t'ju përgjigjem për këto që më pyetët!"*

Dhe Kurejshët u larguan. I Dërguari i Allahut (s.a.s.) priti 15 ditë (sipas një rivajeti, 40 ditë), por, ndërkaq, Allahu i Lartë nuk i dërgoi vahj mbi këto çështje, as Xhebraili nuk i shkoi. Më në fund, mekasit filluan ta përflasin:

"Muhammedi na premtoi se do të na përgjigjej të nesërmen. Sot u mbushën 15 ditë që atëherë, kurse ai nuk na ka dhënë asnjë përgjigje për pyetjet që ia bëmë!"

Mosardhja e vahjit sigurisht që e hidhëroi shumë Profetin, kurse përfoljet e mekasve i erdhën shumë rëndë. Më në fund, kur Xhebraili (a.s.) i shkoi, Profeti (s.a.s.) i tha:

*"O Xhebrail, aq shumë u vonove, saqë mendova keq për ty (se s'do të vije më), por, në të njëjtën kohë, edhe më mori malli për ty!"*

Xhebraili (a.s.) i tha:

"Mua më mori malli më shumë për ty, por unë jam një nëpunës i ngarkuar me detyrë; po të dërgohem, zbres, po të mos dërgohem, nuk vij dot!"

Xhebraili (a.s.) kishte sjellë nga Allahu suren Kehf. Në këtë sure kishte të dhëna mbi Shokët e Shpellës[166] dhe Dhulkarnejin (a.s.) për të cilët kishin pyetur mohuesit. Veç kësaj, në atë mes zbriti edhe ajeti:

166 Në origjinal: As'habi Kehf. Përkthyesi.

**"Të pyesin ty për shpirtin. Thuaju: "Shpirti është nën urdhrin e Zotit tim dhe juve ju është dhënë shumë pak gjë nga dituria për të!"** (el-Isra, 85) (Shih. Taberi, XV, 238-239, [el-Isra, 85]; Razi, XXI, 204, [Merjem, 64])

❀

Në të njëjtën mënyrë, edhe në çështjen e ndryshimit të kibles (drejtimit të faljes) nga Jeruzalemi, në Qabe[167], vahji i zbriti Profetit kur deshi Allahu. Për ta shprehur këtë dëshirë, Profeti i kthente vazhdimisht sytë nga qielli. Qabja ishte kiblja (orientimi) e Ibrahimit (a.s.), gjë që i nxiste më shumë arabët për të besuar, sepse arabët krenoheshin me Qaben, e vizitonin dhe e bënin tavaf atë. Në të njëjtën kohë, duke u kthyer në drejtim të Qabes, muslimanët do të shpëtonin nga përngjasimi me çifutët.[168]

Por vetëm pas një pritjeje prej gjashtëmbëdhjetë-shtatëmbëdhjetë muajsh, mbështetur mbi shumë urtësi, kiblja u kthye në drejtim të Qabes. Zoti urdhëroi kështu:

"(O i Dërguar!) **Ne e shohim se si ti e kthen vazhdimisht fytyrën drejt qiellit** (pret lajm nga qielli)**.** (Por mos u shqetëso se) **Sigurisht, Ne do të të kthejmë ty drejt një kibleje që do të të pëlqejë!** (Pra, këtej e tutje) **Ktheje fytyrën në drejtim të Faltores së Paprekshme! Kudo që të ndodheni, në atë anë kthejini fytyrat!"** (el-Bakara, 144) (Buhari, *Iman*, 30; *Tefsir*, 2/12, 18; *Salat*, 31; Muslim, *Mesaxhid*, 11; Nesai, *Kible*, 1, *Salat*, 22; Ibni Sa'd, I, 241-242)

❀

Në ditët kur Hz. Aishesë (r.anha) iu hodh shpifje (ngjarja e shpifjes ndaj nderit), me gjithë pritjen e shqetësuar prej afro një muaji dhe megjithëse ndjehej nevojë e ngutshme dhe e fuqishme për një deklaratë ndriçuese të ngjarjes, vahji erdhi, si gjithmonë, vetëm në kohën kur dëshiroi Allahu.

Në kthim nga fushata Mustalik, hipokritët shpifën kundër Hz. Aishesë për çështje nderi. Thashethemet mbi këtë çështje, duke u përhapur si rrebesh përmbytës, e rënduan shumë situatën shpirtërore. Atëherë, i Dërguari i Allahut (s.a.s.) përjetonte kohët më të shqetësuara të jetës së vet. Ishte hedhur shpifje mbi nderin dhe virtytet e familjes! Ai donte të shpëtonte një çast e më parë nga ajo gjendje, vetëm se, meqë vahji varej nga vullneti i Allahut, nuk erdhi kur deshte Profeti. Edhe sahabet u vunë para një prove të rëndë.

167 Në origjinal: Mesxhidi Haram, Faltorja e Paprekshme, Qabja. Përkthyesi.
168 Ebu's-Suud, I, 174. (el-Bakara, 144).

Kurse Profeti (s.a.s.) nuk mund të bënte asgjë tjetër veçse t'u thoshte me drojë dhe maturi:

*"Unë nuk jam dëshmitar veçse për mirë për të!"*

Ndërkaq, pasi e shqyrtoi dhe analizoi çështjen dhe pasi bëri këshillimet e duhura me sahabet, Profeti i tha Hz. Aishesë:

*"Shih këtu, Aishe! Për ty kam dëgjuar një fjalë të tillë! Po qe se je e pafajshme, Allahu do të të nxjerrë të pastër, përndryshe, po qe se je shtyrë në mëkat, kërkoji falje Allahut!"*

Kjo është një shprehje e një njeriu i cili s'e njeh të fshehtën, i cili do ta dijë vetëm kur ta bëjë të ditur Allahu i Lartë. Më në fund, pas një muaji, zbritën ajetet 11-26 të sures Nur e cila i shpërndante plotësisht dyshimet mbi këtë çështje duke i parashtruar të vërtetat, dhe doli në shesh pafajësia e nënës sonë, Hz. Aishe![169]

Po qe se i Dërguari i Allahut (s.a.s.) do të bënte ndërhyrje në Kur'anin e Shenjtë, pa pritur fare, duke ia dedikuar fjalët e veta vahjit, mund të bënte veprime sipas ndjenjave të veta. Mirëpo të gjitha dukuritë dhe ngjarjet që ndodhin në gjithësi, ndodhin sipas një ecurie të nënshtruar vullnetit hyjnor. Edhe rënia e një gjetheje në vjeshtë, madje, varet nga vullneti hyjnor! Në të kundërt, në gjithësi do të shfaqej anarkia. Edhe të gjitha aktet e profetëve kanë qenë me vullnetin e Allahut. Në ajetin kur'anor thuhet:

**"Ai nuk flet sipas dëshirës së vet! Ato** (fjalët e tij) **nuk janë gjë tjetër veçse ajo që i komunikohet!"** (en-Nexhm, 3-4)

Eshtë e pamundur të thuhet që në librat e dërguar profetëve, të jetë bërë ndonjë ndërhyrje njerëzore në të gjallë të tyre. Të gjitha ndërhyrjet njerëzore në të gjithë librat hyjnorë të korrigjuar, si Tevrati dhe Ungjilli, kanë ndodhur pas vdekjes së profetëve të tyre.

Ndërkaq, Zoti nuk ka dhënë garanci për asnjë libër tjetër veç Kur'anit. Vetëm për Kur'anin e Shenjtë është shprehur si në vijim, për rrjedhojë, duke e marrë nën garanci gjer në kiamet, e ka mbrojtur nga ndërhyrja njerëzore:

**"Ne e kemi zbritur Kur'anin dhe, sigurisht, Ne jemi garant për të!"** (el-Hixhr, 9)

169 Shih. en-Nur, 11-21; Buhari, *Shehadat*, 15, 30; *Hibe* 15; *Xhihad*, 64; *Megazi*, 11, 34; *Tefsir*, 12/3; 24/6, 11; *Ejman* 18; *I'tisan* 28; *Tevhid* 35, 52; Muslim, *Tevbe* 56.

Allahu i Lartë e ka deklaruar në këtë mënyrë se Kur'anit të Shenjtë nuk i është bërë asnjë ndërhyrje njerëzore:

**"Po qe se ai** (Profeti) **do të sajonte disa fjalë duke shpifur për Ne, sigurisht që do t'ia kishim marrë dorën e djathtë** (fuqinë dhe forcën)**, pastaj do t'ia kishim prerë damarin e qafës dhe askush prej jush s'do të mund t'i bëhej pengesë kësaj!"** (el-Hakka, 44-47)

Ndërsa ishte njeri, Profeti ynë kishte mbështetjen hyjnore. Si rrjedhojë, ai e pati kryer në mënyrën më të mirë detyrën e profetësisë. Ajeti i mësipërm tregon se i Dërguari i Allahut (s.a.s.) e pati kumtuar Kur'anin plotësisht, me bindje dhe nënshtrim ndaj vullnetit hyjnor, pa bërë as lëshimin më të vogël përballë të gjitha shqetësimeve dhe pengesave që iu desh të përballonte!

## C. AJETET QORTUESE [170]

Disa herë, vahji vinte në një mënyrë që s'e dëshironte i Dërguari i Allahut. Disa herë, Kur'ani bënte të ditur se pikëpamja e tij ishte e gabuar. Dhe, disa herë, Kur'ani urdhëronte diçka ndaj së cilës Profeti s'prirej dhe, edhe sikur pak të vonohej Profeti në zbatimin e urdhrit, vinte një qortim i rëndë.

Megjithëse Profeti (s.a.s.) e dinte me anë të vahjit se gruaja e Zejd bin Harithesë, Zejneb binti Xhahsh, të cilën Profeti e kishte vajzë halle, do të bëhej më vonë gruaja e vet, e fshehu këtë nga njerëzit nga frika e keqkuptimit dhe, atëherë, zbriti ajeti si në vijim, i cili ia bënte të ditur se fshehja e vullnetit hyjnor ishte veprim i gabuar dhe e urdhëronte ta shpallte[171]:

"(O i Dërguar!) **Ti i thoshe personit që ta pati dhënë Allahu si dhunti, që edhe ti i pate bërë të mira: "Mbaje gruan dhe ki frikë Allahun!" Duke u druajtur prej njerëzve, ti e fshihje përbrenda atë që donte Allahu ta shpallte. Në të vërtetë, Allahu është i denjë për t'u druajtur e për t'u frikësuar prej Tij! Pasi Zejdi i preu marrëdhëniet me atë grua, Ne ta lidhëm me kurorë ty me qëllim që, kur bijtë e adoptuar t'i presin marrëdhëniet me gratë, besimtarët të mos ta kenë vështirë të martohen me to** (në qoftë se do të duan të martohen)[172]**. Urdhri i Allahut është zbatuar!"** (el-Ahzab, 37)

170 Në origjinal: Itáb. Përkthyesi.
171 Shih. Buhari, *Tefsir*, 33/6; Tirmidhi, *Tefsir*, 33/3212-3.
172 Në urdhrin e Zotit për këtë martesë ka shumë shkaqe dhe urtësi, njëri prej

Hz. Aisheja (r.anha) e ka përmendur ajetin e mësipërm duke thënë:

"Po qe se i Dërguari i Allahut do të fshihte diçka nga vahji që i zbritej, këtë ajet do ta fshihte!"[173]

❀

Një radhë, Hz. Muhammedi (s.a.s.) ndenji disi gjatë pranë Zejneb binti Xhahshit dhe atje piu sherbet mjalti. Për shkak të ndjenjave të thella ndaj të Dërguarit të Allahut, Hz. Aisheja u bë ziliqare dhe, duke u marrë vesh me Hz. Hafsanë, vendosën që, kur të shkonte i Dërguari i Allahut (s.a.s.) tek to, t'i thoshin: "Tek ti ka aromë zamku dushku (lisi); a prej tij hëngre?" Dhe, pasi i thanë kështu kur shkoi tek njëra prej tyre, Profeti tha:

*"Jo, piva sherbet mjalti te Zejneb binti Xhahshi, por kurrë s'kam për të pirë më!"*

Mbi këtë, zbriti ajeti kur'anor:

**"O i Dërguar! Pse kërkon pëlqimin e grave të tua dhe ia bën haram vetes gjënë që ta ka bërë hallall Allahu? Allahu është falës dhe mëshirues i madh!"** (et-Tahrim, 1) (Buhari, *Talak*, 8; Muslim, *Talak*, 20)

Po qe se në Kur'an do të kishte një ndërhyrje njerëzore, këtij ajeti të kundërt me dëshirën e tij, Hz. Muhammedi (s.a.s.) do t'ia ndryshonte shprehjen sipas ndjenjave të veta.

❀

të cilëve është ky: Adoptimi ose birësimi i fëmijëve të huaj ishte një zakon i periudhës pagane të injorancës paraislame. Duke u urdhëruar me këtë ajet martesa e të Dërguarit të Allahut me gruan e ndarë (e shkurorëzuar) të adeptit të vet, Zejd bin Harithe, në të drejtën islame u abrogua ligji mbi birësimin (tebenni).

Zoti urdhëron kështu:

**"… Allahu nuk i ka bërë adeptët tuaj** (si) **fëmijë tuaj të gjakut. Kjo është fjala juaj që e keni thënë me gojën tuaj** (por që nuk ka gjë të vërtetë)**. Kurse Allahu thotë të vërtetën dhe shtyn në rrugë të drejtë!"** (el-Ahzab, 4)

173 Tirmidhi, *Tefsir*, 33/9. Gjithashtu, Hz. Aisheja (r.anha) ka thënë kështu: "Kush pandeh se i Dërguari i Allahut ka fshehur diçka nga libri i Allahut, ka bërë shpifjen më të madhe kundër Allahut! Sepse Allahu i Lartë urdhëron kështu: **"O i Dërguar! Kumtoje vahjin që të zbret nga Zoti yt! Po të mos e bësh këtë, do të thotë se nuk e ke zbatuar detyrën e përfaqësisë** (profetike)**! Allahu ka për të të mbrojtur nga njerëzit! Të jesh i sigurt se Allahu nuk do t'u japë mundësi qafirëve t'ia arrijnë qëllimit!"** (el-Maide, 67) (Muslim, *Iman*, 287)

Për shkak se i Dërguari i Allahut (s.a.s.) i pranoi justifikimet e tetëdhjetë vetëve që nuk morën pjesë në fushatën e Tebukut me pretekste të zakonshme e subjektive dhe u dha leje, zbriti ky ajet:

**“Allahu të fali. Por pse u dhe leje atyre gjersa s’i pate njohur mirë ata që të thoshin të drejtën dhe s’i pate dalluar gënjeshtarët?”** (et-Tevbe, 43) (Sujuti, *Lubabu’n-nukul*, f. 126)

❀

Pasi i Dërguari i Allahut (s.a.s.) kërkoi falje nga Allahu për të ungjin Ebu Talib, zbriti ajeti:

**“As Profetit i ka hije, as njerëzve, që të kërkojnë falje për heretikët** (që i bëjnë ortak Allahut) **pasi** (të vdesin si mohues dhe) **të dallohen qartë si të xhehennemit, edhe sikur të jenë farefis!”** (et-Tevbe, 113) (Buhari, *Tefsir*, 9/16; Vahidi, f. 266-267)

Gjithashtu, pasi i Dërguari i Allahut (s.a.s.) ia kishte falur namazin e të vdekurit kryehipokritit Abdullah bin Ubej me lutjen këmbëngulëse të të birit Abdullah që ishte njeri i mirë e besnik[174], zbriti ky ajet kur’anor:

**“Kurrë mos ua fal namazin e të vdekurit atyre dhe mos u qëndro në krye të varrit! Sepse ata e mohuan Allahun dhe të Dërguarin dhe vdiqën si mëkatarë!”** (et-Tevbe, 84) (Buhari, *Tefsir*, 9/12-13; Muslim, *Munafikin*, 3; Tirmidhi, *Tefsir*, 9/3097-8; Nesei, *Xhenaiz*, 40, 69)

Këto ajete kur’anore janë të mjaftueshme për të treguar se sa larg qëndron Kur’ani nga ndërhyrja njerëzore!

❀

Ndërsa i Dërguari i Allahut (s.a.s.) po u fliste për Islamin disa personave nga parësia Kurejshe, aty u fut sahabiu i verbër Abdullah bin Ummi Mektum i kthyer në musliman që më parë, i cili i kërkoi Profetit ta orientonte (në besim dhe fe), pra, t’i jepte mësime feje. Por i Dërguari i Allahut (s.a.s.) që nuk donte të prekeshin bashkëbiseduesit, nuk u

174 Në pjesën e parë të këtij libri trajtohet pak a shumë gjerë kjo çështje ku synhet të nxirret në pah aspekti i të Dërguarit të Allahut si profet i mëshirës. Atje përshkruhen qartë dhe në mënyrë bindëse rrethanat në të cilat Profeti ia fali namazin e të vdekurit Abdullah bin Ubejit. Kurse në këtë pjesë, këtu ku bëhet fjalë mbi ajetet kur’anore qortuese, ritrajtimi shkurt i ndodhisë në fjalë ka për qëllim, si në të gjitha ajetet e tjera qortuese, të provojë dhe argumentojë se në Kur’an nuk ka ndërhyrje njerëzore. Përkthyesi.

muar me të dhe, për shkak të këmbënguljes së Ibni Ummi Mektumit në kërkesën e vet, e thartoi pak fytyrën përballë tij. Për këtë shkak, i Dërguari i Allahut (s.a.s.) iu nënshtrua një qortimi hyjnor në këtë mënyrë:

**"Ti kthehesh nga ai që nuk e sheh veten nevojtar** (ndaj teje) **ndërsa nuk ke përgjegjësi për ta pastruar** (nga mëkatet)**, dhe nuk merresh me atë që vjen tek ti duke vrapuar e duke pasur frikë nga Allahu! Jo** (s'duhet të ndodhë kështu)**, ky Kur'an është këshillë; kush dëshiron, mendohet dhe merr këshillë!"**[175] (Abese, 5-12) (Shih. Tirmidhi, *Tefsir*, 80/3331; *Muvatta'*, Kur'an, 8)

Po qe se Kur'ani i Shenjtë do të përbëhej nga fjalët e Profetit (s.a.s.), ai nuk do të kishte bërë shpjegime dhe deklarata kaq të hapura ndaj vetes, nuk do të përdorte shprehje të ashpra e të hidhura. Në çështje të tilla, të paktën do të donte të heshtte dhe ta mbulonte gabimin dhe të metën.

Siç duhet të jetë kuptuar nga rivajetet (rrëfimet) e mësipërme, vahji ose revelacioni hyjnor është shfaqur plotësisht me vullnetin e Allahut dhe, në disa kushte, nuk ka ardhur në kohën kur ka dashur dhe me përmbajtjen që ka dashur Profeti (s.a.s.). Kurse disa herë ka zbritur me cilësi qortuese dhe paralajmëruese për të Dërguarin e Allahut. Edhe i Dërguari i Allahut, nga ana e tij, ua ka përcjellë njerëzve vahjin e ardhur siç ka qenë, pa fshehur as edhe një shkronjë prej tij. Ja, pra, kjo gjendje

---

175 Qortimi dhe kritika në këto ajete janë për shkak të një **lapsusi** të Profetit (s.a.s.). (Në parantezë po sqarojmë se në origjinal si dhe në të gjithë literaturën islame, gabimet e profetëve çmohen si **dhel'le** (arab.), domethënë, gabim pa dashje, rrëshqitje, lapsus dhe jo faj apo mëkat. Kështu, fjala **dhel'le** e theksuar në origjinal me të zezë, është shndërruar në term. Meqë ekuivalenca adekuate e termit **dhel'le** është termi latinisht **lapsus**, edhe ne këtë term përdorëm në përkthim ashtu siç e kemi përdorur edhe në të gjitha përkthimet e tjera. (Përkthyesi.) *Lapsusi* (dhel'le) është gabim i pavullnetshëm i kryer nga profetët. Ndërkaq, këto gabime të tipit lapsus u imponohen profetëve me vullnet hyjnor për këto qëllime:
1) Për t'i bërë profetët e garantuar se do të hyjnë në xhennet, ta kuptojnë se janë të dobët.
2) Duke e ditur se janë të privilegjuar me favorin hyjnor, të sigurohet që profetët të tregojnë kujdesin e duhur në kryerjen e detyrës.
3) Lapsusi i kryer të bëhet pretekst orientimi për ummetin, bashkësinë.
4) Për të siguruar që robtë e zgjedhur, përballë paralajmërimeve të tilla, të fitojnë butësi zemre dhe, duke u ruajtur dhe shmangur nga akte si ky dhe të ngjashëm, të arrijnë nivelin e moralit të Kur'anit.
5) Duke treguar se edhe profetët janë njerëz, të pengohet atribuimi njerëzve hyjnitet ashtu siç ndodh në krishterizëm.

e gjërave tregon se Kur'ani është me prejardhje hyjnore dhe se nuk ka asnjë lidhje me veprat e nxjerra nga njerëzimi. Në veprat e njerëzve është krejt e pamundur të gjenden këto lloj komunikimesh dhe qortimesh ndaj vetes ose lidhur me vetveten.

### D. VAHJI KONCIZ [176]

Disa herë, Profetit (s.a.s.) urdhrat i vinin në formë koncize ose të përmbledhur. Pa ardhur ndonjë informacion shtjellues dhe shpjegues nga ana e Allahut të Lartë, i Dërguari i Allahut (s.a.s.) nuk mundej të bënte ndonjë shpjegim nga vetja mbi çështjet koncize. Si shembull, mund të përmendim këto ajete:

**"Të gjitha ç'janë në qiej e në tokë janë të Allahut dhe Allahu ju kërkon llogari për atë që keni në vetvete edhe sikur ta shprehni, edhe sikur ta mbani të fshehtë!.."** (el-Bakara, 284)

Pasi u zbrit ky ajet kur'anor, sahabet që pandehën se do të mbanin përgjegjësi edhe për mendimet dhe ndjenjat e brendshme të pavullnetshme, ndjenë ndër zemra diçka që s'e kishin ndjerë ndonjëherë, po ashtu, edhe një frikë që s'e kishin ndjerë më parë. Ajeti u erdhi shumë i rëndë. Ata shkuan te i Dërguari i Allahut (s.a.s.), ranë në gjunjë para tij dhe i thanë:

"O i Dërguari i Allahut, gjer tani qemë bërë përgjegjës për veprime me aq sa ç'i kishim mundësitë, na qenë bërë detyrë namazi, agjërimi, xhihadi, sadakaja. Kurse tani ty të zbriti ky ajet që i kapërcen mundësitë tona! Po qe se ne ndëshkohemi edhe për shkak të atyre që mendojmë apo ndjejmë në vetvete, u shkatërruam!"

I Dërguari i Allahut (s.a.s.) u tha:

*"A mos edhe ju doni të thoni si çifutët dhe krishterët para jush, "dëgjuam por kundërshtuam"? Ndryshe prej tyre, thoni: "Dëgjuam dhe u bindëm! Falna ne, kthimi ynë është tek Ti!"*

Sahabet filluan ta thonë këtë duke e përsëritur vazhdimisht dhe u mësuan. Në këtë mënyrë, Allahu i Lartë ua forcoi besimin e zemrave!

Ndërkaq, meqë forma e shprehjes, për pasojë, kuptimi i ajetit ishte i papërcaktuar, i Dërguari i Allahut (s.a.s.) mbeti i paaftë për t'i sjellë

---

176 Në origjinal: **muxhmel** (arab.), me kuptim të përmbledhur dhe të shprehur me pak fjalë ose konciz. Në përgjithësi, këto lloj shprehjesh kanë nevojë për shtjellime dhe shpjegime të detajuara që të kuptohen në mënyrë të përcaktuar dhe plotësisht. Përkthyesi.

qartësi çështjes. Ai u kërkoi sahabeve t'i nënshtroheshin Allahut dhe ta bënin Atë dorëzanës për vete. Pas një farë kohe zbriti ajeti i cili e shtjellonte dhe e sqaronte plotësisht sa çështjen vetë, ashtu dhe ajetin konciz si më sipër:

**"Edhe Profeti i besoi asaj që i zbriti nga Zoti i vet, edhe besimtarët** (i besuan)**. Secili i besoi Allahut, engjëjve të Tij, librave të Tij, të dërguarve të Tij. Dhe thanë: "Ne nuk bëjmë dallim mes të dërguarve. Dëgjuam dhe u bindëm! Zoti ynë, u mbështetëm tek Ti! Kthimi ynë është tek Ti!" Allahu nuk e ngarkon askënd mbi sa ka mundësi. Për çdo njeri, e mira që ka fituar është në dobi të tij, kurse e keqja që ka bërë është në dëm të tij!** (Ju lutuni kështu:) **Zoti ynë! Mos na bëj përgjegjës sikur të harrojmë ose të gënjehemi! Zoti ynë, mos na ngarko barrë të rëndë ashtu siç ju pate ngarkuar atyre para nesh! Zoti ynë, mos na ngarko me aq sa s'kemi fuqi! Na fal, na ndje dhe na mëshiro! Ti je Zotëria ynë, ndihmona kundër mohuesve!"** (el-Bakara, 285-286) (Shih. Muslim, *Iman*, 199-200; Tirmidhi, *Tefsir*, 2/2992; Ahmed, I, 233; II, 412; Vahidi, f. 97)

Me këtë ajet, sahabet e kuptuan se, në lidhje me mendimet dhe ndjenjat e brendshme, do të mbanin përgjegjësi "sipas mundësive".

Fakti që i Dërguari i Allahut (s.a.s.) nuk bëri asnjë lloj shpjegimi për ajetin konciz gjersa erdhi një ajet tjetër shtjellues dhe shpjegues, si një e vërtetë profetike, është argument i pakundërshtueshëm i faktit se Kur'ani i Shenjtë ka burim hyjnor. Në të kundërt, ose nuk jepej një informacion i tillë, ose mund të sillej një shpjegim subjektiv për informacionin e dhënë. Fakti që nuk ka ndodhur kështu, është një provë e veçantë e mrekullisë së Kur'anit të Shenjtë.

❁

Në vitin e gjashtë të hixhretit, u realizuan të gjitha shkaqet e triumfit të së vërtetës mbi gënjeshtrën, u muar vendim që të shkohej në Mekë e cila ndodhej ende në duar të politeistëve, të bëhej Qabja tavaf. Duke ecur drejt Hudejbijes në afërsi të Mekës, deveja e Profetit (s.a.s.), Kasva, u ul përtokë. Pastaj, sado që u përpoqën sahabet për ta drejtuar dhe nisur në drejtim të Qabes, ajo s'lëvizi nga vendi. Atëherë, njerëzit thanë:

"Kasva u lëshua dhe mbeti! Kasva u lëshua dhe mbeti!"

Profeti (s.a.s.) tha:

*"Kasva nuk lëshohet për të mos lëvizur nga vendi. Ajo s'e ka një ves të tillë, por ai (Zoti) që e pati penguar elefantin e Ebrehesë, e pengoi edhe Kasvën!"*

Kjo (situata në lidhje me Kasvën) ishte një shenjë e ardhur nga Allahu për të Dërguarin (s.a.s.). Pra, i Dërguari i Allahut (s.a.s.) deshte të thoshte:

*"Ashtu siç kishte qenë dikur Allahu që e kishte bërë të qëndronte elefantin e Ebrehesë, ashtu edhe atë çast, ishte Allahu që e kishte bërë të qëndrojë këtë deve!"* Në zemrën e pastër të Profetit (s.a.s.) ishte bërë e njohur në mënyrë të prerë se nuk u ishte dhënë leje për të hyrë në Mekë me luftë qoftë sulmuese, qoftë mbrojtëse!

Atë çast, meqë sahabet nuk e njihnin urtësinë e çështjes, u indinjuan thellë. Vendimi për të mos shkuar në Mekë ishte, në pamje të jashtme, në disfavor të muslimanëve! Profeti (s.a.s.), duke respektuar shenjën hyjnore së cilës nuk ia dinte urtësinë, nuk i lejoi sahabet të vazhdonin marshimin drejt Mekës.

Ndërkaq, Hz. Omerit i cili u prononcua me mendimin e vet në kundërshtim me urdhrin profetik mbi këtë ngjarje që dukej si disfatë, Profeti (s.a.s.) iu përgjigj në këtë mënyrë:

*"Unë jam i dërguari i Allahut, nuk mund ta kundërshtoj Atë! Ndihmësi im është Ai!"* (Buhari, *Megazi*, 35; Muslim, *Xhihad*, 90-97)

Gjithashtu, edhe vendimet e marra në paktin e Hudejbijes të bërë me politeistët në ato çaste dhe në ato kushte, ishin, në pamje të jashtme, në disfavor të muslimanëve. Dhe kjo dukje vazhdoi gjersa zbriti sureja Fet'h dhe u bënë të ditura urtësitë dhe paralajmërimet e gëzueshme në këtë ngjarje. Dhe më pas u kuptua se kthimi pas i pandehur në vështrim të parë si përdhunim dhe persekutim, paskej qenë një fitore dhe triumf i vërtetë...

Ajo ngjarje e paqartë të cilën Profeti (s.a.s.) qe i paaftë ta shpjegonte në fillim, mundi të fitojë qartësi plotësisht vetëm brenda dy vjetësh! Kështu, në mjedisin paqësor të formuar me atë pakt, shumë vetë e pranuan Islamin dhe, përgjithësisht, brenda dy vjetësh, numri i muslimanëve u shumëfishua disa herë në krahasim me numrin e besimtarëve të asaj dite!

Me atë pakt, ekzistenca e Islamit u njoh zyrtarisht. Nga fiset arabe, ata që dëshironin, mundej të hynin nën mbrojtjen e muslimanëve. Dhe

kjo do të thoshte që Kurejshët ta humbnin forcën e pushtetit dhe ftesa islame të bëhej lehtësisht dhe qetësisht.

Një nga shkaqet që i Dërguari i Allahut (s.a.s.) e parapëlqeu atë paqe, ishte se në atë kohë, në Mekë ndodheshin shumë njerëz që qenë bërë muslimanë, por që nuk e shfaqnin këtë se ashtu e donte interesi i përgjithshëm dhe i tyre në veçanti. Po qe se mes muslimanëve dhe politeistëve do të ndizej një luftë, muslimanët e fshehtë mund të vriteshin pa dashje nga vetë muslimanët, gjë që do të shkaktonte një dëshpërim të thellë kur të kuptohej.[177]

Në Kur'anin e Shenjtë ka shumë shembuj të ngjashëm me këtë. Por ne nuk po hyjmë në hollësi meqë mrekullinë kur'anore u përpoqëm ta shprehim në përgjithësi. Sepse çdo mrekulli e Kur'anit e kalon në shtjellim vëllimin e një libri!

Shembujt që dhamë gjer këtu vërtetojnë në mënyrë të prerë e kategorike se Kur'ani është i paprekur nga ndërhyrja njerëzore dhe se është një libër hyjnor me burim vahji (komunikimi ose zbulimi hyjnor) nga ana e Allahut. Më në fund, duhet që çdo njeri i matur dhe me arsye të shëndoshë ta miratojë këtë konkluzion. Kështu, në një shënim të *Enciklopedisë Katolike të Re* nën titullin "Kur'ani", janë parashtruar këto shprehje që të tërheqin vëmendjen:

"Mbi burimin e Kur'anit ka shekuj që parashtrohen shumë teori. Sot, asnjë njeri me mend në kokë s'e pranon ndonjërën prej atyre teorive!"

Sigurisht që Kishës Katolike do t'i pëlqente të sillte ndonjë argument sipas të cilit Kur'ani s'është me burim hyjnor, por nuk mundet ta bëjë këtë dhe as që mundet të sjellë një shpjegim të arsyeshëm. Megjithëkëtë, të paktën, duke u sjellë qoftë edhe paksa e matur, i ka hedhur poshtë shpifjet që kanë vazhduar të bëhen qysh në krye të herës, por që ka qenë e pamundur të provohen.[178]

## III. ASPEKTET MREKULLORE TE KUR'ANIT

Kur'ani i Shenjtë të cilin i Dërguari i Allahut (s.a.s.) ia solli njerëzimit si një dhuratë hyjnore, vë në shesh nga shumë aspekte se është i mbushur me mrekulli të panumërta. Nga shumë aspektet mrekullore

177 Shih. el-Fet'h, 24-25.

178 Gary Miller (Abdulahad Omer), *The Amazing Qur'an/EShsiz Mucize Kur'an,* (përkth. Dr. Erdoğan BaSh), Stamboll, 2007, f. 61.

të Kur'anit të Shenjtë që do të vazhdojnë të mbeten të tilla gjer në kiamet, këtu dëshirojmë të qëndrojmë veçanërisht mbi katër lloje specifike të tyre:

a. Mrekullia verbale

b. Dhënia e informacioneve të fshehta (nga bota e fshehtë dhe e panjohur)

c. Mrekullia shkencore

d. Mrekullia ligjvënëse

## A. MREKULLIA VERBALE

### 1. Stili i shkëlqyer

Kur'ani i Shenjtë s'është as poezi, as prozë[179], ndërkaq që ka një stil të pashembullt që bashkon në vetvete cilësitë e shquara edhe të poezisë, edhe të prozës, si dhe një harmoni të jashtëzakonshme e një muzikalitet hyjnor që mbisundojnë në këtë stil. Sa herë që të këndojë Kur'an, njeriu e ndjen muzikalitetin hyjnor të tij gjer në thellësitë e shpirtit!

Kur'ani ka një bukuri që nuk ndodhet as në poezi dhe as në muzikë. Gjatë këndimit ose dëgjimit të përsëritur të tij nuk ndihet monotoni; tingujt që ndryshojnë dhe rifreskohen në mënyrë të vazhdueshme, perceptohen dhe ndjehen nga njeriu me po atë frekuencë, amplitudë dhe intensitet që transmetohen. (Draz, *en-Nebeu'l-adhim*, f. 102)

Krahas faktit që zotëron një stil specifik në vetvete dhe të ndryshëm nga llojet letrare të njohura, në të njëjtën kohë, Kur'ani i Shenjtë i përdor në mënyrë të përkryer të gjitha llojet letrare. Temat, si rrëfimi, thirrja, historia, legjislacioni kanonik, polemika, debati, jeta e pasme (ahireti), xhenneti dhe xhehennemi, ajetet frikësuese dhe përgëzuese i shpreh brenda një uniteti stili veç e veç sipas forcës dhe intensitetit të kuptimeve duke i ruajtur elokuencën dhe retorikën në nivelin më të lartë. Dhe kjo është domosdoshmëri imediate e realitetit të tij si fjalë hyjnore!

#### a) Ndjeshmëria në zgjedhjen e fjalëve

179 Si nëngjini letrare, teksti i Kur'anit është *prozë poetike*. Edhe shpjegimet në vijim e mbështesin këtë vlerësim. Përkthyesi.

Nga fjalët sinonimike[180] që zotëron gjuha, Kur'ani zgjedh atë me forcën argumentuese më të imtë, më forcën përshkruese më të lartë dhe me elokuencën (shprehshmërinë) më të fuqishme. (Buti, *Ravai*, f. 140)

Nënvizimi, spostimi apo ndryshimi më i vogël çfarëdo në poetikën[181] e Kur'anit e prish menjëherë harmoninë. Mbi këtë specifikë, Ibni Atijje ka thënë kështu:

"Kur'ani është një libër i tillë që, sikur edhe një fjalë po të hiqet prej tij dhe në vend të asaj fjale të kërkohet, duke e trazuar dhe përmbysur tërë gjuhën arabe, një tjetër më e përshtatshme për në atë kontekst, është krejt e pamundur të gjendet!"[182]

Nga dijetarët islamë të ditëve të sotme, i përhirshmi Muhammed Hamidullah, lidhur me harmoninë kur'anore na përcjell një kujtim të tillë:

"Një muzikant francez i bërë musliman, në një takim mes nesh, më tha se, në leximin e sures Nasr, leximi duke bërë një ndalesë mes dy ajeteve ajeteve:

"وَرَاَيْتَ النَّاسَ يَدْخُلُونَ في دينِ اللّٰهِ اَفْوَاجًا (2) فَسَبِّحْ"

nuk është i këndshëm nga ana muzikore[183]. Unë ia shpjegova se, gjatë leximit, nuk duhet qëndruar mbi fjalën "اَفْوَاجًا", përkundrazi, duhet vazhduar leximi pa ndalim duke kaluar te fjala "فَسَبِّحْ". Atëherë, ky vëllai ynë muzikant mbeti i mahnitur dhe më tha menjëherë kështu:

"Jaa, a me të vërtetë kështu? Me të vërtetë, po të jetë ashtu siç e lexove ti tani, po! Kurse mua më duhet ta rifreskoj besimin tim tani! Allahu më faltë!.."[184]

Në sajë të këtij shpjegimi, muzikanti francez e kuptoi, më në fund, se edhe për nga aspekti muzikal, Kur'anit nuk mund t'i bëhet asnjë oponencë. Me të vërtetë, koherenca shprehëse[185] e Kur'anit ka dimensione që qëndrojnë mbi cilësitë njerëzore përkatëse. Kur'ani pothuajse

---

180 Në origjinal: muteradif (arab.). Përkthyesi.

181 Në theksat ritmikë dhe melodikë të prozës poetike të Kur'anit. Përkthyesi.

182 Ibn-i Atijje, *el-Muharraru'l-veciz fi tefsiri'l-Kitabi'l-Aziz*, Bejrut 1413, I, 52.

183 Si të thuash, shkakton një disakord. Përkthyesi.

184 Për hollësi të ngjarjes, shih. Muhammed Hamîdullâh, *Kur'ân-ı Kerîm Târihi*, İstanbul 1993, f. 94-95.

185 Në origjinal: insixham (arab.), koherencë shprehjeje (me gojë ose me shkrim), koherencë në kuptimin e harmonisë mes të gjithë elementëve gjuhësorë, letrarë, stilistikë, ideorë. Përkthyesi.

shpalos një shkëlqim harmonik. E kush mund ta mendojë që këtë Libër të lartë kaq të përkryer ta zëvendësojë me diçka njerëzore mediokre?!

**b) Efekti mbi zemrat**

Kur'ani i Shenjtë zgjoi një efekt të fuqishëm mbi zemrat e njerëzve; duke e dëgjuar atë nga goja e bekuar e të Dërguarit të Allahut (s.a.s.), erdhën në besim grupe-grupe, rrjedha-rrjedha. Ngaqë nuk mundën të realizonin dhe paraqisnin një të ngjashmin e Kur'anit, të gjithë politeistët e pranuan me ndërgjegje elokuencën dhe retorikën e tij. Ata e kundërshtuan Kur'anin vetëm se u erdhi rëndë t'ia nënshtronin egon një jetimi!

Një herë, politeistët e tërbuar Ebu Sufjan, Ebu Xhehl dhe Ahnes bin Sherik të cilët i pengonin njerëzit e popullit të thjeshtë të dëgjonin Kur'an, fshehtas dhe pa ditur gjë për njëri-tjetrin, shkuan natën për ta dëgjuar të Dërguarin e Allahut (s.a.s.) që këndonte Kur'an në Qabe dhe kur u takuan me njëri-tjetrin rastësisht, e qortuan rëndë njëri-tjetrin duke e vënë secili veten në rolin e kontrolluesit e jo të dëgjuesit, siç ishte në të vërtetë. Mirëpo, pasi kjo ngjarje u përsërit tri net me radhë, më në fund i lanë shtirjet, e dënuan gjestin që kishin bërë dhe ranë në marrëveshje se nuk do ta përsërisnin më këtë veprim:

"Aman, askush të mos na e marrë vesh! Po qe se populli e merr vesh se ç'kemi bërë, pa një pa dy kemi për t'u bërë për faqe të zezë dhe s'ka për të na shkuar më fjala te askush!.." (Ibni Hisham, I, 337-338)

Për shkak të efektit jashtëzakonisht të madh që ushtronte stili i Kur'anit, politeistët bënin zhurmë që zëri i Kur'anit të mos dëgjohej ose e ndalonin leximin e tij. (Ibni Hisham, 395-396)

Sepse kur tingulli i Kur'anit arrin në vesh, zemra drejtohet kah ai me të gjithë kthjelltësinë e vet dhe ndjen prej tij një kënaqësi dhe ëmbëlsi të madhe! Kurse po të vazhdohet më tej, zemra impresionohet dhe magjepset krejt! Në çastin kur disa ajete bien në veshë, i japin njeriut gëzim dhe kënaqësi, ia zbusin zemrën, i japin prehje dhe qetësi dhe ia shtojnë besimin; kurse disa ajete e bëjnë njeriun të rrëqethet nga frika dhe tmerri, u fusin dridhje zemrave. Krahas muslimanëve, këtë kanë mbetur të detyruar ta pohojnë edhe shumë njerëz pa besim apo mohues dhe heretikë! (Abdulkadir Ata, *Adhametu'l-Kur'an*, f. 87)

Shumë njerëz janë bërë muslimanë në sajë të këtij ndikimi dhe efekti të Kur'anit.

Kur Xhubejr bin Mut'imi e pati dëgjuar suren Tur prej Profetit, efektin që pati ndjerë e pati shprehur me këto fjalë: "Pandeha se do të më plaste zemra!"[186] Dhe "Nga emocioni, më dukej se zemra do të më bëhej me krahë e do të më fluturonte!"[187]

Këtë konkluzion e mbështesin shumë fakte, si rasti i Ashamas, sundimtarit të Abisinisë, i cili qe shtangur nën efektin e madh të ajeteve që pati dëgjuar[188], rasti i Hz. Omerit, njeri me natyrë tejet të ashpër, i cili, nga efekti i ajeteve që pati dëgjuar, qe zbutur, qe afruar ndaj Islamit dhe qe bërë musliman[189], rasti i poetit Tufejl bin Amr ed-Devsi-ut, i cili, pasi pati kërkuar prej Profetit (s.a.s.) t'ia shpjegonte Kur'anin dhe, pasi pati dëgjuar këndim Kur'ani, pati thënë, "Vallahi, unë s'kam dëgjuar kurrë as ndonjë fjalë më të bukur se Kur'ani dhe as për ndonjë fe më të mirë se Islami, qe bërë musliman dhe qe kthyer te fisi i vet me qëllim për të bërë atje kumtimin e fesë[190], rasti i mekasve që e patën ndaluar Hz. Ebu Bekrin të këndonte Kur'an nga frika se mos ndikonte mbi fëmijët dhe skllevërit e tyre[191], rasti i një grupi xhindësh të cilët, pasi patën dëgjuar Kur'an, patën thënë[192] se **"Pa dyshim, ne dëgjuam një Kur'an mahnitës. Ai Kur'an të jep pjekuri, prandaj dhe ne i besuam. Ne nuk do t'i bëjmë asgjë partner Zotit tonë!"[193]**, si dhe rasti edhe i shumë ngjarjeve të tjera si këto.

Mbi çështjen e ndikimit dhe efektit të Kur'anit të Shenjtë, John Davenport[194] thotë kështu:

"Nga pikëpamja letrare, Kur'ani është vepra më poetike e Lindjes. Nuk ka dyshim dhe alternativë tjetër se Kur'ani është provë dhe argument për gjuhën arabe. Siç ka thënë Gëte-ja[195], me forcën magjepsëse dhe bukurinë që zotëron, Kur'ani i shtron zemrat e lexuesve."[196]

Kjo harmoni, muzikalitet dhe efekt në shprehjen e Kur'anit burojnë nga akordi tingullor tek ai, domethënë, nga stili i radhitjes në mënyrën

---

186 Ahmed, IV, 83, 85.
187 Buhari, Tefsir, 52.
188 Taberi, VII, 4, (el-Maide, 83).
189 Ahmed, II, 17; Ibni Hisham, I, 369-371; Hejthemi, IX, 62.
190 Ibni Hisham, I, 407-408; Ibni Sa'd, IV, 237-238.
191 Ibni Hisham, I, 395-396.
192 Hattabi, *Bejan,* f. 64-65.
193 el-Xhin, 1-2.
194 Lord John Davenport: orientalist anglez i fundit të shek. XIX.
195 Johann Wolfgang von Goethe: poet, dramaturg dhe romancier me famë botërore që ka jetuar mes viteve 1749-1832.
196 John Davenport, *An Apology for Mohammed and Koran,* London, 1869, f. 66.

më të përshtatshme të fjalëve, shkronjave, pauzave dhe shenjave zanore, të rrokjeve të gjata e të shkurtra. Kur'ani është plot me një harmoni që s'di të mbarohet e të marrë fund. Përgjithësisht, Kur'ani i eksiton zemrat me anë të harmonisë së formuar duke kaluar nga një tingull në tjetrin. Edhe ata që s'ia marrin vesh kuptimin, madje, përballë këtij zëri të pashoq, bien në dalldi me një kënaqësi të thellë.

**c) Harmonia fjalë-kuptim**

Në stilin e Kur'anit ka ekuilibër kuptimi dhe fjale. Çdo kuptim që kërkon ta shpjegojë, fjalën që mund të shprehet në mënyrën më të bukur e më të fuqishme, i përdor me një forcë që nuk mund të ndërrohet. Kështu, ekuilibrin mes fjalës dhe kuptimit e ngre me mënyrën e posaçme vetëm për zotëruesin e atributit "Fjalë". Në këtë specifikë, edhe letrarët më të fuqishëm, madje, ndjehen pafundësisht të dobët.

Sepse, duke qenë **kuptimi** me **fjalën** si dy skaje larg njëri-tjetrit, është pothuajse e pamundur "t'ua japësh hakun" secilit në të njëjtin çast! Personi i cili e përdor me kursim fjalën për ta treguar në mënyrë lakonike atë që kërkon të thotë, mbetet i detyruar që ta eliminojë të drejtën e shumë a pak kuptimeve. Ose, përkundrazi, letrari i cili, "duke ia dhënë hakun" kuptimit, kërkon ta përshkruajë atë me të gjitha hollësitë, mbetet i detyruar ta zgjasë fjalën duke e prishur bukurinë dhe hijeshinë e fjalës. Letrarët mund të arrijnë një përsosmëri relative vetëm në vartësi të gjerësisë së diturisë së tyre dhe sipas shtytjes së frymëzimeve të çastit. Prova më e saktë e kësaj është fakti që kur një letrar i ritrajton brenda kohës fjalët e veta të mëparshme, bën nënvizime (theksime)-spostime, e ndryshon veprën për ta përmirësuar, aq sa, edhe sikur veprën e vet më të bukur ta rishikojë edhe shtatëdhjetë herë, madje, çdo radhë gjen një ndryshim për të bërë, ndjen nevojën për korrigjim, ndryshim dhe zhvillim. Kurse Kur'ani, edhe sikur të kalojnë shekuj, nuk ndjen nevojë për asnjë ndryshim në fjalët dhe kuptimet.[197]

Ana eprore në gjuhën dhe stilin e Kur'anit është kjo që, për çfarëdo fushe që të bëjë fjalë, gjithmonë zgjedh materialin më të mirë dhe sintezën më në përshtatje me kuptimin që synohet, si dhe, duke e vënë edhe shkronjën më të vogël në vendin e duhur, e parashtron synimin pa asnjë mangësi ose tepri. Jo vetëm që nuk nënvleftësohet apo lihet pas dore kuptimi, në ato vende ku parapëlqehet rrëfimi apo shpjegimi i

197 Shih. Draz, *en-Nebeu'l-adhim*, f. 92.

shkurtër dhe thelbësor, por edhe në vendet ku duhet hyrë në hollësitë e përmbajtjes, nuk bëhet shpenzim i kotë dhe i tepërt fjalësh.

**d) Kur’ani u drejtohet dhe u flet niveleve të ndryshme**

Kur’ani i Shenjtë u drejtohet dhe u flet, në të njëjtën kohë, sipas niveleve të tyre, të gjithë njerëzve që kanë jetuar, jetojnë dhe do të jetojnë në kohë dhe vende të ndryshme dhe të niveleve diturore-intelektuale shumë të ndryshme. Kur ajetet e Kur’anit këndohen në një kuvend ku ndodhen shumë vetë me nivele të ndryshme, secili nga të pranishmit, nga kuptimi i tij merr diçka sipas nivelit të vet. Sigurimi i kësaj veçorie në një vepër është mbi fuqinë dhe mundësitë e njeriut.

Madje, nga kuptimet e Kur’anit mund të mbeten mendësi të reja edhe për brezat e ardhshëm. Një ajet që u jep mundësi mendësive të ndryshme, brezat e parë e shpjegojnë sipas gjendjes së tyre, po kështu, edhe brezat e mëpastajmë e shpjegojnë sipas niveleve shkencore që arrijnë. Sepse Kur’ani përmban më shumë informacion dhe njohuri sesa mund të zotërojnë njerëzit në çdo periudhë. Sepse ai është zbritur nga ana e Allahut që i njeh të fshehtat e qiejve e të tokës.[198] Ajetet e Kur’anit janë dritaret e diturisë së Allahut të hapura për ne. Sa ta kemi të mprehtë vështrimin dhe njohjen e zemrës, aq më shumë dije kemi për të marrë nga ajetet kur’anore!

Në këtë specifikë, letrari i madh arab, Mustafa Sadik er-Rafiiu, thotë kështu:

“Njëra nga mrekullitë e Kur’anit të Shenjtë është edhe fshehja e disa të vërtetave që nuk mund të njihen në çdo kohë, brenda fjalëve që njihen gjithmonë dhe zbulimi e parashtrimi i tyre kur t’u vijë koha.” (M. Sadik er-Rafii, *Vahju’l-kalem*, II, 66)

Gjithashtu, Abbas Mahmud Akkad, nga mjeshtrat e letërsisë, thotë kështu:

“Komunikimi i Kur’anit nuk është bërë i posaçëm vetëm për arabët e paarsimuar ose për njeriun e shekullit të njëzetë, por ai shpreh një gjithëpërfshirje absolute të të gjithë shekujve dhe vendeve. Sepse s’është logjike të mendosh se njerëzit e çdo shekulli dhe vendi mund të zotërojnë të njëjtën mënyrë dhe nivel meditimi.” (A. Mahmud Akkad, *Mevsua*, IV, 203)

198 Shih. el-Furkan, 6.

Nga ana tjetër, meqë stili i Kur'anit i flet në mënyrë të ekuilibruar edhe mendjes, edhe zemrës, çdo lexuesi i jep prehje dhe gëzim.

**e) Urtësia në përsëritjet** [199]

Në stilin e Kur'anit ka një sërë përsëritjesh, me anë të të cilave ngulitën në mendje dhe zemra të vërtetat që kërkohet të theksohen. Përsëritjet në Kur'an janë përdorur me qëllime të tilla si, ushtrim dhe përforcim i një të vërtete ose ideje, kërcënim, ruajtje e personit dhe largim i tij nga kryerja e mëkateve dhe kundërvënia ndaj Allahut, sigurim i mundësisë që njeriu të vrasë mendjen dhe të marrë mësim[200], shtresim lehtësisht ndër mendje i temës apo çështjes duke ribërë përshkrimin e tyre, si dhe kanë zënë vend, brenda rregullave të retorikës, në vendin e duhur dhe në masën e duhur. Me fjalë të tjera, këto përsëritje përmbajnë, në të njëjtën kohë, një sërë idesh dhe risish të teorisë dhe mjeshtërisë së retorikës.

Ndërkaq, përsëritjet në Kur'anin e Shenjtë nuk janë identike. I njëjti kuptim apo e njëjta ide shprehet me trajta të ndryshme gramatikore dhe mënyra të ndryshme fjalëformimi të fjalës, duke u paraqitur me anë të shprehjeve të ndryshme, herë me hollësira, herë shkurt. Me anë të formave dhe trajtave të ndryshme të stilit ligjërues, të vërtetat fetare shtresohen mirë e mirë në vetveten e njerëzve. Në ajetin kur'anor thuhet:

"(O i Dërguar!) **Kështu, Ne atë e zbritëm si një Kur'an arabisht dhe paralajmërimet në të i shpjeguam përsëri e përsëri me anë të stileve të ndryshme. Shpresohet që** (si rrjedhojë e kësaj) **njerëzit ruhen** (nga mëkatet) **ose ai** (Kur'ani) **vë në shesh një shembull mësimdhënës për ta!"** (Taha, 113)

Me fjalë të tjera, për ta parandaluar paralajmërimin e parë për shkak të kalimit të një kohe të gjatë, si dhe për ta shtresuar mirë e mirë kuptimin ose idenë, Kur'ani i Shenjtë e përsërit të njëjtën fjalë ose sinonimin e saj që shpreh të njëjtin synim. Kjo është një metodë edukuese të cilën Kur'ani e ka pranuar dhe bërë të tijën.

Me të kënduar në Kur'anin e Shenjtë secilën nga temat apo çështjet që përsëriten, pandehim se po këndojmë një njoftim të ri dhe emocio-

199 Këtu, me "përsëritje" kuptohet ajo që në literaturën e komentit të Kur'anit, emërtohet "tautologji e Kur'anit". Përkthyesi.

200 Shih. Taha, 113; el-Kasas, 51.

nohemi. Vetvetja e njeriut ka nevojë për të dy format e stilit ligjërues, edhe për formën e gjatë, edhe për formën e shkurtër. Kështu ndodh që dikush kënaqet me tregimin e shkurtër dhe thelbësor, kurse dikush tjetër ndjen nevojë për hollësi. Meqë Kur'ani i Shenjtë u drejtohet dhe u flet të gjithë njerëzve, me anë të metodave dhe stileve të ndryshme i ka përsëritur kuptimet e rëndësishme duke e përfshirë, në këtë bashkëbisedim, tërë njerëzimin. (Buti, *Ravai*, f. 118-120)

Në lidhje me këtë specifikë, TaShköpruluzâde[201] thotë kështu:

"Edhe nëse në Kur'an vihet re përsëritje verbale, në të vërtetë, si kuptim, nuk ka përsëritje. Sepse me përdorimin bashkë të dy fjalëve sinonime del në shesh një kuptim i tillë, që, pasi të ndahen, ai kuptim nuk arrihet dot më!"[202]

Edhe zbulimet shkencore të bëra në ditët e sotme, kanë shpallur se metoda e ndjekur nga Kur'ani është metoda më e dobishme. Përvoja shkencore ka treguar se përsëritjet e bëra me një stil të ëmbël zgjojnë tek njeriu ndjenjën e afërsisë dhe konfidencës, kurse përsëritjet e bëra me të njëjtin stil dhe me tepri, shkaktojnë ndjenjën e ngopjes dhe mërzitjes si reaksion ndaj këtyre lloj përsëritjeve.

Ndërkaq, për shekuj të tërë, njerëzit nuk e kuptuan dot plotësisht arsyen se pse Kur'ani i përsërit disa rrëfime me anë të stileve të ndryshme, nuk e kuptuan as rëndësinë e kësaj. Për më tepër, disa mohues u përpoqën ta tregojnë këtë si mangësi. Por pika ku arriti shkenca në shek. XX, u bë metoda e realizuar nga Kur'ani i Shenjtë 1400 vjet më parë. E kush mund ta dijë më mirë se Allahu natyrën krijimore dhe veçoritë e robve të Tij?

**"A mund të mos ta dijë Krijuesi? Ai i njeh dhe i kryen punët më të imta dhe ka dijeni për çdo gjë!"** (el-Mulk, 14)

### f) Shprehja e shumë kuptimeve dhe ideve me pak fjalë ose lakonizmi i Kur'anit [203]

---

201 TaShköpruluzâde (Tashkoprylyzade) Ahmed Efendi, një ndër dijetarët e mëdhenj osmanë që ka jetuar mes viteve 1495-1561. I ati ka qenë ndër mësuesit e sulltan Javuz Selimit (sulltan Selimi i Rreptë). Vetë, si njëri prej dijetarëve të periudhës së Kanuniut (Ligjvënësit), ka punuar si myderris në qytete të ndryshme, kryesisht në Bursa, Edrene dhe Stamboll, ka qenë edhe kadi i Bursës dhe Stambollit, si dhe ka lënë shumë vepra.

202 TaShköpruluzade Ahmed Efendi, *Mevzuâtu'l-Ulûm*, sad: Mumin Çevik, İsta - bul 1975, I, 412; Shakir KocabaSh, *Kur'ân'da YaratılıSh*, f. 47.

203 Nëntitulli që përdor origjinali është ky: "**Az Sözle Çok Mânâlar İfâde Etmesi**".

Kur'ani i Shenjtë shpreh me pak fjalë kuptimet dhe idetë më të gjera e më të pasura.

Siç thuhet nëpër tefsiret apo komentet tona të Kur'anit, nxënësit e kanë pyetur kështu mësuesin e tyre, filozofin e parë arab, të famshmin Kindi:

"O filozof, na e bëj neve të njëjtin e këtij Kur'ani!"

Kurse ai u është përgjigjur kështu:

"Mirë, po jua bëj, por jo të gjithë, por vetëm një pjesë!"

Pastaj është hequr mënjanë, ka punuar për ditë të tëra dhe, më në fund, ka dalë sërish para nxënësve e u ka thënë:

"Vallahi, as unë kam mundësi për këtë, as ndonjë tjetër! E hapa Kur'anin dhe para më doli sureja Maide. Dhe e pashë: urdhëronte besnikërinë ndaj fjalës së dhënë, ndalonte kthimin nga fjala, bënte një analizë të përgjithshme, pastaj bënte një përjashtim dhe, më në fund, jepte informacion mbi fuqinë dhe urtësinë (e Zotit) dhe të gjitha këto i kishte futur mes dy rreshtash, gjë që s'mund ta bëjë askush pa shkruar vëllime të tëra!" (Ebu Hajjan, *el-Bahru'l-muhit*, III, 411; Elmalılı M. Hamdi, III, 1546, [el-Maide, 1])

**g) Përputhshmëria mes ajeteve dhe sureve**

Mes ajeteve dhe sureve të Kur'anit të Shenjtë ekziston një përputhshmëri e shkëlqyer. Megjithëse Kur'ani është zbritur pjesë-pjesë në vende dhe kohë të ndryshme dhe bën fjalë për shumë tema të ndryshme, unitetin dhe koherencën brenda tekstit e ka siguruar në një mënyrë jashtëzakonisht të bukur dhe artistike. Mes të gjitha pjesëve vihet re një ngjashmëri stili dhe tërësi logjike. Për sa i përket lidhjes mes pjesëve që përmban, Kur'ani i Shenjtë është si një sure e vetme, madje, me përshtatshmëri dhe përputhshmëri si një ajet i vetëm![204] Akoma dhe më tej, krejt Kur'ani është harmonik si një fjalë e vetme![205]

Elementët përbërës të fjalive të Kur'anit janë përdorur aq me vend, sa, në sajë të kësaj harmonie të elementëve në fjalë me njëri-tjetrin, del

Duke e përkthyer fjalë për fjalë këtë përkufizim, ne i kemi shtuar variantin sinonim të tij që përbëhet vetëm prej një fjale: **lakonizëm**. Përkthyesi.

204 Shih. Kurtubi, XIX, 271, (el-Inshikak, 5); Sujuti, *Itkan*, III, 369; Samerrai, *et-Ta'biru'l-Kur'ani*, f. 19.

205 Razi, II, 147, (el-Bakara, 30); Sujuti, Itkan, III, 369; M. Hamdi Yazır, I, 47 (në tefsirin e Besmelesë).

në shesh një unitet krejt i qartë dhe me kuptim të drejtpërdrejtë. (Draz, *en-Nebeu'l-adhim,* f. 142)

Këtë çështje, Said Nursi e përmbledh kështu:

Megjithëse ka zbritur pjesë-pjesë sipas nevojës, gjatë 23 vjetëve, Kur'ani i Shenjtë zotëron një përputhshmëri të tillë që shfaqet i përkryer e i përsosur sikur të ishte zbritur në një herë të vetme! Dhe, megjithëse ka zbritur brenda kësaj kohe për shkaqe të ndryshme dhe larg njëra-tjetrës, paraqet një tërësi unike sikur të kishte zbritur nisur nga një shkak i vetëm. Megjithëse ka ardhur si përgjigje për pyetje të ndryshme e të përsëritura, zotëron një tërësi unike që i kënaq nevojat dhe dëshirat e përbashkëta të të gjithë njerëzve. Megjithëse ka zbritur për të deklaruar konkluzionet e ngjarjeve shumë të ndryshme, përmban një rregullsi të përkryer sikur të kishte zbritur si shpjegim i një ngjarjeje të vetme! Megjithëse ka zbritur në stile të përshtatshme me mendësinë e bashkëbiseduesve të panumërt, të kundërt me njëri-tjetrin dhe në kushte shumë të ndryshme, shfaq një rrjedhshmëri aq të bukur, sa, sikur t'u flitkësh njerëzve të së njëjtës gjendje dhe me të njëjtin nivel mundësie konceptimi, çdokush e kupton atë lehtësisht nga këndvështrimi i vet. Madje, çdo klasë njerëzish pandeh së është vetëm vetë bashkëbiseduesi i vërtetë i tij! (Nursî, *Kulliyât (25. Söz),* I, 187)

Në këtë specifikë, edhe Elmalılı Muhammed Hamdi Efendi thotë kështu:

Suret dhe ajetet e Kur'anit s'janë një përmbledhje poetike[206] heterogjene[207] e dalë aty për aty në shesh si pasojë e një rastësie të shkëputur ose vetëm me forcën e një ndjenje poetike; nga kreu në fund, ato janë një fjali e vetme me kuptim të gjerë si:

بِسْمِ اللّٰهِ الرَّحْمٰنِ الرَّحيمِ

dhe një fjalë hyjnore e zbritur ndoshta me një koherencë të palëkundshme po me aq rregullsi sa të një fjale elokuente, si dhe me një shprehje dhe stil plot urtësi. (M. Hamdi Yazır, I, 47 [Në komentin e Besmelesë])

**2. Elokuenca dhe retorika e Kur'anit**

206 Në origjinal: Divan. Përkthyesi.

207 Në origjinal: karıShık (turq.); këtu: heterogjen për sa i përket tematikës dhe veçorive të tjera poetike që e karakterizojnë divanin si përmbledhje poetike. Përkthyesi.

Aspektin më me rëndësi të karakterit mrekullor të Kur'anit e përbëjnë elokuenca dhe retorika e tij. Retorika ose shkenca letrare si dhe mjeshtëria e stilit të shprehjes, është të thuash fjalën më të përshtatshme sipas përmbajtjes, synimit, temës dhe bashkëbiseduesit, domethënë, në atë mënyrë që e kërkon situata. Kur'ani e ka realizuar këtë në formën më të bukur në të gjitha specifikat që trajton.

Kur'ani i Shenjtë është kryevepër edhe për sa i përket elokuencës, pra, bukurisë dhe qartësisë së shprehjes. Në fjalët që ka zgjedhur, në fjalitë që ka formuar dhe në kuptimet që shprehin këto, është e pamundur të gjendet edhe mangësia më e vogël.

Mes njerëzve të shkretëtirës, gjuha ka ardhur duke evoluar dhe përkryer, pothuaj është bërë përgatitje për mrekullinë që kishte për të sjellë profeti Muhammed (s.a.s.). Para Islamit organizoheshin panaire dhe konkurse letrare poetike ku merrnin pjesë rreth njëqind poetë. Ata që hynin në shtatëshen e parë, shpalleshin si poetë të shkallës së parë dhe poezitë e tyre të shkruara në copa tekstili të shtrenjtë, vareshin në muret e Qabes. Por kur filluan të zbrisnin ajetet e Kur'anit, panairet e letërsisë u mbyllën. Motra e poetit të njohur Imrul Kajs kuptonte mirë nga poezia. Kur e dëgjoi ajetin kur'anor, **"**(Më në fund) **U tha: "O tokë, gëlltite ujin! O qiell, mbaje** (ujin)**!" Uji u tërhoq dhe puna u mbarua, edhe gjemia zuri vend në** (malin) **Xhudi. Dhe u tha: "Shpirti, në skëterrë mizorëve!"**[208], tha:

"Tashmë s'i mbeti askujt gjë për të thënë! As poezia e tim vëllai nuk mund të qëndrojë më në sheshin e krenarisë!"

Dhe shkoi dhe e zbriti nga muri i Qabes kasiden e Imrul Kajsit që qëndronte më në krye! Pastaj, meqë, pasi e hoqi kasiden e të vëllait, për poezitë e tjera s'mbeti më vend, edhe ato i zbriti një e nga një![209]

I pari i poetëve, i famshmi Velid bin Mugire, kur e dëgjoi ajetin **"Drejtësia e Allahut urdhëron që mirësitë dhe gjërat e nevojshme t'u jepen të afërmve, ndalon turpin, veprimet e shëmtuara dhe përdhunimin dhe ju këshillon juve t'i respektoni këto!"**[210], duke e rrokur enigmën hyjnore të Kur'anit, mbeti i detyruar ta pohonte të vërtetën dhe të thoshte kështu:

208 Hud, 44.
209 Ahmed Cevdet PaSha, *Kısas-ı Enbiyâ ve Tevârih-i Hulefâ*, İstanbul 1976, I, 83.
210 en-Nahl, 90.

"Vallahi, pak më parë dëgjova nga Muhammedi një fjalë të tillë që s'mund të them as se është fjalë njeriu, as se është fjalë xhindi, sepse s'është e tillë! Ajo kishte një ëmbëlsi të tillë, një bukuri të tillë, që mos e pyet! Një fjalë e tillë që, sipër, frut, brenda tërë begati! Patjetër ajo ngadhnjen, mbi të nuk ngadhnjehet!" (Hakim, II, 506-507/3872; Sujuti, *el-Itkan,* IV, 5)

Gjithashtu, Velid bin Mugire pati thënë:

Ndërsa jemi unë si më i madhi dhe zotëria i fisit Kurejsh, si dhe zotëria i Thekifit, Ebu Mes'udi, a mos do t'i zbritet vahji Muhammedit?! Ne jemi të mëdhenjtë e këtij qyteti!"

Pas kësaj, Zoti zbriti këtë ajet:

**"Dhe thanë: "A nuk duhej t'i zbritej ky Kur'an të madhit të njërit prej të dy qyteteve?.."**[211] (Ibni Hisham, I, 385)

Pra, Velidi e pranoi me ndërgjegje se Kur'ani ishte i vërtetë, por egoizmi, domethënë, mendjemadhësia si prej iblisi (djalli), duke dalë fitimtare, e bëri që të bjerë aq poshtë, sa të gjejë gabim në vullnetin e Allahut! Ç'përgjigje të bukur u jep Zoti njerëzve si ky:

**"A mos janë ata që e përpjesëtojnë mëshirën e Zotit tënd?"**
(ez-Z uhruf, 32)

Grada më e lartë e retorikës ndodhet në Kur'an. Nga ky aspekt, Kur'ani gëzon cilësinë e posaçme mrekullore, si rrjedhojë e së cilës, as arabët dhe as joarabët nuk do të mund ta parashtrojnë të ngjashmin e tij! (Rummani, *en-Nuket,* f. 69-70)

Sado fuqi t'i jepet një njeriu, ai nuk arrin dot të dalë në majë të retorikës. Që të mund ta realizojë denjësisht retorikën, njeriut i duhet t'i kalojë nëpër sy të gjitha fjalët e arabishtes së bashku me sinonimet e tyre dhe mes tyre të zgjedhë fjalën më të përshtatshme ndaj kuptimit ose idesë që synohet dhe në trajtën që përfytyrohet. Sepse fjala konsiderohet retorike në raport me harmoninë dhe përputhshmërinë e imtë të trajtës së formuar për kuptimin ose idenë në mendje, për kuptimin ose idenë në fjalën dhe përfytyrimin që e provojnë atë. Kurse njeriu nuk mundet ta bëjë plotësisht një punë kaq të vështirë. Vetëm mund të bëhet i suksesshëm për një pjesë të saj në raport me kapacitetin e vet. Kjo ka dy shkaqe:

211 ez-Zuhruf, 31.

1) Kuptimet, idetë dhe përfytyrimet dalin nga thellësitë e nefsit (frymës, egos, vetvete, subjektit) dhe shpirtit të njeriut. Kurse fjalët dhe shprehjet (idiomat), me një fjalë, njësitë leksikore ose materiali verbal me të cilat shprehen kuptimet, idetë dhe përfytyrimet, vijnë nga jashtë. Për këtë shkak, materiali verbal është i kufizuar. Për rrjedhojë, specifika mbi të cilën është rënë në një mendim të përbashkët, është kjo: Sado e gjerë që të jetë një gjuhë, mund ta shprehë një pjesë shumë të kufizuar të kuptimeve dhe ndjenjave. Për shembull, fjalët **"dhimbje"** (elem) dhe **"i bukur"** (guzel) i përdorim si ekuivalenca të shumë lloj vetëdijesh, ndjenjash dhe kuptimesh. Por nuk mundemi që, duke bërë diferencimin e duhur mes vetëdijeve, ndjenjave dhe kuptimeve në fjalë, të përdorim për secilën nuancë të diferencuar njësinë leksikore (fjalë apo shprehje) më të përshtatshme. Po kështu, shumica e fjalëve përdoren për shumë kuptime të ndryshme nga njëra-tjetra, edhe pika e përbashkët mes tyre nuk kalon përtej lidhjeve (kuptimore) sipërfaqësore. Kur njeriu përpiqet për t'i shprehur këto kuptime komplekse, e kupton se nuk i mjaftojnë forcat.

2) Pavarësisht nga gjithçka, arabishtja që është gjuha e Kur'anit, ka një vend të zgjedhur mes gjuhëve. Arabishtja është një det i madh fjalësh dhe kuptimesh. Dhe shumica e fjalëve janë sinonime me kuptim të ngushtuar dhe specifik për nocione të caktuara.[212] Sado mjeshtër retorike që të jetë një letrar, sado fjalë që të ketë në mendje, e ka krejtësisht të pamundur t'i njohë të gjitha fjalët bashkë me sinonimet e tyre. Për këtë shkak është pothuajse e pamundur që ta zgjedhë dhe ta përdorë fjalën më të afërt me kuptimet dhe ndjenjat që mendon dhe ndjen përbrenda. Vetëm se, kur dëshiron të flasë apo të shkruajë, mendon shpejt dhe e merr e e përdor fjalën e parë që i bie ndërmend. Po të mendohet ca më shumë mbi fjalën që duhet përdorur, mund të gjejë një tjetër më në përshtatje me kuptimin. Por nuk mund ta bëjë këtë gjithmonë. Në pastë sukses në disa vende, në shumicën e vendeve s'ia arrin dot kësaj, ndërkaq që fjalët dhe sinonimet që do t'ia shprehnin më qartë synimin, vazhdojnë të ekzistojnë! (Shih. Buti, *Ravai*, f. 136-137; TaShköpruluzade, *Mevzuâtu'l-Ulûm*, II, 849)

212 Çështja e shprehjes së disa kuptimeve, madje edhe të kundërta, me një fjalë të vetme, ose, nga ana tjetër, e një kuptimi ose gjer edhe vetëm e një nuance kuptimi vetëm me anë të një fjale të posaçme, është çështje e leksikologjisë që ka të bëjë me dukurinë e zgjerimit të kuptimit të një fjale (polisemi) dhe të ngushtimit të kuptimit (monosemi). Arabishtja dallohet si gjuhë që e ka shumë të zhvilluar këtë dukuri, veçanërisht monoseminë. Përkthyesi.

Herë, edhe zgjedhja e fjalëve më të përshtatshme për ta shprehur kuptimin e ndjerë, mund të mos jetë e mjaftueshme. Edhe radhitja e fjalëve, formimi i fjalive pjesa paraprirëse dhe pasndjekëse e tekstit (kontekstit) janë mjete të shprehjes së kuptimeve dhe ndjenjave. Kur’ani i Shenjtë merr, ndërmjet sinonimeve, fjalën më të përshtatshme si ekuivalencë dhe fjalën më të mrekullueshme për sa i përket përshkrimit. Kur mundësitë e gjuhës konsumohen dhe përtej kufijve të gjuhës mbeten disa kuptime dhe përshkrime, fjalët kur’anore niset t’i shprehë ato me mjetet e vargëzimit poetik, tingullimit, metrikës dhe këmbës së vargut. Dhe këto janë kuptimet që lexuesi i lexon duke i lidhur fjalët me njëra-tjetrën, ose që i ndjen gjatë dëgjimit dhe që janë të pranishme brenta tërësisë unike të Kur’anit. (Buti, *Ravai*, f. 140)

Sa mësidhënës është ky shembull që tregon se Kur’ani, duke i zgjedhur fjalët më të bukura, i përdor ato në vendet më të përshtatshme me një elokuencë dhe retorikë të shkëlqyer. Në suren Abese thuhet kështu:

فَإِذَا جَاءَتِ الصَّاخَّةُ (33) يَوْمَ يَفِرُّ الْمَرْءُ مِنْ اَخِيهِ (43) وَاُمِّهِ وَاَبِيهِ (53) وَصَاحِبَتِهِ
وَبَنِيهِ (63) لِكُلِّ امْرِئٍ مِنْهُمْ يَوْمَئِذٍ شَاْنٌ يُغْنِيهِ (73)

**“Dhe kur të vijë ajo britmë kiameti që t’i shurdhon veshët! Ja, pra, atë ditë, personi ikën nga i vëllai, nga e ëma, nga i ati dhe nga të bijtë! Atë ditë secili prej tyre e ka një hall që i duhet ta heqë prej kreje!”** (Abese, 33-37)

Kurse në suren Mearixh thuhet kështu:

يُبَصَّرُونَهُمْ يَوَدُّ الْمُجْرِمُ لَوْ يَفْتَدِي مِنْ عَذَابِ يَوْمِئِذٍ بِبَنِيهِ (11) وَصَاحِبَتِهِ وَاَخِيهِ
(21) وَفَصِيلَتِهِ الَّتِي تُـؤْوِيهِ (31) وَمَنْ فِي الْاَرْضِ جَمِيعًا ثُمَّ يُنْجِيهِ (41)
كَلَّا اِنَّهَا لَظٰى (51)

**“Atë ditë i tregohen njëri-tjetrit** (miqtë e zemrës, por secili ka hallet e veta!)**. Çdo mëkatar, për të shpëtuar nga ndëshkimi i asaj dite, është gati të japë si shpërblim të bijtë, gruan, vëllanë, fisin që e ka strehuar, madje të gjithë njerëzit e botës, vetëm e vetëm që të shpë-**

**tojë! Por a është e mundur? Ai xhehennem është një zjarr që digjet flakë-flakë…”** (el-Mearixh, 11-15)

Në ajetet e sures Abese është përmendur në fillim vëllai, i ndjekur nga nëna, babai, gruaja dhe fëmijët (bijtë). Kurse në suren Mearixh, ndryshe nga kjo, është filluar nga fëmijët (bijtë) dhe pastaj janë përmendur gruaja, vëllai, fisi, gjer te të gjithë njerëzit mbi tokë! Kjo radhitje që s'është e rastësishme, mbështetet mbi shumë urtësi. Për një pjesë të tyre mund të flitet kështu:

Te sureja Abese, tema është ikja. Njeriu ikën në fillim nga njeriu më i largët si afërsi, pastaj, në fund, nga më i afërmi. Mes njerëzve të përmendur këtu, më i largëti për njeriun është vëllai, kurse më të afërtit, gruaja dhe fëmijët. Fëmijët janë më të afërt se gruaja. Sepse njeriu mund të ndahet nga gruaja, por nga fëmijët s'mund të ndahet kurrë! Ai kërkon t'i mbrojë ata, dridhet mbi ta!

Në ajet, nëna është përmendur para babait. Sepse, për sa i përket ndihmës dhe mbrojtjes nga dëmet, babai është më i fuqishëm se nëna. Në ato çaste njeriun e ka zënë frika dhe ikja, prandaj është nevojtar për ndihmën e njerëzve të fuqishëm. Edhe ikja nga gruaja është lënë pas babait, sepse zemra e njeriut është e lidhur më shumë ndaj saj. Gruaja është për njeriun bashkënjohësi i të fshehtave dhe shoku i jetës. Sureja Abese fillon me ikjen nga të njohurit dhe të afërmit dhe dëshira për të mbetur vetëm. Sepse atë ditë secili ka hall të shpëtojë vetë dhe nuk ka rast për t'u kujdesur as për më të afërtit! Për më tepër, ka frikë se mos i paraqesin ndonjë pretendim të drejte!

Dhe një tjetër hollësi është që kjo pamje ikjeje zë vend në Suren Abese ku preket shpesh tema e ikjes.

Kurse pamja në suren Meraxh është një skenë ndëshkimi dhe vuajtjeje e papërballueshme. Mëkatari është sjellë për t'u hedhur në zjarrin e ndezur e të përskuqur të xhehennemit. Ky mëkatar kërkon të shpëtojë duke i provuar të gjitha rrugët dhe duke e flijuar çdo gjë që ka, gjë që e shtyn atë të fillojë nga njerëzit më të afërt, fëmijët, ta hedhë fëmijën e vetëm në flakët e nxehta të xhehennemit! Si domosdoshmëri e frikës dhe tmerrit të situatës, këtu është filluar nga më i afërti i zemrës.

Edhe kjo duhet mbajtur parasysh këtu: personi për të cilin bëhet fjalë nuk është një njeri normal, por një mëkatar! Për ta shpëtuar veten, mëkatari është gati të bëjë çdo gjë, madje, për ta arritur interesin e vet një çast e më parë, mund ta hedhë në zjarr edhe njeriun më të afërt! Për

shkak të mëkateve që ka bërë vetë, ai i sakrifikon të gjithë njerëzit pa çarë kokën aspak se ata kanë për t'u djegur në zjarr!

Ndërsa para kësaj pamjeje, në ajetin 10, lidhur me çështjen, shprehet se **"kur i tregohen njëri-tjetrit, asnjë mik për zemër nuk pyet për hallin e mikut"**, pas kësaj thuhet se njeriu është shumë ambicioz, i padurueshëm, që nis e qan kur i bie një e keqe në kokë. Në këtë mënyrë, ndodh marrëdhënia fillim mbarim e tekstit ose koherenca e tekstit (kontekstit).

Fakti që njeriu i sakrifikon njerëzit më të afërm, tregon se ai ndëshkim dhe ajo vuajtje janë mbi të gjitha përfytyrimet dhe përtej idesë së frikës. Vënia e kësaj skene një sureje që fillon duke bërë fjalë mbi ndëshkimin dhe vuajtjen, tregon se mes temave dhe çështjeve që trajtohen, ka një harmoni madhështore. Kjo situatë është vetëm njëri prej aspekteve që argumentojnë madhështinë e stilit hyjnor të Kur'anit të Shenjtë.[213]

Siç shihet qartë në këtë dhe shembuj të ngjashëm, e fshehta e elokuencës në Kur'an nuk është prishur asnjëherë. Në të nuk ka asnjë fjalë që të dalë jashtë poetikës mrekullore të saj. Sikur t'i lexoni vetëm ajetet ku paraqiten emrat e trupave të ngurtë, shihni se edhe poetika tek to përmban një karakter mrekullor të jashtëzakonshëm! Nënvizimet dhe spostimet e bëra sipas strukturës së shkronjave (tingujve) dhe specifikës ligjëruese të fjalisë ose për shkak të një ideje tjetër, e lënë njeriun të mahnitur! (Shih. Rafii, *I'xhazu'l-Kur'an*, f. 192-193)

### B. DHENIA E INFORMACONEVE TE FSHEHTA (nga bota e fshehtë dhe e panjohur)

Kur'ani i Shenjtë jep informacione dhe lajme të fshehta (nga bota e fshehtë dhe e panjohur). Edhe këto informacione dhe lajme tregojnë se ai është një mrekulli e hapur.

Informacionet dhe të dhënat që përmban mbi të kaluarën, Kur'ani i Shenjtë i tregon në përshtatje me të vërtetën. Në lidhje me specifikën e këtyre informacioneve dhe të dhënave, në Mekën e shek. VII nuk kishte asnjë institucion shkencor si dhe asnjë person të vetëm që të zotëronte kulturë të përgjithshme. Të gjitha njohuritë historike nuk kalonin përtej disa rrëfimeve lokale perse që i sillnin tregtarët në formë mitesh dhe legjendash antagoniste. Mirëpo të dhënat e Kur'anit të Shenjtë mbi të

213 Fadil Salih Samerrai, *Lemesatun bejanijje,* Amman 2003, f. 193-197.

kaluarën paraqesin një tërësi unike dhe nuk janë të tilla që mund t'i shkruajë ndonjë njeri me mendjen dhe zgjuarsinë e mprehtë të tij.

Prandaj, njeriu me mend në kokë le të mendojë: A mund të ndodhë që një njeri i paarsimuar i dalë nga një shoqëri injorante larg qytetërimit, të përbëjë burim për kuptimin e Kur'anit pa marrë nga një burim hyjnor? Natyrisht që kurrë! Dhe kjo tregon se të gjitha informacionet, njohuritë dhe të dhënat që njoftonte i Dërguari i Allahut (s.a.s.), i janë komunikuar nga Allahu.

Në ajetin kur'anor thuhet:

**"Ky është nga lajmet e fshehta që të kemi komunikuar ty. Ti s'ishe pranë tyre kur ata hidhnin short se kush do ta rrisë Merjemen dhe as je ndodhur atje kur janë grindur me njëri-tjetrin për këtë gjë!"** (Al-i Imran, 44)

**"Këto që t'i kemi komunikuar kështu, janë lajme mbi të fshehtën. Ti nuk ndodheshe pranë tyre kur ata u bashkuan me qëllimin për të të ngritur ty kurth."** (Jusuf, 102)

**"Ti as pate lexuar më parë ndonjë libër, as pate shkruar me dorën tënde; po të qe ashtu, mohuesit mund të binin në dyshim."** (el-Ankebut, 48)

**"Duke ta komunikuar ty këtë Kur'an, t'i tregojmë ngjarjet në mënyrën më të bukur. Kurse ti s'kishe dijeni më parë për to!.."** (Jusuf, 3)

Me të vërtetë, ato kohë, disa thërrime njohurish mbi shkatërrimin e popujve Ad dhe Themud, si dhe mbi përmbytjen e Nuhut, ekzistonin vetëm në formë mitesh dhe legjendash. Por Kur'ani i Shenjtë ia paraqiti njerëzimit këto në mënyrën më interesante dhe mësimdhënëse në përputhje me shkencën e historisë dhe filozofinë e historisë të ditëve të sotme.

Sipas ndjekësve të librit (çifutëve dhe krishterëve), Shokët e Shpellës patën qëndruar në shpellë treqind vite diellore. Kur'ani i Shenjtë bën të ditur se ata patën qëndruar në shpellë *treqind e nëntë vjet*. Këto

nëntë vjet janë ndryshimi mes viteve (dhe kalendarëve) diellorë dhe hënorë. Në ajetin kur'anor thuhet:

**"Ata qëndruan në shpellë treqind vjet dhe nëntë vjet."** (el-Kehf, 25)[214]

Në shekullin VII në Mekë sundonte një injorancë e thellë në të gjitha fushat e dijes përveç elokuencës dhe retorikës. Për shembull, në matematikë nuk njiheshin mbledhja dhe zbritja. Shkrimi i numrave nën njëri-tjetrin (për t'i mbledhur ose zbritur) si dhe zeroja nuk njiheshin. Shifrat shpreheshin dhe shkruheshin vetëm me fjalë.[215] Po të mbajmë parasysh se, kur zbriti ky ajet, në Mekë sundonte injoranca e thellë në matematikë, na del pyetja: Si mund ta njihte këtë llogari të hollë një shoqëri e paarsimuar që s'e njihte shkrimin dhe aritmetikën, po ashtu, edhe një profet gjithashtu i paarsimuar i dalë nga mesi i tyre?

Po si kjo, vetëm informacionet dhe njohuritë e përcjella (të marra nga një burim i caktuar i jashtëm) të pamundura për t'u fituar me zgjuarsi dhe gjykim, zënë një vëllim të madh në Kur'an. Informacionet dhe njohuritë në fjalë nuk mund të dilnin nga një shoqëri injorante dhe nga një njeri i paarsimuar.

Mësuesi i Profetit Muhammed (s.a.s.) ishte vetë Allahu (xh.xh.). Ishte, gjithashtu, sipas urdhrit hyjnor, er-Ruhul Emin (Shpirti i Shenjtë, engjëlli Xhebrail) i cili bënte për të Dërguarin e Allahut (s.a.s.) punën e mësuesit. Detyra e tij ishte t'ia përcillte Profetit fjalë për fjalë njohuritë që merrte nga Allahu i Lartë.

Kur'ani i Shenjtë pati dhënë njoftime edhe mbi të ardhmen dhe ato njoftime qenë realizuar po në atë mënyrë siç pati njoftuar ai, si dhe ash-

214 Si shqipja, edhe arabishtja afërsisht kështu i shpreh shifrat. Mes grupeve më të mëdha e më të vogla shifrore vihet lidhëza "ve" (e) siç duket edhe nga paragrafi para përkthimit shqip të ajetit. Përkthyesi.

215 Në ngjashmëri me këtë është shkrimi i kronogrameve. Nga historia e kulturës osmane mësojmë se kjo mënyrë njehsimi është njohur dhe përdorur gjer në shek. XX, për shembull, në datëlindjet dhe datëvdekjet, në epitafet, etj. Për shembull, poeti Mehmet Akif Ersoj e ka pasur emrin e parë Ragyif dhe i është vënë ky emër për t'ia fiksuar datëlindjen sepse ky kompleks shkronjor jepte shifrën e datëlindjes së tij. Ja dhe një shembull nga letërsia e Divanit. Kronogrami i shkruar me rastin e vdekjes së shehulislamit Jahja Efendi (1561-1644), i cili ishte edhe poet, është ky kuplet: "GûSh idince bi'l-bedâhe didiler târîhini / Menzil-i Yahyâ Efendi cennet-i gulzâr ola. (Me t'u dëgjuar, e thanë qartë aty për aty datën: / Atje ku arrittë Jahja Efendiu, parajsë trëndafilash qoftë!). Përkthyesi.

tu do të vazhdojnë të realizohen. Pra, konkluzioni i Kur'anit të Shenjtë kurrë nuk do ta humbë aktualitetin dhe vlefshmërinë! Ai vazhdimisht u prin diturive dhe shkencave. Në ajetin kur'anor thuhet:

**"... Kurse Kur'ani është një libër shumë i çmuar. Nuk ka pasur as në të shkuarën dhe nuk do të ketë as në të ardhmen gjë që ta hedhë poshtë atë! Ai është zbritur nga lartësia** (sublime) **e Allahut absolutisht të urtë dhe të denjë për lavdërim!"** (Fussilet, 41-42)

Janë shumë qytetërime që, pasi kanë bërë vend dhe emër në histori, janë fshirë nga faqja e dheut. Faqet e historisë janë plot me profetë të vrarë në mënyrë kriminale, si dhe me libra të shenjtë të humbur ose të mangët dhe të korrigjuar. Ndërkaq, Allahu i Lartë, duke njoftuar se vetëm teksti i Kur'anit do të mbrohet dhe përcillet pa mangësi, ka urdhëruar si më poshtë dhe ka theksuar se Kur'ani do të ketë përjetësisht mbrojtjen hyjnore që s'i ka takuar asnjë libri tjetër:

**"Pa dyshim, Ne e kemi zbritur Kur'anin dhe, pa dyshim, Ne jemi garant për të!"**[216]

Para se t'i komunikohej profetësia dhe të fillonte t'i zbriste Kur'ani, Profeti (s.a.s.) as që i pati shkuar nëpërmend këto gjëra. Këtë të vërtetë, Allahu i Lartë e shpreh kështu:

**"Ti as që e pate shpresuar se do të të jepej libër! Ai është vetëm mëshira e Zotit tënd!.."** (el-Kasas, 86)

Garantuesi i vetëm i mbrojtjes së fesë është Allahu i Lartë:

**"Me të vërtetë, po të duam, Ne mund ta zhdukim atë që të kemi komunikuar ty, kurse ti nuk mund të gjesh asnjë mbrojtës përballë kësaj gjendjeje, përveç mëshirës së Zotit tënd** (në sajë të të cilit Kur'ani ka mbetur i përhershëm)**, sepse mirësia e Tij ndaj teje është shumë e madhe!"** (el-Isra, 86-87)

Siç e shpreh fare qartë ajeti kur'anor, shkaku i vetëm që Kur'ani nuk është korrigjuar, është **"mbrojtja e tij nga dora e mirësisë hyjnore"**!

216 el-Hixhr, 9. Teksti origjinal i ajetit është kështu: "Inna nahnu nezzelne'dh-Dhikra ve inna lehu lehafidhune." Me këtë rast, le të vihet re elokuenca e lartë e këtij ajeti si dhe muzikaliteti i tij, të realizuar me anë të mjeteve letrare të ndryshme, si aliteracioni i tingullit "n", kadenca "lehu - lehafidhune", etj. Përkthyesi.

Bizantinët kishin luftuar me persët zoroastrianë dhe ishin mundur. Duke përfituar nga rasti, politeistët u thanë muslimanëve duke dashur t'ua thyenin besimin dhe vendosmërinë:

"Në sajë të librit tuaj, pandehnit se do të dilnit fitimtarë, por ja tek zjarradhuruesit i mundën bizantinët krishterë!"

Atëherë, Allahu i Lartë zbriti këto ajete që do t'u shkaktonin politeistëve dëshpërim, kurse muslimanëve do t'u jepnin gëzim:

**"Elif. Lam. Mim. Bizantinët u mundën në vendin më të afërt. Por pas kësaj mundjeje ata do të dalin fitues brenda disa viteve** (3-9 vjet)**. Punët i përkasin Allahut si më parë, ashtu dhe më pas. Atë ditë, me ndihmën e Allahut, besimtarët do të gëzohen. Ai është ngadhnues absolut, mëshirues dhe shpërblyes!"** (er-Rum, 1-5)

Atë kohë Bizanti ishte dobësuar aq shumë, sa as dhe një njeri i vetëm nuk i jepte mundësi një fitoreje pas asaj humbjeje që ua kishte këputur mesin! Por Ku'ani i Shenjtë, me një siguri të fuqishme, thoshte:

**"Ky është premtimi i Allahut! Allahu nuk lëviz nga premtimi, por shumica e njerëzve nuk dinë!"** (er-Rum, 6)

Më në fund, Allahu i Lartë e realizoi premtimin. Sipas mendimit të njëzëshëm të historianëve, brenda një kohe më pak se nëntë vjet, bizantinët dolën fitimtarë mbi persët. Atë ditë kur u arrit fitorja e bizantinëve, edhe muslimanët dolën fitimtarë në luftën e Bedrit kundër politeistëve dhe u gëzuan! (Shih. Tirmidhi, *Tefsir*, 30/3191-3194; Ahmed, I, 276; Kurtubi, XIV, 3)

✿

Me shtimin e dhunës kundër muslimanëve në Mekë, Profeti (s.a.s.) u lut që mbi mizorët politeistë të binte kriza e bukës siç pati ndodhur në kohën e profetit Jusuf (a.s.). Atëherë zbriti ajeti që paralajmëronte:

**"Vëzhgo ditën kur qielli do të sjellë një tym të dukshëm qartë! Ai tym do t'i mbulojë njerëzit dhe ky do të jetë një ndëshkim i hidhur!"** (ed-Duhan, 10-11)

Dhe ata i zu një thatësirë dhe uri e tillë që, kur njëri prej tyre vështroi nga qielli, për shkak të vuajtjes së madhe, i dukej se mes qiellit dhe tij kishte një tym. (Buhari, *Tefsir*, 12, 30, 44; Muslim, *Munafikin*, 40; Ahmed, I, 431, 441)

Në vazhdimin e ajetit thuhet:

**"Ne do ta heqim pak ndëshkimin, kurse ju do të ktheheni përsëri** (në gjendjen e mëparshme)**. Por ne do të marrim shpagim atë ditë kur të ndodhë ajo goditje e tmerrshme!"** (ed-Duhan, 15-16)

Këtu jepen tre lajme të fshehta:

1. Se vuajtjet do të lehtësohen. Me të vërtetë, kur shkuan dhe i kërkuan Profetit të bënte një lutje shiu dhe i hapën duart duke iu lutur Zotit **"Zoti ynë, hiqe ndëshkimin prej nesh, se ne tashmë besojmë!"**[217], Allahu i Lartë u lëshoi pak shi.

2. Se ata prapë do të përgatisin një kurth. Me të vërtetë, politeistët lëvizën nga fjala që kishin dhënë se kishin besuar dhe, për t'i mundur muslimanët, përgatitën luftën e Bedrit.

3. Se, pas kësaj, do të merrej shpagim nga politeistët. Me të vërtetë, ditën e fitores së Bedrit, ndëshkimi hyjnor i kapi dhe i shkatërroi ata në mënyrë të tmerrshme. Atë ditë u vranë rreth shtatëdhjetë vetë nga parësia e politeistëve dhe po aq u zunë rob.

Gjithashtu, një farë kohe para luftës së Bedrit, patën zbritur ajetet kur'anore mbi Velid bin Mugiren, një nga krerët e mohimit dhe herezisë:

**"Kur iu kënduan ajetet tona, ai tha: "Këto janë përrallat e të parëve!" Ne do ta shënojmë atë duke i vënë vulë në hundë!"** (el-Kalem, 15-16)

Ditën e Bedrit, Velidi u plagos në hundë dhe plaga e hundës i mbeti si shenjë hyjnore sa qe gjallë! (Bejdavi, V, 144; Kurtubi, XVIII, 236-237)

Veç kësaj, atë ditë u realizua ky premtim hyjnor i njoftuar në ajetin kur'anor 45 të sures Kamer:

**"Atij grupi do t'i shkaktohet disfatë dhe ata do të kthehen pas e do të ikin!"**

Lidhur me të vërtetën e këtushme, Hz. Omeri (r.a.) thotë kështu:

"Kur ky ajet zbriti në Mekë, thashë me vete: "Cili grup, vallë, do të çohet në disfatë? Kush ka për të fituar?" Kur shkova dhe e dëgjova ditën e Bedrit të Dërguarin e Allahut (s.a.s.) që po e këndonte këtë ajet, e kuptova se grupi që do të pësonte disfatë, ishin politeistët Kurejshë.

217 ed-Duhan, 12.

Atë ditë e mësova shpjegimin e ajetit!" (Ibn-i Sa'd, II, 25; Ibn-i Kethir, *el-Bidaje*, III, 312)

❀

Në kohët e para, besimtarët bënin roje pranë të Dërguarit të Allahut për ta mbrojtur atë nga rreziqet e mundshme. Por kur zbriti ajeti **"… Allahu do të të mbrojë ty nga njerëzit** (nga sherri i njerëzve)**!.."**[218], i Dërguari i Allahut e hoqi këtë roje dhe sahabeve, shokëve të tij sakrifikantë që rrinin zgjuar me dëshirë dhe dashuri pranë tij gjer në mëngjes për ta mbrojtur, u tha:

*"Tashmë mund të shkoni, sepse Allahu më premtoi se do të më mbrojë!"* (Tirmidhi, *Tefsir*, 5/4)

Në fushatën Dhaturrika, në një moment, Profeti (s.a.s.) qëndroi për të pushuar nën një pemë. E vari shpatën në pemë dhe u shtri. Në këtë mes, aty erdhi një politeist i cili, kur e pa të Dërguarin e Allahut të vetëm dhe duke fjetur, e rrëmbeu menjëherë shpatën e varur nga pema, iu vu para dhe, të Dërguarit të Allahut (s.a.s.) i cili u zgjua pa treguar as shenjën më të vogël të shqetësimit për situatën, i tha:

"A nuk po frikësohesh prej meje?"

*"Jo, nuk të kam frikë aspak!"* – Iu përgjigj Profeti.

"Mirë, po kush do të të shpëtojë tani ty nga dora ime?" – E pyeti politeisti.

Duke u ngritur nga vendi, Profeti i tha:

*"Allahu do të më shpëtojë! Lëre shpatën!"*

Njeriu i cili filloi të dridhej para qetësisë, vendosmërisë dhe paraqitjes impresionuese të Profetit, e la për tokë shpatën jashtëzakonisht i hutuar!" (Shih. Buhari, *Xhihad*, 84, 87; *Megazi*, 31, 32; Muslim, *Fedail*, 13; *Musafirin*, 311)

I Dërguari i Allahut (s.a.s.) nuk u nis ta ndëshkonte beduinin që deshi ta vriste, përkundrazi, e ftoi në Islam. Dhe beduini i cili pothuajse u mpak përballë kësaj sjelljeje të lartë, kur u kthye te fisi i vet, u tha njerëzve:

"Unë po vij nga pranë njeriut më të dobishëm ndër njerëzit!" (Hakim, III, 31/4322)

---

218 el-Maide, 67.

Ja, pra, edhe në situata të tilla të frikshme, i Dërguari i Allahut (s.a.s.) tregohej jashtëzakonisht i sigurt dhe i dorëzuar te Zoti!

Një ngjarje e ngjashme me këtë ndodhi edhe në Hunejn. Atë ditë, ushtarët muslimanë të ngarkuar lehtë që vepronin si pararojë dhe ata që s'kishin mburoja, marshuan në një krah të Hevazinit. Mirëpo në atë krah ndodheshin shigjetarët armiq të cilët lëshuan mbi muslimanët një breshëri shigjetash si tufë karkalecash. Atëherë, muslimanët u detyruan të shpërndaheshin dhe, kështu, armiku u drejtua drejt Profetit. Ndërkaq, i Dërguari i Allahut (s.a.s.) e ngiste mushkën pa pushim duke bërë përpara drejt armiqve. Për ta ndaluar, Ibni Abbasi e tërhiqte kafshën për kapistre, kurse Ebu Sufjan bin Harithi e kishte kapur dhe e tërhiqte pas nga yzengjitë. Pas pak, Profeti zbriti nga mushka, u lut dhe kërkoi ndihmë nga Allahu me këto fjalë:

*"Unë jam Profeti, kjo nuk është gënjeshtër! Unë jam i biri i Abtylmuttalibit! Allahu im, zbritma ndihmën!"*

Pastaj i vuri ushtarët në rregull.

Berai (r.a.) që e rrëfen ngjarjen, thotë:

"Vallahi, kur nxehej lufta, ne strehoheshim te i Dërguari i Allahut (s.a.s.)! Më guximtari prej nesh ishte ai që mundej të qëndronte në një drejtim me të Dërguarin e Allahut (s.a.s.)!" (Shih. Muslim, *Xhihad*, 76, 79; Buhari, *Megazi*, 54; *Xhihad*, 52, 61, 97, 167)

Armiqtë që u hutuan jashtëzakonisht para guximit dhe vendosmërisë së pashoqe të tij, s'i bënë dot asgjë atij. Allahu e kishte mbështetur sërish të dërguarin e Tij me ushtri të padukshme dhe i kishte përzënë armiqtë me dorën e vet!

❀

Pas hixhretit, ensarët u dhanë përkrahje të madhe muhaxhirëve dhe, përkundër kësaj, të gjithë politeistët arabë u bashkuan si një grusht i vetëm. Sahabet nuk binin e nuk ngriheshin dot pa armë. Mes tyre, ata besidonin kështu:

"A do të vijë ajo ditë që të mos kemi frikë prej askujt tjetër veç Allahut?"

Atëherë, zbritën këto ajete kur'anore:

**"Allahu u ka premtuar atyre nga ju që besojnë dhe bëjnë punë të mira, se, ashtu siç i pati bërë sundues paraardhësit e tyre që patën be-**

**suar dhe bërë punë të mira, ashtu do t’i bëjë sundues edhe ata, se do të vendosë me themel fenë që ka zgjedhur për ta dhe se, pas frikës, do t’i bëjë që ta ndjejnë veten në siguri të plotë!”** (en-Nur, 55)

**“Me të vërtetë, pas Fjalës, edhe në Zebur shkruam: “Robtë e mi do të bëhen trashëgimtarët e tokës!”** (el-Enbija, 105)

Vërtet, pas një kohe të shkurtër, duke përparuar me vendosmëri në rrugën e lartësimit të Fjalës së Allahut, ushtritë islame nënshtruan Bizantin, njërin prej shteteve më të fuqishëm të kohës dhe e groposën në histori perandorinë persiane! (Vahidi, f. 338)

❀

Faraonit i cili, ndërsa po mbytej në vorbullat e Detit të Kuq, mbetej i detyruar të kapej pas hallkës së besimit, Allahu i Lartë, duke iu drejtuar me këto fjalë, nuk ia pranoi besimin në gjendje pesimizmi:

**“A tani** (po beson)**?! Kurse më parë ti pate kundërshtuar** (gjatë gjithë jetës) **dhe ishe bërë gjithmonë ngatërrestar!”** (Junus, 91) Dhe vazhdoi:

“(O Faraon!) **Edhe ne sot do të të nxjerrim ty në breg si një kufomë të paprishur që të bëhesh shembull mësimdhënës për pasardhësit! Megjithëkëtë, shumica e njerëzve janë me të vërtetë të panjohur me ajetet tona!”** (Junus, 92)

Zemahsheriu e komenton kështu këtë ajet kur’anor:

“Ne do të të hedhim ty në një skaj të bregdetit dhe do të ta mbrojmë kufomën lakuriqe të paprishur si një shembull mësimdhënës për ata që do të vijnë shumë shekuj më pas!” (Zemahsheri, III, 24)

Në kërkimet e bëra vitet e fundit, kufoma e Faraonit është gjetur në breg në pozicion të përgjunjur. Ky është çasti i tij para vdekjes. Nën efektin e skenave të tmerrit me të cilat u përballa para vdekjes, ka dashur të besojë por, meqë është ndodhur në situatë të pashpresë, besimi nuk i është pranuar. Ja, pra, në atë gjendje i ka mbetur kufoma e pakalbur për mijëra vjet dhe, siç është deklaruar në ajetin kur’anor, është zbuluar

sot për t'iu paraqitur njerëzimit si një pamje mësimdhënëse. Aktualisht, kjo kufomë ndodhet në Sallonin e Mumjeve Mbretërore të Muzeut të Kajros dhe është e hapur për vizitorët. Kjo e vërtetë është vetëm njëra prej mrekullive të Zotit të njoftuara në Kur'an dhe që do të ruhen gjer në kiamet!

Veç këtyre, edhe shumë ngjarje të paralajmëruara qysh më parë, si hyrja në siguri e muslimanëve në Faltoren e Paprekshme (Qabe)[219], pranimi i Islamit në mënyrë masive[220], arritja e epërsisë së Islamit mbi të gjitha fetë e tjera[221], ngadhnjimi i Mekës nga muslimanët fitimtarë[222], pamundësia e imitimit të Kur'anit[223] dhe garantimi i mbrojtjes së Kur'anit pa pësuar as ndryshimin më të vogël[224], janë nga lajmet nga e fshehta të dhëna nga Kur'ani mbi të ardhmen. Është e pamundur që këto lajme të cilat për të hynin tek e fshehta e së ardhmes, Profeti t'i jepte qysh më parë pa u mbështetur te vahji apo revelacioni hyjnor. Në lidhje me këtë çështje, mund të përmenden këto ajete:

**"Thuaju: "Po qe se vendi i ahiretit** (xhenneti) **në lartësinë e Allahut ju përket vetëm juve ndër njerëzit dhe po qe se jeni të sinqertë në këtë pretendim, eja, kërkojeni vdekjen!" Mirëpo, ndërsa punët që kanë bërë janë sheshit, vdekjen kurrë s'e kërkojnë! Allahu i njeh mirë ata mizorë!"** (el-Bakara, 94-95)

**"I krijoi kuajt, mushkat dhe gomarët edhe që t'u hipni, edhe që të jenë si stoli. Dhe ka për të krijuar sa e sa gjëra të tjera që në këtë çast s'i dini!"** (en-Nahl, 8)

Po kështu, edhe këto lajme mbi çifutët janë nga lajmet mbi të fshehtën:

**"Krahas kësaj, Ne lamë mes tyre një neveri dhe urrejtje që do të vazhdojë gjer në kiamet. Sa herë që kanë ndezur ndonjë zjarr për të shkaktuar ndonjë luftë, Allahu ua ka shuajtur. Ata vrapojnë në të katër anët e botës vetëm për të shkaktuar intriga dhe grindje. Allahu nuk i do ngatërrestarët!"** (el-Maide, 64)

219 Shih. el-Fet'h, 27.
220 Shih. en-Nasr, 2.
221 Shih. et-Tevbe, 33; el-Fet'h, 28; es-Saff, 9.
222 Shih. el-Fet'h, 16, 27.
223 Shih. el-Bakara, 23-24.
224 Shih. el-Hixhr, 10.

**"Atëherë Zoti yt bëri të ditur se do të nxjerrë njerëz që t'u shkaktojnë vuajtje atyre gjer në ditën e kiametit. Pa dyshim, Zoti yt është ai që e jep ndëshkimin shpejt. Dhe ai është shumë falës e mëshirues. Dhe i ndamë ata në të gjitha vendet e botës si grupe të copëtuara. Mes tyre pati edhe njerëz të mirë, edhe jo të mirë. Dhe i provuam herë me të mira e herë me fatkeqësi se mos kthejnë nga rruga e keqe!"** (el-A'raf, 167-168)

Edhe deklaratat kategorike mbi ligjet universale e të natyrës janë të llojit të lajmeve mbi të fshehtën:

**"Kurse ia kthejmë përmbys krijimin e atij ndër ta që e lamë në jetë. Akoma s'po mbushen me mend?"** (Jasin, 68)

**"Kudo që të ndodheni, edhe sikur të jeni strehuar brenda kalave të shëndosha, vdekja ka për t'ju arritur…"** (en-Nisa, 78)

**"Ne zbresim nga qielli ujë sipas një mase që e kemi përcaktuar dhe e vëmë të pushojë në tokë. Por, po të duam, kemi fuqi edhe për ta zhdukur nga toka!"** (el-Mu'minun, 18)

**"Të pyesin ty për shpirtin. Thuaju: "Shpirti është nën urdhrin e Zotit tim** (është nga gjërat që i di vetëm Ai)**! Kurse juve ju është dhënë vetëm pak dije!"** (el-Isra, 85)

**"… Mirëpo jemi Ne që ua përpjesëtojmë midis tyre ushqimin në jetën e kësaj bote dhe që e bëjmë gradën e dikujt mbi gradën e tjetrit me qëllim që t'i shërbejnë njëri-tjetrit. Kurse mëshira e Zotit tënd është më e dobishme se gjërat që grumbullojnë ata!"** (ez-Zuhruf, 32)

Është e pamundur që këto konkluzione të pavarura nga koha dhe vendi dhe të shprehura në mënyrë kategorike, t'i thotë një njeri i cili nuk e di se ç'do t'i sjellë e nesërmja dhe se ç'gjëra ka për të zbuluar shkenca! Allahu i Lartë thotë kështu:

**"Pas një farë kohe do ta mësoni patjetër se njoftimet e tij** (Kur'anit) **janë të drejta."** (Sad, 88)

Edhe i Dërguari i Allahut (s.a.s.) ka hadithe me karakter mrekullor që japin lajme nga e fshehta. Nja dy prej tyre janë kështu:

*"Së shpejti, në shtratin e tharë pas tërheqjes së ujit të lumit Eufrat, do të zbulohet një thesar floriri. Personi që ia arrin asaj dite kurrsesi të mos marrë gjë prej atij thesari!"* (Buhari, *Fiten*, 24; Muslim, *Fiten*, 29-32; Ebu Davud, *Melahim*, 13; Tirmidhi, *Sifatu'l-Xhenne*, 26)

*"Kiameti nuk ka për të shpërthyer gjersa të mos jetë tërhequr uji i lumit Eufrat e të jetë zbuluar një mal floriri, si dhe gjersa të mos kenë vdekur nëntëdhjetë ndër njëqind vetë të përleshur me njëri-tjetrin për të shpëtuar dhe fituar secili për vete!"* (Buhari, *Fiten*, 24; Muslim, *Fiten*, 29)

Në faqen e parë të gazetës Yeni Shafak të datës 28.9.2002 u botua ky lajm me cilësinë e vërtetimit të këtyre haditheve:

"Në fotografitë e bëra nga hapësira prej satelitëve anglezë dhe amerikanë, u konstatua se në thellësi të shtratit të lumit Eufrat ndodhen rezerva të mëdha floriri. Dhe u shënua se njëri nga synimet e sulmit të Sh.B.A. kundër Irakut është, krahas marrjes nën kontroll të naftës së Lindjes së Mesme, të vërë dorë mbi këto rezerva ari të fshehta në shtratin e Eufratit."

Si konkluzion, Kur'ani është mrekulli edhe për sa i përket informacioneve dhe paralajmërimeve mbi të panjohurën. Sepse informacionet e tij vërtetohen një për një. Mund të gjenden edhe libra të tjerë që bëjnë fjalë mbi parashikime të tilla, por asnjëri prej tyre nuk ka vlerë të tillë që të mund t'i afrohet Kur'anit. Eshtë e fiksuar me dëshminë e historisë se paralajmërimet e asnjë libri nuk janë vërtetuar në atë nivel objektiv dhe kategorik sa ato të Kur'anit të Shenjtë!

### C. MREKULLIA SHKENCORE

Në Kur'anin i Shenjtë ka shumë ajete që u bëjnë dritë përparimit shkencor dhe zbulimeve shkencore, dhe janë një mrekulli e Kur'anit mbi të ardhmen. E shprehur ndryshe, Kur'ani shkon gjithmonë para, kurse shkenca i vjen pas.

Ndërkaq, qëllimi bazë i Kur'anit është që, duke e shtresuar në zemra tevhidin, besimin monoteist islam mbi Allahun si Zoti i vetëm i gjithësisë, të bëhet për njerëzit udhëzues i rrugës së drejtë. Kështu, të gjitha temat që i trajton, i paraqet mbështetur mbi këtë qëllim bazë. Krahas kësaj, informacionet dhe njohuritë nga fushat e shkencave të natyrës që u jep njerëzve si shembull mësimdhënës, përputhen plotësisht me të vërtetën. Kjo është një mrekulli tjetër e Kur'anit të Shenjtë që do të vazhdojë të veprojë në të gjitha kohët dhe vendet gjer në kiamet, është provë e përsëritur në mënyrë të vazhdueshme e shkëlqimit të Kur'anit të Shenjtë. Me të vërtetë, zhvillimet shkencore që zgjerohen vazhdimisht, i mbështesin dhe i miratojnë vazhdimisht këto njohuri dhe informacione. Sa për shembull, mund të përmendim këto:

**1. Në biologji**

**a) Krijimi i njeriut**

Mbi çështjen e riprodhimit të njeriut dhe formimin e embrionit, Kur'ani i Shenjtë jep një sërë informacionesh origjinale që shkenca moderne pothuaj sapo i ka zbuluar. Këto përshkruhen në mënyrë të detajuar veçanërisht në ajetin 5 të sures Haxh dhe në ajetet 11-13 të sures Mu'minun:

**"O njerëz! Po qe se dyshoni mbi ringjalljen, dijeni se ju krijuam juve prej dheu, pastaj prej embrioni** (*nutfe*)**, pastaj prej një ngjizjeje** (prej vezës së fekonduar, *aleka*)**, pastaj prej një cope mishi të shtypur** (*mudga*) **me gjymtyrë të papërcaktuara** (prej fetusit që i formohen gjymtyrët me kohë)**, që t'jua tregojmë** (fuqinë tonë) **juve! Atë që dëshirojmë, Ne e bëjmë të presë në mitër për një periudhë të caktuar, pastaj ju nxjerrim jashtë si foshnjë. Pastaj** (ju rrisim) **gjersa të arrini pjekurinë dhe dikush nga ju vdes e dikush çohet gjer në periudhën më të pavlerë të jetës gjersa të shndërrohet nga njeri që di, në njeri që s'di asgjë! Ti e sheh faqen e tokës të thatë e të vdekur, por kur Ne të zbrazim shi mbi të, ajo lëviz, fryhet dhe jep bimë të këndshme nga çdo lloj** (ose çift)**!"** (el-Haxh, 5)

**"Pa dyshim, Ne e krijuam njeriun prej një esence balte** (të kulluar)**. Pastaj e bëmë embrion në një vend të siguruar. Në vijim, embrionin e kthyem në copë mishi që e shndërruam në eshtra** (skelet) **dhe eshtrat i veshëm me mish. Pastaj, me një mënyrë tjetër krijimi, e shndërruam në njeri. I lartë është Allahu, më i miri krijues!"** (el-Mu'minun, 12-14)

Struktura shpirtërore e njeriut është e krijuar me aftësi dhe mundësi për t'u bërë konfident i Allahut. Nga ana tjetër, edhe struktura fizike e tij është një mrekulli arti madhështore dhe e shkëlqyer e Allahut të Lartë. Në këto ajete, Zoti tërheq vëmendjen mbi këtë artin e tij madhështor. Dhe një urtësi tjetër e ajetit është kalimi i njeriut nga gjendja amorfe në gjendjen më të bukur!

Me qëllim për t'i ndriçuar ajetet lidhur me krijimin, i Dërguari i Allahut (s.a.s.) bën këto shpjegime:

*"Secili nga ju merr formë dyzet ditë në mitrën e nënës si embrion, që është tharmi i krijimit. Pastaj përsëri, (brenda dyzet ditësh) shndërrohet në fetus dhe vazhdon ashtu, si një copë mishi (edhe dyzet ditë të tjera). Pas kësaj dërgohet një engjëll. (Me urdhrin e Allahut) Engjëlli i fryn shpirt atij dhe shënon pjesën që do t'i takojë (rizkun), jetëgjatësinë dhe vdekjen, aktet dhe karakterin e mirë apo të keq që do të ketë."* (Buhari, *Kader*, 1; Muslim, *Kader*, 1; Ebu Davud, *Sunnet*, 16/4708)

Dyzet ditët e para që kalon foshnja në mitrën e nënës janë shprehur në hadithin profetik si etapë embrionale. Meqë gjatë kësaj kohe shfaqen shenjat e para të shumë gjymtyrëve, shprehja e Profetit (s.a.s.), "merr formë" paraqet një përputhje të plotë me të vërtetën.

Etapa mes ditëve 40-80 është etapa fillestare e formimit të fetusit, kurse ditët 80-120 janë periudha e formimit të plotë të fetusit. Domethënë, 120 ditë ose katër muaj pas fekondimit, fëmijës i dërgohet një engjëll për t'i fryrë shpirt.[225]

Kur ballafaqohen këto të dhëna të hadithit profetik me konstatimet përkatëse të biologjisë moderne, mes tyre vihet re një përputhje e plotë. Mirëpo këto informacione të dhëna nga Kur'ani, nuk njiheshin në asnjë vend të botës para shekullit të XIX. Të vërtetat që kanë kërkuar shpenzimin e shekujve në zbulimet lidhur me riprodhimin e njeriut, Kur'ani i ka parashtruar në mënyrë të qartë dhe me një stil të thjeshtë 14 shekuj më parë! Janë shumë embriologë jomuslimanë që e kanë vërtetuar Kur'anin kur e kanë mësuar këtë të vërtetë. Njëri prej tyre është embriologu i Universitetit të Torontos, Kanada, **Prof. Dr. Keith L. Moore**.[226]

225 Tek njeriu ka dy shpirtra. Me shpirtin që i vjen së pari në mitër nga bota e krijimit, fetusi e vazhdon jetën në mënyrë vegjetale. Ky shpirt i ardhur nga bota e krijimit, merr fund me vdekjen e trupit. Kurse shpirti i dytë është nga bota e urdhrit, bota e lartë hyjnore. Është një gjendje cilësore të cilën Zoti e shpreh në Kur'an në formën **"... kur atij** (njeriut) **i dhashë formë dhe i fryva nga shpirti im..."** (el-Hixhr, 29). Ky shpirt është i pavdekshëm. Ditën e kiametit do t'i rivishet trup. Siç thuhet në hadithin profetik, ky shpirt i indikohet kurmit (kufomës) në ditën e 120-të. Gjer atë ditë, kurmi kalon një zhvillim vegjetal. Pastaj, në ditën e 120-të, pasi t'i fryhet shpirti i ardhur nga Zoti, tek ai formohen vetitë njerëzore dhe shpirtërore.

226 Në veprën tonë, shprehjet që bëjnë të ditur habinë dhe admirimin e shkencëtarëve të huaj përballë Kur'anit të Shenjtë, si dhe intervistat e zhvilluara me ta, në përgjithësi janë marrë nga përmbledhjet e konferencave shkencore të Abdul-

Pas shpjegimit në veprën e vet të fushës së embriologjisë etapat që kalon njeriu në mitrën amësore, kanadezi Prof. Dr. Keith L. Moore i ballafaqoi njohuritë përkatëse me ajetet kur'anore dhe pohoi se shkenca është në përputhje me Kur'anin, madje, se, me shembujt dhe përshkrimet që jep, Kur'ani i paraprin shkencës së mjekësisë.

Keith pohon se jo vetëm që emërtimet *nutfe*, *aleka* dhe *mudga* (si emërtime të tri etapave të zhvillimit të njeriut nga embrioni në fetus), pra, që të gjitha veçoritë e këtyre tri etapave janë në përputhje me të vërtetat shkencore, por edhe se i bëjnë dritë botës së mjekësisë. Etapa e emërtuar *nutfe* përfshihet në të gjithë përmbajtjen e kërkimeve shkencore. Në etapën *aleka*, embrioni i zhvilluar ka marrë trajtën e një cope gjaku të mpiksur dhe të varur (të ngjitur) në murin e mitrës. Të gjitha veçoritë jetësore të fetusit janë depozituar në këtë gjak të mpiksur. Kurse *mudga* do të thotë mish i përtypur. Po të vihet re trajta e saj, do të shihet se është një si copë mishi e përtypur. Mund të thuash se mbi të ka gjurmë dhëmbësh! Në përfundim të këtyre kërkimeve, Keith ndjen një admirim të madh ndaj Kur'anit dhe Profetit dhe këtë mrekulli të Kur'anit para 1400 vjetësh e miraton dhe e vërteton me bindje të plotë. Dhe njohuritë e mësuara nga Kur'ani i shton në botimin e dytë të veprës së tij me titull *Before We Are Born* (Para se të lindim).

Kur e kanë pyetur se si e shpjegon ai që këto informacione dhe njohuri ndodhen në Kur'an, Keith është përgjigjur kështu:

***"Kur'ani s'është gjë tjetër veçse revelacion nga Zoti!"*** (Gary Miller, *The Amazing Qur'an*, f. 34-39)

Këto miratime Kur'ani i Shenjtë i bën të ditura mrekullisht në këtë mënyrë:

**"**(I Dashuri im!) **Dijetarët e vërtetë sigurisht që e shohin dhe e dinë se vahji hyjnor i zbritur për ty nga Zoti yt përbëhet plotësisht nga e vërteta dhe se shtyjnë për në rrugën e Allahut të Lavdëruar!.."** (es-Sebe, 6)

Veç kësaj, edhe në një konferencë të dhënë prej tij, Keith, përballë të vërtetave të Kur'anit lidhur me embriologjinë, bën këtë pohim:

"Jam shumë i lumtur që po ju mbaj këtë konferencë mbi mrekullitë e sjella nga Kur'ani dhe Tradita Profetike! Fakti që të vërtetat që shkenca dhe teknika e shekullit tonë sapo i ka zbuluar, janë shprehur nga një

mexhid ez-Zindaniut.

njeri i paarsimuar 14 shekuj më parë, më ka mahnitur jashtëzakonisht dhe të gjitha kërkimet dhe shqyrtimet që kam bërë, më kanë shtyrë të formoj opinionin kategorik se Kur'ani është, jashtë çdo diskutimi, produkt i revelacionit hyjnor!"

Përveç ajeteve kur'anore të sipërpërmendura në lidhje me krijimin, fakti që etapat e formimit të njeriut në barkun e nënës janë zhvilluar në tri mjedise të veçanta, bëhet i ditur në ajetin 6 të sures Zumer në këtë mënyrë:

**"…** (Allahu) **edhe ju ju krijon në barkun e nënës brenda një errësire trefishe duke ju kaluar nëpër etapa të ndryshme…"**

Nga pikëpamja biologjike, pohohet se kjo zonë prej tri errësirash përbëhet prej tri zonash nëpër të cilat kalon njëra pas tjetrës embrioni gjatë zhvillimit.

❁

Edhe **Prof. Dr. Marshall Johnson**-in, shef katedre anatomie në Amerikë, e kanë mahnitur etapat e krijimit të përshkruara në Kur'an dhe të vërtetat që përmban "mudga", ia kanë tërhequr vëmendjen jashtëzakonisht:

Një mish i përtypur… i trajtësuar krejt sipas radhitjes së dhëmbëve; si pamja e gjurmëve të dhëmbëve mbi një copë mishi të kafshuar… E gjitha, një centimetër, pothuaj sa një kafshatë!

Tek "mudga" janë të pranishme të gjitha veçoritë e njeriut, vetëm se disa në veprim, kurse disa të pahyra ende në veprim. Mjekësia nuk mundet të gjejë një shprehje për ta emërtuar dhe përshkruar këtë gjendje. Po të thotë se organet bëjnë punë, ka nga ato që s'bëjnë; po të thotë se nuk bëjnë punë, ka nga ato që bëjnë. Kurse Kur'ani, duke e përshkruar "mugdën" si **"copë mishi me gjymtyrë të papërcaktuara"** ose **"copë mishi amorfe"**, e ka zgjidhur nyjen qysh mëse 1400 vjet më parë me një emërtim që i përmbledh të gjitha informacionet mbi të.

Ja, pra, Prof. Dr. Marshall i cili në fillim i pati hedhur poshtë *apriori* informacionet kur'anore, më pas mbeti i detyruar t'i pranonte plotësisht. Për më tepër, pasi gjatë kësaj kohe mësoi të vërteta të reja, më në fund, Prof. Dr. Marshall u detyrua të shprehej me këmbëngulje kështu:

“Po, ky Kur’an që u bën dritë njerëzve të dijes e të shkencës, është zbritur nga Zoti. Kur t’i vijë koha, të vërtetat e tij do të hapen dhe do të dalin në shesh kështu, një e nga një dhe do të vërtetohet argumenti hyjnor:

**“Ekziston një kohë** (dhe vend) **kur do të vërtetohet çdo njoftim** (dhe informacion i lartë ku ndodhen të përqëndruara të vërteta të panumërta të njoftuara nga Kur’ani). **Së afërmi, edhe ju do ta mësoni të vërtetën!”**[227]

Në shek. XVII, para se të zbulohej mikroskopi, shkencat e natyrës mbronin pikëpamjen sipas së silës sperma kalonte në mitrën amësore krejt në trajtë njerëzore. Në atë kohë, shkencat e natyrës nuk e njihnin krijimin e njeriut në etapa. Kjo pikëpamje vazhdoi edhe në shek. XVIII. Madje, shkencëtarët nuk arritën dot te e vërteta mbi krijimin e njeriut sipas etapave të caktuara, as gjer në gjysmën e shek. XIX. Vetëm kur u krijuan mundësitë teknike përkatëse, shkencëtarët mundën të bënin kërkime të mjaftueshme në këtë fushë, duke arritur, më në fund, në prag të së vërtetës së parashtruar nga Kur’ani 1400 vjet më parë.

Duke u nisur që këtu, mund të thuhet se, kur të gjitha kërkimet dhe studimet shkencore finalizohen drejt dhe arrijnë përkryerjen, e vërteta që del në shesh s’është gjë tjetër veç asaj ç’ka fiksuar Kur’ani. Ashtu siç pati ndodhur një kohë kur, ndërsa Kur’ani thoshte se “dielli rrotullohet”, shkenca pretendonte të kundërtën, pra, se “dielli s’rrotullohet” dhe, pastaj, kur u mësua e vërteta, shkenca arriti në momentin që të thotë se “po, dielli u rrotulloka”, edhe në të gjitha të vërtetat e tjera ka për të ardhur në të njëjtin përfundim në raport me përparimin e mundësive!

Dhe i gjithë njerëzimi, i cili e respekton të vërtetën, do të mbetet i detyruar t’i nënshtrohet Kur’anit!

Ja, pra, Kur’ani i ka njoftuar qysh katëmbëdhjetë shekuj më parë, kur nuk njihej asnjë e vërtetë biologjike, këto të vërteta shkencore dhe sistematikën hyjnore që ne sapo i mësojmë në kuadrin e një të fshehte mrekullore biologjike që evoluon gjithnjë e më shumë! Dhe kjo është vetëm njëri nga argumentet e madhështisë dhe shkëlqimit të Kur’anit!

227 el-En’am, 67.

**b) Çdo gjë është krijuar nga uji**

Zoti urdhëron kështu në ajetet kur'anore:

**"A nuk e dinë mohuesit se toka dhe qiejt ishin të bashkuar dhe Ne i ndamë dhe se çdo gjallesë e krijuam prej uji? Akoma nuk po besojnë?"** (el-Enbija, 30)

**"Allahu e krijoi çdo gjë prej uji."** (en-Nur, 45)

Nisur nga fakti se uji është lënda bazë e çdo gjallese, këtu kuptohet se çdo gjallesë është krijuar me ujë, po kështu, mundet të kuptohet edhe se në burimin e çdo gjallese ndodhet ujë ose, e shprehur ndryshe, uji është i pranishëm në zanafillën e çdo gjallese. Të gjitha këto kuptime të mundshme janë në përputhje të plotë me të vërtetat shkencore. Ashtu siç jeta buron prej ujit, ashtu dhe elementi bazë i çdo qelize të gjallë është uji. Asnjë lloj jete s'është e mundur pa ujë!

Po qe se 14 shekuj më parë do të thuhej se trupi i njeriut përbëhet në përqindjen më të madhe prej uji, askush nuk do ta besonte. Vetëm kur u shpik mikroskopi dhe u zbulua se citoplazma, pra, pjesa më e vogël në masë e qelizës përbëhet (është e krijuar) prej uji në masën 80%, ajetet e mësipërme filluan të kuptohen më lehtë.

Shprehja **"çdo gjallesë"** që përdoret në ajet, përmbledh edhe kafshët dhe bimët. Edhe jeta e tyre është e varur nga uji. Lagështira që përmban trupi i tyre, sythet dhe frutat, përbëhen prej uji.

Gjithashtu, sipas rezultateve aktuale të kërkimeve kozmike, në asnjë planet tjetër veç tokës nuk ka gjallesa ngaqë atje nuk ka avuj uji, gjë që tregon se ç'lidhje e ngushtë ekziston mes ujit dhe jetës!

Nga këto parashtrime mund të arrijmë në përfundimin se, ndërsa ajeti i sures Enbija shpjegon se burimi dhe zanafilla e gjallësisë dhe jetës është uji, se të gjitha qeniet e gjalla kanë dalë së pari nga uji, ajeti i sures Nur pohon se të gjitha gjallesat me arsye apo pa arsye[228] janë krijuar prej një embrioni ujor të posaçëm për secilin (individ). Të gjitha këto parashtrime dhe shpjegime janë në përputhje të plotë me konstatimet shkencore të ditëve të sotme.

Mund të themi se jeta ka filluar me ujin dhe me ujin vazhdon. Kush e di, ndoshta, me asgjësimin e ujit, çdo gjë do të marrë fund! Me të

228 Njerëz dhe kafshë për të cilët përdoret emërtimi i përbashkët **"dabbe"**. Në këtë emërtim nuk futet bimësia.

vërtetë, gjatë përshkrimit të ngjarjeve të kiametit, katastrofës së përgjithshme, thuhet:

**"Kur detet të marrin flakë…"** (et-Tekvir, 6)

Sot është e panjohur se si do të marrin flakë e se si do të ndizen detet. Ndërkaq, ky ajet na bën ta sjellim ndërmend se, nga lëndët që ndodhen në sintezën e ujit, hidrogjeni është lëndë e ndezshme, kurse oksigjeni është lëndë ndezëse. Ja, pra, nga këto dy lëndë shkatërruese, Zoti ka krijuar një sintezë jetëdhënëse! Sot ekziston pandehma se, kur t'i vijë koha, kjo sintezë do të prishet!

Siç shihet nga shembujt që dhamë, Kur'ani i Shenjtë i ka kënaqur edhe njerëzit e periudhës kur ka zbritur, i kënaq edhe njerëzit e sotëm që jetojnë në një periudhë kur zbulimet shkencore përparojnë me shpejtësi.

**c) Formimi i qumështit**

Informacioni që na jep Kur'ani mbi zonën e trupit të kafshës ku formohen elementët që përbëjnë qumështin, janë identikisht në përputhje me përfundimet shkencore. Në ajetir kur'anor lidhur me këtë çështje, thuhet:

**"Pa dyshim, edhe në bagëtitë tuaja ka mësim për ju: qumështi i kulluar që formohet nga bashkimi mes gjakut dhe përmbajtjes së zorrëve të trupit të tyre, dhe që është i lehtë në të pirë, Ne jua japim juve si ushqim të pijshëm."** (en-Nahl, 66)

E vërteta e emërtimeve "përmbajtje e zorrëve" dhe "gjak" që përmenden në ajet, sapo është mësuar në ditët tona me përparimet e arritura nga shkenca e kimisë dhe fiziologjia e trejtjes dhe asimilimit. Në kohën e Hz. Muhammedit (s.a.s.), këto njohuri ishin krejt të panjohura për shkencat e natyrës ose si objekt i shkencave të natyrës me aq sa ç'mund të kenë qenë zhvilluar ato në atë kohë. Këto janë gjetur vetëm në prag të shekullit XXI. Kurse zbulimi i qarkullimi të gjakut nga Harvej, i përket një kohe prej afro dhjetë shekujsh pas Kur'anit.

Në kohën e Profetit, nuk dihej se gjaku bartte për tek gjendrrat e qumështit lëndët ushqimore të veçuara prej ushqimeve të tretura e të asimiluara, pastaj, gjendrrat e qumështit i përpunonin lëndët e para që u ishin sjellë, dhe prodhonin qumësht. Sepse një dije e tillë që kërkon

specializim, është krejt e qartë se ishte krejt e pamundur të njihej nga njerëzit e periudhës kur u zbrit Kur'ani!

Po qe se mbahet parasysh koha e informimit, fakti që në Kur'an ndodhet një ajet i cili aludon për njohuri të tilla, nuk mund të shpjegohet dhe arsyetohet në asnjë mënyrë me ndonjë burim njerëzor!

**d) Qumështi i nënës**

Këtu do të ishte me vend të parashtronim edhe një të vërtetë lidhur me qumështin e nënës. Në Kur'anin e Shenjtë, duke deklaruar si në vijim, është këshilluar që fëmijët të ushqehen me gji për dy vjet me radhë:

**"Për personin i cili kërkon plotësimin e ushqimit me gji, nënat duhet t'u japin gji fëmijëve plot dy vjet!.."** (el-Bakara, 233)

**"Ne e kemi porositur njeriun të sillet mirë me prindërit, sepse e ëma e ka bartuar atë duke përballuar shumë vështirësi. Edhe ndarja nga gjiri bëhet pas dy vjetësh."** (Lukman, 14)

Edhe sot, shkenca e zhvilluar e mjekësisë e ka vërtetuar se ushqimi i fëmijës me gji ka rëndësi jashtëzakonisht të madhe edhe për shëndetin e nënës, edhe për shëndetin e fëmijës.

Qumështi i nënës paraqet një përsosmëri plot rryma të fuqisë hyjnore. Në qumështin e nënës janë të pranishëm elementët jetësorë për të cilët ka nevojë fëmija, si vitaminat, hormonet, lëndët mbrojtëse, enzimat për luftën kundër mikrobeve. Krahas këtyre, në qumështin e nënës ndodhen edhe elementët që formojnë tek fëmija karakterin e nënës.

Në qumështin e nënës, të gjithë elementët themelorë të ushqyerjes së njeriut, proteinat, karbohidratet, yndyrnat, fosfori dhe vitaminat, janë të pranishëm në masë plotësisht proporcionale dhe harmonike, në përshtatje me strukturën trupore të foshnjës. Këto janë rregulluar në mënyrë hyjnore.

Në qumështin e nënës ka lëndë imunitare që e mbrojnë fëmijën gjatë gjashtëmuajshit të parë nga të gjitha sëmundjet mikrobike. Nisur nga ky dhe shkaqe të tjerë, është domosdoshmëri biologjike që foshnja të ushqehet vetëm me qumështin e nënës veçanërisht gjatë gjashtë muajve të parë.

Sipas shkencës mjekësore të zhvilluar, periudha e gjirit është plot dy vjet. Sepse, për shkak të ngarkesës së madhe që përballon mëlçia e

zezë në procesin e prodhimit të gjakut si dhe të faktit që organet e tjerë janë në zhvillim e sipër, nevoja e domosdoshme për qumështin e nënës vazhdon dy vjet. Veç kësaj, edhe në etapën më të rëndësishme të zhvillimit të fëmijës, periudha e nevojës për lëndë biologjike natyrale (jo artificiale) është dy vjet. Sepse mjekësia e pranon në mënyrë kategorike se dy vjetët e parë të jetës së foshnjës kur realizohet zhvillimi esencial dhe i përgjithshëm i foshnjës është periudha më e rëndësishme.

Gjithashtu, mjekësia pohon se te nënat që i japin gji fëmijës 1-2 vjet, ndodh një ripërtëritje biologjike, se, si rrjedhojë e kësaj, tek ato shihet rrallë kanceri i gjirit, kurse nënat që nuk e ushqejnë me gji fëmijën, ndodhen nën rrezik nga pikëpamja e shëndetit.

Për realizimin dhe vërtetimin e plotë e të përkryer të të gjitha këtyre dobive, është e domosdoshme që dhënia gji të vazhdojë 2 vjet, gjë që është një mrekulli e madhe e Kur'anit!

Nga ana tjetër, në ajetin 23 të sures Nisa, ndër femrat me të cilat është e ndaluar martesa, përmenden edhe **"motrat e qumështit"** (dyjare).

Sipas të drejtës juridike islame (fikh), vëllazëria e qumështit ndodh me anë të ushqimit nga i njëti gji brenda dy vjetëve të parë të foshnjërisë, kurse pas dy vjetësh nuk bëhet më fjalë për një vëllazëri të tillë, gjë që do të thotë se pas dy vjetësh, qumështi i nënës i humb në masë të madhe veçoritë që bart.

Qumështi i nënës formohet pas formimit të fëmijës në mitër. Po qe se një fëmijë tjetër pi qoftë edhe pak gjë nga ky qumësht brenda dy vjetëve, realizohet vëllazëria e qumështit. Meqë ky qumësht formohet me formimin e fëmijës, edhe tek fëmija tjetër kalohet me trashëgimi i njëjti karakter, domethënë, realizohet një karakter vëllazëror që përmban cilësi të përbashkëta. Për këtë shkak, në Islam, me anë të ajetit në fjalë, është bërë haram (është ndaluar) martesa vëlla-motër qumështi. Si vëllazëria normale e gjakut, edhe vëllazëria e qumështit kushtëzohet nga të njëjtat kritere intimiteti.

Eshtë jashtë çdo diskutimi se ky ndalim ligjor-fetar i martesës vëlla-motër qumështi përmban urtësi të njohura, si dhe shumë urtësi të tjera sot ende të panjohura!

**e) Ndalimi i ngrënies së gjakut**

Zoti e ka bërë haram (të ndaluar, të pabekuar) në Kur'an ngrënien e gjakut.

**"Allahu jua bëri haram** (jua ndaloi) **juve vetëm kërmën, mishin e derrit dhe kafshën e therur në emër të tjetërkujt veç Allahut. Por nuk është mëkat për atë, i cili, po të mbetet i detyruar të hajë prej këtyre, ha një sasi pa prekur të drejtën e tjetërkujt dhe pa e kaluar masën. Nuk ka dyshim se Allahu është shumë falës dhe shumë mëshirues!"** (el-Bakara, 173. Veç kësaj, shih. el-Maide, 3; en-Nahl, 115)

Njerëzit nuk dinin gjë mbi rëndësinë e këtij ndalimi. Por analizat e bëra mbi gjakun treguan se ç'rëndësi të posaçme kishte ky ndalim hyjnor për shëndetin e njeriut. Sipas konkluzioneve të analizave, gjaku përmban në sasi të madhe acid urik, i cili, si lëndë helmuese që është, po të përdoret si ushqim, i jep dëm shëndetit. Kjo është edhe e fshehta e formës së posaçme që Islami ka urdhëruar për t'u respektuar gjatë therjes së kafshëve. Feja jonë e lartë urdhëron që kafsha të theret sipas një metode të përcaktuar me qëllim që nga trupi i saj të dalë jashtë i gjithë gjaku që përmban. (Vahiduddin Han, *İslâm Meydan Okuyor,* f. 249)

Në ndalimin e ngrënies së gjakut natyral mund të gjenden edhe shkaqe dhe urtësi të tjera të cilat, me kalimin e kohës, do të konstatohen dhe do të nxirren në shesh edhe ato.

**2. Daktiloskopi**

Kjo degë e shkencës e cila shqyrton gjurmët e gishtave, ka treguar se konfiguracioni i vijave të majave të gishtave mbetet pandryshuar dhe i njëjtë gjatë gjithë jetës, se konfiguracioni i vijave të majave të gishtave të një personi nuk i përngjet atij të një personi tjetër. Prandaj, konstatimi më i sigurt i identitetit të personit në kriminalistikë dhe në mjekësinë legale bëhet me anë të shqyrtimit të mbresave të konfiguracionit të vijave të majave të gishtave. Kjo e vërtetë është zbuluar në fundet e shek. XIX dhe pas kësaj ka filluar të përdoret për të përfituar për qëllime të ndryshme, kurse Kur'ani i Shenjtë, duke deklaruar si në vijim, ka tërhequr vëmendjen mbi veçorinë e posaçme të majave të gishtave shumë shekuj më parë:

**"A mos pandeh njeriu se s'kemi për t'ia mbledhur dhe bërë bashkë dot eshtrat e tij? Po, do t'ia mbledhim! Madje, Ne kemi mundësi t'ia rregullojmë përsëpari me të gjitha hollësitë edhe majat e gishtave (بَنَانَهُ)!"** (el-Kijame, 3-4)

Ashtu siç forma e fytyrës së asnjë njeriu nuk i përngjet asaj të dikujt tjetër edhe gjurma e majave gishtave (konfiguracioni i vijave të majave të gishtave) të çdo njeriu është realizuar në formë të posaçme vetëm për të! Realizimi i "vizatimeve" kaq të holla dhe të mrekullueshme brenda një fushe kaq të vogël e të ngushtë mund të jetë vepër vetëm e Individualitetit të lartë i cili zotëron fuqi dhe dije të pafundme, i cili, duke e krijuar lehtësisht çdo gjë, nga më e madhja, gjer te më e vogla, zbaton mbi të gjithë krijesat një rregullsi dhe art të përsosur!

Shihni shfaqjet e madhështisë hyjnore në gjithësi për të parë dhe konstatuar se brenda ekzistencës nuk ka binjakëri materiale e shpirtërore!

Një ditë, dikush, në prani të Hz. Omerit, tha:

"Mahnitem para këtij shahut! Ndërsa dërrasa e shahut ka gjatësi e gjerësi prej nga një arshi, njeriu mund të zhvillojë mbi të miliona lojëra që asnjëra të mos i përngjasë tjetrës!"

Hz. Omeri (r.a.) i tha kështu atij personi:

"Ka edhe gjëra më të denja për t'u mahnitur prej tyre! Megjithëse në fytyrën e njeriut një pëllëmbë të gjatë e një pëllëmbë të gjerë, vendi i vetullave, syve, hundës, gojës nuk ndryshon kurrsesi, nuk mund të gjesh nga Lindja në Perëndim dy vetë me fytyra krejt të njëllojta! Sa e madhe është fuqia dhe urtësia e Allahut që tregon dallime të pafundme në një copë lëkure kaq të vogël!" (Razi, IV, 179-180, [el-Bakara, 164])

**3. Dermatologji**

Kur i patën folur në një konferencë mjekësore **Prof. Dr. Tajaket Tajasonit**, dekan i Fakultetit të Mjekësisë të Universitetit Cayn-Mayn të Tailandës, mbi të vërtetat shkencore në Kur'anin e Shenjtë, në fillim nuk i pati parë të vlefshme për t'u marrë në konsideratë ato dhe pati thënë:

"Njohuri të ngjashme me këto ka edhe në librat e shenjtë të budizmit atje tek ne!"

Por kur bëri kërkime pasi iu desh ta provonte thënien e tij, nuk hasi askund në asnjë prej informacioneve që pretendonte. Pastaj i rishqyrtoi shpjegimet e Kur'anit të Shenjtë dhe u pendua për fjalët që kishte thënë në fillim dhe u detyrua të kërkonte falje nga shkencëtarët muslimanë me të cilët polemizoi.

Tajasoni që pati bërë më parë një studim mbi dhimbjen dhe vuajtjen, pati arritur këto përfundime:

Që dhimbja dhe vuajtja të mund të vazhdojnë për një kohë të gjatë, duhet që, pasi lëkura të digjet në zjarr dhe ndijimi të asgjësohet, aftësia ndijimore të përftohet përsëpari. Kjo, sepse, meqë dhimbja dhe vuajtja realizohet në lëkurë, gjatë djegies së lëkurës, nervat e ndijimit shkatërrohen dhe s'ndjehet më dhimbje dhe vuajtje, ngaqë truri e drejton ndijimin nëpërmjet lëkurës. Me fjalë të tjera, lëkura është një fushë ku nervat ekzekutojnë detyrën e tyre. Për pasojë, kur lëkura digjet dhe karbonizohet, bëhet e pamundur që nervat të kryejnë detyrën. Është e domosdoshme që mishi të vishet me lëkurë tjetër. Pra, sistemi që ka për ta ndjerë dhimbjen dhe ka për të vuajtur, ringrihet vetëm pasi të krijohet një lëkurë e re dhe t'i vishet trupit.

Tajasonit që kishte arritur në këto përfundime shkencore, iu tregua ky ajet:

**"Pa dyshim, do të vijë dita që mohuesit e ajeteve tona t'i hedhim në zjarr! Dhe, kur t'u digjen lëkurët e të mos ndjejnë më dhimbje, do t'ua ndërrojmë lëkurët** (e djegura) **me të reja, që ta shijojnë mirë dhimbjen dhe vuajtjen! Allahu është gjithmonë gjykues dhe sundues!"** (en-Nisa, 56)

Ajeti kur'anor bëri mbi Tajasonin efekt shoku dhe ai e pranoi se Kur'ani i Shenjtë nuk mund të ishte fjalë njerëzore. Dhe në konferencën e parë që bëri pasi u kthye në atdhe, pesë nxënës të tij shprehën besimin. Më në fund, edhe vetë ai, në kongresin e tetë mjekësor të zhvilluar në Rijad, pasi tha Fjalën e Dëshmisë, pohoi me zë të lartë e me gëzim: ***"Edhe unë u bëra musliman!"*** Dhe pas asaj dite ia kushtoi jetën Kur'anit.

#### 4. Botanikë

Ajeti në vijim njofton se të gjitha qeniet janë krijuar çift, se një pjesë e tyre janë njohur gjer tani, por se shumica ende nuk njihen:

**"Sa i lartë është Allahu që ka i krijuar çift ato që mbijnë nga toka, ata vetë** (njerëzit) **dhe shumë gjëra të tjera që ata nuk i dinë!"** (Jasin, 36)

Me të vërtetë, në ditët tona, si në botën e gjallë, ashtu dhe në botën jo të gjallë, si në makrosistemet, ashtu dhe në mikrosistemet, janë konstatuar bistruktura ose bifunksione. Si konkluzion, mes të vërtetave të

njoftuara nga Kur'ani dhe shkencës së ditëve tona nuk ka asnjë mospërputhje.

Përgjithësisht, meqë Zoti e bëri njëshin të posaçëm vetëm për vete, gjithçka tjetër, qoftë jogjallesat, qoftë gjallesat, si bimësinë, kafshët, njerëzit dhe xhindët, i krijoi çift. Për shembull, elektriciteti pozitiv rrjedh për tek elektriciteti negativ dhe ndizet drita; reja e ngarkuar pozitivisht tërhiqet nga reja e ngarkuar negativisht dhe bie shi. Ky zakon i Allahut ose ligj hyjnor i përfshin të gjitha krijesat.

Ajeti kur'anor si më sipër bën të ditur se edhe bimët janë krijuar çift. Këtë specifikë e shtjellon edhe ajeti: **"... Atje** (në tokë) **është Ai që krijon çifte nga të gjitha frutat..."** (er-Ra'd, 3) Prandaj, në lulet e të gjitha bimëve ndodhen organet mashkullore e femërore dhe, me fekondimin (pllenimin) e organit femëror nga organi mashkullor, krijohen frutat. Ndërkaq, duhet thënë se ky proces fekondimi (pllenimi) bëhet me anë (me ndihmë) të erës. Këtë të vërtetë të konstatuar vonë, Kur'ani i Shenjtë e njofton katërmbëdhjetë shekuj më parë kështu:

**"Ne i dërguam erërat si pllenuese dhe lëshuam nga qielli ujë, me të cilin plotësuam nevojat tuaja..."** (el-Hixhr, 22)

Ashtu siç i pllenojnë bimët, erërat i "pllenojnë" edhe retë, domethënë, i ngarkojnë retë me elektricitet. Në studimet shkencore të bëra mbi këto çështje gjer në ditët tona, janë arritur këto përfundime:

Era e cila i shtyn retë gjigande të shiut me peshë shumëtonëshe në atmosferë, duke i bërë që të fërkohen me ajrin, shkakton elektrizimin pozitiv ose negativ të tyre. Erërat i përplasin me njëra-tjetrën retë e formuara nga avujt e ujit. Nga kjo përplasje, tek retë ndodh shkarkim rryme që i themi rrufe. Pra, erërat i elektrizojnë retë. Në të njëjtën kohë, duke i ngjitur lart retë, sigurojnë ftohjen dhe dendësimin e tyre dhe shndërrimin e avujve të ujit në reshje, sepse që të bien reshje, duhet që avujt e ujit që formojnë retë, të ftohen, gjë që bëhet me bartjen e reve nga detrat e ngrohtë horizontalisht për në brendësi të kontinenteve të ftohtë ose me ngjitjen e tyre për në lartësitë e atmosferës.

Një shpjegim tjetër i kësaj është kështu:

Mbi detet dhe ujërat e tjera, për shkak të shkumëzimit, formohen flluska ajri të cilat, duke u përzjerë me pluhurat që sjell era prej kontinentit, ngjiten lart drejt shtresave të sipërme të atmosferës. Këto flluska të ngjitura lart nga erërat, bashkohen me avujt e ujit që përqëndrohen

përreth tyre. Pra, formimi i reve bëhet si rezultat i procesit bashkues që realizojnë erërat mes avujve të ujit që ndodhen lirisht në ajër, me flluskat që bartin. Ndërkaq, detyra e erërave nuk merr fund këtu. Edhe bartja e reve shumëtonëshe në atmosferë për në vendin ku dëshiron Allahu, në sajë të erërave bëhet. Po të mos ishin erërat, nuk do të formoheshin retë. Edhe sikur ta supozonim se do të formoheshin, atëherë, pasi që nuk do të barteshin dot për në kontinente për shkak të mungesës së erës, do të derdheshin përsëri mbi detet dhe oqeanet prej nga u avulluan, njerëzit, kafshët dhe bimët do të mbeteshin pa shi (ujë), për pasojë, jeta do të bëhej e pamundur. Si çdo gjë tjetër, edhe këtë, Zoti e ka rregulluar në mënyrë të përkryer!

Si përfundim, mund të themi se, ndërsa nga njëra anë, Kur'ani i Shenjtë, duke i numëruar dhuntitë e Allahut për njerëzit, i fton ata për ta adhuruar Allahun, nga ana tjetër, një të vërtetë shkencore që hyn mes çështjeve kërkimore të shkencave të biologjisë, botanikës dhe gjeografisë, e shënon me fjalën e posaçme "لَوَاقِحَ" që përdor. Edhe nëse, duke u nisur nga kuptimet që shpreh kjo fjalë, shumë kohë më parë është thënë se erërat i mbarështojnë retë dhe bimët, shpjegimi shkencor i kësaj ka nisur të bëhet vetëm pas shek. XVIII. Mes kuptimit të nënvizuar nga Kur'ani dhe shpjegimeve lidhur me çështjen, të bëra sot nga shkenca, ekziston një përputhje e bukur. Kur'ani e ka prekur çështjen në mënyrën më të përshtatshme për sa i përket synimeve të veta, kurse shkenca ka bërë shpjegime sipas qëllimeve dhe mundësive të saj në një çast të dhënë.

**5. Astronomi**

Kur'ani i Shenjtë na jep shpesh shembuj nga qielli në mënyrë që të arrijmë thellësi në ndjenja dhe që madhështia hyjnore e Allahut të na bëhet e vetëdijshme në zemër. Në suren Mulk thuhet kështu:

**"... Nuk mund të shohësh asnjë papërputhshmëri në aktin krijues të Allahut Mëshirues. Ktheji sytë dhe shih: a mund të vësh re ndonjë çrregullim? Pastaj përsëri ktheji sytë dhe shih dhe sytë e tu do të të kthehen të dobët e të lodhur** (pa konstatuar asnjë parregullsi dhe çrregullim)**!"** (el-Mulk, 3-4)

Pra, pyet: a mund të vini re në qiell ndonjë përplasje, ndonjë shpërthim? A u bëtë ndonjëherë dëshmitarë të përplasjes së yjeve me njëritjetrin dhe të rrëzimit të tyre? Gjithçka përbëhet nga një rregullim hyjnor i shkëlqyer!

Zoti jep shembuj nga dielli dhe hëna. Aludon për rrotullimin e diellit rreth boshtit të vet. Kurse shkenca s'e pati bërë dot këtë konstatim të vërtete gjer së fundi. Për këtë shkak, në shek. XVI-XVII, njerëzit debatonin nëse toka është e palëvizshme apo jo, nëse është e rrumbullakët apo e rrafshtë, nëse dielli rrotullohet rreth tokës, apo toka rrotullohet rreth diellit![229]

**a) Krijimi i qiejve e i tokës**

Qysh me kohë janë parashtruar dhe mbrojtur një sërë teorish mbi çështjet se ç'ka qenë lënda e parë e gjithësisë dhe si është realizuar krijimi. Me fjalë të tjera, njerëzit kanë debatuar dhe debatojnë pikëpamje të ndryshme mbi qiellin. Ndërkaq, me këto teori që vijnë duke u zhvilluar, e vërteta dhe mrekullia e Kur'anit të Shenjtë lidhur me këto çështje kuptohen gjithnjë e më mirë.

Në ajetet kur'anore thuhet kështu:

**"A nuk e dinë mohuesit se qiejt dhe toka ishin të bashkuar dhe ne i ndamë dhe çdo gjallesë e krijuam nga uji? Akoma nuk besojnë?"** (el-Enbija, 30)

**"Pastaj** (vullneti i Allahut) **iu drejtua qiellit; atë kohë qielli ishte në gjendje tymi. Dhe u tha qiellit dhe tokës: "Ejani me dashje apo pa dashje!" Dhe që të dy i thanë: "Erdhëm me dashje!"** (Fussilet, 11)

---

229 Në shek. XVI, ngaqë deklaroi se toka rrotullohej, Galileo Galilei iu dha gjykatës së Inkuizicionit. Ai u dënua me vdekje sepse deklaroi një pikëpamje në kundërshtim me fenë krishtere. Për të shpëtuar nga ekzekutimi, Galileo tha: "Jam gabuar, toka nuk rrotullohet." Dhe, kështu, e shpëtoi jetën. Por prapë, duke dalë nga gjykata, u tha shokëve: "E, megjithatë, ajo rrotullohet!"
Njohuritë përkatëse Galileo i pati marrë nga zbulimet e muslimanëve në periudhën e abasitëve. Në atë kohë, vëllezërit Musa, në përfundim të kërkimeve në zonën Sinxhar, konstatuan dhe përcaktuan se harku i një meridiani është 360 gradë dhe se distanca që i korrespondon një grade është e barabartë me 160-2/3 km.; veç kësaj, ata e llogaritën perimetrin e tokës duke nxjerrë shifrën 8000 fersah (afro 39.000 km.). Nga llogaritjet e bëra me mjetet e sotme moderne, perimetri i tokës është llogaritur në 40.000 km. Ky ndryshim shumë i vogël mes këtyre rezultateve tregon për nivelin e lartë të tyre shkencor. (Shih. Mahmut Kaya, "Beytu'l-Hikme", *Diyanet İslâm Ansiklopedisi,* İstanbul 1992, VI, 89; İsmail Hakkı İzmirli, *İslam Mutefekkirleri ile Garb Mutefekkirleri Arasında Mukayese,* (Notlar İlavesi ile SadeleShtiren: Suleyman Hayri Bolay), Ankara-1977, f.16; Shemsettin Sami, *Kamusu'l-Alam,* (Tıpkıbasım), KaShgar NeShriyat, Ankara 1996, VI, 4194)

Edhe opinioni që kanë mbi këtë çështje astrofizikanët në ditët e sotme, përputhet me kornizën e përvijuar nga këto ajete.

Kur drejtorit të Qendrës së Kërkimeve Shkencore të Tokios, **Prof. Dr. Jushili Kozajn**, i kanë paraqitur informacionet kur'anore mbi formimin e tokës, ka pyetur:

"Kur ka zbritur ky libër?"

"1400 vjet më parë!" – I kanë thënë.

I tronditur dhe i mahnitur, ka thënë kështu:

***"Nuk ka dyshim se ky libër e sheh gjithësinë nga sipër. Pa shihni se e ka parë çdo gjë gjer në të gjitha imtësitë dhe i ka përshkruar me një përsosmëri të paaritshme në forcën e saj!.. Nuk ka asgjë që mund të mbetet e fshehur për Të!"***

Prof. Dr. Jushili po thoshte në një konferencë se sot, shkenca ka bërë konstatime mjaft të qarta mbi formimin e tokës dhe trupave qiellorë dhe po tregonte se këta ishin formuar si pasojë shpërthimi ndërsa ndodheshin në gjendje mase gazi të palëvizshme. Pikërisht në atë kohë i qe dhënë atij informacioni kur'anor që e pati lënë pa mend. Kur'ani e quante **"duhan"** masën në gjendje formimi e sipër dhe ky emërtim bëri një efekt shuarës mbi njohjen e shkencëtarit, sepse gjer në atë çast, shkenca e emërtonte **"mjegullnajë"** formën që po fillonte të përcaktohej si pasojë e shpërthimit të masës së gazit. Mirëpo emërtimi "mjegullnajë" që presupozon në vetvete praninë e ujit dhe ftohtësisë, ishte shumë larg nga shpjegimi i kësaj të vërtete. Kurse Kur'ani, duke thënë "duhan" që ka kuptimin "tym i nxehtë", edhe ka bërë përshkrim dhe përkufizim të drejtë, edhe, duke i bërë dritë reaksionit përkatës, ka pohuar praninë e nxehtësisë në procesin e shpërthimit. Kështu që, Kur'ani, duke hapur qysh 1400 vjet më parë një portë ku pati ngecur shkenca, i pati përftuar njerëzimit informacionin e një të vërtete të mrekullueshme që njerëzimi sapo e konstatonte!

Prof. Dr. Jushilin e pyetën se si ndodhte që, ndërsa shkencat e natyrës zbulonin dhe konstatonin vetëm disa thërrime të vërtete, Kur'ani i kishte njoftuar këto qysh me kohë. Ai u përgjigj kështu:

"Është e pamundur që këto njohuri të jenë fjalë njeriu! Sepse ne, shkencëtarët, mundemi të thellohemi vetëm mbi një temë ose çështje. Kurse Kur'ani i përmban në mënyrë të përsosur njohuritë mbi tërë gjithësinë, madje edhe të më përtej, si dhe sjell edhe mënyrë shpjegimi!

Asnjë njeri nuk mundet të tregojë një forcë diturore kaq të drejtë e të përkryer që të përfshijë një fushë kaq të gjerë! Pas kësaj, drejtimi i jetës sime shkencore do të jetë Kur'ani! Kornizën time të ngushtë të mëparshme do ta zgjeroj me anë të Kur'anit!.."

**b) Atmosfera**

Gjer kohët e fundit ekzistonte opinioni se në çdo planet me temperaturë të përshtatshme, mund të kishte jetë. Kërkimet treguan se ngjarja më e vështirë për një planet ishte të kishte (të formonte) atmosferë. Sepse mes planetit dhe atmosferës ka një antagonizëm që s'ta merr mendja. Atmosferë do të thotë atome në gjendje të gaztë në qiellin e afërt. Këto atome thithen nga sipërfaqja e planeteve të mëdhenj, kurse forca tërheqëse e planeteve të vegjël nuk mjafton për tërheqjen e atyre atomeve. Për pasojë, atomet e gaztë në fjalë fluturojnë për në hapësirë. Pra, është e pamundur që planeti me atmosferën të bashkohen vetvetiu.

Ja, pra, ajeti "**Dhe u tha qiellit dhe tokës: "Ejani me dashje apo pa dashje!" Dhe që të dy i thanë: "Erdhëm me dashje!"** (Fussilet, 11), në të njëjtën kohë, aludon edhe për këtë të vërtetë!

Për formimin e atmosferës duhet që forca centrifugale (shkëputëse) e molekulave të gazrave që e përbëjnë atmosferën dhe forca centripetale (gravitacionale, tërheqëse) e tokës të jenë në ekuilibër. Nga ana tjetër, duhet të ketë një ekuilibër të caktuar edhe mes nxehtësisë së mjedisit atmosferik dhe gravitacionit tokësor dhe energjitë e ndryshme të kozmosit nuk duhet ta prishin këtë harmoni, gjë që është e vështirë në nivel pamundësie! Ndoshta, për planetet në gjithësi, ky shans është më pak se një për miliard! Me anë të një urdhri të posaçëm, Zoti ka ngritur për njerëzit një ekuilibër të pamundur për t'u përshkruar dhe u ka falur robve të Tij një jetë të bukur!

**c) Forma sferike e tokës dhe rrotullimi i saj**

Në Kur'anin e Shenjtë ka shumë ajete që aludojnë mbi formën sferike të tokës. Në njërin prej tyre thuhet:

**"Allahu e mbështjell natën rreth ditës dhe ditën, rreth natës!"** (edh-Dhumer, 5)

Fjala "tekvir" (يُكَوِّرُ) që përdoret në këtë ajet, shpreh mbështjelljen, duke u rrotulluar, të një gjëje rreth një gjëje tjetër.

Emërtimi “tekvir” përshkruan një të vërtetë që vërehet mbi tokë. Pjesa që sheh nga dielli e tokës e cila rrotullohet rreth boshtit të vet, është e ndriçuar, pra, është ditë. Por, ngaqë globi tokësor rrotullohet, kjo gjendje nuk është e qëndrueshme, kështu që, pjesët e ndriçuara mbulohen nga errësira, kurse pjesët e errta, dalin në dritë ose mbulohen nga drita. Pra, në mënyrë të vazhdueshme, nata mbështillet mbi ditën dhe dita, mbi natën. Dhe kjo tregon se sipërfaqja e tokës është sferike. Ja, pra, emërtimi “tekvir” që përdoret në ajet, shpreh, në këtë mënyrë, se toka ka formë sferike dhe se rrotullohet.

Edhe ajetin në vijim, dijetarët e pranojnë ndër ajetet që aludojnë mbi rrotullimin e tokës: **“Ti i sheh malet dhe i pandeh të ngulur e të palëvizshëm, mirëpo ata ecin po ashtu si retë.”** (en-Neml, 88)

Sipas shprehjes së tyre, rrotullimin e tokës ajeti kur’anor e njofton së bashku me drejtimin e rrotullimit. Drejtimi i rrotullimit të masave kryesore të reve që ndodhen afërsisht 3500-4000 m. Mbi sipërfaqen e tokës, është i njëjtë pavarësisht nga kushtet e motit: nga Perëndimi, në Lindje. Edhe bota në të njëjtin drejtim rrotullohet!

Ajeti kur’anor aludon edhe për një të vërtetë tjetër: Ndërsa në periudhat e para gjeologjike të formimit të tokës, kontinentet kanë qenë të bashkuar, më vonë kanë filluar të ndahen duke rrëshqitur çdo vit rreth 1-5 cm në drejtime të ndryshme. Ky zbulim i bërë në fillimet e shek. XX nga Alfred Wegener, në krye nuk u muar seriozisht, por pastaj, pas viteve 1980, u pranua si një e vërtetë gjeologjike.[230]

Edhe në lidhje me gjendjen e diellit dhe të hënës, në suren Jasin thuhet kështu:

**“Dielli rrëshqet** (rrotullohet) **në vendin e përcaktuar për të. Ja, ky është vendimi i Allahut të Shenjtë e të Ditur. Edhe për hënën caktuam një sërë linjash** (orbitash)**. Më në fund, ajo bëhet si degë hurme e përkulur** (hënë e re) **dhe kthehet prapë. As dielli mundet ta arrijë hënën, as hëna mundet ta kalojë ditën! Secili rrëshqet nëpër një orbitë** (të caktuar)**.”** (Jasin, 38-40)

Në shek. VII e.r. as që mund të mendohej lëvizja rrethore (ose ovale) e mbyllur në një orbitë të caktuar e hënës dhe diellit. Idetë e shtrembra dhe bestyte mbi lëvizjen e tyre ishin të shumta. Madje, kur Profetit

230 *Power of Nature*, National Geographic Socitey, Washington D.C., 1978, f. 12-13.

(s.a.s.) i vdiq i biri Ibrahim, ndodhi eklipsi i diellit. Njerëzit thanë se “dielli u zu ngaqë vdiq i biri i të Dërguarit të Allahut”!

Atëherë, Profeti (s.a.s.) tha:

*“Hëna dhe dielli janë nga ajetet (provat, argumentet) që tregojnë ekzistencën (madhështinë dhe forcën) e Allahut. Ata nuk zihen as nga lindja dhe as nga vdekja e ndokujt! Kur të shihni një gjendje të tillë, falni namaz dhe bëni lutje gjersa hëna dhe dielli të hapen!”*[231] (Buhari, *Kusuf*, 15)

**d) Struktura e diellit dhe hënës**

Kur’ani i Shenjtë bën të ditur edhe se hëna dhe dielli janë trupa të ndryshëm:

**“A nuk e shihni se si Allahu i ka krijuar në harmoni me njëri-tjetrin të shtatë qiejt? Mes tyre, hënën e ka bërë nur** (dritë, bukuri)**, kurse diellin e ka bënë kandil!..”** (Nuh, 15-16)

**“Mbi ju ngritëm shtatë qiej të qëndrueshëm dhe atje varëm një llambë që shndrit, që ndizet e shuhet.”** (en-Nebe’, 12-13)

Në ajetin kur’anor, hëna cilësohet si “trup munir (ndriçues)” dhe vjen nga rrënja “nur” që përdoret për dritën e hënës. Kurse dielli është përngjasuar me një kandil ose me një llambë që shndrit dhe që ndizet e shuhet.

Këtu duhet tërhequr vëmendja mbi një specifikë:

Tevrati i korrigjuar (me origjinalin të ndryshuar) i cilëson diellin dhe hënën si “dritëra” vetëm duke i dalluar me anë të mbiemrave përkatësisht “e madhe”, “e vogël”. Kurse Kur’ani i Shenjtë bën të ditur se dielli dhe hëna kanë cilësi dhe karakteristika të ndryshme. Veç kësaj, bën të ditur qartë se nuk janë dritëra të së njëjtës përmbajtje.

Shkenca e sotme i quan **“yje”** trupat qiellorë që janë burime drite në hapësirë, kurse trupat qiellorë të cilët reflektojnë nxehtësinë dhe dritën që marrin nga ylli me të cilin janë të lidhur, i quan **“planete”**. Sipas kë-

231 Namazet Husuf (eklipsi i hënës) ve Kusuf (eklipsi i diellit) janë sunnet profetik (traditë profetike). Sepse këto dukuri janë shfaqje të madhështisë hyjnore dhe tregojnë se dielli dhe hëna lëvizin brenda rrymave të fuqisë hyjnore. Ndërkaq, namazi i falur me këtë rast është shenjë e mbështetjes te Zoti dhe e falenderimit ndaj Tij. Njeriu duhet të mendojë se, po të mos ishin hëna dhe dielli, netët dhe ditët do të na mbeteshin në errësirë dhe ne nuk do të përfitonim dot nga të mirat e krijuara nga Zoti tek to!

saj, dielli është një yll që merr pjesë në galaksinë e Rrugës së Qumështit, toka është një planet brenda sistemit diellor, kurse hëna, një satelit që rrotullohet rreth tokës. Pra, burimi i dritës dhe nxehtësisë së tokës dhe hënës është dielli, kurse toka dhe hëna janë vetëm reflektues.

Nga ana tjetër, me anë të etapave të lëvizjes së saj, hëna i është ofruar përfitimit të njerëzimit për përcaktimin e kohës:

**"… Ai është që i ka caktuar hënës një sërë etapash me qëllim që ta dini numrin e viteve dhe llogaritjen** (e kohëve)**. Allahu i ka krijuar këto** (jo më kot, por) **vetëm duke u mbështetur mbi një të vërtetë** (dhe urtësi)**. Allahu i shpjegon ajetet e veta për njerëzit që dinë."** (Junus, 5)

**e) Vrimat e zeza**

Para 1400 vjetësh, lidhur me yjet vetëm shtihej fall dhe bëheshin përpjekje për ta gjetur rrugën. Por Zoti, në ajetet 75 dhe 76 të sures Vakia bën të ditur madhështinë hyjnore të vet, tregon shfaqjen e fuqisë së vet dhe thotë:

**"Jo, betohem në vendet e yjeve se, po ta dinit, me të vërtetë ky është një betim i madh!"**

Me anë të një betimi të madh, ajeti kur'anor tërheq vëmendjen për largësitë dhe orbitat e yjeve. Specialistët e ditëve të sotme të fizikës dhe astrofizikës, thonë se me "vendet ose largësitë dhe orbitat e yjeve" nënkuptohen "vrimat e bardha" nga kanë lindur ato, si dhe "vrimat e zeza" ku thithen dhe humbasin.

Vrimat e bardha janë një depo energjie e papërfytyrueshme. Në strukturën e tyre ndodhet energji sa për të lindur miliarda yje. Ato janë si fara të galaksive.

Kurse vrimat e zeza janë një varrezë enigmatike yjesh. Gjithë qeniet materiale dhe kohën që ndodhen në mjedisin rreth tyre, ata i asgjësojnë brenda enigmatikës së tyre.

Të zbuluar pas viteve 1950, vrimat e zeza kanë kuptimin e tkurrjes në vetvete të një ylli me energji të konsumuar dhe, si përfundim, të formimit prej tyre, në kushtet e vëllimit "0" dhe të një dendësie të pafund, të një fushe tërheqëse shumë të madhe. Tërheqja gravitacionale e këtyre formimeve enigmatike është aq e fuqishme, saqë as drita, as lënda dhe as ndonjë gjë tjetër mund të shpëtojë (mund të shmanget) nga efekti i saj. Prandaj nuk shihen me teleskop por vetëm shfaqen si një vrimë e

zezë dhe, gjithashtu, u kuptohet ekzistenca me anë të efektit që krijojnë në mjedisin përreth.

Veç kësaj, siç nënvizohet në ajetin **"kur shuhen yjet"** (el-Murselat, 8) vrima e zezë nuk është yll, por vendi (pozicioni, largësia) i një ylli të shuar. Kjo e vërtetë tregon se sa me kujdes dhe drejt janë zgjedhur fjalët që përdoren në Kur'an.

Një veçori tjetër e vrimave të zeza që ta tërheq vëmendjen, është se nuk përbëjnë shkaqe tkurrjeje në kozmos ashtu siç yjet e tjerë me masë të madhe, dhe se e shpojnë dhe e kalojnë kozmosin. Kjo aludohet dhe nënvizohet në këto ajete:

**"Betohem në qiellin dhe në Tarikun. Ku do ta dish ti se ç'është Tariku?** (Ai) **është një yll që shpon dhe kalon tutje."** (et-Tarik, 1-3)

Nga këta lloj ajetesh kuptohet edhe pafundësia e fuqisë së Zotit. Sot shkenca mundet t'i matë distancat në qiell (hapësirë) vetëm me yje-dritë, gjë që përbën një çështje jashtë përceptimit dhe konceptimit njerëzor. Edhe sikur pas numrit 1 të radhisim aq zero sa ta mbulojnë tërë botën, prapë e kemi të pamundur ta shprehim distancën mes atyre yjeve. Dhe kjo është një aspekt mrekullor tjetër i Kur'anit të Shenjtë, që tregon shfaqjet e madhështisë, fuqisë dhe urtësisë hyjnore në hapësirë.

Kjo temë që ajeti kur'anor i sures Vakia e prek me një betim të madh, vetëm kaq është mundur të kuptohet nën dritën e njohurive të shekullit tonë. Pa dyshim, ky ajet kur'anor përmban edhe sa e sa urtësi të tjera që duhen shpjeguar!

**f) Yjet tregojnë rrugën**

Një urtësi tjetër e yjeve të shpërndara në qiell është edhe t'u shërbejnë njerëzve si kallauzë:

**"**(Allahu) **Është Ai që krijoi yjet me qëllim që ta gjeni rrugën në errësirën e tokës dhe detit. Me të vërtetë, i kemi shpjeguar qartë ajetet tona për ata që dinë!"** (el-En'am, 97)

**"**(Krijoi) **edhe shenja** (për ta gjetur rrugën)**.** (Njerëzit) **e gjejnë rrugën edhe me anë të yjeve."** (en-Nahl, 16)

Për shembull, në errësirën e natës, Ylli Polar tregon gjithmonë veriun.

Në të gjithë trupat në gjithësi ka një art dhe rregullsi hyjnore. Është për këtë arsye që midis tyre nuk ndodh ndonjë përplasje. Në lëvizjen e tyre nuk bëhet fjalë për ndonjë vonesë ose shpejtim çasti. Ata lëvizin gjithmonë po në të njëjtin ekuilibër hyjnor. Askënd s'e zë frika "se mos yjet sot kanë për të lindur herët ose kanë për të perënduar vonë"! Edhe kjo është një shfaqje tjetër madhështie hyjnore për të cilën aludohet në ajetin kur'anor!

**g) Relativiteti i kohës**

Krijimi i këtij sistemi madhështor nuk është aspak i vështirë për Krijuesin tonë, zotërues i madhështisë dhe fuqisë së pafundme. Në ajetin kur'anor thuhet:

**"Me të vërtetë, Ne i krijuam qiejt, tokën dhe gjithçka që ndodhet mes tyre, në gjashtë ditë** (intervali kohor) **dhe Neve s'na erdhi aspak e lodhshme!"** (Kaf, 38)

Disa komentues thonë se me gjashtë ditët kuptohen gjashtë periudha të shpërndara në gjashtë pjesë kohore. Edhe shkenca e sotme moderne e saktëson këtë shprehje të Kur'anit të Shenjtë.

Kurse Tevrati i sheh këto gjashtë ditë si ditë normale 24-orëshe dhe thotë: "Ditën e shtatë, të shtunën, Zoti bëri pushim." (Gjeneza, Kreu 1:31) Kjo mënyrë shpjegimi tregon se sa larg të vërtetave shkencore qëndron Tevrati i sotëm i korrigjuar, kurse Kur'ani me të gjitha ajetet e tij tregon haptazi se ç'mrekulli e madhe është në çdo kohë dhe vend!

Dita për të cilën flitet këtu, është një interval kohor i posaçëm. Ajo s'duhet kuptuar si një shprehje kohore brenda dimensioneve njerëzore. Kohëzgjatja e këtij intervali dihet vetëm nga Allahu. Allahu i Lartë urdhëron kështu:

**"Allahu e rregullon dhe e drejton çdo punë nga qielli gjer në tokë. Pastaj** (të gjitha këto punë) **llogariten tek Ai brenda një dite që zë një mijë vjet sipas llogaritjeve tuaja!"** (es-Sexhde, 5)

**"Engjëjt dhe Shpirti** (Xhebraili) **ngjiten atje brenda një dite që është sa pesëdhjetë mijë vjet** (sipas viteve të tokës)**!"** (el-Mearixh, 4)

Në ajetin 5 të sures Sexhde bëhet e ditur një kohë lidhur me administrimin e gjithësisë, kurse në ajetin 4 të sures Mearixh bëhet e ditur një kohë e ndryshme e cila përmban një distancë që u përket engjëjve dhe

Xhebrailit (a.s.). Pra, subjektet e të dyja kohëve janë të ndryshme dhe midis tyre nuk ka kontradiktë.

Nisur nga kjo, mund të thuhet se koncepti kohë në lidhje me pozitën hyjnore është shumë i ndryshëm nga kuptimi që ka njohja njerëzore mbi kohën. Sipas disa komentuesve, këto shprehje janë aluzione që kanë për qëllim të tregojnë gjatësinë e periudhës. Por kjo periudhë vlen për krijesat, kurse për Zotin, koncepti kohë nuk është i vlefshëm kurrë. Përkundrazi, është Allahu i Lartë që ia ka veshur qenies rrobën kohë! Ai është një fuqi e pamundur për t'u rrokur nga njohja dhe përfytyrimi, fuqi që Miraxhin si një ngjarje pamundësisht e përfshirshme nga miliarda kohë, ia dhuroi "të Dashurit" të Tij sigurisht brenda një kohe më të shkurtër se një sekondë! Ai është një madhëri e pakushtëzuar nga çdo lloj kohe dhe hapësire!..

Nga këto ajete, shkencëtarët nxjerrin një shenjë dhe aluzion edhe për çështjen e relativitetit të kohës, të zbuluar kohët e fundit.

Relativiteti i kohës është i fiksuar edhe me këtë fakt: Toka e plotëson rrotullimin rreth boshtit të vet brenda 24 orësh që përbëjnë një ditë (ditë-natë). Kurse hëna e plotëson rrotullimin e saj rreth boshtit të vet në 29-30 ditë, prandaj, në hënë përjetohen 14-15 ditë dhe 14-15 net dhe kur shihet nga toka, hënës i duket vetëm njëra anë. Po kështu, edhe tek trupat e tjerë qiellorë, periudhat e rrotullimit rreth vetes dhe konceptet ditë janë të ndryshme.

**h) Zgjerimi i hapësirës**

Zoti urdhëron:

**"Ne e ngritëm qiellin me duart tona** (me fuqinë tonë) **dhe, sigurisht, e zgjerojmë atë!"** (edh-Dharijat, 47)

Kur zbriti ky ajet, nuk ekzistonte asnjë njohuri e saktë mbi botën, diellin dhe gjithësinë. Me zhvillimet në shekullin tonë, ky ajet kur'anor filloi të kuptohej më mirë.

Fjala "qiell" në ajet është përdorur për të emërtuar gjithësinë jashtë botës. Në këto kushte, Zoti njofton se po e zgjeron gjithësinë.

Pjesëza (ose ndajfolja) "Le" në krye të fjalës "لَمُوسِعُونَ: jemi zgjerues / po e zgjerojmë" i përfton fjalës kuptimin "shumë, tepër". Me të vërtetë, në përputhje me këtë, edhe zbulimet shkencore të zhvilluara qysh në

krye të shek. XX e këtej, kanë arritur në përfundimin se gjithësia është duke u zgjeruar me shpejtësi të madhe.[232]

Gjithësia e cila, nga dita që është krijuar, është duke u zgjeruar me shpejtësi të madhe, kur masa e saj të arrijë një vëllim të caktuar, do të qëndrojë për shkak të forcave tërheqëse dhe do të fillojë të tkurret drejt vetes. Renata Kallosh dhe Andrei Linder, profesorë fizike nga universiteti Standford, thonë kështu:

"Gjithësia po shkon drejt një zvogëlimi dhe asgjësimi. Të gjithë trupat që shohim e që nuk shohim, do të zvogëlohen gjer në madhësi sa një proton apo më të vogël. Si të ishte brenda një vrime të zezë…"

Për këtë përfundim që zbulimet shkencore sapo përpiqen ta arrijnë, Kur'ani i Shenjtë ka aluduar kështu 14 shekuj më parë:

**"**(Mendo) **atë ditë kur do ta mbledhim qiellin siç mblidhen rrotull letrat e shkruara, duke e sjellë atë në atë gjendje që ishte kur filluam ta krijojmë në fillim.** (Ky) **është një premtim që e kemi marrë përsipër. Dhe Ne e bëjmë** (atë gjë që e premtojmë)**!"** (el-Enbija, 104)

**"Ata nuk e njohën dot Allahun me të drejtë. Ditën e kiametit, e gjithë toka është nën administrimin e Tij. Qiejt do të mblidhen rrotull me dorën e fuqisë së Tij. Ai është i lartë dhe s'ka të bëjë me herezinë e politeistëve!"** (edh-Dhumer, 67)

### i) Meditimi mbi madhështinë hyjnore

Përveç atyre që u shpjeguan, lidhur me krijimin e gjithësisë, Kur'ani i Shenjtë informon për shumë specifika, si fakti se qiejt dhe toka në fillim kanë qenë të bashkuara, pastaj janë ndarë[233], se krijimi i qiejve e i tokës është plotësuar në gjashtë ditë (periudha, etapa)[234], se qiejt janë ngritur pa shtylla që mund të shihen, por në vartësi të ligjit të tërheqjes universale[235], se qiejt përbëhen prej shtatë shtresash në përputhje me njëra-tjetrën[236], se hëna, dielli dhe yjet rrotullohen në orbita të veçan-

232 Për hollësi, shih. Vahiduddin Han, *İslâm Meydan Okuyor,* trc. Cihad H. ReShad, İstanbul 1996, f. 107.
233 el-Enbija, 21/30.
234 Hud, 11/7.
235 Shih. er-Ra'd 13/2; Lukman 31/10; el-Haxh 22/65.
236 Për një pjesë ajetesh, shih. el-Bakara 2/29; el-Isra 17/44; el-Mulk 67/3.

ta[237], se, me ngjitjen në lartësi, shtypja bie dhe oksigjeni pakësohet[238], ndërkaq, zbulimet shkencore të bëra lidhur me këto çështje, i vërtetojnë këto njohuri.

Zoti i urdhëron shpesh robtë e vet:

**"Mendo, arsyeto, medito!"**

Ne ndodhemi brenda një bote që ka më shumë të panjohura se të njohura. për shembull, le ta shohim atomin: Elektronet dhe bërthama… Elektronet sillen rreth bërthamës me një shpejtësi të jashtëzakonshme si 2000 km. në sekondë, por nuk bëhet fjalë kurrë për ndonjë përplasje. Ndërkaq, ne nuk jemi të vetëdijshëm për këtë. Vetëm e lexojmë dhe kalojmë. Ne s'dimë gjë për këtë aventurë që përjetohet në çdo molekulë. Me anë të shkencës së fizikës, mundemi të mësojmë vetëm pak nga rregullat e vendosura nga Zoti. Kjo do të thotë se zemra duhet t'i afrohet Zotit me anë të dijeve shpirtërore dhe kulturës shpirtërore dhe ta shohë urtësinë eternale (të pafillim e të pafund).

Po ta zmadhojmë një atom për një numër herësh të pafund, përballë do të na dalë një qiell. Triliona yje. Që të gjithë në lëvizje dhe rrotullim pa u përplasur me njëri-tjetrin[239], pa ndodhur ndonjë aksident mes trupave të panumërt në qiell, secili me detyrën e tij të veçantë…

Po kështu, zvogëloje botën qiellore dhe do të dalë në shesh një atom. Me anë të kësaj mrekullie arti, Zoti na u flet mendjeve dhe ndërgjegjeve:

**"A nuk po mendoni, a nuk po kuptoni, o ju që keni mend?"**

Me urtësitë e Tij na i orienton zemrën dhe mendjen! Çdo gjë në gjithësi, nga molekula, tek trupi qiellor, flet me ne me anë të gjuhës së gjendjes së vet. Mjafton që zemra të mund të kuptojë nga gjuha e urtësisë së pazë të kësaj gjithësie! Për këtë, është e domosdoshme të çlirohemi nga indiferentizmi, sepse kur njeriu bie në indiferentizëm, bëhet skllav i egos së vet dhe jeton vetëm një jetë të ulët në plan fizik e material.

237 Jasin, 36/38-40.

238 el-En'am, 6/125.

239 Të gjithë trupat qiellorë në gjithësi lëvizin dhe rrotullohen në sens antiorar, por, meqë secili ka orbitë dhe periudhë rrotullimi të plotë të veçantë, mes tyre nuk ndodh përplasje.

Shefi i Qendrës së Kërkimeve Kozmike Nasa, **Prof. Dr. Armes Thom,** i është përgjigjur kështu pyetjes nëse ka ndonjë boshllëk në atmosferë:

"Jo, është e pamundur që në atmosferë të ketë boshllëk. Po të ndodhte një gjë e tillë, ekuilibri i gjithësisë do të prishej dhe të gjitha proporcionet në qiell do të përmbyseshin, si përfundim, në hapësirë do të ndodhnin shumë përplasje dhe aksidente."

Pas këtyre fjalëve, atij iu këndua ky ajet kur'anor:

**"A nuk shohin nga qielli që kanë sipër se si e kemi ngritur dhe si e kemi pajisur?** (Shihni mirë dhe njiheni lartësinë e krijuesit, se) **në të nuk ka asnjë të çarë!.."** (Kaf, 6)

Ky ajet i zbritur për t'i hapur sytë e zemrës dhe për të dhënë mësim, e la pa mend profesorin! Atij iu drejtua edhe një pyetje tjetër:

"A keni arritur dot në pikën e fundit të gjithësisë?"

Dhe ai u përgjigj me zemër të lodhur:

"Ka shumë kohë që përpiqemi për këtë. Teleskopët që kemi në dorë, mbetën të pamjaftueshëm. Vazhdimisht na dalin para zona të ndryshme në formë shtresash mjegulle. Atëherë zhvilluam teleskopë me telekomandë dhe i dërguam në kozmos. Përfundimi, po ai. Unë s'pandeh se mund të arrijmë në pikën e fundit të gjithësisë. Sepse mendoj se gjithësia është e pafund!.."

Prapë, me anë të ajeteve kur'anore iu njoftua atij se kjo situatë është e deklaruar në Kur'an:

**"… Ktheji sytë dhe shih** (në qiej)**: a mund të vësh re ndonjë çrregullim** (dhe një fund)**? Pastaj përsëri ktheji sytë dhe shih;** (dhe çdo herë do të shohësh se) **sytë e tu do të të kthehen të dobët e të lodhur!.."** (el-Mulk, 3-4)

Pas këndimit të ajeteve kur'anore, përballë këtyre të vërtetave që nuk lënë mundësi as për kundërshtimin më të vogël për shkencëtarin e matur e të logjikshëm, Prof. Dr. Armes Thom u shpreh kështu përmes ndjenjash të respektueshme të detyrimit të pohimit të së vërtetës:

"Unë kam kohë që mendoj: Eshtë shumë e vështirë të bësh një vlerësim mbi Kur'anin! Me të vërtetë jam i mahnitur e i hutuar! Si ndodh që një libër që i përket një kohe kaq shumë të gjatë, mundet t'i parashtrojë njohuritë astronomike më interesante në mënyrë mrekullisht të saktë , madje që ta lërë tjetrin pa mend! Nuk e di me siguri se ç'mund

të bënte njeriu i 1400 vjetëve më parë, por këto janë njohuri shumë të veçanta që e vlejnë interesimin!"

Pasi u mendua një copë herë, shkencëtari i cili e dinte se të gjitha veprat njerëzore ishin të shkruara ose me përvojë, ose me fantazi dhe se absolutisht kanë aspekte të mangëta, e plotësoi fjalën e vet në këtë mënyrë:

***"Kjo nuk është kurrsesi shprehje e përvojës së një njeriu! Kuptohet se ne po hyjmë në një shekull të ri të pajtimit të shkencës me fenë. Tashmë po e ndjej se jemi në një kohë kur njohuritë e dhëna nga shkenca dhe feja pajtohen me njëra-tjetrën…"***

Natyrisht që kjo shkencë është shkenca e vërtetë dhe feja, Islami, për të cilin nuk ka asnjë dyshim se ka ardhur nga Allahu!

### 6. Gjeologji

#### a) Funksioni i maleve

Shkenca e gjeologjisë e ditëve të sotme ka zbuluar se malet kanë një themel po aq të thellë sa ç'e kanë lartësinë.

Në ajetet si në vijim, malet janë përngjasuar me kunjat që ngulen në tokë me qëllime të ndryshme, si, p.sh., kunjat e çadrave:

**"A nuk e bëmë sipërfaqen e tokës** (si një) **shtrat? Edhe malet, a nuk i bëmë** (të ngulur si) **kunja?"** (en-Nebe, 6-7)

Duhet të dihet se kunjat e çadrës ngulen në tokë gjer afër gjysmës së gjatësisë. Po kështu, edhe me ajetin në vijim është treguar se malet janë të ngulur në tokë:

**"Edhe malet** (Allahu) **i nguli fort!"** (en-Naziat, 32)

Edhe sipas pohimeve të shkencës së sotme të gjeologjisë, struktura e brendshme e maleve është në formë kunji. Poshtë tyre ndodhet një shtresë-rrënjë që duket sikur i mban ato fort që të mos lëvizin.

Toka është e formuar prej tri shtresash krejt si e verdha e vezës, e bardha dhe lëvozhga. Më në brendësi është **bërthama**, pastaj vjen **shtresa e mesme** që e vesh bërthamën dhe më sipër ndodhet **korja e tokës**. Ashtu si lëvozhga e vezës, edhe korja e tokës është e fortë, kurse magma që ndodhet nën koren, është e shkrirë dhe e rrjedhshme. Trashësia e kores së tokës në tabanet e oqeaneve është e hollë (8-10 km.), kurse në pjesët kontinentale malore është e trashë (30-40 km.)

Gjithashtu, në gjeologji, vetëm në shekullin tonë është kuptuar se malet janë një element me rëndësi në sigurimin e ekuilibrit të blloqeve kontinentale që pluskojnë mbi magmën. Kurse Kur'ani i Shenjtë e ka shprehur në shumë ajete para katërmbëdhjetë shekujsh. Në njërin ajet urdhërohet kështu:

**"… Dhe, që të mos ju lëkundë juve, nguli mbi faqen e tokës male të palëvizshëm…"** (Lukman, 10)

Në gjeofizikë njihen të ashtuquajturat "pika të nxehta", masive malore të mëdha, nga të cilat dihet se janë gjithsej 110 në botë. Këto janë masive të mëdha magme që pengojnë lëvizjen e kores së tokës, që lartësohen qysh nga thellësi të mëdha të tokës dhe, që, pasi e kanë shpuar koren, kanë ngrirë dhe, si preçina, e mbajnë të fiksuar koren dhe sigurojnë ekuilibrin e lartë. Ndërkaq, vërehet se midis njohurive që jep ajeti dhe zhvillimeve të sotme shkencore, ka një përputhje të plotë.

**b) Formimi i qymyrit dhe naftës**

Zoti urdhëron kështu në Kur'anin e Shenjtë:

**"Zoti yt që i shkuli kullotat dhe pastaj i ktheu në shkumë të zezë të rrëmbyeshme."** (el-A'la, 4-5)

Në tefsirin (komentin) e këtij ajeti, Hamdi Efendi thotë:

Në fillim Zoti bëri të rriten e të zhvillohen shumë lloj bimësh e drurësh në kullota, bjeshkë, kopshte dhe pyje, pastaj i shndërroi ato në pleh dhe qymyr të zi. (Elmalı'lı, VIII, 5747)

Fjala **"ahva"** e ajetit është një emër që u jepet ngjyrave të zezë, të përhirtë, të blertë të thellë, etj. Këtu është komentuar si ngjyrë e zezë, e përhirtë dhe e blertë. (Elmalı'lı, VIII, 5748)

Shkencëtarët gjeologë thonë se në periudhat e para, sipërfaqja e tokës ka qenë mbuluar me një mbulesë të gjerë bimore. Drurët me trungje gjigantë të zhvilluar në një klimë më të nxehtë e më të lagësht se kjo e sotmja, si rezultat i lëvizjeve të tokës, kanë mbetur nën tokë dhe janë fosilizuar. Si përfundim, janë formuar shtretërit qymyrgurorë të sotëm.

Mendohet se ky ajet, në të njëjtën kohë, aludon edhe për formimin e hidrokarbureve (naftë, serë, etj.). Me të vërtetë, në ajet thuhet se bimësia është shndërruar në një lëng përmbytës me ngjyrë të zezë dhe jeshile të errët. Edhe kërkimet shkencore shumëvjeçare kanë konstatuar dhe përcaktuar se hidrokarburet e lëngshme (nafta) rrjedhin si një përrua

mes shtresave të tokës. Ja, pra, mendohet se ajeti kur'anor krahas aludimit mbi formimin e qymyrit dhe naftës, aludon edhe për këtë dukuri që në gjuhën e shkencës njihet si "shtegtim i naftës".

**7. Gjeografi**

Gjeografia është një shkencë që studion rruzullin tokësor si dhe marrëdhëniet e njeriut me të. Krahas përshkrimit të shkaqeve të formimit dhe shpërndarjes së dukurive të natyrës, në të njëjtën kohë shpjegon edhe ndikimin e tyre mbi njeriun.

Në suren Ra'd, duke prekur një pjesë temash dhe çështjesh të shkencës së gjeografisë, Zoti ka bërë të ditur favorin e tij dhe ua ka kujtuar robve të vet se çdo gjë ua ka kushtuar atyre:

**"Eshtë Allahu që i ka ngritur qiejt pa shtylla, pastaj që ka zotëruar mbi Arsh dhe që ia ka nënshtruar diellin dhe hënën urdhrit të vet. Secili** (prej këtyre) **ecën gjer në një kohë të caktuar. Që të besoni në mënyrë të prerë se do të takoheni me Zotin tuaj, Ai e ka vënë çdo punë në rregull dhe jua shpjegon ajetet e Tij.**

**Ai është që e ka shtruar tokën, që ka krijuar në të male të palëvizshëm dhe lumenj dhe që krijon atje çifte-çifte nga të gjitha frutat. Ai e mbështjell natën përreth ditës. Pa dyshim, në të gjitha këto ka shembuj mësimdhënës për një popull që mendon!**

**Mbi tokë ka kontinente fqinjë me njëri-tjetrin, vreshta, të mbjella, drurë hurme që kanë lëshuar degë prej një rrënje ose prej rrënjësh të ndryshme. Të gjitha këto ujiten me të njëjtin ujë, por në frutat, i dallojmë një pjesë mbi një pjesë tjetër. Ja, pra, në këto ka shembuj mësimdhënës për një popull që mendon!"** (er-Ra'd, 2-4)

Duke na e shpalosur para syve madhështinë hyjnore të Allahut, ajetet kur'anore na kërkojnë të marrim shembull dhe të nxjerrim mësime nga mrekullitë artistike përreth nesh. Zoti na ia ka kushtuar shërbimit tonë si dhuntitë e mëdha për të cilat bëhet fjalë këtu, ashtu edhe ato për të cilat nuk bëhet fjalë. Me të vërtetë, në ajetin kur'anor thuhet kështu:

**"Të gjitha ç'janë në qiej e në tokë, ai jua ka dhënë në shërbimin tuaj** (si favor nga lartësia e tij sublime)**. Sigurisht në këtë ka shembuj mësimdhënës për një popull që mendon!"** (el-Xhathije, 13)

Në një ajet tjetër që prek disa tema lidhur me gjeografinë politike, thuhet kështu:

**"Me të vërtetë, Ne i dërguam profetët me argumente dhe prova të hapura dhe bashkë me të zbritëm edhe librin dhe peshoren në mënyrë që njerëzit të mbajnë drejtësi. Ne zbritëm edhe hekurin te i cili ka forcë të madhe dhe dobi për njerëzit. Kjo, me qëllim që Allahu të nxjerrë në shesh ata që, duke i besuar së fshehtës, u japin ndihmë fesë dhe profetit të Tij! Pa dyshim, Allahu është i fuqishëm dhe gjithmonë superior!"** (el-Hadid, 25)

Po qe se e mendojmë librin që përmendet në ajet, si dituri, peshoren, si drejtësi dhe hekurin, si teknologji, vihet re se popujt që zotërojnë dituri dhe teknologji, fusin në dorë edhe forcën dhe fillojnë të sundojnë. Kjo do të thotë se ajeti kur'anor, në të njëjtën kohë, u tregon muslimanëve edhe rrugët e zhvillimit dhe përparimit.

**a) Zona më e ulët**

Në kërkimet e fundit shkencore është konstatuar se, ndër zonat kontinentale poshtë nivelit të detit, zona më e ulët është ajo që tregohet në këtë ajet:

**"Elif. Lam. Mim. Bizantinët u mundën në një vend të afërt** (me zonën ku ndodhen arabët) **dhe me nivelin më të ulët..."** (er-Rum, 1-3)

Ky vend ku ndodhet Liqeni i Lutit, është vendi ku u fundos popullsia e **Sodom-Gomores** për shkak të imoraliteteve ku ishte zhytur. Ndodhet afërsisht 400 m. nën nivelin e detit. Sipërfaqja e liqenit ndodhet 400 m. nën nivelin e detit dhe thellësinë më të madhe e ka rreth 300 m. sipas kësaj, tabani i liqenit ndodhet rreth 700 m. nën nivelin e detit.

Fakti që katërmbëdhjetë shekuj më parë, kur gjeografia e botës nuk ishte përcaktuar ende, Kur'ani i Shenjtë bën fjalë për këtë vend si "vendi me nivel më të ulët", është një mrekulli kur'anore më vete.

Kur specialisti i gjeologjisë, **Prof. Dr. Balmar**, dëgjoi në një seminar nga studiuesi **Abdylmexhid ez-Zindaniu** ajetin lidhur me çështjen në fjalë, në fillim kundërshtoi, pastaj, pasi zhvilloi kërkimet dhe analizat shkencore përkatëse, tha kështu:

***"Çudi! Çudi! Ky libër tregon edhe për të shkuarën, edhe për të sotmen, edhe për të ardhmen! Asnjë njeri nuk ka mundësi për këtë!"***

Më vonë, ky profesor mbajti në Egjipt një kumtesë me temë "Mrekullia e Kur'anit në fushën e gjeologjisë" dhe, si përfundim, tha kështu:

"Unë nuk i njoh veçoritë e shekullit kur jetoi Muhammedi por kam të dhëna se ka bërë një jetë të thjeshtë. Dhe kur shoh këtë situatë, po ashtu edhe të dhënat e paarritshme brenda Kur'anit, e kuptoj se do të ishte gabim edhe vetë mendimi se Kur'ani mund të jetë vepër e një kulture të asaj periudhe! Ky libër është një vepër qiellore!.."

Ja, pra, shihet se kur arsyeja e shëndoshë bashkohet me shkencën, nuk mund të gjejë zgjidhje tjetër përveç pranimit të të vërtetave hyjnore. Prandaj ata kanë nevojë për pasqyra të shkëlqyera shkencore që t'ua reflektonin këto të vërteta. Sigurisht, gjatë gjithë kohëve gjer në kiamet do të bëhen zbulime të reja dhe mrekullitë e Kur'anit do t'i lënë të mahnitur shkencëtarët!

**b) Ndryshimet klimatike**

Në një konferencë mbi gjeologjinë, pasi **Prof. Dr. Couner** tha se Gadishulli Arabik dikur më parë ka qenë një zonë e gjelbëruar dhe se në të ardhmen, pas një ndryshimi klimatik që do të ndodhë së bashku me një epokë akullnajash, do të kthehet përsëri në zonë të gjelbëruar, Prof. Dr. Abdylmexhid ez-Zindaniu lexoi këtë hadith profetik:

*"Kiameti nuk ka për të shpërthyer para se zona e Arabisë të bëhet sërish e gjelbëruar dhe në të të rrjedhin lumenj!"* (Muslim, *Zekat*, 60; Ahmed, II, 370, 417)

Prof. Dr. Couner u hutua për një moment, pastaj tha:

"Kjo i është thënë Muhammedit vetëm nga një fuqi hyjnore!"

Kështu, duke pranuar se profeti Muhammed është i vërtetë, bëri këtë deklaratë:

"Besoj se u takova me një fuqi që do t'u bëjë dritë të gjitha konstatimeve shkencore! Unë besoj se këto njohuri kanë ardhur 1400 vjet më parë nga ana e Allahut! Sepse është e pamundur që, në një shekull kur shkenca dhe teknika ndodheshin në një nivel krejt të papërfillshëm ose inekzistent, këto fjalë t'i ketë thënë një njeri që s'ka ditur as shkrim e këndim, madje!"

Shkencëtarët thonë se, në epokën I gjeologjike, si rezultat i klimave shumë të nxehta e të lagështa, janë rritur pemë gjigante dhe, me fosilizimin e tyre, janë formuar shtresat qymyrgurore të sotme. Kurse në

fillim të epokës IV gjeologjike ka sunduar periudha e akullnajave. Nijeli i detit ka qenë rreth 100 m. më i ulët se i sotmi. Me ç'kuptohet nga këto, edhe në të ardhmen mund të ketë ndryshime klimatike.

**c) Errësirat detare**

Fakti që Kur'ani i Shenjtë i përshkruan specifikat e panjohura për njerëzit ose të njohura vetëm nga specialistët, si një sy i cili i sheh ato drejtpërdrejt, tregon se ai përmban pohime tronditëse që mund të jenë përkatëse vetëm për Allahun. Dëshmitari i kësaj është kjo:

Siç thotë **Gary Miller**, disa vjet më parë, një musliman i kishte dhuruar një përkthim Kur'ani, për ta lexuar, një personi nga qyteti Toronto i cili bënte tregti marine dhe e kalonte jetën nëpër dete. Detari në fjalë nuk kishte pasur asnjë njohuri për historinë islame, por kur e kishte lexuar Kur'anin, ishte ndikuar shumë prej tij. Ai e kishte pyetur dhuruesin musliman: "A mos Muhammedi ka qenë detar?"

Marinarin e kishin prekur shumë përshkrimet e Kur'anit sepse ishte dikushi që i kishte përjetuar dhe i përjetonte furtunat detare dhe besonte që njeriu që bënte përshkrimin e një furtune detare, duhet ta kishte përjetuar atë. Prandaj, mendonte se ishte e pamundur që përshkrimi i ajetit në vijim të bëhej vetëm duke u mbështetur në përfytyrimin e një furtune pa parë dhe pa përjetuar vetë një gjë të tillë:

**"Ose ndjenjat, mendimet dhe sjelljet e atyre qafirëve u përngjajnë errësirave të dendura në një det të thellë. Një det i mbuluar nga dallgë të mëdha që ndjekin njëra-tjetrën, kurse mbi to, re të zeza të dendura… Errësira mbi njëra-tjetrën… Sikur njeriu i ndodhur në të ta zgjasë dorën, pothuaj nuk e sheh as dorën e vet! Ja, pra, po qe se Allahu nuk i jep dritë dikujt, ai s'mund të gjejë dritë asgjëkund!"** (en-Nur, 40)

Ky përshkrim duhet të ishte shkruar vetëm nga dikush që e dinte mjaft mirë se ç'ishte furtuna në det, prandaj, kur i thanë se Muhammedi ishte njeri që e kishte kaluar tërë jetën në shkretëtirë, ai ishte hutuar edhe më keq.

Përshkrimet që s'mund t'i dinte njeriu që s'e kishte kaluar jetën në dete, gjendeshin në mënyrën më të bukur në Kur'an. Atëherë, Kur'ani duhet të ishte komunikuar nga një forcë që njihte çdo gjë! Me këto mendime, pa humbur kohë, e kishte pranuar Islamin! (Gary Miller, *The Amazing Qur'an*, f. 22-23)

## 8. Histori

### a) Hamani kur ka jetuar?

Meqë Kur'ani i Shenjtë është fjalë e Allahut që është i pafillim e pafund, edhe informacionet historike të dhëna prej tij janë vetë e vërteta. Kurse në librat që i janë nështruar ndërhyrjes njerëzore, ndodhen shumë gabime. Njëri prej këtyre shembujve është **Hamani**.

Njëri prej personave që i përmendet emri në Kur'an së bashku me Faraonin, është Hamani. Ai përmendet në Kur'an gjashtë herë si një nga njerëzit më të afërt të Faraonit. Përkundër kësaj, në Testamentin e Vjetër që përbëhet prej teksteve të shenjta të shkruara të çifutëve, përmendet në kapitujt 3-7 të librit "Ester" që përmbahet në pjesën Nebiim (Profetët). Aty Hamani përmendet si ndihmësi i mbretit pers i cili u bën të këqija bijve të Izraelit. Prandaj, sipas Testamentit të Vjetër, Hamani ka jetuar në periudhat pas Hz. Musait.[240]

Duke u nisur nga kjo, orientalistët pretendojnë se në Kur'an ka gabim. Por falsiteti i këtyre pretendimeve u provua edhe një herë pas zgjidhjes së shkrimit hieroglif egjiptian, me gjetjen e emrit "Haman" në mbishkrimet e vjetra egjiptiane.

Epitafet me hieroglife të shkruara në gjuhën e vjetër egjiptiane nuk u arrit të lexoheshin gjer në shek. XVIII. Sepse me përhapjen e krishterizmit në zonë, u harruan edhe besimi i vjetër egjiptian, edhe gjuha. Dokumenti më i vonshëm i njohur, i shkruar me shkrimin hieroglif, është një epitaf që i përket vitit 394 e.r. Pas kësaj, kjo gjuhë u harrua gjer në vitin 1799. Sekreti i shkrimit u zgjidh me gjetjen e epitafit të mbiquajtur "Roseta Stone" dhe që i përkiste vitit 196 p.e.r. E veçanta e këtij epitafi ose pllake mbishkrimore ishte se qe shkruar me tre shkrime të veçanta: hieroglif, demotik (trajta e dorës e shkrimit hieroglif) dhe greqisht. Me ndihmën edhe të tekstit greqisht, shkrimi i vjetër egjiptian i epitafit u zgjidh plotësisht nga një francez me emrin Jean-Françoise Champollion.

240 Testamenti i Vjetër që është libri i shenjtë i shkruar i çifutëve (hebrenjve), pë - bëhet prej tri pjesëve. Pjesa e parë është Tevrati (Tora) dhe bën fjalë për ngjarjet nga krijimi gjer në vdekjen e profetit Musa. Pjesa e dytë e Testamentit të Vjetër është "Profetët", kurse pjesa e tretë është "Ketubiim – Librat". Këto dy pjesë bëjnë fjalë për ngjarjet pas Hz. Musait, për një lloj historie të bijve të Izraelit pas profetit Musa.

Me zgjidhjen e hieroglifeve, u arrit edhe një informacion tjetër shumë i rëndësishëm: Emri Haman me të vërtetë përmendej në mbishkrimet egjiptiane në periudhën e Hz. Musait (a.s.). Për këtë emër bëhej fjalë në shkrimin mbi një përmendore që ndodhej në Muzeun Hof në Vjenë. Në të njëjtin mbishkrim theksohej edhe afërsia e Hamanit me Faraonin.[241]

Kurse në "Fjalorin e Personave të Mbretërisë së Re" të përgatitur duke u mbështetur në të gjitha mbishkrimet, për Hamanin bëhej fjalë si "kreu i punëtorëve të guroreve".[242]

Këto konstatime arkeologjike janë në përputhje me Kur'anin e Shenjtë:

**"Faraoni tha: "O prijësa! E di se ju keni një zot tjetër veç meje. O Haman! Ndiz një zjarr për mua mbi tokë, përgatit tulla dhe më ngri një kullë që të ngjitem se ndoshta e shoh zotin e Musait. Ç'është e drejta, unë e pandeh atë për gënjeshtar!"** (el-Kasas, 38)

Prania e emrit të Hamanit në mbishkrimet e vjetra egjiptiane jo vetëm i hedh poshtë shpifjet kundër Kur'anit, por parashtron edhe një herë faktin se Kur'ani e ka prejardhjen nga Allahu. Sepse Kur'ani na e paraqet neve në mënyrë mrekullore një të dhënë historike të pamundur për t'u arritur dhe zgjidhur në periudhën kur u zbrit Kur'ani.[243]

### b) Qyteti Irem

Në Kur'anin e Shenjtë bëhet fjalë për një qytet me emrin Irem (i famshëm për shtyllat e tij):

**"A s'e pe ç'bëri Zoti yt me popullin e Adit, me qytetin e Iremit me shtylla** (ndërtesa të larta) **që s'kishte të ngjashëm në vende të tjera?"** (el-Fexhr, 6-8)

Ky ishte një qytet që s'e njihnin historianët. Në muajin dhjetor të vitit 1978, shtojca e revistës National Geographic nxori në shesh një të dhënë interesante. Siç përmendej në Shtojcë, si përfundim i një gërmimi

241 Walter Wreszinski, *Ägyptische Inschriften aus dem K.K. Hof Museum in Wien,* 1906, J. C. Hinrich'sche Buchhandlung.

242 Hermann Ranke, Die Ägyptischen Personennaman, Verzeichnis der Namen, Verlag Von J. J. Augustin in Gluckstadt, Band I, 1935, Band II, 1952.

243 Shih. Maurice Bucaille, *Mûsâ ve Firavun,* trc. AyShe Meral, İstanbul 2002, s. 144-152; Zaman Gazetesi, 1 Ekim 2007 Pazartesi; http://www.zaman.com.tr/webapp-tr/haber.do?haberno=595189.

të bërë në Siri në vitin 1973, ishte nxjerrë në shesh një qytet me emrin “Ebla”. Ishte zbuluar se ai qytet kishte një histori 43-shekullore. Por kjo nuk ishte ana e çuditshme e çështjes. Në bibliotekën e qytetit Ebla, kërkuesit kishin gjetur edhe regjistrimet e të gjitha qyteteve me të cilët Ebla kishte bërë tregti. Dhe në atë listë ishte edhe emri i qytetit Irem. Po, popullsia e Eblas kishte bërë tregti me popullsinë e Iremit. (Gary Miller, *The Amazing Qur’an,* s. 80)

**9. Fizikë**

**a) Rënia e shtypjes atmosferike në lartësi**

Sipas konstatimeve dhe përvojës së arritur gjer më sot, shypja atmosferike normale (në nivelin 0 në breg të detit – Përkth.) është 1013 milibar. Duke u ngjitur nga niveli i detit, në lartësi (tokësore apo ajrore – Përkth.), shtypja atmosferike bie mesatarisht 1 milibar në 10.5 m. Po kështu, bie edhe nxehtësia, mesatarisht 0.5 gradë në 100 m. Krahas rënies së shtypjes atmosferike dhe nxehtësisë, me ngjitjen në lartësi bie edhe dendësia e atmosferës, pra e gazrave që përbëjnë atmosferën, për pasojë, edhe e oksigjenit, si dhe e pluhurave. Për shkak të rënies së dendësisë së oksigjenit, me ngjitjen në lartësi shfaqen vështirësia në frymëmarrje, vështirësia në shikim dhe të folur, gjer në mpakje dhe asfiksi. Në lartësinë 20000 m. e tutje, po të mos përdoret aparati i frymëmarrjes artificiale, ndodh vdekja. Prandaj, në fluturimet në lartësi të mëdha përdoret aparati i frymëmarrjes artificiale ose, shkurt, i oksigjenit. Mbi këtë të vërtetë që mund të thuhet se sapo është zbuluar, Kur’ani ka bërë fjalë hapur qysh katërmbëdhjetë shekuj më parë:

**“Atij që dëshiron ta shtyjë në rrugë të drejtë, Allahu ia zgjeron gjoksin ndaj Islamit, kurse atij që dëshiron ta shmangë, ia ngushton gjoksin dhe ia zë frymën sikur të ngjitej lart drejt qiellit!”** (el-En’am, 125)

**b) Ekrani ndarës midis dy deteve**

Në ajetet 19 dhe 20 të sures Rahman, thuhet:

**“Dhe i ka lëshuar detet që të bashkohen me njëri-tjetrin, por midis tyre ka një pengesë që nuk i lejon të përzihen** (kështu që e ruajnë përbërjen e tyre)**!”**

E vërteta e njoftuar në këto dy ajete është një mrekulli e Kur’anit e kuptuar në shekullin tonë. Në zbulimet e fundit është konstatuar sikur në vendin ku bashkohen dy dete, është një ekran ndarës i paduk-

shëm i cili i pengon ujërat e dy deteve të përzihen me njëri-tjetrin. Për shembull, uji i Detit Mesdhe nuk përzihet me ujin e Oqeanit Atlantik; të dy anët ruajnë karakterin e vet bazë. Duket sikur në Ngushticën e Gjibraltarit ka një ekran hyjnor mrekullor ndarës që ekspozon fuqinë hyjnore.

Të njëjtën veçori tregojnë edhe lumenj me debit të lartë, si Misisipi me Jang Çe. Përzjerja e ujit të ëmbël të tyre me ujin e kripur të detit bëhet, disa herë, shumë në brendësi nga bregu. Si një shfaqje hyjnore e konstatuar pothuaj në ditët e sotme, është një mrekulli e madhe.

Ndërkaq, po japim edhe një shembull nga zona jonë, dy rrymat me kahje të kundërt të ngushticës së Dardaneleve. Ujërat me dendësi kripësie më të lartë (36 për mijë) të Detit Mesdhe rrjedhin në pjesën fundore të ngushticës për në Detin e Zi, kurse ujërat me dendësi kripësie më të ulët (18 për mijë) të Detit të Zi rrjedhin në pjesën e sipërme të ngushticës (meqë janë më të lehta) për në Detin Mesdhe.

A është e mundur që këto të vërteta t'i kishte ditur dhe shprehur ajo shoqëri e atëhershme e paarsimuar si dhe një njeri i paarsimuar brenda asaj shoqërie?

Edhe oqeanologu amerikan, **Prof. Dr. Heyy**, në përfundim të shqyrtimeve shkencore të gjata, ka arritur në këto të vërteta:

Ekziston një ekran hyjnor i vënë mes ujërave të gjera. Ky ekran i pengon dy dete të përzihen me njëri-tjetrin, ndërkaq që nuk e pegon kalimin e ujërave të njërit det në tjetrin dhe anasjelltas. Vetëm se kjo rrjedhje realizohet pasi ujërat e të dy anëve të përshtaten reciprokisht me përmbajtjen kimike të ujërave përkatëse. Me fjalë të tjera, është si një kullesë me dy anë e cila e lejon të kalojë atë që duhet kaluar dhe e pengon atë që duhet penguar. Sepse ujërat e të gjitha deteve dhe oqeaneve kanë veçoritë e tyre specifike. Dhe dallimet specifike shkojnë gjer atje sa, secila nga ujërat përfaqëson një botë më vete nga raportet e nxehtësisë dhe kripësisë, gjer te llojet e kafshëve që jetojnë në to.

Dhe, kur Prof. Dr. Heyy-it iu treguan informacionet dhe njohuritë kur'anore, ashtu siç pati ndodhur me shumë shkencëtarë të matur, nga goja e tij u derdhën këto fjalë përmes ndjenjash mahnitjeje dhe admirimi:

"Ç'është e vërteta, unë u habita shumë që i pashë këto informacione dhe njohuri në Kur'an! Unë mendoj se këto kurrsesi s'mund të jenë fjalë njeriu! Ato patjetër duhet të kenë ardhur nga ana e Zotit!.."

Pastaj, Prof. Dr. Heyy i shqyrtoi me vëmendje të madhe Kur'anin dhe hadithet profetike. Kur pa, krahas faktit se Kur'ani ishte produkt vahji ose revelacioni hyjnor, edhe se ishte i mbushur plot me mrekulli, pohoi se edhe e vërteta në hadithin në vijim vërtetohej si një mrekulli:

I Dërguari i Allahut (s.a.s.) thotë:

*"Çdo profeti të dërguar i është dhënë patjetër një mrekulli si pretekst për orientimin e njerëzve në rrugë të drejtë. Kurse mrekullia që më është dhënë mua, është Kur'ani i Shenjtë i cili është mrekulli fjale që Allahu ma ka zbuluar (reveluar) mua. Prandaj shpresoj që ditën e kiametit, ummeti, bashkësia ime, do të jetë më e madhe në numër se bashkësitë e tjera!"* (Buhari, *I'tisam*, 1; *Fedailu'l-Kur'an*, 1; Muslim, *Iman*, 279)

Shkencëtarët që merren me shkencën e fizikës dhe përpiqen ta kuptojnë Kur'anin, kanë thënë kështu:

"Të gjitha parimet bazë jetësore të fizikës kanë zënë vend pa mangësi në Kur'an. Sigurisht, pas nesh, shumë e shumë urtësi të tjera nga gjithësia do të njihen dhe mësohen!"

**10. Gjenetikë**

Në ajetin kur'anor thuhet:

**"Zoti yt mori fjalë nga thelbi i të bijve të njeriut duke i mbajtuar ata vetë si dëshmitarë: "A nuk jam unë Zoti juaj?" Dhe ata i thanë: "Po, ne dëshmojmë për këtë!" Pra, ditën e kiametit mos thoni "ne s'dinim gjë për këtë!"** (el-A'raf, 172)

Ky ajet tërheq vëmendjen mbi gjenet njerëzore. Shkenca e sotme na bën të ditur se gjenet, domethënë qelizat që bartin gjenealogjinë e njeriut, duke qenë, kështu, si një katalog që përmban tërë jetën e njeriut, funksionojnë si regjistër dhe se të gjitha veçoritë e njeriut janë indeksuar (si ADN) në gjenet qysh kur njeriu ndodhet në palcën kurrizore në gjendje qelizore. Gjenet që ruajnë shënimet e regjistruara të miliarda njerëzve dhe që përmbajnë tërë veçoritë e tyre, nuk janë të gjitha së bashku si vëllim më shumë se një centimetër kub, domethënë zënë vend një vend të vogël sa një gishtëz rrobaqepësi.

Cila mendje mund ta pranojë se, katërmbëdhjetë shekuj më parë, një njeri i pamësuar ka aluduar nga vetja mbi një të vërtetë të tillë shkencore, pra, mbi ADN-në që është pothuajse si një kompjuter mrekullor hyjnor?

**11. Mjekësia profilaktike**

Në Kur'anin e Shenjtë, ashtu si edhe për shumë çështje të tjera, tërhiqet vëmendja edhe për çështje të tilla me rëndësi të veçantë nga këndvështrimi i ruajtjes së shëndetit, si mbulimi, pastërtia e veshjes, pushimi i mjaftueshëm, ushqyerja e mirë dhe me masë, mosngrënia e ushqimeve të këqija e të prishura, etj.

Veçanërisht, Kur'ani bën fjalë për lëndët ushqimore bimore dhe dobitë e tyre, jep informacion mbi lëngjet e pijshme të mira e të këqija dhe ndalon pijet që japin dehje. Edhe mjekimi me anë të ushqyerjes si dhe varrosja e të vdekurve si rregulla të përgjithshme të shëndetit[244], janë ndër çështjet që përmend Kur'ani i Shenjtë.

Sa mësimdhënëse është situata e përshkruar në vijim e të Dërguarit të Allahut (s.a.s.) i cili e respektonte në mënyrën më të mirë theksimin e Kur'anit mbi specifikën e varrosjes së të vdekurve.

Jala bin Murre (r.a.) thotë kështu:

"Mora pjesë shumë herë në fushatat luftarake pranë Profetit (s.a.s.). Sapo të haste një njeri të vdekur, i Dërguari i Allahut (s.a.s.) urdhëronte menjëherë që ta varrosnin pa pyetur nëse i vdekuri ishte musliman apo mohues." (Hakim, I, 526/1374)

Kurse në Bedër dhe Uhud, politeistët e asaj kohe patën ikur pa i varrosur as të vdekurit e vet. Profeti i pati varrosur edhe ata.

Në Uhud, politeistët i patën keqtrajtuar dëshmorët muslimanë, ua patën copëtuar kufomat. Ndërkaq, i Dërguari i Allahut (s.a.s.) i pati penguar sahabet që patën dashur t'u bënin, për shpagim, të njëjtën gjë kufomave të politeistëve që u patën rënë në dorë, duke u thënë:

*"Bëni durim dhe priteni mirësinë e durimit tuaj nga Allahu!.."* (Vakidi, I, 290)

Kur'ani i Shenjtë i cili urdhëron shmangien nga ekstremizmi (nga teprimi në sasi ose në përkorësi) në ngrënie-pirje (ushqyerje)[245], pra,

---

244 el-Maide, 31.
245 el-A'raf, 31.

qëndrimin e matur ndaj kësaj çështjeje, ka përmbledhur, kështu, gjysmën e mjekësisë; ndërkaq, duke e ndaluar marrëdhënien seksuale ilegale, u ka prerë udhën sëmundjeve veneriane dhe, kështu, ka siguruar mbrojtjen më të mirë materiale dhe moralo-shpirtërore të brezave.

Në hadithin profetik thuhet:

*"Kur marrëdhëniet seksuale jolegale gjer te prostitucioni (e thënë ndryshe, tradhtia bashkëshortore, anormalitetet seksuale në dëm të të tretëve si dhe ushqyerja e ndjenjave sensuale) fillojnë të veprojnë në një shoqëri haptazi, në mënyrë të dukshme me sy, pra, përhapen gjerësisht, mjedisin e mbështjellin sëmundjet epidemike dhe shfaqen sëmundje të panjohura më parë."* (Ibn-i Maxhe, Fiten, 22; Hakim, IV, 583/8623)

I prekur shumë nga ky hadith profetik, oqeanologu amerikan **Prof. Dr. Heyy**, pas një studimi të gjatë mbi këtë temë, bën këtë deklaratë:

"Edhe konstatimet shkencore të sotme, më në fund, në këtë pikë kanë ardhur. Ja AIDS-i!.. Rezultati i tradhtisë bashkëshortore dhe i anormaliteteve seksuale… Me të vërtetë, që atë çast kur Europa shpalli lirinë e marrëdhënies seksuale ilegale dhe prostitucionit, përgjithësisht, lirinë seksuale, mjedisin e rrethuan shumë sëmundje ngjitëse dhe mikrobe të llojllojshme që s'u dihej emri, po bëjnë kërdinë gjithandej. Vuajtje të shumta të papërballueshme nga njeriu u shfaqën. Sigurisht, e gjitha kjo është shfaqje e tmerrshme e lidhjes me përvojë të rëndë të treguar nga hadithi profetik mes marrëdhënieve seksuale dhe prostitucionit me sëmundjet.

Tashmë unë kurrsesi s'mund ta pranoj si diçka të rastit faktin që Muhammedi, duke bërë vlerësime jashtëzakonisht të drejta, ka paralajmëruar ngjarje që do të ndodhnin shumë shekuj pas tij! Po qe se mbajmë parasysh edhe faktin që ai ka qenë njeri i paarsimuar, duhet të themi se kurrsesi s'është e mundur që ai t'i ketë dhënë vetë këto njohuri! Edhe unë mendoj si miku im, specialisti Keith dhe e pranoj se këto janë informacione dhe të dhëna me burim hyjnor!.. Këto të vërteta të thella nuk mund të jenë gjëra që mund të arrihen me zell dhe përpjekje njerëzore! Ja, edhe unë kam kaq vite që punoj e përpiqem, por ato që kam mundur të bëj, janë sheshit: një zero me xhufkë në krahasim me këto të vërteta gjigante!"

Kur'ani i Shenjtë e ka ndaluar ngrënien e kufomës (kërmës), gjakut dhe mishit të derrit, dëmet e të cilave, tashmë, janë vërtetuar edhe nga mjekësia! Gjithashtu, është e pamundur të mohohen edhe dobitë sa shpirtërore, po aq edhe fizike-trupore të pastërtisë trupore e të dhëmbëve, të abdestit, namazit dhe agjërimit!

Këto janë vetëm specifika të marra si model, pasi në Kur'anin e Shenjtë ka qindra ajete që u bëjnë dritë qindra çështjeve enigmatike. Kuptimet e këtyre kuptohen me kohë, qoftë edhe pjesërisht, krahas zhvillimit të diturive të përgjithshme dhe shkencave të natyrës. Për këtë shkak thuhet se *"interpretuesi më i madh i Kur'anit është koha"*!

Kështu, është e pamundur ta pranojë mendja dhe arsyeja e shëndoshë se një Libër me një stil jashtëzakonisht të qartë dhe shprehës, tek i cili nuk ka asnjë kontradiktë dhe dyshim, i cili ka paralajmëruar shumë e shumë të vërteta që kanë për të ndodhur gjer në kiamet, nga i cili nuk ka qenë e mundur të bëhet imitimi as edhe i një sureje të shkurtër pavarësisht nga sfida që i është bërë gjithë botës së njerëzve dhe xhindve, të mund të jetë fjalë e një njeriu të paarsimuar, të lindur dhe rritur mes një shoqërie të paarsimuar!

Kur'ani dhe Sunneti ose Tradita Profetike i kanë prirë diturisë dhe shkencës në çdo periudhë. Në disa gjëra që Kur'ani dhe Sunneti kanë dhënë konkluzione kategorike, shkenca jep konkluzionin "mundësi" për sa kohë që s'ka arritur në atë nivel. Pastaj, me kohë, duke u kthyer këto "mundësi", në "të vërteta", vënë në shesh madhështinë e Kur'anit. Meqë kemi dhënë shumë shembuj nga ajetet, le të japim shembuj edhe nga hadithet profetike.

I Dërguari i Allahut (s.a.s.) thotë kështu:

*"Po qe se në enën e dikujt bie një mizë, (më parë) ta zhysë atë, pastaj ta nxjerrë, sepse në njërin krah të mizës ka sëmundje, kurse në krahun tjetër, ilaç dhe mjekim për sëmundjen."* (Buhari, *Bed'u'l-Halk*, 16; *Tib*, 58; Ebu Davud, *Et'ime*, 48-49/3844; Ibn-i Maxhe, *Tib*, 31; Ahmed, II, 229, 246)

I Dërguari i Allahut (s.a.s.) këshillon që, në kushte nevoje, gjella ose uji në enë të mos hidhen, por të përdoren. Gjer kohët e vona, pandehej se miza ishte një insekt që bartte krejtësisht mikrobe dhe nuk dihej se në trupin e saj kishte antitoksina, kurse sot e vërteta është zbuluar si një mrekulli profetike.

Kështu, në vitin 2002, shkencëtarët australianë deklaruan se kishin prodhuar antibiotikë nga insektet që mundej të jetonin në të gjitha kushtet. Në universitetin Macquarie të Sidnejt, ekipi nën drejtimin e Prof. Andy Beattie hodhi nënshkrimin nën një kërkim dhe studim shkencor interesant. Shkencëtarët në fjalë, duke marrë parasysh faktin se mizat, insektet e tjera si dhe të gjitha llojet e brejtësve ishin rezistentë ndaj çdo ndyrësie, përfshi edhe mishin e qelbur dhe plehrat, thanë: "Këto lloj gjallesash duhet të kenë një rezistencë të fuqishme ndaj infeksioneve, përndryshe, nuk mund të mbeten gjallë! Provat për të prodhuar antibiotikë prej tyre, tani për tani na kanë dhënë rezultate pozitive!"

Meqë ky hadith lidhur me mizën u përfshi në veprat me rëndësi të hadithit, duke filluar me *Sahihi Buhari*, muslimanët nuk u lëkundën për t'i besuar. Kurse ata që përpiqeshin për ta shpjeguar çdo gjë me anë të arsyes dhe shkencave eksperimentale, folën poshtë e përpjetë mbi këtë hadith dhe rrëfyesin e tij, Hz. Ebu Hurejren. Mirëpo zbulimet shkencore u dhanë të drejtë edhe një herë tjetër të Dërguarit të Allahut (s.a.s.) dhe muslimanëve që i besojnë atij sinqerisht.

Edhe në një hadith tjetër, Profeti (s.a.s.) thotë kështu:

*"Po qe se një qen fut gojën në një enë, duhet që, para se të ripërdoret përsëri nga njerëzit, kjo enë duhet pastruar me dhé të imtë e të pastër dhe të fërkohet e të shpëlahet me ujë shtatë herë."* (Muslim, *Taharet*, 91; Buhari, *Vudu'*, 33)

Në këtë hadith profetik tregohet ndyrësia e gojës së qenit dhe roli i dheut të imtë e të pastër në pastrimin e kësaj ndyrësie.

Këto të vërteta që shkenca sapo i ka konstatuar, Tradita Profetike i njofton qysh një mijë e katërqind vjet më parë!

Enciklopeditë, që janë katalogë përshkrues të shkencave teorike e të natyrës, duke nxjerrë ekzemplarë-shtojca për çdo vit, ku botojnë ndryshimet e ndodhura në të vërtetat dhe pikëpamjet, si dhe të rejat shkencore, bëjnë, njëkohësisht, korrigjimet e duhura. Kurse Kur'ani dhe Sunneti do të mbeten të pandryshueshëm gjer në kiamet ashtu siç nuk kanë ndjerë nevojën për korrigjimin qoftë edhe të një shkronje të vetme qysh prej një mijë e katërqind vjetësh! Sepse në Librin e Tij të lartë, Allahu i Lartë thotë kështu:

**"… Kurse Kur'ani është një libër shumë i çmuar. Nuk ka pasur as në të kaluarën dhe nuk do të ketë as në të ardhmen diçka që ta hedhë poshtë atë** (e shtrembra, gënjeshtra nuk mund të gjejnë rrugëkalimi për

tek ai as nga para, as nga pas!). **Ai është zbritur nga lartësia e Allahut, zotërues i urtësisë absolute dhe i merituar për lavdërim!"** (Fussilet, 41-42)

**12. Rrymat e harmonisë dhe fuqisë hyjnore në gjithësi**

Zoti urdhëron e thotë kështu:

**"Do t'ua tregojmë njerëzve ajetet** (provat) **tona në horizonte** (në botën e jashtme objektive) **si dhe në vetveten** (botën e brendshme subjektive) **e tyre në mënyrë që t'u bëhet krejt e qartë se ai** (Kur'ani) **është i vërtetë! A s'mjafton Zoti yt si dëshmitar?.."** (Fussilet, 53)

Gjatë gjithë historisë janë përjetuar shumë ngjarje që e kanë vërtetuar këtë ajet kur'anor. Njërën prej këtyre, dijetari indian **Dr. Inajetullah el-Mashriki** e përshkruan kështu:

Në vitin 1909, një të djelë me shi, pashë astronomin e njohur, **Sër James Jones**, një nga pedagogët e universitetit të Kembrixhit. Po shkonte në kishë me ungjillin dhe çadrën nën sqetull. Iu afrova dhe e përshëndeta, por nuk më dha përgjigje. Pasi e përshëndeta edhe një herë, më pyeti:

"Ç'kërkon prej meje?"

"Dy gjëra kërkoj, zotëri, - i thashë. - E para, pse e mbani çadrën nën sqetull megjithëse bie kaq shumë shi?"

Duke buzëqeshur, e hapi çadrën menjëherë. Unë vazhdova:

"E dyta, ç'mund të jetë ajo gjë që ju shtyn të shkoni në kishë ju, një dijetar që i shkon fjala në të gjithë botën?"

Pas një pauze të shkurtër ndaj kësaj pyetjeje të dytë time, më tha:

"Eja sonte nga ne në mbrëmje që ta pijmë çajin së bashku!"

Kur i shkova në mbrëmje në shtëpi, filloi të më mbante mua një diskutim mbi krijimin e trupave qiellorë, mbi sistemet e përkryera të tyre, mbi dallimet dhe largësitë e paimagjinueshme ndërmjet tyre mbi lëvizjet "aventurore", boshtet, gravitacionin dhe furtunat e dritës të atyre trupave, ashtu që, atë çast e ndjeja sesi më dridhej zemra nga madhështia dhe impresionimi i Allahut. Kurse Sër James-it, nga frika prej Zotit, i qenë ngritur flokët përpjetë, nga sytë i rridhnin lot dhe i dridheshin duart. Qëndroi një çast dhe pastaj e vazhdoi fjalën kështu:

"O miku im, Inajetullah! Kur u hedh një sy bukurive që ka krijuar Zoti, fillon të më dridhet trupi nga madhështia dhe fuqia e Tij. Kurse

kur, duke u përkulur para Tij, them, "Zoti im, Ti je i madh!", vë re se çdo pjesë e qenies më mbështet në këtë lutje! Dhe pikërisht atëherë ndjej një qetësi dhe lumturi të madhe duke e kuptuar se lumturia ime është edhe një herë më eprore se lumturia e të tjerëve!"

Pas kësaj, ia këndova atij këtë ajet kur'anor që më erdhi ndërmend atë çast:

**"Nga robtë, vetëm dijetarët frikësohen** (ashtu siç duhet) **nga Allahu!"** (Fatir, 28)

Me ta dëgjuar këtë ajet kur'anor, Sër James bërtiti aty për aty:

"Ç'po thua, **"Nga robtë, vetëm dijetarët frikësohen** (ashtu siç duhet) **nga Allahu!"**, kështu ë? Kjo qenka shumë e fortë dhe, në të njëjtën kohë, shumë e veçantë dhe seriozisht e çuditshme!.. A është kjo ndër gjërat që ka paralajmëruar Muhammedi, ndër gjërat që unë kam zbuluar si rezultat i kërkimeve dhe eksperiencës shumëvjeçare? A është, me të vërtetë, ky ajet në Kur'an? Në është kështu, shkruaj: "Dëshmoj se Kur'ani është një libër i dërguar nga ana e Zotit!.."

Hz. Muhammedi ishte i paarsimuar, ai s'dinte të shkruante e të lexonte, prandaj është e pamundur që ai ta ketë zbuluar vetë këtë enigmë. Eshtë Allahu që ia bërë të ditur atij këtë enigmë!" (Vahiduddin Han, *İslâm Meydan Okuyor,* f. 251-253)

❀

Zoti ynë na kërkon ta shëtisim me hapa meditimi botën e ekzistencës së krijuar prej Tij, sepse ç'të ketë në këtë gjithësi, nga një grimcë e vogël molekula, gjer te trupat qiellorë gjigantë, çdo gjë është një mrekulli arti hyjnor… Çdo vend, pothuaj një muze hyjnore ku ekspozohen vepra të fuqisë dhe artit hyjnor… Çdo gjë, një mrekulli hyjnore arti… Në çdo anë, një mijë e një ekspozita hyjnore… Zoti ynë na kërkon që zemra jonë të përsillet nëpër këtë ekspozitë hyjnore duke ndjerë thellë! Duke i përshkruar besimtarët e mençur e të arsyeshëm, Zoti thotë:

**"Ata mendojnë** (thellë dhe hollë) **mbi krijimin e qiellit dhe tokës!"** (Al-i Imran, 191)

Sepse Zoti ynë dëshiron që zemra të na përsillet me meditim mes mrekullive të artit hyjnor.

Le të meditojmë mbi faqen e tokës! Një shtresë e hollë toke ushqen triliona qenie. Ushqen kafshët, ushqen miliarda njerëz. Çdo qenie ha

atë që është e dobishme për vete, jo atë që është e dëmshme. Dikush ushqehet me bar, dikush me kërmë. Ajo ç'ka është helm për dikë, bëhet shërim për dikë tjetër. Për çdo qenie përgatitet një sofër hyjnore. Sa mirë urdhëron Zoti ynë:

**"Ne nuk kërkojmë furnizim prej teje;** (përkundrazi)**, ne të furnizojmë ty! Përfundim i bukur është të jesh i devotshëm!"** (Taha, 132)

**"Sa e sa qenie ka që nuk e bartin** (me vete) **rizkun** (ushqimin)**. Është Allahu që u jep furnizim** (rizk, ushqim) **edhe atyre, edhe juve. Ai dëgjon dhe di çdo gjë!"** (el-Ankebut, 60)

Zogu i shëndoshë bart furnizimin (ushqimin) e një zogu të sëmurë…

Ç'rregull maramendës!

Ç'program hyjnor maramendës!

Ekuilibër ekologjik i patëmetë!...

Çdo gjë brenda këtij ekuilibri… Po qe se të gjithë elefantët që kanë ardhur në këtë botë qysh nga njeriu i parë, Ademi (a.s.), dhe do të vijnë gjer në kiamet, do të vinin në një çast, gjithë bota do të mbushej me elefantë. Po të vinin në një çast të gjitha balenat, do të mbushnin të gjitha detet dhe oqeanet. Po qe se të gjithë zvaranikët do të vinin brenda një çasti, bota do të mbushej me zvaranikë aq sa të mos gjenim dot vend për të vënë këmbën dhe bota do të bëhej e pajetueshme!

Po kështu, po qe se të gjithë njerëzit, nga njeriu i parë, Ademi (a.s.), gjer tek i fundit, do të vinin në botë brenda një çasti, gjithashtu nuk do të mbetej vend për të vënë këmbën! Por Zoti i ndërron të gjitha qeniet me radhë brenda një ekuilibri të përsosur, që asgjë nuk bllokohet. Çdo gjë plotëson tjetrën dhe të gjitha gjërat, njëra-tjetrën!

Le të shohim një pyll: Nga kafsha më e butë, te kafsha më e egër, të gjitha jetojnë së bashku. Brezi i asnjë kafshe nuk konsumohet.

Për shembull, një balenë ha në ditë afërsisht një ton peshk, por brezi i atyre peshqve që ha ajo, nuk konsumohet.

Çojini në pole kafshët që jetojnë në ekuator, do të ngordhin. Çojini në ekuator kafshët që jetojnë në pole, as ata s'do të jetojnë dot atje!

Gjithashtu, duhet të mendojmë se toka ku shkelim, duke i tretur të gjitha kufomat e njerëzve të ardhur në këtë botë qysh nga njeriu i parë, Ademi (a.s.), gjer më sot i ka futur në përbërjen e vet… Si shtresimi i mi-

liona hijeve mbi njëra-tjetrën. Atëherë, pra, le të mos mashtrohemi nga mbretërimi material-egoistik i mbitokës, që të mos biem në robërimin e ulët të nëntokës!..

Shkurt, tërësisht çdo gjë ekspozon amshueshmërinë e fuqisë dhe madhështisë së Zotit. Të gjitha këto shfaqje urtësie u sugjerojnë vazhdimisht madhështinë hyjnore robve që i afrohen Zotit. Është për këtë arsye që meditimi është një adhurim shumë i madh. Në ajetin kur'anor thuhet:

**"Bëhuni të devotshëm sepse Allahu jua mëson** (ato që s'dini)...**"** (el-Bakara, 282)

Me të vërtetë, Allahu i Lartë iu dhuron pjesë nga aftësia e njohjes hyjnore robve të Tij të devotshëm duke i bërë ata të njohur me urtësitë, shembujt mësimdhënës dhe të fshehtat në gjithësi!

**a. Ekuilibër i ndjeshëm**

Çdo ditë që kalon, kuptohet më mirë se, kjo gjithësi, së bashku me të gjithë yjet dhe planetet e saj, ndodhet në një harmoni të imtë dhe në një përputhshmëri reciproke të pashembullt, ashtu që edhe ndryshimi më i vogël i mundshëm në një çfarëdo prej masave dhe raporteve mes elementëve në gjithësi, do ta shkatërronte nga rrënjët jo vetëm botën, por jetën në tërësi. Vëllimi i tokës dhe masa e saj, largësia e diellit nga toka dhe masa e tij, niveli i nxehtësisë, pjerrësia e boshtit të tokës ndaj rrafshit, nxitimi i rrotullimit të tokës edhe rreth vetes, edhe rreth diellit, largësia e hënës nga toka, vëllimi dhe masa e saj, shpërndarja e kontinenteve dhe deteve (oqeaneve) mbi tokë, si dhe shumë e shumë masa dhe raporte, e shprehin qartazi ekzistencën e rregullsisë dhe ekuilibrit në gjithësi.

Zoti urdhëron e thotë kështu:

**"Ne e krijuam çdo gjë me një masë të caktuar."** (el-Kamer, 49)

**"Tek Ai, çdo gjë është me masë."** (er-Ra'd, 8)

Po qe se oksigjeni që ndodhet në ajër në masën 21%, do të ishte diçka më shumë, çdo gjë në botë do të merrte flakë me një shkëndijë të vetme. Po qe se distanca mes tokës dhe diellit do të rritej ose do të zvogëlohej paksa, të gjitha gjallesat do të asgjësoheshin duke ngrirë ose duke u djegur.

Po qe se një pikë normale shiu do të binte nga reja me lartësinë 1500-3000 m., në tokë, rënia e saj do të bëhej me një nxitim të madh, sepse pika e shiut rritet qysh në re duke u formuar prej pikave më të imta dhe, kur bie në tokë, bie normalisht me një nxitim afër forcës ngritëse të tokës, me atë nxitim që bie parashuta e hapur.

Po qe se forca e gravitacionit universal do të ishte një trilion herë më e madhe, atëherë gjithësia do të zinte një vend shumë më të vogël dhe do të kishte një jetëgjatësi shumë më të shkurtër. Masa e një ylli mesatar do të ishte një trilion herë më e vogël se e diellit tonë të sotëm, kurse jetëgjatësinë do ta kishte pothuajse një vit. Nga ana tjetër, po qe se forca e gravitacionit universal do të ishte pak më e dobët, nuk do të formohej dot asnjë yll apo galaktikë.

Në të njëjtën mënyrë, edhe ekuilibret mes forcave të tjera janë jashtëzakonisht të ndjeshme.

Po qe se shpejtësia e rrotullimit të tokës rreth vetes do të ishte diçka më e vogël, ndryshimet e temperaturës ditë-natë do të ishin shumë të larta, kurse po të ishte më e madhe, erërat e atmosferës do të arrinin shpejtësi shumë të mëdha, për pasojë, furtunat dhe ciklohet do ta bënin jetën të pamundur.

Po qe se korja e tokës, domethënë, shtresa e sipërme e tokës, do të ishte diçka më e trashë se tani, nuk do të gjendej oksigjeni i mjaftueshëm për jetën e gjallesave. Trashësia e kores së tokës atëherë do ta thithte oksigjenin ekzistent dhe jeta do të bëhej e pamundur.

Po kështu, po qe se detet do të ishin diçka më të thellë se ç'janë, meqë ujërat që do të ishin të tepërta në krahasim me sot, do ta thithnin dioksidin e karbonit dhe oksigjenin, mbi tokë s'do të kishte jetë, madje as bimë nuk do të mbinin.

Po qe se shtresa e ajrit (atmosferës) përreth tokës do të ishte diçka më e hollë, atëherë mbi tokë do të binin çdo ditë meteorë ose kometa që do ta shponin koren e tokës, do ta digjnin dhe përvëlonin vendin gjithandej.

Jeta e qenieve të gjalla mbështetet në sintezën harmonike të gazrave të ndryshëm, si oksigjeni, hidrogjeni, dioksidi i karbonit, etj. Mundësia e një sinteze të tillë rastësisht në një planet çfarëdo të këtyre gazrave në raportin e kërkuar dhe me të gjitha veçoritë të përshtatshme për jetën nuk është as 1 për 10 milion.

Çdo rrufe që shpërthen në hapësirë, i shton nitrogjenit (azotit) oksigjen në masë të caktuar dhe sintesa e formuar kështu, me anë të shirave që bien pas rrufesë, arrin në sipërfaqen e tokës, konkretisht, atë që duam të theksojmë, në tokat bujqësore. Kështu, sasia e azotit që sigurojnë me lehtësi tokat bujqësore çdo vit nga kjo sintezë, është e barabartë me 60 fishin e nitratit që u jepet tokave nëpërmjet plehrave kimike.[246]

Po të shqyrtohen një sërë veçorish të ujit që pijmë,vihet re se uji është krijuar si një dhunti e posaçme për njeriun. Si lëndë kimike që është, uji ka veçori shumë interesante, disa prej të cilave janë:

* Megjithëse se sulfuri i hidrogjenit (H2S) si sinteza më e afërt me ujin është dy herë më i rëndë se uji, në nxehtësinë e dhomës ndodhet në gjendje të gaztë. Veç kësaj, është një gaz helmues dhe me erë të keqe.

* Uji me dendësinë më të madhe, në kundërshtim me sintezat kimike të ngjashme, nuk është uji në gjendje të ngurtë, domethënë, të akullt, por uji në gjendje të lëngët në +4 gradë Celsius. Kjo bën që në dete, në liqene dhe në lumenj, uji ngrin jo nga fundi drejt sipërfaqes, por nga sipërfaqja drejt fundit. Si rrjedhojë, shtresa e akullit e formuar në sipërfaqen e ujit i mbron nga ngrirja kafshët që jetojnë në ujë.

* Edhe pika e ngrirjes dhe e vlimit të ujit janë temperaturat më të përshtatshme për qeniet organike.

* Në sajë të polaritetit që zotëron, uji ka veçorinë për t'i zbërthyer lehtë shumë lëndë organike dhe inorganike.

Uji ka edhe shumë veçori të tjera përveç atyre që u përmendën këtu, që, të gjitha së bashku, të bëjnë të mendosh se uji është një lëndë e projektuar qysh më parë për jetën e njeriut.

Fakti që, pasi në ajetin **"Ai** (Allahu) **i krijoi qiejt dhe tokën në gjashtë ditë** (periudha)**. Arshi i tij ndodhej mbi ujë.** (Ky krijim i gjithësisë) **është për t'ju provuar se cili nga ju do të bëjë punë më të mira"** (Hud, 7) bëhet fjalë për krijimin e qiejve e të tokës, si dhe për ujin, theksohet se "(ky krijim i gjithësisë) **është për t'ju provuar se cili nga ju do të bëjë punë më të mira",** e vë krijimin e tyre, në një kuptim, në vartësi të krijimit të njeriut.[247]

246 Janë shumë shembuj që e lënë të mahnitur njeriun në lidhje me këtë specifikë. Për një pjesë të tyre, shih. Vahiduddin Han, *İslâm Meydan Okuyor,* s. 113-138.
247 Shâkir KocabaSh, *Kur'ân'da YaratılıSh,* f. 157.

Shkurt, çdo lëvizjeje në gjithësi i është vënë një masë shumë e imtë dhe plotësisht e saktë. Po qe se në këto masa ndodh një rritje ose zvogëlim më minimal, ky rregull dhe kjo harmoni që shohim, prishet aty për aty!

Këtë rregullsi Zoti e ka dhënë në shërbim të njeriut. Në ajetin kur'anor thuhet:

**"Çdo gjë që ka në qiej e në tokë, Ai e ka caktuar** (si një favor të Tij) **nga lartësia e Tij për ju! Sigurisht, në këtë ka shembuj mësimdhënës për një popull që mendon!"** (el-Xhathije, 13. Veç kësaj, shih Lukman, 20)

Nga ajeti kuptohet se çdo gjë që ekziston në qiej e në tokë, është caktuar për t'i shërbyer njeriut. Këtë konkluzion e mbështet rezultati i arritur në studimet e kryera vitet e fundit në kozmologji në kuadrin e **Parimit Antropik**. Kështu, fakti që tërë universi së bashku me të gjitha galaktikat dhe yjet që ndodhen në të janë në këtë madhësi dhe në këtë moshë, është i detyrueshëm për shfaqjen dhe jetesën e njeriut si qenie e vetëdijshme në një sistem si sistemi diellor dhe në një planet si toka.[248]

Me të vërtetë, po të vërejmë mjedisin që na rrethon, e shohim qartë se njeriu përfiton nga të gjitha qeniet e gjalla e jo të gjalla. Të gjitha bakteriet, madje, përdoren si një reaktor i madh kimik në prodhimin e ilaçeve.[249]

Kjo harmoni dhe qëllimshmëri e shkëlqyer në gjithësi është mrekulli arti hyjnore e Zotit që e ka krijuar dhe e krijon çdo gjë me një masë dhe proporcionalitet madhështor e të papërfytyrueshëm. Prandaj dhe shpjegimi i kësaj me rastësinë është krejt i pamundur.

Prof. Dr. **Edwin Conqlin** thotë kështu:

"Të pretendosh se jeta është krijuar si pasojë rastësie, është si të pretendosh se, në një shtypshkronjë, si rezultat i një shpërthimi rastësor, është formuar një enciklopedi madhështore!" (*The Evidence of God*, P. 174; Vahiduddin Han, *İslâm Meydan Okuyor,* f. 129)

Sikur të marrim dhjetë copë pulla në madhësinë e një monedhe metalike të vogël dhe mbi pullat të shënojmë me radhë shifrat 1-10, pastaj t'i fusim në xhep dhe, pasi t'i kemi përzjerë mirë, të fillojmë t'i nxjerrim një e nga një me kusht që t'i fusim përsëri në xhep, mundësia

248 Shâkir KocabaSh, *Kur'ân'da YaratılıSh,* s. 104. Bkz. Barrow, J.D. ve Tipler, F. *The Anthropic Cosmological Principle,* Oxford University Pres, 1996, s. 5.
249 Shâkir KocabaSh, *Kur'ân'da YaratılıSh,* f. 149.

për ta nxjerrë pullën me shifrën 1 qysh në përpjekjen e parë është 1/10. Mundësia e nxjerrjes sipas radhës të pullave me shifrat 1 dhe 2 është 1/100. Mundësia e nxjerrjes sipas radhës e pullave me shifrat 1,2,3,4 është 1/10.000. Kurse mundësia e nxjerrjes sipas radhës të të dhjetë pullave është 1/10.000.000.000.

Dijetari i njohur amerikan **Gressy Morrison** që e bën këtë arsyetim, vazhdon të thotë kështu:

"Synimi im në zgjedhjen e një shembulli dhe arsyetimi të tillë s'është gjë tjetër veçse shpjegimi se sa të pamundura bëhen të vërtetat përballë rastësisë!" (Vahiduddin Han, *İslâm Meydan Okuyor,* f. 130-131)

Për formimin e një molekule proteinike të vetme si rezultat rastësie, do të duhej që, në gjithësi, në këtë çast, të kishte lëndë në masën një miliard herë më shumë se ç'ka. Vetëm kështu do të bëhej e mundur që lënda të vihej në lëvizje dhe veprim, ndërkaq, që për këtë, do të duheshin aq vite, sa, për ta shprehur numrin e tyre, shifrës 10 i duhen shtuar edhe 243 zero pas.

Ndërkaq, duhet ta mbajmë parasysh këtë që, kur të plotësohen të gjitha këto kushte, formimi i një molekule proteinike është e mundshme dhe jo absolutisht e sigurt (e detyrueshme dhe e pashmangshme). Gjithashtu, mundet që edhe pasi ky operacion të vazhdojë përjetësisht, të mos formohet asgjë!

Pasi u bë e qartë se për formimin rastësisht të një lënde të zakonshme e të thjeshtë të pashpirt janë të nevojshme miliarda vite, le të mendojmë kështu:

Dihet se mosha e tokës është afërsisht 4.5-5 miliard vjeçare. Atëherë, si ka qenë e mundur që, brenda një kohe kaq të shkurtër të formoheshin miliona lloje kafshësh? Mbi 200.000 lloje bimësh si janë formuar në mënyrën më të përkryer? Si ka dalë mes kaq shumë lloje kafshësh kjo qenie e përkryer që i thonë "njeri"? Fëmijët që na lindin çdo ditë para syve, vepër e ç'fuqie janë?[250]

Në të vërtetë, Zoti nuk ka nevojë aspak për kohë për të krijuar edhe qenien më të përkryer. Në çastin që urdhëron "Bëhu!", çdo gjë bëhet aty për aty.[251] Por, për t'ua treguar njerëzve, robve të Tij ligjin e gradualitetit

250 Shih. Vahiduddin Han, *İslâm Meydan Okuyor,* s. 132-133, 136.
251 Shih el-Bakara, 117; Al-i Imran, 47; en-Nahl, 77; Jasin, 53.

që ka vendosur në gjithësi, i krijon qeniet jo në çast, por brenda periudhave kohore të caktuara dhe në mënyrë graduale.

Instrumentet ose veglat më të zhvilluara si dhe sistemet më të ndërlikuara të projektuara e të realizuara nga njeriu nuk shprehin asnjë rëndësi përballë sistemit të jashtëzakonshëm në gjithësi. Prandaj u bënë shumë kohë që, për ta imituar artin e shkëlqyer në natyrë, është formuar një degë e re e shkencës si formë e posaçme shkencore e mbiquajtur "Bionics" (Bionikë).

Nëse duhet dhënë një model shembullor i veglave ose instrumenteve të formuar me anë të imitimit të mrekullive të artit hyjnor, mund të flasim për aparatin fotografik. Aparatet fotografike s'janë gjë tjetër veçse imitim mekanik i syrit të njeriut. Objektivi i kameras është si kristalini, kurse filmi ku fiksohet objekti i reflektuar në mënyrë të përmbysur është si retina e syrit.

Sot, ndërsa askush nuk ka guxim të thotë se aparati fotografik është bërë vetvetiu, disa njerëz qëllimkëqinj që hiqen si dijetarë apo shkencëtarë, thonë se syri është formuar rastësisht.

Janë edhe shumë instrumente, vegla dhe mjete që njeriu i ka zbuluar dhe ndërtuar duke imituar mrekullitë e artit hyjnor.[252]

### 13. Kur'ani i paraprin shkencës

Pohimi i amerikanit **Prof. Dr. Joly Senton** është shumë i rëndësishëm. Sentoni qe ftohur nga feja për shkak të absurditeteve në librin e shenjtë të krishterizmit. Meqë ai njihte vetëm mjerimin e fesë në Perëndim, ashtu pati dashur ta trajtonte në fillim edhe informacionin kur'anor, por, kur u përball me të vërteta aq të qarta saqë nuk mund të kundërshtoheshin, tha me një habi të jashtëzakonshme:

***"Kjo fe*** *(Islami)****, duke i paraprirë shkencës, mund të ndihmojë për arritjen e përfundimeve shumë të suksesshme! Mund të realizojë një transformim shkencor!"***

Me të vërtetë, për ta shprehur pafundësinë e kuptimeve që përmban Kur'ani i Shenjtë i cili është një burim mrekullie i pashtershëm, në ajetet kur'anore thuhet kështu:

252 Shih. Vahiduddin Han, *İslâm Meydan Okuyor,* f. 111-112.

**"Thuaju: "Po qe se deti bëhet bojë për t'i shkruar fjalët e Zotit tim, dhe t'i shtohet edhe një herë aq, deti do të mbarohet pa u mbaruar akoma fjalët e Zotit tim!"** (el-Kehf, 109)

**"Po qe se të gjithë drurët mbi tokë do të bëheshin lapsa, si dhe detrat, duke u shtuar shtatë herë më shumë se ç'janë** (të bëheshin bojë)**, prapëseprapë fjalët e Allahut s'do të mbaroheshin** (së shkruari)**! Nuk ka dyshim se Allahu është mbisundues absolut dhe i urtë!"** (Lukman, 27)

Edhe poeti Zija Pasha, duke u shprehur si në vargjet në vijim, tregon për mahnitjen dhe admirimin që ndjen përballë artit hyjnor qoftë krijues, qoftë verbal:

*Kuptimin kjo mendje e vogël s'ka si ta marrë,*
*Se kjo peshore s'e ngrë dot këtë barrë…*

Pastaj, nën ndjenjat e inforioritetit dhe dobësisë së thellë, e madhëron kështu Zotin:

سُبْحَانَ مَنْ تَحَيَّرَ فِي صُنْعِهِ الْعُقُولُ
سُبْحَانَ مَنْ بِقُدْرَتِهِ يَعْجُزُ الْفُحُولُ

*"Allahun, përballë artit madhështor të të cilit mendjet mbeten të mahnitura, e madhëroj dhe e veçoj nga të gjitha atributet e mangëta!*

*Allahun, i cili, me fuqinë e Tij të pafundme, i lë mendjet të paafta, e madhëroj dhe e veçoj nga të gjitha atributet e mangëta!"*

## D. MREKULLIA E KUR'ANIT NE LIGJVENIE

Meqë zhvillimi në kumtimin hyjnor u mbyll me profetin e fundit, Muhammed Mustafa (s.a.s.), dhe meqë të gjitha kohët dhe vendet pas tij i përkisnin atij, ishte e detyrueshme që **Kur'ani i Shenjtë** i zbritur atij, të përmbante rregullat që do t'i jepnin përgjigje çdo nevoje dhe interesi gjersa të ekzistonte bota! Ja, pra, njëri nga aspektet mrekullore të Kur'anit të Shenjtë është shkëlqimi i pashembullt i tij në fushën e ligjvënies.

Në Kur'anin e Shenjtë, krahas një metode ligjvënëse me rrënjë, ndaj së cilës është e pamundur që juristët të rrinë indiferentë, ndodhen edhe konkluzione dhe ligje të domosdoshëm e të rëndësishëm për të mirën

dhe interesin e njerëzve. Me kalimin e shekujve, kjo veçanti vazhdon të veprojë duke u fuqizuar edhe më shumë.

Në të kundërt me ligjet njerëzore, mrekullia ligjvënëse e Kur'anit shfaqet në faktin se konkluzionet ligjore dhe ligjet që përmban Kur'ani mbeten në përputhje me nevojat e çdo periudhe pavarësisht nga përparimi i kohës, se nuk ka asnjë vend që të mund të kritikohet nga njerëzit e matur dhe me arsye të shëndoshë, se i zgjidh shumë lehtë çështjet shumë të vështira për zgjidhje nga ligjet e tjera, se ligjet që ka vënë përmbajnë urtësi të mëdha dhe se këtë rregullsi të shkëlqyer e ka ngritur në lartësi kulmore shumë më shpejt se në krahasim me të tjerat.

Me sistemin juridik të sjellë nga Kur'ani, Islami i jep përgjigje çdo pyetjeje që mund të vijë nëpërmend brenda përfytyrimit dhe mendësisë njerëzore dhe këto i vë në shesh si një varg elementësh të logjikshëm pa rënë në antagonizëm me vetveten, si dhe në një mënyrë të sistemuar dhe harmonike.

Krahas faktit që Kur'ani i Shenjtë ka sjellë një sistem të drejte juridike që u drejtohet të gjithë shekujve të ardhshëm gjer në kiamet, në të njëjtën kohë, këtë rregullsi e ka formuar brenda një kohe të shkurtër. Mirëpo në jetën e popujve, ligji nuk përkryet qysh në fillim. Asnjë shoqëri nuk mundet që, më parë të ngrejë një strukturë ligjore të përkryer, pastaj, duke u ngjitur lart, të arrijë në nivel qytetërimi. Zakonisht, me ngjitjen lart dalëngadalë të nivelit të kulturës dhe qytetërimit, edhe struktura ligjore e shoqërisë fillon të bëhet e qëndrueshme e të zhvillohet. Në këtë çështje, sociologët dhe juristët janë të një mendimi. Kurse në Gadishullin Arabik, gjendja është zhvilluar në të kundërt me këtë konsens. Mes një populli të paarsimuar që s'kishte marrë asgjë nga dituria, shkenca qytetërimi dhe kultura, ka dalë menjëherë një rregullsi e përkryer që i ka realizuar dhe parashtruar në mënyrën më të bukur e më të shëndoshë të drejtën qytetare, të drejtën civile, të drejtën ndërkombëtare, legjislacionin e luftës dhe paqes.

Eshtë e fiksuar me dëshminë e historisë se asnjë konkluzion dhe shpjegim ligjvënës nuk kanë qenë ndikues, të vlefshëm, aktualë dhe plot me dobira për njerëzimin sa ato të Kur'anit. Orientalistët krishterë dhe hebrenj që kanë bërë studime në këtë specifikë, për të mund ta shpjeguar këtë situatë kaq mrekullore, u janë drejtuar rrugëve të ndryshme jashtë shkencës dhe logjikës, kanë pretenduar se ligjshmëria Islame është huazuar nga e drejta romake. Por kur kanë parë se mes kësaj

hipoteze dhe gjendjes së asaj kohe të Gadishullit Arabik, nuk ka asnjë lidhje, kanë thënë se është marrë nga legjislacioni hebraik dhe kur nuk e kanë gjetur as këtë bindëse, kanë thënë se mund të jetë marrë nga ligjet e Hamurabit. Të gjitha këto janë shfaqje të ikjes nga pranimi i të vërtetës dhe dobësisë përballë të vërtetës. (Buti, *Ravai*, f. 153-155)

Mirëpo hebraizmi është shndërruar në një fe raciste. Hebrenjtë nuk e pranojnë në legjislacionin e Moisiut dikë po që s'është nga bijtë e Izraelit. Me këtë aspekt, hebraizmi nuk e ka forcën dhe mundësinë për ta nxjerrë në shesh të drejtën islame të përkryer.

Sa për Hamurabin, ai dhe juristë të tjerë mund të jenë vetëm çirakë të juristëve të mëdhenj të përgatitur nga Islami, siç është Imam Adhami!

E vërteta është se Kur'ani i Shenjtë ka parashtruar bazat e një drejtësie dhe qytetërimi që nuk i ka parashtruar dot gjer në atë datë asnjë fe, asnjë strukturë civile. Fakti që në mjedisin më beduin (nomad) dhe primitiv, është parashtruar dhe realizuar së pari dhe brenda një kohe të shkurtër një qytetërim i lartë si Islami, është, pa dyshim, një mrekulli. Kurse fakti që parashtrimin dhe realizimin e këtij qytetërimi të shkëlqyer e ka bërë një njeri i paarsimuar që s'ka ditur shkrim e këndim, është një mrekulli edhe më e madhe! Me të vërtetë, komentuesi Kasimí, duke dashur ta shprehë këtë aspekt mrekullor të Kur'anit, thotë kështu:

"Allahu i Lartë e ka edukuar dhe përgatitur bashkësinë shoqërore arabe gradualisht në njëzet e tre vjet. Një zhvillim i këtij niveli, në kushte normale, mund të plotësohet për shoqëri të tjera, me anë të faktorëve shoqërorë, vetëm në disa shekuj..."[253]

Për këtë shkak, mrekullia e Kur'anit është shfaqur, në të njëjtën kohë, brenda një periudhe të shkurtër 23-vjeçare, në ngjitjen në një nivel qytetërimi vlerash si individët, ashtu dhe shoqëritë.

Po qe se konkluzionet ligjore dhe ligjet e Kur'anit do t'i përkisnin një njeriu, do të ishin të dobëta si dhe të gjitha sistemet e tjera njerëzore, do të formoheshin për një kohë shumë të gjatë dhe, pas një kohe të shkurtër, duke mbetur të paafta, do të mbeteshin të dënuara të tërhiqeshin nga jeta e njerëzve. Mirëpo në Kur'an nuk ka ndodhur asnjë ndërhyrje e të Dërguarit të Allahut (s.a.s.). Në lidhje me këtë specifikë, Zoti thotë kështu:

---

253 Muhammed Xhemaluddin Kasimí, *Mehasinu't-Te'vil*, Kahire, pa datë, II, 219.

**"Kur atyre ua kënduam hapur ajetet tona, ata që nuk e prisnin takimin me Ne** (pas vdekjes)**, thanë: "Ose sill një Kur'an tjetër nga ky, ose ndryshoje këtë!" Thuaju: "Ndryshimi i tij nga unë vetë s'është punë që bëhet. Unë nuk e pranoj tjetër gjë veç asaj që më zbritet, sepse, po ta kundërshtoj Zotin tim, sigurisht që frikësohem nga ndëshkimi i ditës së madhe!"** (Junus, 5)

Kurse Sunneti dhe hadithet e të Dërguarit të Allahut përbëhen nga shtjellimi dhe shpjegimi i Kur'anit të Shenjtë.

I Dërguari i Allahut (s.a.s.) formoi me anë të legjislacionit të Kur'anit një shoqëri të tillë që u bë legjendare!

### Shoqëria e Shekullit të Lumtur [254]

Morali i lartë që realizoi i Dërguari i Allahut (s.a.s.) me anë të Kur'anit të Shenjtë ishte aq i efektshëm, saqë një shoqëri më parë injorante, gjysmë të egër dhe, përgjithësisht që s'kuptonte gjë nga qenia njeri, e shndërroi, brenda një kohe shumë të shkurtër, me cilësinë **"sahabe"** që njerëzimi ende e ka zili, në një qytetërim vlerash të papërfytyrueshme. Njerëzit injorantë dhe kriminelë u bënë të kulturuar, njerëzit e egër u bënë të qytetëruar, njerëzit me karakter mëkatar e të ulët u bënë të bindur, domethënë, njerëz jashtëzakonisht të mirë që jetonin me dashurinë dhe frikën ndaj Allahut.

Mendoni një njeri që e gropos përsëgjalli vajzën e tij të vogël, mendoni një njeri me natyrë të egër i cili e sheh skllavin si të ishte një copë druri a guri!.. **Ky njeri i egiër dhe injorant, pasi hyri në Islam dhe e gjeti rrugën e drejtë, krijoi një qytetërim vlerash në moral, edukatë, etikë dhe njerëzillëk**. Njeriu i cili në periudhën e injorancës ndodhej në fundin më të thellë të së keqes, me anë të konkluzioneve dhe vlerave islame u bë majë Everesti!

Shoqëria pagane dhe primitive paraislamike e cila nuk kishte mundur për shumë shekuj me radhë të përgatiste një njeri të vetëm të çmuar, në sajë të veprimtarisë orientuese dhe frymës shpirtërore të të Dërguarit të Allahut (s.a.s.), nxori shumë njerëz të stolisur me tipare të larta që do t'i bëheshin prijës njerëzimit. Dhe këta, frymëzimin dhe begatinë që morën nga Kur'ani dhe Sunneti, e çuan në të katër anët e botës

254 Shekulli i Lumtur: periudha në të gjallë të profetit Muhammed (s.a.s.). Përthyesi.

si pishtar diturie dhe kulture shpirtërore! Drita e rënë në shkretëtirë, duke e marrë pafundësinë nën krahët e veta, i ofroi gjithë njerëzimit të drejtën, drejtësinë dhe begatinë.

Njerëzit e Shekullit të Lumtur të përgatitur nën edukimin e të Dërguarit të Allahut si modeli më i përkryer për botën njerëzore, ishte një shoqëri e vlerave shpirtërore dhe e njohjes intuitive të Zotit. Ajo periudhë qe periudha e meditimit, e njohjes më nga afër të Zotit dhe të të Dërguarit të tij.

Duke e shtresuar tevhidin, besimin monoteist islam në Allahun si Zoti i vetëm i gjithësisë, në epiqendrën e mendimit dhe idealit, sahabet bujarë arritën me sukses t'i hedhin nga zemra interesat temporale[255] ose, e shprehur ndryshe, zotat! Malli, pasuria dhe jeta u shndërruan, nga qëllime, në mjete. U shijua kënaqësia e besimit. Mëshira fitoi dimensione të gjera. Shërbimi u bë mënyrë jetese. U ekspozua personaliteti islam i sakrificës së madhe. Vetëm për të marrë një hadith, sahabet bënë një muaj rrugë vajtje-ardhje. Ata nuk e morën hadithin e personit që mashtronte kalin e vet!

Ata ishin bujarë, të mëshirshëm, njerëz të shërbimit ndaj njerëzimit, sakrifikantë, njerëz të dhurimit, të mbushur plot me dëshirën pasionante për adhurim!

Tek sahabet bujarë u formua një botëkuptim i ri mbi Allahun, gjithësinë dhe nefsin (frymën njerëzore, egon). Ashtu si reflektimi i diellit te një pasqyrë e vogël, përngjasimi esencial me të Dërguarin e Allahut u bë synimi final i tyre. Për rrjedhojë, në jetën e tyre, e mira, e drejta dhe e vërteta fituan qartësi përfundimtare me tërë bukurinë e tyre, po ashtu, edhe e keqja, e shtrembra dhe gënjeshtra, me tërë shëmtinë e tyre!

Sahabet bujarë përjetuan në Mekë një provë besimi. Ata i shkatërruan dhe i asgjësuan të gjitha pengesat që ua prisnin rrugën e besimit. Erdhi çasti që të flijonin pasurinë dhe jetën. Emocioni dhe ekstaza e besimit të përjetuar në Mekë, përgatiti indin shpirtëror të një qytetërimi të pashoq në Medinë.

Kufijtë e qytetit-shtet islam të vogël të përbërë të themeluar në Medinë dhe të përbërë prej afro katërqind familjesh, brenda dhjetë vjetëve arriti në Irak dhe Palestinë. Në momentet e vdekjes së të Dërguarit të

255 Në origjinal: dunyevî (turq.), temporale, materiale dhe kohore, që i përkasin kësaj bote, të kufizuara në kohë dhe hapësirë. Përkthyesi.

Allahut (s.a.s.) shteti i vogël ndodhej në luftë me Perandorinë e Bizantit dhe Iranin, kurse për sahabet nuk kishin ndryshuar gjendja e dhjetë vjetëve më parë, qëndrimi dhe sjellja, mënyra e jetesës, niveli i mirëqenies dhe gjeometria e shtëpive. Ata vazhdonin të jetonin në përkorësi. Konsumimi i tepërt, babëzia, luksi dhe dukja ishte një mënyrë jetese e panjohur për shoqërinë e sahabeve. Ata ndodheshin vazhdimisht të vetëdijshëm për faktin se **"nesër, konaku i këtij trupi e i kësaj fryme do të ishte varri".** Për këtë shkak gjithmonë u ruajtën e u shmangën nga caktimi për veten e vet dhe nga pëdorimi me të tepërt i të mirave materiale të kësaj bote. Me shijen dhe emocionin e besimit, këto të mira i përdorën si mjete për orientimin dhe lumturinë e njerëzimit. Jetës së vet i dhanë formë të orientuar për fitimin e pëlqimit të Allahut. Kështu.

Njëri nga shkaqet që Islami u përhap me shpejtësi dhe kthjelltësi si agimi i një dite të bukur pranverore mes shoqërive njerëzore të përdhunuara, të shtypura, të shfrytëzuara e të neveritura, ishte fakti që sahabet kudo që shkuan, shpalosën një identitet islam të përkryer. Sepse sahabet bujarë që ishin nxënësit e vërtetë të të Dërguarit të Allahut, ishin besimtarë që i shihnin robtë e Allahut me vështrimin e Tij të dhembshur e të mëshirshëm, besimtarë sakrifikantë, të drejtë e të ndershëm, zemërgjerë, të mbushur plot me nurin, dritën e misionit profetik.

Në qendër të miqësisë, ata kishin vendosur Zotin e tyre dhe të Dërguarin e Tij. Kështu, **një shoqëri që nuk dinte të shkruante e lexonte**, arriti kulme në qytetërim. Të gjitha zemrat ndodheshin vazhdimisht nën emocionin e lartë "ç'kërkon Allahu prej nesh, i Dërguari i Allahut si kërkon të na shohë ne?"

Duke shpëtuar nga nefsi urdhërues (egoja imponues), ata u shndërruan në besimtarë që e gjykojnë vetveten. Ata i atrofizuan ndjenjat egoistike. Duke i përkryer kapacitetet e larta të ardhura nga krijimi, pra, të bashkëlindura, përparuan në atë që, në gjuhën e mistikës, quhet "vuslat", afrim dhe komunikim konfidencial me Zotin. Njerëz të egër dhe nomadë morën trajtë të brishtë e të tejdukshme si të qenë bërë engjëj! Omeri zemërgur i paraislamit, u bë Hz. Omeri zemërbutë pasi hyri në gjirin e Islamit.

Njeriu i egër i cili, duke ia shkëputur të bijën e vogël nënës nga zemra, e çonte për ta groposur të gjallë, pas Islamit u bë një engjëll dhembshurie që përthyhej më dysh nga dhimbja dhe lotët për të tjerët! Zemrat u shndërruan në selí të mëshirës dhe dhembshurisë. Gjokset e

drobitur u qetësuan, gjetën prehjen e kërkuar në mënyrë të pashpresë prej kohësh që s'mbaheshin mend! Zemrat iu bënë strehë vejushave, jetimëve dhe të të vetmuarve.

Nëse mund të shprehemi kështu, njeriu që ndodhej në fundin, në truallin e Oqeanit Indian, domethënë, në vendin më të errët të injorancës, padrejtësisë dhe dhunës, duke marrë pjesë nga indi i zemrës së të Dërguarit të Allahut, u ngjit në kulm në mëshirë, dhembshuri, si dhe në vështrimin e krijesës së Allahut me mënyrën e vështrimit të Allahut!

Ata ishin shembuj të gjallë të mrekullisë kur'anore. Ata arritën majat në zgjuarsi, mençuri si dhe në përfaqësimin e vlerave njerëzore, u bënë kulmi i virtytit të njerëzimit.

Në atë periudhë, funksionet e arsyes dhe të ndjenjës që e bëjnë besimtarin të përkryhet, u përdorën përbashkësisht dhe brenda një harmonie të lartë. Duke u mbajtur gjallë elementi i emocionit dhe pasionit tek besimtari, meditimi u thellua. Njerëzit jetuan me vetëdijen se kjo botë ishte një mësonjëtore prove. Zemrat e tyre u bënë të afërta për madhështinë hyjnore dhe rrymat e fuqisë hyjnore. Ata s'u lodhën e s'u mërzitën pse udhëtuan gjer në **Samarkand** e gjer në **Kinë** për të këshilluar të mirën dhe për ta penguar të keqen! Me dëshirën për t'u bërë pretekst orientimi dhe me frikën nga rënia e mundshme qoftë edhe në mefshtësinë më të vogël në shërbim, Ejub el-Ensariu 80-vjeçar mori pjesë dy herë në fushatën e Stambollit. Sepse dekreti hyjnor i Zotit, **"mos e hidhni veten në rrezik me duart tuaja"[256],** ndodhej i gjallë në zemrën e tij. Edhe shokët e tij pasardhës e çuan orientimin e udhës së drejtë gjer në **Andaluzi**. Pastaj, tre shekujt e parë të Shtetit Osman të formuar me 400 kalorës shumë shekuj pas tyre, ishin pothuaj shembëlltyrë identike e përsëritur kohë më kohë e periudhës së sahabeve!

Një shoqëri pagane dhe injorante e cila mëparë jetonte në errësirë të thellë, me orientimin e Profetit tonë u shndërrua në **"të ditur të vërtetë"**. Meditimi u zhvillua, nisi meditimi i thellë mbi formimin e trupit të njeriut nga një pikë uji, e zogut nga një vezë e thjeshtë, pemëve dhe frutave nga një farëz që s'ta mbushte syrin, etj. Jeta iu indeksua pëlqimit të Allahut. Mëshira, dhembshuria, thellësia në parashtrimin e drejtësisë arritën kulme.

Sahabet bujarë shpalosën një personalitet të bukur muslimani. Duke përballuar çdo lloj sakrifice, kërkuan pëlqimin e Allahut në çdo

256 el-Bakara, 195.

frymëmarrje, në çdo qëndrim e veprim. Me një zemër të tillë zhvilluan këshillimin e së mirës dhe ndalimin e së keqes! Çastet më kënaqësidhënëse e më kuptimplote të jetës për ta, u bënë kohët kur u transmetonin njerëzve mesazhin e tevhidit, besimit monoteist islam mbi Allahun si Zoti i vetëm i gjithësisë. Ndërsa ndodhej në çastet e fundit para ekzekutimit, sahabiu e falenderoi kriminelin e mjerë që i njohu edhe tri minuta kohë, dhe i tha:

"Domethënë, për ta kumtuar fenë, paskam edhe tri minuta kohë!"

Shkurt, sahabet bujarë jetuan bashkë me Kur'anin dhe për Kur'anin dhe jetën Kur'anit ia kushtuan! Ata shpalosën një zell dhe shërbim të paparë në histori! U bënë viktima të torturës, mundimit, shtypjes, dhunës dhe padrejtësisë, por kurrë nuk bënë lëshime në vlerat të cilave u besonin. Për të mund të jetuar ajetet e dërguara nga Allahu, emigruan duke braktisur mallin, pasurinë, tokën, shtëpinë, vatanin duke ditur se si ta flijonin çdo gjë që kishin në këtë synim.

Ata u treguan të zellshëm për ta mësuar dhe jetuar çdo ajet ashtu siç duhej. Ata s'u ndanë nga Kur'ani as në çastet më të rrezikshme, madje.

Abbadi (r.a.) të cilin Profeti, gjatë një fushate, e pati lënë roje, kishte qëndruar në namaz. Armiku filloi ta gjuajë me shigjeta. Ndërkaq, vetëm pasi mori dy-tri shigjeta, Abbadi (r.a.) i bëri zë shokut të tij roje, Hz. Ammarit, i cili, pasi e mori vesh gjendjen, i tha me qortim:

"Pse nuk më lajmërove pasi të qëlloi shigjeta e parë?"

Dhe Abbadi (r.a.) i dha këtë përgjigje:

"Isha duke kënduar një sure, prandaj nuk desha ta prish namazin pa e mbaruar atë. Por kur shigjetat nisën të vinin njëra pas tjetrës, e ndërpreva këndimin dhe rashë në ruku. Betohem në Allahun se po të mos kisha frikë se mos e humbisja këtë rrugëkalimi që më urdhëroi i Dërguari i Allahut ta mbroja, do të parapëlqeja më mirë të vdisja sesa ta lija suren përgjysmë dhe ta ndërprisja namazin!" (Ebu Davud, *Taharet*, 78/198; Ahmed, III, 344; Ibni Hisham, III, 219; Vakidi, I, 397)

Sahabet bujarë jetonin një jetë me përmbajtje Kur'anin. Çdo shtyllë e fesë ishte për ta një kënaqësi e pashijuar dot gjer në fund. Çdo ajet i zbritur ishte për ta si një sofër e zbritur nga qielli. I gjithë zelli që tregonin dhe të gjitha përpjekjet që bënin, kishin për synim të mund ta kup-

tonin dhe përjetonin Kur’anin, e thënë ndryshe, të mund të bëheshin një model i bukur!

Fakti që gjatë lidhjes së kurorës martesore, nusja e sahabiut i kërkonte të shoqit si shpërblim kurore t’ia mësonte asaj pjesët që njihte nga Kur’ani, ishte një tablo e shkëlqyeshme, e paimagjinueshme virtyti që tregonte emocionin besimor të tyre![257]

Ata sahabe, shokë të Profetit, parapëlqenin ndaj shtratit të ngrohtë të ngriheshin natën për të falur namaz, për të kënduar Kur’an dhe për të bërë lutje në kohën e agimit. Kalimtarët që kalonin përngjatë shtëpive të tyre në errësirën e natës, dëgjonin si zukatje blete ziqër dhe meloditë e Kur’anit. Profeti ynë u mësonte Kur’an atyre edhe në kushtet më të vështira!

Kur, një ditë, Ebu Talha (r.a.) shkoi pranë të Dërguarit të Allahut (s.a.s.), e gjeti atë duke u mësuar Kur’an në këmbë shokëve të Sofatit. **Për ta drejtuar mesin që i ishte përthyer më dysh nga uria, i Dërguari i Allahut kishte lidhur në bark një gur!** (Ebu Nuajm, *Hilje*, I, 342)

Ja, pra, preokupimi i tyre më i rëndësishëm ishte ta kuptonin librin e Allahut, ta mësonin dhe të meritonin të njihnin shfaqjet urtësore të tij, të vepronin sipas kërkesave të tij. Shijen dhe kënaqësinë e jetës e gjenin duke e kënduar Kur’anin përsëri e përsëri, për ta dëgjuar, gjithashtu, përsëri, dhe duke e zbatuar në jetë!

Sahabet bujarë e morën të Dërguarin e Allahut për model dhe, si rezultat i kësaj, Medina e Ndritshme u mbush me hafizë dhe dijetarë.

Cilët ishin faktorët që i drejtonin sahabet për tek Kur’ani i Shenjtë?

- Si njerëz të paarsimuar, ata s’kishin mbetur nën ndikimin e asnjë kulture. Pastaj, ata i përqëndruan të gjitha forcat mendore dhe ndjesore te Kur’ani. Kështu u krijua një kulturë kulmore. Kjo kulturë i preu rrugën dhunës dhe padrejtësisë, u njohu të gjitha krijesave të drejtën e një jete të qetë!

- Zbritja e Kur’anit pjesë-pjesë e lehtësoi mësimin përmendësh dhe zbatimin praktik të Kur’anit, u bë një arsimim dhe edukim gradual.

- Vendosja e detyrueshmërisë së këndimit të Kur’anit në namaz u bë për ta gjithmonë një sugjerim. Kështu, u rrit afërsia me Kur’anin.

257 Shih. Buhari, *Nikah*, 6, 32, 35; *Fedailu’l-Kur’an*, 21, 22; Muslim, *Nikah*, 76.

- Ata morën shembull nga rrëfimet e Kur'anit me qëllim që vendimet që merrnin dhe aktet që kryenin të ishin gjithmonë të qëlluara e me vend.

Ja, pra, një periudhë e tillë qe Shekulli i Lumtur që Kur'ani e nxori në shesh brenda një kohe të shkurtër. E gjithë bota e soditi e mahnitur shoqërinë e zgjedhur të atij shekulli dhe edhe sot vazhdon ta shfaqë ende mahnitjen dhe admirimin e saj për ta!

Po sikur tani, në shekullin XXI, të gjithë psikologët, sociologët, pedagogët, socio-antropologët, inxhinierët e opinionit publik, filozofët e të tjerë si këta, të bashkohen e të përpiqen, a mund të edukojnë vetëm disa njerëz si pjesëtarët e shoqërisë së Shekullit të Lumtur, të pajisur me cilësi të larta?

Një nga figurat më me rëndësi të metodologjisë juridike islame, **Karafiu** (vd. 684), ka thënë kështu:

"Sikur i Dërguari i Allahut (s.a.s.) të mos kishte asnjë mrekulli tjetër, vetëm fakti që arriti të edukonte brezin e sahabeve bujarë mjaftonte për ta vërtetuar profetësinë e tij!"

Kur'ani i Shenjtë i cili nxori në shesh Shekullin e Lumtur, vazhdon edhe sot ta ruajë freskinë, ndikueshmërinë dhe vlefshmërinë. Shoqëritë që mbahen fort pas Kur'anit, fitojnë vitalitet për çdo kohë, kurse shoqëritë që nënvleftësojnë dhe e braktisin, shthuren, shkatërrohen e mbarojnë. Kështu, **Lafajeti** (vd. 1834), i cili i pati shqyrtuar parimet e Kur'anit mbi drejtësinë dhe lirinë, është detyruar të deklarojë me mahnitje të madhe:

"O arab i famshëm, sadoqë të vlerësohesh, ti e ke pak, sepse ti ke gjetur vetë drejtësinë!" (Miras, *Tecrîd-i Sarîh Tercemesi*, IX, 289)

Në të kundërt me këtë, idetë pozitive ose negative të parashtruara nga filozofët, të cilët nuk e kanë edukuar mendjen me anë të revelacionit hyjnor, në emër të qetësisë shoqërore dhe moralit, në përgjithësi kanë mbetur në librat nëpër raftet e pluhurosura të bibliotekave, kurse jeta e atyre që kanë kaluar në praktikë, ka vazhduar shumë shkurt. Fundja, filozofët në fjalë nuk kanë mundur t'i konkretizojnë dhe zbatojnë thëniet e veta as në jetën e vet, as dhe te njerëzit që i kanë ndjekur në ide. Idetë e tyre kanë mbetur thjesht si teori.

Për shembull, Aristoteli, megjithëse ka hedhur themelin e një sërë ligjeve dhe rregullave të filozofisë së moral-etikës, ngaqë pati mbetur

larg revelacionit hyjnor, nuk mundemi të shohim as dhe një njeri të vetëm që t'i ketë besuar filozofisë së tij dhe, duke e zbatuar atë në jetë, ta ketë arritur lumturinë! Gjithashtu, kryevepra e Farabiut, *"Qyteti ideal"* (el-Medinetul Fadila) e cila përmban idetë e tij mbi "qytetin e së bukurës dhe shoqërinë ideale" të përfytyruar prej tij, nuk ka gjetur asnjë mundësi zbatimi praktik! Idetë e veprës së tij nuk kanë dalë dot jashtë rreshtave të librit, por kanë mbetur vetëm ushqim për krimbat, sepse nuk janë thënë duke i jetuar dhe nuk kanë qenë gjëra me burim hyjnor që të kenë gjetur satisfaksion nga vullneti hyjnor!

## E. KARAKTERI MREKULLOR I KUR'ANIT PER SA I PERKET KOHES SE DERGIMIT

Në shekullin e shkencës dhe elektronikës në të cilin ndodhemi, është kuptuar akoma më mirë se një nga mrekullitë më të rëndësishme të Kur'anit është fakti se koha e dërgimit të tij është e gjetur me një saktësi tejet të përsosur.

Po qe se Kur'ani i Shenjtë dhe Hz. Muhammedi (s.a.s.) do të ishin dërguar jo kur u dërguan, por më parë, do të ndodhte që të përkonin me një moment kur njohja njerëzore nuk do ta arrinte dot horizontin e Kur'anit. Nga ana tjetër, po të ndodhte ky dërgim në një kohë të mëvonshme, do të krijohej përshtypja që mrekullitë për të cilat u bë fjalë këtu, përveç sa e sa të tjerave, ishin marrë nga ndonjë vepër njerëzore ose ishin konsiderata të ndonjë grupi dijetarësh. Vetëm se nuk ndodhi aspak kështu, por nga ana e fuqisë së lartë u bë një përcaktim kohor plotësisht i qëlluar që mund të arrihej vetëm prej tij. Zoti i Lartë si zotërues i diturisë së amshuar, ia ka ofruar ata njerëzimit në kohën më të përshtatshme.

Eshtë për këtë arsye që Kur'ani është një mrekulli e vazhdueshme gjer në kiamet.

Kur'ani i Shenjtë i jepte një beduini 1400 vjet përpara atë që kërkonte, duke e kënaqur plotësisht, ia rregullonte jetën në formën më të bukur. Edhe sot, duke i zbuluar brenda një plani, në kohën e duhur, njohuritë dhe të dhënat që do ta ngopnin edhe njeriun e shkencës në nivelin më të lartë, ia nënshtron me admirim vetes këdo duke e mahnitur dhe hutuar! Sepse ai është plot me njohuritë dhe të dhënat më të përkryera që do t'u paraprinin të gjitha përparimeve shkencore gjer në

kiamet. Për rrjedhojë, të gjitha zbulimeve që kanë për t'u bërë këtej e tutje, patjetër që do t'ua shohim shenjat në Kur'an!

Për më tepër, edhe fakti që njohurive mrekullore të Kur'anit mund t'u afrohet akoma më shumë me anë të zbulimeve shkencore, është një premtim i Zotit i shfaqur në ajete si mrekulli. Këto situata të jashtëzakonshme e mrekullore në Kur'an janë realizimi dhe vërtetimi i të vërtetave të larta në kuadrin e premtimit hyjnor kur t'u vijë koha. Allahu i Lartë urdhëron:

**"Ne do t'ua tregojmë njerëzve ajetet** (provat dhe argumentet) **tona në botën e jashtme** (objektive) **dhe në vetet e tyre** (subjektive) **që ta kuptojnë mirë se ai** (Kur'ani) **është i vërtetë!.. A nuk mjafton Zoti yt si dëshmitar për çdo gjë?** (Fussilet, 53)

Kuptimi i këtij ajeti mund të shprehet edhe kështu:

**"Në kohën dhe vendin e duhur, Ne do t'ia tregojmë njeriut argumentet dhe provat që gjenden si në botën e jashtme që e rrethon, ashtu dhe në strukturën e tij materiale e shpirtërore, si dhe që vërtetojnë ekzistencën dhe përsosmërinë e fuqisë sonë!"**

Gjithësia e cila është shfaqja praktike e emrave hyjnorë, quhet bota e madhe (âlemi kubrâ – makrokozmos), kurse njeriu i cili është një bukuri shpikjeje ku shfaqjet e emrave hyjnorë ndodhen në gjendje të përqëndruar, quhet bota e vogël (âlemi sugrâ – mikrokozmos). Njohuritë materiale dhe shpirtërore të konstatuara dhe evidentuara nga shkeca lidhur me këto dy botë, dhe që i lënë të mahnitura mendjet dhe gjykimet, duke ia bërë të njohur njeriut dobësinë e vet, nxjerr në shesh shfaqjen e të vërtetës:

مَنْ عَرَفَ نَفْسَهُ فَقَدْ عَرَفَ رَبَّه

"Kush njeh vetveten, njeh edhe Zotin". Sa bukur e shpreh i dashuruar i apasionuar i Zotit, poeti Junus Emre:

**"Fillim e mbarim, dituria është veten ta njohësh!"**

Fakti që në trupin tonë, çdo mekanizëm, çdo fakultet dhe organ funksionojnë veç e veç, janë shfaqje e artit të Zotit. Po qe se funksionimi i tyre do t'i lihej vullnetit tonë, sa defekte do të bënim, vallë, çdo ditë e çdo moment? Edhe sikur në këtë gjë do të ishim tejet të suksesshëm, sapo të binim në gjumë, do ta humbnim jetën…

Zoti i Lartë thotë:

**“... Dhe thanë: “Sikur t’i kishin zbritur mrekulli nga Zoti i vet!” Thuaju: “Mrekullitë ndodhen vetëm në lartësinë e Allahut, kurse unë jam vetëm një paralajmërues i hapur!” A nuk u mjafton** (si mrekulli) **që të kemi zbritur ty librin që u këndohet vazhdimisht atyre? Sigurisht, në të ka mëshirë dhe shembuj mësimdhënës për një popull që beson!”** (el-Ankebut, 50-51)

**“A nuk meditojnë ata mbi Kur’anin? Apo mos i kanë zemrat të drynosura me disa palë dryna?”** (Muhammed, 24)

Po qe se, përballë madhështisë dhe salltanetit hyjnor, njeriu e ndjen dobësinë, asgjënë dhe mjerimin e vet, patjetër që atij i hapet një horizont për tek njohja hyjnore, orientohet për te afrimi dhe konfidenca me Zotin.

Kurrë nuk duhet harruar se të vërtetat e njoftuara nga Kur’ani, jo vetëm që, kur t’i vijë koha, do të shfaqen dhe realizohen para njerëzimit një nga një duke i lënë mendjet të mahnitura, por edhe të dhënat mbi jetën pas vdekjes do të zbulohen patjetër. Sigurisht që ringjallja, llogaria, sirati, peshorja, xhenneti, xhehennemi dhe njohuritë e tjera janë të vërteta dhe absolute.

*Ç’lumturi për ata të cilët, duke marrë mësim ashtu siç duhet nga kjo botë e përkohshme, e pasurojnë jetën e zemrës me begati dhe frymëzime të larta nga Kur’ani dhe Sunneti...*

*Ç’lumturi për ata të cilët, duke u përgatitur mirë për në jetën e pasosur, munden t’i çojnë Zotit një zemër të paqëtuar!*

# PASTHENIE

Ngaqë Islami është një botëkuptim universal, është e natyrshme që në sistemin ideor të tij të gjenden rregullsitë mbi të gjitha shkencat, si drejtësia juridike, moral-etika, ekonomia, etj. që rregullojnë qëndrimet dhe sjelljet e njerëzve, duke qenë e domosdoshme që rregullsitë në fjalë të përmbajnë çdo çështje, nga më e thjeshta, te më e përkryera, nga më konkretja, te më abstraktja. Ndërkaq, ndërsa një pjesë e këtyre janë çështje elementare dhe temporale që kanë lidhje me këdo dhe i interesojnë kujtdo, një pjesë tjetër janë thellësi sublime dhe të vërteta mbi botën e së fshehtës, përballë të cilave mbeten të dobëta e të paafta edhe aftësitë njohëse të nivelit të lartë. Ja, pra, vështirësia në trajtimin dhe shqyrtimin e pikërisht këtyre çështjeve është aq e hapur dhe e qartë, sa të mos ketë nevojë për shpjegim. Sidomos kur është fjala që trajtimi dhe shqyrtimi të bëhen duke shkruar libër, që do të thotë t'u shkruash letër bashkëbiseduesve të panjohur, vështirësia shtohet edhe më shumë.

Nga një këndvështrim, kjo punë do të thotë ta marrësh në sy kacavjerjen në të përpjeta të thepisura për t'iu ngjitur majave dhe etjen në zbritjen tatëpjetave. Eshtë e padiskutueshme që, edhe nëse përpjekja për t'i parashtruar këto të vërteta vështirësisht të ndërthurura dhe abstrakte brenda kornizës së mundësive të arsyes, shkencave teorike dhe eksperimentale dhe gjuhës, është bërë një preokupacion, nga i cili shumë njerëz e kanë krejt të pamundur të heqin dorë, arritja, në këtë përpjekje, e një suksesi në kuptimin e plotë të fjalës, është e pamundur!

Nga ana tjetër, meqë këto çështje e kapërcejnë fuqinë njerëzore, duhet vepruar sipas parimit islam, "nuk braktiset e tërë gjëja vetëm sepse nuk arrihet dot e tëra e saj"! Edhe ne presim nga lexuesit tanë të respektuar që, duke pasur mirësinë ta konsiderojnë se edhe ne e kemi respektuar këtë parim, të na shohin të justifikuar për mungesat në njohjen dhe shpjegimin e gjërave.

Veç kësaj, le ta pohojmë edhe këtë se njohja dhe gjykimi njerëzor zhvillohen me anë të mbresave që marrim nga kjo botë. Prandaj, është e pamundur që, për të vërtetat abstrakte, vëzhgimi i të cilave në kuptim absolut është i pamundur, të mos bihet në gabim ose të mund të shpjegohen ato pa firo. Po kështu, është e pamundur që e vërteta e Krenarisë

së Gjithësisë (s.a.s.) si mrekulli krijimi, si dhe Kur'ani i Shenjtë i sjellë prej tij si mrekullia më e madhe e Tij e cila do të vazhdojë të veprojë gjer në kiamet, të mund të njihen me të gjitha të fshehtat dhe të shpjegohen përsosmërisht me anë të fuqisë njerëzore.

Kështu, përshkrimet e xhennetit, xhehennemit dhe të ngjashme, janë shprehje sipas njohjes sonë të një cilësie, origjinali i së cilës ndodhet vetëm në dijen e Zotit. Konsideratat dhe vlerësimet e bëra me arsye dhe zemër të kulluar mbi të gjitha të vërtetat metafizike të fesë, janë të drejta, por të mangëta. Të drejta, sepse vetëm kaq është konceptimi dhe shpjegimi i tyre sipas mbresave të marra nga kjo botë; të mangëta, sepse ndryshimi mes cilësive të ngjashme të vëzhguara në këtë botë dhe cilësive që pandehim se kemi mundur t'i konceptojmë duke i përdorur ato mbi një bazë krahasuese, është i pafund në fuqi të dytë. Për të vërteta të tilla ka nevojë për mjete të tjera të përshtatshme për njohje e shpjegime, dhe mundësi të tjera. Për shembull, e ashtuquajtura "ru'jetullah", "soditja e Allahut"… A mos nuk është e mangët shprehja brenda fjalës "ru'jet" (soditje) e kësaj cilësie që do të ndodhë për besimtarët në jetën e pasme, ahiret? Eshtë në mënyrë të pashpresë e mangët, mirëpo, për shpjegimin e saj është e domosdoshme për të mund ta shprehur sipas aftësisë njohëse njerëzore!

Eshtë për këtë arsye që njerëzit nuk munden të marrin diçka më shumë se kapaciteti i enës që e kredhin në oqeanin e së vërtetës. Siç është e pamundur të mblidhet e futet deti në një gotë!.. Edhe gjuha është një enë, edhe truri është një enë, edhe syri, përsa u përket gjërave që mund të rrokë, është një enë, etj. Gjithçka e dënuam me dobësi dhe pamundësi në shprehjen sipas aftësisë njohëse njerëzore!

Zoti e përshkruan kështu në ajetin kur'anor madhështinë e tij të pamundur për t'u konceptuar me anë të njohjes njerëzore:

**"Po qe se të gjithë drurët mbi tokë do të bëheshin lapsa, si dhe detrat, duke u shtuar shtatë herë më shumë se ç'janë** (të bëheshin bojë)**, prapëseprapë fjalët e Allahut s'do të mbaroheshin** (së shkruari)**! Nuk ka dyshim se Allahu është mbisundues absolut dhe i urtë!"** (Lukman, 27)

Duhet menduar kështu: Përballë mbretërimit dhe madhështisë hyjnore të pafundme në fuqi të dytë, sa është vëllimi i enës njerëzore?

Nga ana tjetër, e vërteta s'ka për t'u kufizuar vetëm e vetëm për hir të dobësive të njohjes dhe shpjegimeve njerëzore!

Në këto kushte, jemi të detyruar që, duke ia lënë fjalën heshtjes e cila zotëron mundësinë më të gjerë për ta përmbajtur të vërtetën, ta mbyllim këtu diskutimin tonë…

Nuk kemi zgjidhje tjetër veçse të mbështillemi brenda frymës shpirtërore të Krenarisë së Gjithësisë (s.a.s.)! Allahu i Lartë është shpëtimtari i vetëm i të gjithë të pashpresëve!

**Në oqeanin e dobësisë sonë: Na eja në ndihmë, o Zot!**

**Me ty, o i Dërguari i Allahut!**

# BURIMET BIBLIOGRAFIKE


Abbas Mahmud Akkâd, *Mevsûa,* Bejrut ts.,

Abdullah bin Mubârek, *Kitâbu'z-Zuhd,* thk. Habîbu'r-Rahmân el-A'zamî, Bejrut ts., (Dâru'l-kutubi'l-ilmijje).

Abdurrezzâk b. Hemmam, *Musannef,* I-XI, Bejrut, 1970.

Abdulkadir Atâ, *Adhametu'l-Kur'ân,* Bejrut 1984.

Abdulmecîd Zindânî, *Kur'ân'da İlmî Mûcizeler,* trc. Resul Tosun, İstanbul 1995, (Kayıhan Yayınları)

Ahmed bin Hanbel, *el-Musned,* I-VI, İstanbul 1992; *ez-Zuhd,* yy. ts; *Fedâilu's-sahâbe,* Bejrut 1983.

Ahmed bin Mubârek, *el-İbrîz,* Bejrut 2004.

Ahmed Cevdet PaSha, *Kısas-ı Enbiyâ ve Tevârih-i Hulefâ,* İstanbul 1976.

Ali el-Muttakî, *Kenzu'l-ummâl,* I-XVI, Bejrut 1985.

Ali el-Kârî, Ebu'l-Hasan Nureddin Ali bin Sultan Muhammed, *Mirkâtu'l-Mefâtîh sherhu Mishkâti'l-Mesâbîh,* I-XI, Bejrut 1992, (Daru'l-Fikr).

Ajnî, Ebû Muhammed Bedreddin Mahmûd bin Ahmed, *Umdetu'l-Kârî Sherhu Sahîhi'l-Buhari,* I-XXV, Bejrut, Idâretu't-Tıbâati'l-Munîrijje, ts.

Babanzâde Ahmed Naîm-Kâmil Mîras, *Sahîh-i Buhari Muhtasarı Tecrîd-i Sarîh Tercumesi ve Sherhi,* I-XIII, Ankara, 1993.

Belâdhurî, Ebu'l-Abbâs Ahmed bin Jahjâ, *Ensâbu'l-eshrâf,* Mısır, 1959.

Bejhakî, Ebû Bekir Ahmed bin el-Husejn, *es-Sunenu'l-kubrâ,* I-X, Dâru'l-fikr, ts; *Shuabu'l-îmân,* I-IX, Bejrut, 1990; *Delâilu'n-Nubuvve ve Ma'rifeti Ahvâli Sâhibi'sh-Sher'ijje,* I-VII, ta'lîk: Abdulmu'ti Kal'axhî, Bejrut 1985; *ez-Zuhdu'l-kebîr,* Kuvajt 1983.

Buhari, Ebû Abdillâh Muhammed bin İsmâil, *el-Xhâmiu's-sahîh,* I-VIII, İstanbul, 1992; *el-Edebu'l-mufred,* Bejrut 1989.

Bursevî, Ismail Hakkı, *Rûhu'l-Beyân,* İstanbul 1969.

Dârekutnî, Ebu'l-Hasen Ali bin Umer, *Sunen*, I-IV, Bejrut 1986.

